# PASQYRA E LËNDËS

Faqe





Faqe

Tirazhi: 30 000 kopje Formati: 60 x 88/16 Stash. 2204-72

Shtypur në Kombinatin Poligrafik
Shtypshkronja «MIHAL DURI» — Tiranë

1976

# I EMRI

## GJINIA

§ 1. Gjinia e emrave në shumicën dërrmuese të rasteve mund të dallohet morfologjikisht nga mbaresat që marrin ata në trajtën e shquar të rasës emërore të njëjësit:

emrat mashkullorë marrin mbaresën **-i** ose **-u**: *plep-i, mendim-i, vëlla-i, burr-i* (burrë), *gjum-i* (gjumë), *zog-u, dhe-u* etj.;

emrat femërorë marrin mbaresën **-a** ose **-ja**:[1] *këng-a, pushk-a, shtëpi-a, lule — lul-ja, ujitje — ujit-ja, radio — radio-ja* etj.;

emrat asnjanës marrin mbaresën **-t(ë)** ose **-it**: *të ftohtë-t, të verdhë-t, të zi-të, të ecur-it* etj.

**Shënim.** Këtu është fjala në radhë të parë për emrat e përgjithshëm. Gjinia gramatikore e emrave të përveçëm të njerëzve përcaktohet nga seksi i personit përkatës, p.sh. *Lekë — Leka, Dedë — Deda, Kolë — Kola, Koço — Koçoja* janë emra mashkullorë, megjithëse shkojnë pas lakimit të emrave femërorë, nga ana tjetër, emra si *Nermin-i, Antigoni* etj., janë emra femërorë, megjithëse shkojnë pas lakimit të emrave mashkullorë. Po kështu disa emra si *axhë — axha, dajë — — daja, gegë — gega, toskë — toska,* që shënojnë frymorë të seksit mashkullor, megjithëse shkojnë pas lakimit të emrave femërorë, i përkasin gjinisë mashkullore[2] (janë emra mashkullorë të lakimit të tretë, —shih më poshtë § 38).

Gjinia gramatikore e emrave të mësipërm, të përveçëm e të përgjithshëm, shprehet sintaktikisht: fjalët përcaktuese dhe fjalët e tjera që përshtaten me këta emra, vihen në trajtën e gjinisë mashkullore, p.sh.: *Leka* **i Madh**; *Kola është* **punëtor i dalluar**; *Nermini është* **punëtore e dalluar; ***axha* **im;** *daja* **i vogël** etj.

1) Marrin **-ja** në trajtën e shquar vetëm emrat që dalin më **-e** ose **-o** të patheksuar

2) Shih edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 8a.

§ 2. Ka një numër emrash, të cilët dikur përdoreshin në mbarë gjuhën si asnjanës dhe e formonin trajtën e shquar të emërores **e të** kallëzores me mbaresën **-t**, p.sh.: *drithë-t*, *gjalpë-t* etj. Kjo formë dëgjohet ende sot nëpër dialektet e në të folurit e brezit të vjetër. Në gjuhën letrare të sotme këta emra përdoren si mashkullorë, d.m.th. e formojnë trajtën e shquar të emërores së njëjësit me mbaresën **-i** dhe trajtën e shquar të kallëzores me mbaresën **-in**. Emrat në fjalë janë:

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| **ballë** | – *ball*i | – *ball*in | **gjalpë** | – *gjalp*i | – *gjalp*in |
| **brumë** | – *brum*i | – *brum*in | **lesh** | – *lesh*i | – *lesh*in |
| **djathë** | – *djath*i | – *djath*in | **miell** | – *miell*i | – *miell*in |
| **drithë** | – *drith*i | – *drith*in | **mish** | – *mish*i | – *mish*in |
| **dyllë** | – *dyll*i | – *dyll*in | **mjaltë** | – *mjalt*i | – *mjalt*in |
| **dhallë** | – *dhall*i | – *dhall*in | **ujë** | – *uj*i | – *uj*in |
| **dhjamë** | – *dhjam*i | – *dhjam*in | **vaj** | – *vaj*i | – *vaj*in |
| **grurë** | – *grur*i | – *grur*in | | | |

**Shënim 1.** Trajtat asnjanëse të këtyre emrave mund të përdoren në vepra letrare për të individualizuar ndonjë personazh me anë të gjuhës ose për të karakterizuar gjuhën e një epoke të kaluar. Ato mund të përdoren gjithashtu edhe në shprehje frazeologjike, p.sh.: *m'u ngjeth mishtë*, ose kur kanë marrë një kuptim të veçantë, p.sh.: *ujët* (në kuptimin «ujët e hollë»), *dhjamët* (në mjekësi, p.sh.: *operoi dhjamët*).

**Shënim 2.** Emri *krye*, kur përdoret me kuptimin «kokë», në rasën emërore ose kallëzore, është kurdoherë asnjanës dhe e formon trajtën e shquar me mbaresën -t, p.sh.: *më dhemb kryet*, ndërsa, kur përdoret me kuptimin «kryetar, i parë» ose «kapitull» (libri) është kurdoherë mashkullor dhe e formon trajtën e shquar me mbaresën **-u**, p.sh.: *kreu i vendit*, *kreu i tretë* etj.

§ 3. Një numër emrash, të cilët janë përdorur më parë edhe si mashkullorë, edhe si femërorë ose përdoren ende kështu nëpër të folme të ndryshme, kanë kaluar sot përfundimisht në gjininë mashkullore, p.sh.: *borxh-i*, *djep-i*, *kryq-i*, *ligj-i*, *lot-i*, *nder-i*[1], *pyll-i*, *qiell-i*, *shëndet-i*, *turp-i* etj.; po kështu edhe: *problem-i*, *program-i*, *komunizm-i*, *marksizm-i*, *organizm-i*, *reumatizm-i*, *sarkazm-i*, *socializm-i* etj.

1) Për këtë arsye duhet thënë *falemnderit*, *faleminderit* dhe jo *falemnderës*, *faleminderës*.



Trajtat femërore të tyre, si *borxha*, *djepja*, *ligja*, *lodja*, *ndera*, *problema*, *komunizma*, *reumatizma*, *sarkazma* etj., kanë dalë jashtë normës së sotme letrare dhe nuk duhen përdorur. Emri *furrë* është i gjinisë femërore: *furra* (dhe jo *furri*).

## SHUMËSI I EMRAVE

§ 4. Mjetet e formimit të trajtës së shumësit të emrave në gjuhën e sotme letrare janë të larmishme.

Në përgjithësi, trajta e shumësit formohet me anë mbaresash. Nga këto më të përdorshmet janë: **-ë**, **-a**, **-e**, p.sh.: *anëtarë*, *gurë*, *lekë*, *shoferë* etj.; *dema*, *fusha*, *kodra*, *pëllumba*, *vegla* etj.; *aksione*, *fise*, *kombe*, *shtete* etj.

Një vend të rëndësishëm ndër mjetet e formimit të shumësit zënë edhe mbaresat **-nj** e **-ra**, p.sh.: *ari***nj**, *mulli***nj**, *pe***nj**, *hero***nj**, *fto***nj** etj.; *dhjamë***ra**, *fshat***ra**, *mall***ra**, *ujë***ra** etj.

Një numër emrash e kanë trajtën e shumësit të njëllojtë me trajtën e njëjësit, p.sh.: *një nxënës — shumë nxënës*, *një mësues — shumë mësues*, *një ditë — shumë ditë*, *një kala — shumë kala*, *një ide — shumë ide*, *një shtëpi — shumë shtëpi*, *një lagje — shumë lagje*, *një depo — shumë depo* etj.

Disa emra e formojnë trajtën e shumësit duke pësuar ndërrime tingujsh në temën e tyre. Ndërrimet kryesore janë: **a**>**e**, **e**>**i**, **k**>**q**, **g**>**gj**, **ll**>**j**, **r**>**j**. Një pjesë nga këta emra marrin edhe një mbaresë, p.sh.: *breg — brigje*, *rrezik — rreziqe*, *kunat — kunetër* etj., kurse të tjerët nuk marrin mbaresë: *dash — desh*, *mik — miq*, *plak — pleq*, *kungull — kunguj*, *bir — bij* etj.

Për shkak të ndikimit të dialekteve ose të varianteve letrare të mëparshme, për disa tipa emrash në gjuhën e folur e në gjuhën e shkruar nganjëherë ndeshen ende dy ose më shumë trajta shumësi, p.sh.: *oficera* e *oficerë*, *xhepa* e *xhepe*, *nxënës* (trajtë pa mbaresë) e *nxënësa*, *dardhë*, *gjurmë* (trajta pa mbaresë) e *dardha*, *gjurma* etj. Në këto raste, zakonisht, vetëm njëra nga trajtat është në pajtim me normën e sotme letrare, ndërsa trajta tjetër nuk është normative dhe

duhet mënjanuar nga përdorimi letrar. Në paragrafët më poshtëdo të tregojmë se cilat janë trajtat normative në këto raste. Por më parë le të shikojmë disa rregulla të formimit të trajtës së shumësit në gjuhën letrare.

## SHUMËSI I EMRAVE MASHKULLORË

§ 5. E formojnë shumësin **rregullisht** me mbaresën **-ë** emrat mashkullorë që dalin më:

**-ac:** *kupacë, përtacë, tullacë* etj.;
**-aç:** *gungaçë, gjembaçë, kulaçë, trazovaçë* etj. (por: *ilaç — ilaçe*);
**-af:** *çarçafë, fotografë, paragrafë* etj.;
**-ak:** *binjakë, fshatarakë, fusharakë, kapakë, rosakë, ushtarakë* etj.;
**-aq:** *hutaqë, shkataraqë* etj.;
**-ash:** *balashë, gjumashë, larashë* etj.;
**-eç:** *gjyveçë, kryeneçë* etj.;
**-ek:** *byrekë, direkë, dyfekë, dyshekë, fishekë, hendekë, lejlekë, mjekë* etj.;
**-en:** *hostenë, kapitenë, legenë, sejmenë, sergjenë* etj. (bëjnë përjashtim: *beden — bedena, liqen — liqene*);
**-ik:** *akademikë, calikë, diabetikë, historikë, ibrikë, klerikë, romantikë, zhapikë* etj. (por: *armik — armiq, fik — fiq, mik — miq*);
**-in:** *beduinë, kofinë, latinë, pinguinë, qefinë* etj.;
**-ist:** *aksionistë, aktivistë, artistë, ballistë, çiklistë, egoistë, futbollistë, kapitalistë, komunistë, kooperativistë, koristë, leninistë, marksistë, specialistë, sportistë, traktoristë, turistë* etj.;
**-ok:** *maçokë, malokë, misërokë, mjeshtërokë, patokë, shokë* etj.;
**-or:** *agresorë, ambasadorë, banorë, dëshmorë, fjalorë, frymorë, kryqëzorë, malësorë, profesorë, punëtorë, traktorë, vaporë* etj. (por: *auditor — auditore, kor — kore, korridor — korridore*);
**-osh:** *baloshë, barkoshë, kataroshë, mjekroshë, trimoshë* etj. (bëjnë përjashtim: *kosh — kosha, djalosh — djelmosha*);
**-ot:** *despotë, dhespotë, himarjotë, patriotë, suljotë* etj. (bën përjashtim *lot*, që e ka shumësin njësoj si njëjësin, por në trajtën e shquar *lot-ët*);
**-tar:** *çlirimtarë, këngëtarë, lojtarë, luftëtarë, shkrimtarë* etj.;
**-tor:** *fajtorë, konsumatorë, kultivatorë, muratorë, punëtorë* etj.;
**-uk:** *bishtukë, kopukë* etj.

Fjalët e mësipërme e formojnë shumësin me mbaresën -ë, edhe në rast se përdoren si mbiemra në gjininë mashkullore, p.sh.: *djem binjakë, shkrimtarë romantikë, nxënës punëtorë* etj. E formojnë trajtën e shumësit me mbaresën -ë edhe të gjithë mbiemrat e tjerë të panyjshëm mashkullorë, që dalin me fundoret[1] e mësipërme, p.sh.: *dredharakë, artistikë, çamarokë* etj.

§ 6. E formojnë shumësin **përgjithësisht** me mbaresën **-ë** emrat mashkullorë që dalin më:

**-(i)an:** *aeroplanë, evropianë, fazanë, fidanë, filxhanë, fizikanë, gjerdanë, jargavanë, jorganë, havanë, hidroplanë, historianë, kazanë, luanë, matematikanë, partizanë, politikanë, republikanë, sahanë, shandanë, shejtanë, timpanë, tiganë, tiranë* etj.;
**-ar:** *barbarë, detarë, fshatarë, hambarë, kalendarë, këpucarë, korçarë, skenarë, ushtarë* etj.;
**-ec:** *dordolecë, guralecë, memecë, mistrecë, pijanecë* etj.;
**-er:** *berberë, fenerë, frigoriferë, kaloriferë, oficerë, shoferë* etj.;
**-ir:** *ilirë, vampirë, zinxhirë* etj.;
**-ol:** *gogolë, kaqolë* etj.;
**-on:** *bidonë, timonë, vagonë* etj.;
**-un:** *bastunë, majmunë, pirunë, sapunë, spiunë* etj.

Me mbaresën -ë e formojnë trajtën e shumësit edhe mbiemrat mashkullorë që dalin me fundoret e mësipërme, p.sh.: *djalosharë, barkalecë, grindavecë* etj.

1) Fundore quhet tingulli ose tingujt e fundit të fjalës që shërbejnë si tipar klasifikues a karakterizues i saj.

Një numër emrash që dalin me të njëjtat fundore si emrat e mësipërm, nuk e formojnë shumësin me mbaresën **-ë**, po me **-a** ose me **-e**. Më poshtë po shënojmë më të përdorshmit prej tyre.

Me mbaresën -a:

**-an**: *mana, patëllxhana*;

**-ec**: *bishtaleca, karkaleca, kastraveca, keca, speca*;

**-on**: *gramafona, magnetofona, mikrofona, telefona* (dhe të gjitha fjalët e huaja të përbëra, që kanë si gjymtyrë të dytë *-fon*), *kupona, napolona*;

**-ol**: *gola, qafola, sokola, stola*;

**-un**: *çuna, zhguna.*

Me mbaresën -e:

**-an**: *divane, duhane, dyqane, hane, karvane, mejdane, oqeane, organe, plane, stane, tavane, vullkane*[1];

**-ar**: *honorare, orare, pazare, qilare, seminare, tipare, thesare, visare, zare* etj.

**-ec**: *kotece*;

**-er**: *dikastere, karaktere, mermere, mindere, mistere* etj.;

**-ir**: *hire, manastire, panaire*;

**-on**: *ballkone, ciklone, elektrone, frone, hone, hormone, kone, protone, sallone, shabllone, zakone*;

**-un**: *kanune.*

§ 7. Emrat që dalin më **-al, -ant, -at, -az, -el, -ent, -ez, -id, -it, -ont**, si rregull, e formojnë shumësin me mbaresën **-ë**, kur shënojnë frymorë, dhe me **-e** (ndonjëherë me **-a**), kur nuk shënojnë frymorë:

**-al**:
- -ë *admiralë, gjeneralë, intelektualë, vandalë, vasalë* etj.;
- -e: *centrale, festivale, ideale, kanale, karnavale, korale, kristale, lokale, male, materiale, minerale* etj. (por: *kuintalë*);

1) Të gjithë emrat më -an që e formojnë shumësin me mbaresat **-a** ose **-e**, nuk shënojnë frymorë.



**-ant**:
- -ë: *aspirantë, elefantë, diversantë, gjigantë, loborantë, kursantë, maturantë* etj.;
- -e: *diamante, restorante, variante* etj.;

**-at**:
- -ë: *argatë, delegatë, diplomatë, kroatë, labeatë, vlonjatë* etj. (por: *kunat — kunetër*);
- -e: *agregate, aparate, atentate, fosfate, kampionate, kate, kombinate, pallate, silikate, shpate* etj. (por: *shtrat — shtretër*);

**-az**:
- -ë: *matrapazë, xhambazë* etj.;
- -e: *kafaze, pullaze* etj.;

**-el**:
- -ë: *dembelë, kriminelë, teveqelë* etj. (por: *harabela*);
- -e: *akuarele, duele, hotele, kapitele, pastele, tunele, zabele* etj.;
- -a: *bela, çengela, gjela, tegela, tela* etj.;

**-ent**:
- -ë: *agjentë, asistentë, docentë, elementë, klientë, studentë* etj.;
- -e: *aksidente, argumente, bazamente, dokumente, eksperimente, elemente* (kimike), *fermente, fragmente, instrumente, komente, kontinente* etj.;

**-et**:
- -ë: *atletë, dasaretë-t, deputetë* etj. (por: *personalitete*);
- -e: *dete, fakultete, marifete, qytete, shtete, tërmete* etj. (por: *magnetë, planetë*);

**-ez**:
- -ë: *berlinezë, borgjezë, kinezë, vietnamezë* etj.;
- -e: *qymeze, sofrabeze, trapeze* etj. (por: *breza*);

-id: -ë; *abasidë-t, heraklidë-t, invalidë* etj.;
-e: *hibride, metaloide, okside, romboide* etj.;

-ier-jer -ë: *artiljerë, aventurierë, brigadierë, infermierë, inxhinierë, karrocierë, magazinierë, mitraljerë, pionierë, portierë* etj.;
-e: *kantiere, kuartiere* etj.;

-it -ë: *gjirokastritë, komitë, parazitë, petritë* etj.;
-e: *boksite, deficite, fosforite, grafite, pirite, suficite* etj. (por: *satelitë, shirita*);

-ont: -ë: *kontë, rinoqerontë* etj.;
-e: *fronte, horizonte* etj.

Emrat që mbarojnë me **-il, -oz,** e formojnë shumësin me mbaresën **-ë,** kur shënojnë frymorë, dhe me **-a,** kur nuk shënojnë frymorë:

-il: -ë: *civilë, katilë, kopilë;*
-a: *fitila, kandila, karafila; trëndafila* etj.[1] (por: *idile*);

-oz: -ë: *bajlozë, karagjozë, marangozë, tifozë* etj.;
-a: *kavanoza, mitraloza, rrogoza* etj. (por: *lloze*).

Mbiemrat mashkullorë të panyjshëm që dalin me fundoret e përmendura në këtë paragraf, e formojnë shumësin me mbaresën **-ë**: *idealë, normalë; italianë, injorantë; dembelë, kriminelë; tekanjozë, vitaminozë* etj.

1) **Emri** *bilbil* e formon shumësin me **-a** në të dyja kuptimet e tij: 1. një zog që këndon bukur; 2. vegël për të fërshëllyer.



§ **8.** Emrat mashkullorë që dalin më **-azh, -ezh. -ël, -im, -ion, -(i)um, -ozh, -us,** e formojnë shumësin me mbaresën **-e:**

**-azh:** *aliazhe, ambalazhe, grupazhe, plazhe, silazhe, shantazhe* etj.;
**-ezh:** *kortezhe;*
**-ël:** *ansamble* (ansambël), *cikle* (cikël);
**-im:** *botime, kërkime, punime, vendime* etj.;
**-ion:** *batalione, divizione, dominione, embrione, kampione* (mostër), *komisione, legjione, leksione, pozicione, profesione* etj. (por: *kamionë, kampionë*);
**-(i)um:** *albume, forume, kostume, presidiume, simpoziume, stadiume* etj.;
**-ozh:** *elozhe.*

Emrat që dalin më **-am** e formojnë shumësin në këtë mënyrë:

a) me mbaresën **-e:** *diagrame, fonograme, pentagrame, radiograme, telegrame* etj.;

b) me mbaresën **-ë:** emri *gram — gramë* dhe emrat e përbërë të njësive të tjera të peshës, me gjymtyrë të dytë këtë fjalë: *centigramë, dekagramë, hektogramë, kilogramë, miligramë* etj.

§ **9.** Siç është përmendur në § 4, emrat mashkullorë më **-ës, -ues** a **-yes** e kanë trajtën e shumësit njësoj si të njëjësit:
*blerës, grykës, hamës, mbledhës, mundës, nxënës, qitës, vendës, zgjedhës* etj. (por: *çelësa-t*);
*dëgjues, mësues, sulmues, vrapues* etj.; *hekurkthyes, përkthyes, udhërrëfyes* etj.

Nuk marrin mbaresë në shumës as mbiemrat mashkullorë që dalin me fundoret e mësipërme, p.sh.: *trekëndësha barabrinjës, speca djegës, gjarpërinj helmues* etj[1].

§ **10.** Siç vumë në dukje më lart (§ 4), për një numër emrash nga tipat e përmendur në § 5-8, në gjuhën e folur, po aty-këtu edhe në gjuhën e shkruar, përdoren dy e nganjëherë tri trajta shumësi. Në këto raste, zakonisht, njëra prej tyre është trajtë e drejtë, normative, kurse të tjerat nuk janë normative, prandaj duhen mënjanuar nga gjuha letrare.

1) **Për sa u shtjellua** në §§ 5-9 shih edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» §§ 38-41.

Më poshtë janë paraqitur rastet kryesore të luhatjeve në përdorimin e trajtave të shumësit të emrave mashkullorë.

§ 11. Trajta jonormative me mbaresën **-a**, të përdorura:

a) në vend të trajtave normative me mbaresën -e:

| trajta normative | | trajta jonormative |
|---|---|---|
| | emra më **-ent, -ant** | |
| *argumente* | | *argumenta* |
| *dokumente* | | *dokumenta* |
| *elemente*[1] | | *elementa* |
| *instrumente* | | *instrumenta* |
| *koeficiente* | | *koeficienta* |
| *monumente* | | *monumenta* etj. |
| *altoparlante* | | *altoparlanta* |
| *diamante* | | *diamanta* |
| *karburante* | | *karburanta* etj. |
| | emra të tjerë: | |
| *djepe* | | *djepa* |
| *gërxhe* | | *gërxha* |
| *grushte* | | *grushta* |
| *kallëpe* | | *kallëpa* |
| *kryqe* | | *kryqa* |
| *lloze* | | *lloza* |
| *mëngjese* | | *mëngjesa* |
| *probleme* | | *problema* |
| *profile* | | *profila* |
| *rafte* | | *rafta* |
| *romuze* | | *romuza* etj. |

b) në vend të trajtave normative me mbaresën -ë (në shumicën e rasteve janë emra që mbarojnë me **-an, -el,** -(i)er, **-en, -ent, -il, -ir, -ist, -on, -or, -un,** të cilët, siç u shpjegua në §§ 4-6, e formojnë shumësin me -ë);

1) Kur nuk shënon frymorë.



| trajta normative | | trajta jonormative |
|---|---|---|
| | **-an** | |
| *aeroplanë* | | *aeroplana* |
| *asllanë* | | *asllana* |
| *fidanë* | | *fidana* |
| *filxhanë* | | *filxhana* |
| *kazanë* | | *kazana* etj. |
| | **-el** | |
| *dembelë* | | *dembela* |
| *kriminelë* | | *kriminela* etj. |
| | -(i)er | |
| *bunkerë* | | *bunkera* |
| *fenerë* | | *fenera* |
| *inxhinierë* | | *inxhiniera* |
| *oficerë* | | *oficera* |
| *portierë* | | *portiera* |
| *revolverë* | | *revolvera* |
| *rreshterë* | | *rreshtera* |
| *shoferë* | | *shofera* |
| *togerë* | | *togera* |
| *transportierë* | | *transportiera* etj. |
| | **-en** | |
| *hostenë* | | *hostena* |
| *legenë* | | *legena* etj. |
| | **-ent** | |
| *elementë*[1] | | *elementa* |
| *studentë* | | *studenta* etj. |

1) Kur shënon frymorë

-il

| | |
|---|---|
| *civilë* | *civila* |
| *katilë* | *katila* etj. |

-ir

| | |
|---|---|
| *peshqirë* | *peshqira* |
| *vampirë* | *vampira* |
| *zinxhirë* | *zinxhira* etj. |

-ist

| | |
|---|---|
| *akademistë* | *akademista* |
| *artistë* | *artista* |
| *ballistë* | *ballista* |
| *fashistë* | *fashista* |
| *instrumentistë* | *instrumentista* |
| *komunistë* | *komunista* |
| *kooperativistë* | *kooperativista* |
| *makinistë* | *makinista* |
| *solistë* | *solista* |
| *shahistë* | *shahista* |
| *tankistë* | *tankista* |
| *telefonistë* | *telefonista* |
| *turistë* | *turista* etj. |

-(i)on

| | |
|---|---|
| *bidonë* | *bidona* |
| *kamionë* | *kamiona* |
| *timonë* | *timona* |
| *vagonë* | *vagona* etj. |

-or

| | |
|---|---|
| *doktorë* | *doktora* |
| *elevatorë* | *elevatora* |
| *motorë* | *motora* |
| *profesorë* | *profesora* |



| | |
|---|---|
| *televizorë* | *televizora* |
| *traktorë* | *traktora* |
| *transformatorë* | *transformatora* etj. |

-un

| | |
|---|---|
| *majmunë* | *majmuna* |
| *pirunë* | *piruna* |

Disa raste të tjera:

| | |
|---|---|
| *bandillë* | *bandilla* |
| *çekiçë* | *çekiça* |
| *dollapë* | *dollapa* |
| *sakatë* | *sakata* |
| *tifozë* | *tifoza* etj. |

c) në vend të **trajtave normative pa mbaresë** (në shumicën e rasteve janë emra më -ës, -ues, -yes, të cilët, siç u shpjegua në § 8, e kanë shumësin njësoj si njëjësin):

| trajta normative | trajta jonormative |
|---|---|
| -ës | |
| *blerës* | *blerësa* |
| *brejtës* | *brejtësa* |
| *gazsjellës* | *gazsjellësa* |
| *grykës* | *grykësa* |
| *korrës* | *korrësa* |
| *lypës* | *lypësa* |
| *mbjellës* | *mbjellësa* |
| *mbrojtës* | *mbrojtësa* |
| *mikpritës* | *mikpritësa* |
| *naftësjellës* | *naftësjellësa* |
| *nxitës* | *nxitësa* |
| *përcjellës* | *përcjellësa* |
| *përgjegjës* | *përgjegjësa* |
| *rritës* | *rritësa* |
| *shitës* | *shitësa* |
| *tretës* | *tretësa* |

| | |
|---|---|
| *ujësjellës* | *ujësjellësa* |
| *zbutës* | *zbutësa* |
| *zgjedhës* | *zgjedhësa* etj. |

**-ues, -yes**

| | |
|---|---|
| *dëgjues* | *dëgjuesa* |
| *drejtues* | *drejtuesa* |
| *mësues* | *mësuesa* |
| *transmetues* | *transmetuesa* |
| *transportues* | *transportuesa* |
| *hekurkthyes* | *hekurkthyesa* |
| *përçues* | *përçuesa* |
| *përkthyes* | *përkthyesa* |
| *sulmues* | *sulmuesa* etj. |

Emri *mjeshtër* e ka shumësin njësoj si njëjësin: *një mjeshtër* — — *shumë mjeshtër*, pra, trajta *mjeshtra* nuk është në pajtim me normën e sotme letrare.

§ 12. Trajta jonormative me mbaresën -e të përdorura:
a) në vend të trajtave normative me mbaresën **-a**:

| trajta normative | trajta jonormative |
|---|---|
| *bërryla* | *bërryle* |
| *cepa* | *cepe* |
| *çelësa* | *çelëse* |
| *çengela* | *çengele* |
| *filma* | *filme* |
| *gjyma* | *gjyme* |
| *lapsa* | *lapse* |
| *mana* | *mane* |
| *stola* | *stole* |
| *tipa* | *tipe* |
| *xhepa* | *xhepe* etj. |

b) në vend të trajtave normative me mbaresën -ë: (në shumicën e rasteve janë emra më **-af, -an, -ar, -er, -on, -or, -un,** të cilët, siç u shpjegua në §§ 4-6, e formojnë shumësin me -ë):



| trajta normative | trajta jonormative |
|---|---|
| **-af** | |
| *çarçafë* | *çarçafe* |
| *paragrafë* | *paragrafe* |
| **-an** | |
| *aeroplanë* | *aeroplane* |
| *fidanë* | *fidane* |
| *filxhanë* | *filxhane* |
| *jorganë* | *jorgane* |
| *tiganë* | *tigane* etj. |
| **-ar** | |
| *damarë* | *damare* |
| *ditarë* | *ditare* |
| *formularë* | *formulare* |
| *hambarë* | *hambare* |
| *hangarë* | *hangare* |
| *margaritarë* | *margaritare* |
| *pishtarë* | *pishtare* |
| *rezervuarë* | *rezervuare* etj. |
| **-er** | |
| *fenerë* | *fenere* |
| *frigoriferë* | *frigorifere* etj. |

po kështu edhe:

| | |
|---|---|
| *dollapë* | *dollape* |
| *sapunë* | *sapune* |

§ 13. Trajta jonormative me mbaresën -ë, të përdorura:
a) në vend të trajtave normative me mbaresën **-a**:

| trajta normative | trajta jonormative |
|---|---|
| *automobila* | *automobilë* |
| *mitraloza* | *mitralozë* |
| *qilima* | *qilimë* |
| *rrogoza* | *rrogozë* |
| *shirita* | *shiritë* |
| *trëndafila* | *trëndafilë* |
| *vinça* | *vinçë* etj. |

b) në vend të trajtave normative me mbaresën **-e** (përveç emrave më **-ant, -at, -ent, -id, të cilët, siç u** shpjegua në § 6, **kur nuk shënojnë** frymorë, e **formojnë** shumësin me mbaresën -e, këto trajta jonormative vihen re edhe te një **numër** emrash më **-ar, -azh, -(i)er, -ir** etj.):

| trajta normative | trajta jonormative |
|---|---|
| *diamante* | *diamantë* |
| *variante* | *variantë* |
| *aparate* | *aparatë* |
| *koncentrate* | *koncentratë* |
| *krevate* | *krevatë* |
| *ambiente* | *ambientë* |
| *elemente*[1] | *elementë* |
| *instrumente* | *instrumentë* |
| *hibride* | *hibridë* |
| *seminare* | *seminarë* |
| *thesare* | *thesarë* |
| *personazhe* | *personazhë* |
| *kantiere* | *kantierë* |
| *mindere* | *minderë* |
| *manastire* | *manastirë* |
| *mikrobe* | *mikrobë* |
| *sallame* | *sallamë* etj. |

**1)** **Kur** nuk shënon frymorë.



§ **14.** Një numër emrash të gjinisë mashkullore, që shënojnë kryesisht frymorë, e formojnë trajtën e shumësit me mbaresën **-ër**, p.sh.: *dreqër* (dreq), *mbretër* (mbret), *robër* (rob) etj. Disa prej tyre pësojnë edhe ndonjë ndërrim tingujsh në temë, p.sh.: *etër* (atë), *kunetër* (kunat), *lugetër* (lugat), *skllevër* (skllav), *shtretër* (shtrat) etj. Shumësi i emrit *vëlla* është *vëllezër.*

Emri *zot* ka dy trajta shumësi sipas kuptimit me të cilin përdoret: *zotër*, kur përdoret me kuptimin «i zoti, pronari», dhe *zotërinj*, kur përdoret si titull nderimi.

§ **15.** Disa emra që shënojnë frymorë, kanë dy trajta shumësi: një me mbaresën **-ër** e një tjetër me mbaresën **-ë** ose **-a**:

*çamë* e *çamër*, *gjyshë* e *gjyshër*, *labë* e *lebër*, *nipa* e *nipër*, *prindë* e *prindër*.

Të dyja këto trajta janë normative, por në gjuhën e sotme vihet re një prirje për të parapëlqyer trajtat me mbaresën **-ë** ose **-a**.

§ **16.** Për disa emra të tipave të mësipërm krahas trajtës normative të shumësit përdoret herë-herë edhe një trajtë jonormative me mbaresën **-ër:**

| trajta normative | trajta jonormative |
|---|---|
| *argatë* | *argatër* |
| *avokatë* | *avokatër. avoketër* |
| *bujq* | *bujqër* |
| *cjep* | *cjepër* |
| *desh* | *deshër* |
| *evlatë* | *evlatër* |
| *hajdutë* | *hajdutër* |
| *grekë* | *grekër* |
| *keca* | *kecër* etj. |

Trajtat me mbaresën **-ër** janë dialektore ose të vjetruara dhe kanë mbetur jashtë normës së sotme letrare.

§ **17.** Disa emra frymorësh, kur përdoren me kuptim të figurshëm, për qëllime stilistike-shprehëse, mund ta formojnë trajtën e shumësit me mbaresën **-ër,** p.sh.:

*bufër*, *hajvanër*, *këlyshër*, *qenër*, *ujqër* etj.

Ja një shembull nga letërsia artistike:

*«Vraje, më të lumtë dora, se këta* **qenër** *i kanë vënë shkelmin atdheut!»*

Por, kur nuk përdoren me kuptim të figurshëm, emrat e mësipërm nuk e formojnë shumësin me **-ër**, p.sh.:

*«dëgjoheshin të lehurat e qenve të fshatit»* ose *«një gjuetar kishte vrarë dy ujq»* dhe jo: *të lehurat e qenërve të fshatit; kishte vrarë dy ujqër.*

§ **18.** Emrat mashkullorë që dalin më **-i, -e, -o** ose **-u** të theksuar, e formojnë trajtën e shumësit përgjithësisht me mbaresën **-nj**:

*flori — florinj, kalli — kallinj, kërci — kërcinj, kërcu — kërcunj, kërthi — kërthinj, kushëri — kushërinj, mi — minj, mulli — mullinj, myshteri — myshterinj, turi — turinj, shalqi — shalqinj, sharrëxhi — — sharrëxhinj, zanatçi — zanatçinj* etj. (por: *kufi — kufij*); po kështu edhe mbiemrat mashkullorë më **-i**: *i ri — të rinj, i zi — të zinj* (ose *të zes*);

*gdhe — gdhenj, korife — korifenj, pe — penj, plebe — plebenj* etj., *hero — heronj, dru — drunj, hu — hunj, kërcu — kërcunj*[1].

**Shënim.** Bëjnë përjashtim nga kjo rregull emrat *bri, dre* e *fre,* që e kanë shumësin përkatësisht *brirë,*[2] *drerë, frerë,* si edhe emri *tru,* që e ka shumësin njësoj si njëjësin: *tru-të.*

Emri *dru-ri* ka dy trajta shumësi: *drurë-t* dhe *drunj-të,* nga të cilat e para ka marrë një përhapje më të madhe.

Emri *dru — druja* i gjinisë femërore, që përdoret zakonisht me kuptimin «dru zjarri», e ka shumësin njësoj si njëjësin, p.sh.; *dy metra kub dru; drutë i kemi të thata* etj.

§ **19.** Emrat mashkullorë që dalin më togun zanor **-ua**, e formojnë trajtën e shumësit gjithashtu me mbaresën **-nj**:

*dragua* — **dragonj**, *ftua* — **ftonj**, *pallua* — **pallonj**, *patkua* — **patkonj**, *thua* — **thonj** (por: *krua* — **kroje**, *zgjua* — **zgjoj** ose **zgjoje**) etj.

1) Për emrat dhe mbiemrat më -i duhet pasur kujdes që në trajtën e shumësit të mos shkruhen me -j e as pa mbaresë, pra trajta si *kallijtë, mijtë, të rijtë* ose *myshteritë, turitë* etj. nuk janë normative.

2) Shumësi i emrit *bri* përdoret gabimisht herë-herë edhe në trajtën *brinj* ose *brinjë,* duke u ngatërruar kështu me shumësin e emrit femëror *brinjë — brinja,* shumësi *brinjë-t.*



§ **20.** E formojnë shumësin me mbaresën **-enj** emrat:

*lëmë* — **lëmenj**, *lumë* — **lumenj**, *përrua* — **përrenj**, si edhe mbiemri *i madh* — **të mëdhenj**.

Po kështu e formojnë shumësin edhe një numër emrash që dalin më **-a** të theksuar dhe që mund të përdoren edhe si mbiemra, p.sh.:

*budalla* — **budallenj**, *fukara* — **fukarenj**, *maskara* — **maskarenj**, *qerata* — **qeratenj** etj.

Edhe për këta emra duhet pasur kujdes që në shumës të mos shkruhen më **-ej**, pra, trajta si *lëmej, lumej, fukarej* nuk janë normative.

§ **21.** E formojnë shumësin me mbaresën **-inj** emrat:

*prift* — **priftërinj** (te ky emër kemi një mbaresë të përbërë **-ërinj**), *shkop* — **shkopinj**, *thelb* — **thelpinj** (te ky emër ndodh edhe ndërrimi fonetik *b>p*);

emrat *drapër, gjarpër* dhe *gisht* kanë nga dy trajta shumësi:

*drapër* — **rapinj, drapërinj;** *gjarpër* — **gjarpinj, gjarpërinj;** *gisht* — — **gishta, gishtërinj;** nga këto dy trajta, të parat kanë marrë një përhapje më të madhe.

§ **22.** Emrat mashkullorë që dalin më fundoret **-áll, -éll, -iell, -ýell, -íll, -ull**, zakonisht e formojnë trajtën e shumësit duke ndërruar bashkëtingëlloren **-ll** në **-j**:

*papagall — papagaj, portokall — portokaj*[1] (por: *hall — halle, mall — mallra, sandall — sandalla* «barkë e vogël», *shall — shalle, tellall — tellallë*);

*dell — dej, kërcell — kërcej;*

*diell — diej, qiell — qiej* (por: *miell — miellra* — shumës i llojit); *fëndyell — fëndyej, fyell — fyej*);

*kërmill — kërmij, thëngjill — thëngjij* (por: *bandill — bandillë, mill — mille*);

*akull — akuj, artikull — artikuj, avull — avuj, brumbull — brumbuj, fashikull — fashikuj, gargull — garguj, grumbull — grumbuj,*

1) Varianti femëror i këtij emri: *portokalle — portokallja,* që përdoret gjerësisht krahas variantit mashkullor, e ka shumësin pa mbaresë: *portokalle-t.*

*idhull — idhuj, ishull — ishuj, kungull — kunguj, matrikull — matrikuj, orakull — orakuj, popull — popuj, qefull — qefuj, shekull — shekuj, shembull — shembuj, shpargull — shparguj, tingull — tinguj* etj.

Emri *mashkull* në shumës bën *meshkuj* (dhe jo *mashkuj*).

Për këta emra, në gjuhën e folur e në gjuhën e shkruar ndeshen herë-herë edhe disa trajta shumësi që nuk janë në pajtim me rregullën e mësipërme dhe nuk duhen përdorur, p.sh.: *mangalle, mangej, portokalla, shalla* ose *shaje, deje, kërcelle, kërminj, thëngjinj* etj.

§ **23.** Disa emra mashkullorë që dalin më **-ll**, ashtu si emrat e trajtuar në paragrafin më sipër, e formojnë trajtën e shumësit duke kthyer **-ll**-në fundore në **-j** e duke marrë njëkohësisht edhe mbaresën **-e** ose duke pësuar edhe ndonjë ndërrim tingullor në zanoret e temës:

*bakall — bakej* (por edhe *bakaj*), *çakall — çakej* (por edhe *çakaj*), *hamall — hamej* (por edhe *hamaj*);

*zall — zaje, fill — fije, pyll — pyje, yll — yje* (por dhe *yj*);

*huall — hoje, shuall — shoje, truall — troje.*

Trajtat *bakenj, çakenj, hamenj* nuk janë në pajtim me normën e sotme letrare dhe nuk duhen përdorur.

§ **24.** Emrat që dalin më bashkëtingëlloret **-k** ose **-g**, e formojnë trajtën e shumësit në mënyra të ndryshme. Disa ndërrojnë bashkëtingëlloren fundore **-k** në **-q** ose **-g** në **-gj**, p.sh.:

*armik — armiq, bujk — bujq, fik — fiq, krushk — krushq, ujk — ujq, murg — murgj, zog — zogj* etj.

Një numër emrash të tjerë, përveç ndërrimit të **-k**-së ose **-g**-së fundore përkatësisht në **-q** e **-gj**, marrin edhe mbaresën **-e**:

*bark — barqe, bisk — bisqe, bllok — blloqe, brisk — brisqe, çark — çarqe, çek — çeqe, disk — disqe, dushk — dushqe, hark — harqe, park — parqe, qark — qarqe, rrezik — rreziqe, shkak — shkaqe* etj.;

**Shënim. 1.** Emrat *breg, shteg, lak* e formojnë shumësin në mënyrën e mësipërme, duke ndërruar njëkohësisht edhe zanoren e rrënjës: *brigje, shtigje, leqe.*

**Shënim. 2.** Emrat më **-ak, -ek, -ik, -ok, -uk**, siç është shpjeguar në § 5, e formojnë shumësin me mbaresën **-ë** dhe nuk duhen ngatërruar me emrat më **-k**, të përmendur në paragrafin e mësipërm, të cilët me përjashtim të *armik, çiflig e rrezik*, janë njërrokësh.



*burg — burgje, çiflig — çifligje, deng — dengje, lëng — lëngje, pirg — pirgje, plug — plugje, prag — pragje, shelg — shelgje, treg — tregje, trung — trungje* etj.

§ **25.** Të gjithë emrat që kanë prapashtesën **-llëk**, e formojnë trajtën e shumësit duke ndërruar **-k**-në në **-q** e duke marrë edhe mbaresën **-e**:

*budallallëqe, çilimillëqe, matrapazllëqe, pazarllëqe* etj.

Trajtat *budallallëke, pazarllëke* etj. të këtyre emrave nuk janë në pajtim me normën e sotme dhe nuk duhen përdorur.

§ **26.** Një numër emrash dyrrokësh, kryesisht me burim nga turqishtja dhe që mbarojnë me **-ak, -ek, -ik, -uk**, e formojnë shumësin me mbaresën **-ë**:

*oxhakë; byrekë, dyfekë, fishekë, hendekë; jastëkë; furikë, ibrikë; kolltukë, ullukë* etj.

Për disa prej tyre ndeshet në gjuhën e folur e në gjuhën e shkruar edhe një trajtë tjetër shumësi:

*oxhaqe, byreqe, hendeqe, jastëqe* etj.,

por trajta e parë me mbaresën **-ë** po përgjithësohet gjithnjë e më shumë dhe duhet parapëlqyer[1].

§ **27.** Emrat *metër, kilometër, centimetër, milimetër* etj. (d.m.th. të gjitha emërtimet e përbëra që kanë fjalën *metër* si gjymtyrë të dytë), si edhe emrat *filtër, litër* e *tub* e formojnë shumësin me mbaresën **-a**:

*metra, kilometra, centimetra, milimetra, filtra, litra, tuba* etj.

Trajtat me mbaresën **-o**: *metro, kilometro, centimetro, milimetro, filtro, tubo* etj., nuk janë normative.

§ **28.** Emri *vit* ka dy trajta shumësi: *vjet* dhe *vite.*

Në gjuhën e sotme letrare trajta *vjet* përdoret zakonisht kur

1) Për analogji me tipin e mësipërm, edhe disa emra të tjerë, që nuk janë me burim nga turqishtja, si *dialog, monolog, grafik, historik, stomak*, ndeshen ndonjëherë në shumës në trajtat *dialogje, monologje, grafiqe, historiqe, stomaqe.* Këto trajta nuk janë të rregullta dhe nuk duhen përdorur. Trajta normative e shumësit të këtyre emrave formohet me mbaresën -ë: *dialogë, monologë, grafikë, historikë, stomakë* etj.

është e shoqëruar me ndonjë numëror ose me ndonjë fjalë që tregon sasi, p.sh.:

*pesë vjet, tridhjetë vjet, shumë vjet, pak vjet, sa vjet?* etj.

Trajta *vite* përdoret në të gjitha rastet e tjera, p.sh.: *këto vite, vitet e para, vite të paharruara, vitet e shkollës* etj.

§ **29.** Emri *flamur* ka dy trajta shumësi sipas vendit të theksit: kur theksohet në rrokjen e parë:

*flámur,* shumësi është *flámuj;*

kur theksohet në rrokjen e dytë:

*flamùr,* shumësi është *flamùrë*

Emri *rreth-i* ka dy trajta shumësi sipas kuptimit me të cilin përdoret: *rreth — rrathë* (si figurë gjeometrike ose si një send konkret) dhe *rreth — rrethe* (njësi e ndarjes administrative).

## SHUMËSI I EMRAVE FEMËRORË

§ **30.** Shumësi i emrave femërorë paraqitet më i thjeshtë se shumësi i emrave mashkullorë. Emrat femërorë marrin në shumës mbaresën **-a** (*tuf-a, kumbull-a*) ose e kanë shumësin njësoj si njëjësin (*lule, lopë* etj.). Disa emra në trajtën e shumësit pësojnë ndërrime të tingujve të temës: *dorë — duar, grua — gra, natë — net* etj. Këta emra janë të paktë.

§ **31.** E formojnë shumësin me mbaresën **-a**:

a) Shumica e emrave femërorë që dalin më **-ë**, p.sh.:

*arkë — arka, barkë — barka, bazë — baza, bishë — bisha, blegërimë — blegërima, dërrasë — dërrasa, dhuratë — dhurata, egërsirë — — egërsira, errësirë — errësira, fushë — fusha, hekurudhë — hekurudha,*[1] *kazmë — kazma, lopatë — lopata, mbeturinë — mbeturina, mburojë — mburoja, mushkë — mushka, ndalesë — ndalesa, nënë — nëna, tepricë — teprica, tufë — tufa, vetëtimë — vetëtima, zhurmë — zhurma* etj.[2].

1) Por *udhë — udhë-t.*

2) Me fare pak përjashtime (*bletë, lopë, kafshë, shtazë*), emrat femërorë që shënojnë qenie të gjalla, e formojnë shumësin me mbaresën -a.



Siç shihet edhe nga shembujt e mësipërm, emrat e prejardhur, të formuar me anë prapashtesash me **ë** fundore, marrin në shumës mbaresën **-a.**

b) Gjithë emrat që dalin më **-ël, -ër, -ëz, -ull, -ur,** me një fjalë, gjithë emrat femërorë që dalin me temë më bashkëtingëllore:

*gogël — gogla, pupël — pupla, vegël — vegla,* etj.;

*femër — femra, kodër — kodra, letër — letra, lundër — lundra, kthetër — kthetra, thupër — thupra* etj.;

*fshikëz — fshikëza, lidhëz — lidhëza, mollëz — mollëza* etj.;

*kumbull — kumbulla, nofull — nofulla, petull — petulla, shpatull — shpatulla, tjegull — tjegulla* etj.;

*flutur — flutura, gjepura-t.*

§ **32.** E kanë shumësin njësoj si njëjësin:

a) një pjesë e emrave femërorë që dalin më **-ë** të patheksuar (veç atyre që marrin mbaresën **-a**):

*brinjë, ditë, enë, kafshë, kofshë, lopë, lugë, mollë, plagë, rrugë, udhë* etj.;

b) të gjithë emrat që dalin më **-a, -e, -i, -o, -u** të theksuar ose më **-e, -a -o** të patheksuar:

*kala-të, shaka-të, para-të* etj.; *dysheme-të, epope-të, re-të, rrufe-të,* etj.; *dhi-të, lajthi-të, liri-të, shtëpi-të, ushtri-të* etj.; *bordero-të, byro-të* etj.; *dru-të; anije-t, dele-t, faqe-t, nuse-t* etj.; *depo-t, pako-t, pallto-t, torno-t, triko-t* etj.[1]

**Shënim.** Për disa nga emrat e tipave të mësipërm, për qëllime të caktuara stilistike-shprehëse ose për të shprehur ngjyrime të veçanta kuptimore, përdoret në gjuhën letrare edhe shumësi më **-ra**: *çudira, gostira, hordhira, kusira, marrëzira, mrekullira, tepsira, idera; belara, shakara, kohëra* etj[2]. Në raste të tjera shumësi më **-ra** nuk duhet përdorur.

Nuk duhet përdorur gjithashtu as shumësi më **-a** i emrave që dalin më **-i** të theksuar, si: *qershia, shtëpia, tepsia* etj.

1) **Mbiemri *e madhe* e ka shumësin *të mëdha* (dhe jo *të mëdhaja*).**

2) **Shih edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 39.**

§ 33. Edhe për një numër emrash të gjinisë femërore, për shkak të ndikimit të dialekteve ose të varianteve letrare të mëparshme, vihen re luhatje në përdorimin e trajtës së shumësit. Për të njëjtin emër në gjuhën e folur e në gjuhën e shkruar përdoren herë-herë dy shumësa, nga të cilët vetëm njëri pajtohet me normën e sotme letrare.

Më poshtë janë paraqitur rastet kryesore të luhatjeve në përdorimin e trajtave të shumësit të emrave femërorë.

§ 34. Trajta jonormative me mbaresën **-a** të përdorura në vend të trajtave normative pa mbaresë:

| trajta normative | trajta jonormative |
|---|---|
| *degë-t* | *dega-t* |
| *fletë-t* | *fleta-t* |
| *gozhdë-t* | *gozhda-t* |
| *gjurmë-t* | *gjurma-t* |
| *gjymtyrë-t* | *gjymtyra-t* |
| *jetë-t* | *jeta-t* |
| *këmishë-t* | *këmisha-t* |
| *kofshë-t* | *kofsha-t* |
| *llërë-t* | *llëra-t* |
| *mollë-t* | *molla-t* |
| *pjeshkë-t* | *pjeshka-t* |
| *rrugë-t* | *rruga-t* |
| *stinë-t* | *stina-t* |
| *strehë-t* | *streha-t* |
| *shegë-t* | *shega-t* |
| *udhë-t* | *udha-t* etj. |

§ 35. Trajta jonormative pa mbaresë të përdorura në vend të trajtave normative me mbaresën **-a**:

| trajta normative | trajta jonormative |
|---|---|
| *ara-t* | *arë-t* |
| *arra-t* | *arrë-t* |
| *bisha-t* | *bishë-t* |
| *detyra-t* | *detyrë-t* |
| *fara-t* | *farë-t* |
| *forma-t* | *formë-t* |
| *fusha-t* | *fushë-t* |
| *fytyra-t* | *fytyrë-t* |
| *kërpudha-t* | *kërpudhë-t* |
| *kisha-t* | *kishë-t* |
| *klasa-t* | *klasë-t* |
| *maja-t* | *majë-t* |
| *mënyra-t* | *mënyrë-t* |
| *mynxyra-t* | *mynxyrë-t* |
| *nevoja-t* | *nevojë-t* |
| *pëlhura-t* | *pëlhurë-t* |
| *pisha-t* | *pishë-t* |
| *pulpa-t* | *pulpë-t* |
| *qepalla-t* | *qepallë-t* |
| *supa-t* | *supë-t* |
| *shembëlltyra-t* | *shembëlltyrë-t* |
| *shtëllunga-t* | *shtëllungë-t* |
| *toka-t* | *tokë-t* |
| *thika-t* | *thikë-t* |
| *veta-t* | *vetë-t* etj. |

**Shënim.** Emrat *bankë* (në të dyja kuptimet), *banjë*, *kontratë* e formojnë shumësin me mbaresën **-a**:

*banka-t, banja-t, kontrata-t.*

Trajtat me mbaresën *-o: banko-t* (ose *bango-t*), *banjo-t, kontrato-t,* nuk janë normative dhe nuk duhen përdorur.

E kanë shumësin me **-a** gjithashtu edhe emrat:

*nyjë* — *nyja-t* dhe jo *nyje-t*
*rrobë* — *rroba-t* » » *rrobe-t.*

§ 36. Disa emra femërorë që mbarojnë me **-ë** në trajtën e pashquar të njëjësit, kanë nga dy trajta shumësi, sipas kuptimeve me të cilat përdoren:

*brinjë:* *brinjë-t* (p.sh., *brinjët e trupit*)
*brinja-t* (p.sh., *nëpër ato brinja*);

*copë:* *copë-t* (p.sh., *një mijë copë tulla*)
*copa-t* (p.sh., *dy copa bukë*);
*grykë:* *grykë-t* (si pjesë e trupit të frymorëve dhe si emër sëmundjeje)
*gryka-t* (p.sh., *grykat e maleve, të puseve, të topave* etj.);
*kokë:* *kokë-t* (si njësi e numërimit të bagëtisë, sinonim me krerë-t, p.sh. *sa kokë dhen?*)
*koka-t* (në të gjitha kuptimet e tjera, p.sh., *kaloi mbi kokat tona*);
*lëkurë:* *lëkurë-t* (p.sh. *përpunimi i lëkurëve*)
*lëkura-t* (p.sh. *lëkurat e pemëve*);
*petë:* *petë-t* (p.sh. *petët e byrekut*)
*peta-t* (gur i hollë e petashuq me të cilin lozin fëmijët, dhe loja vetë);
*pikë:* *pikë-t* (p.sh. *fitoi 10 pikë*)
*pika-t* (p.sh. *pikat e shiut*).

## EMRA QË PËRDOREN VETËM NË SHUMËS

§ 37. Ka një numër emrash që përdoren vetëm në trajtën e shumësit ose kryesisht në këtë trajtë. Këta emra mund të dalin në shumës:

më **-a**, p.sh.: *të ardhura-t, dokrra-t, gjepura-t, të holla-t, të korra-t, lajka-t, të lashta-t, makarona-t, të mbjella-t, pantallona-t, qelqurina-t, qurra-t, shqerra-t, shyta-t* etj.;

më **-e** të patheksuar, p.sh.: *krunde-t, ledhe-t, naze-t, perime-t, syze-t, shallvare-t, vithe-t* etj.;

më **-e** të theksuar, p.sh.: *hejbe-të*;

më **-ë**, p.sh.: *brekë-t, gërshërë-t, grykë-t*;

më **-i** të theksuar p.sh.: *ski-të*;

më bashkëtingëllore, p.sh.: *dhen-të, gjind-të, mend-të.*



## LAKIMI I EMRAVE

§ 38. Lakim quhet ndryshimi i emrave sipas rasave. Në gjuhën shqipe ka pesë rasa: *emërore, gjinore, dhanore, kallëzore e rrjedhore,* dhe katër tipa lakimi. Lakimet dallohen sipas mbaresës që marrin emrat në trajtën e shquar të rasës emërore të njëjësit.

*Lakimi i parë* përfshin emrat që marrin në këtë rasë mbaresën **-i**, p.sh.: *mal-i, lum-i, vëlla-i* etj.;

*lakimi i dytë* përfshin emrat që marrin mbaresën **-u**, p.sh.: *breg-u, shok-u, krah-u, dhe-u, mi-u* etj.;

*lakimi i tretë* përfshin emrat që marrin mbaresën **-a** ose **-ja**, p.sh.: *fush-a, kumbull-a, lul-ja, nus-ja* etj.;

*lakimi i katërt* përfshin emrat që marrin mbaresën **-t(ë)** ose **-it**, p.sh.: *të ftohtë-t, të verdhë-t, të zi-të, të ecur-it* etj.

**Shënim.** Ndarja e emrave në lakime përkon në vija të përgjithshme me ndarjen e tyre në gjini: emrat e lakimit të parë janë kryesisht të gjinisë mashkullore (me përjashtim të disa emrave të përveçëm si *Nermin-i, Persefoni* etj.), emrat e lakimit të dytë janë të gjithë të gjinisë mashkullore, emrat e lakimit të tretë janë kryesisht të gjinisë femërore (me përjashtim të disa emrave si *dajë, gegë* etj. dhe të disa emrave të përveçëm si *Lekë, Koço* etj.), ndërsa emrat e lakimit të katërt janë të gjithë të gjinisë asnjanëse (shih edhe § 2).

Po japim disa pasqyra të këtyre lakimeve, nga të cilat shihet se ç'mbaresa marrin emrat në rasat e ndryshme, duke vënë në dukje për çdo tip lakimi luhatjet e gabimet që vihen re më shpesh.

## § 39. LAKIMI I PARË

### Numri njëjës

| Rasa | Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|---|
| E. | *(një) mal* | *mal-i* |
| Gj. | (*i, e*) *(një) mal-i* | (*i, e*) *mali-t* |
| Dh. | *(një) mal-i* | *mali-t* |
| K. | *(një) mal* | *mal-in* |
| Rr. | *(një) mal-i* | *mali-t* |
| E. | *(një) lumë* | *lum-i* |
| Gj. | (*i, e*) *(një) lum-i* | (*i, e*) *lumi-t* |
| Dh. | *(një) lum-i* | *lumi-t* |
| K. | *(një) lumë* | *lum-in* |
| Rr. | (një) *lum-i* | *lumi-t* |
| E. | *(një) vëlla*[1] | *vëlla-i* |
| Gj. | (*i, e*) *(një) vëlla-i* | (*i, e*) *vëllai-t* |
| Dh. | *(një) vëlla-i* | *vëllai-t* |
| K. | *(një) vëlla* | *vëlla-në* |
| Rr. | *(një) vëlla-i* | *vëllai-t* |

**Shënim.** Në rasën emërore, në kallëzore e në rrjedhore të trajtës së pashquar emrat mund të përdoren edhe të pashoqëruar nga nyja *një* ose nga ndonjë fjalë tjetër përcaktuese., p.sh.: *Vjosa është* **lumë** *i madh*; *s'ka* **lumë** *më të kulluar se Valbona; u lamë me ujë* **lumi** etj.

Në rasën gjinore e dhanore ata përdoren kurdoherë të shoqëruar nga nyja *një* ose nga ndonjë fjalë tjetër përcaktuese, p.sh: (*i*) *një mali*, (*e*) *këtij mali*, (*të*) *çdo mali* etj. Këtë kuptim ka nyja *një* e vënë në kllapa gjatë lakimit të pashquar.

1) Nga emrat mashkullorë që dalin më **-a** të theksuar, lakohen sipas lakimit të parë emrat dy- e mëshumërrokësh. Emrat njërrokësh si *ka, va* lakohen sipas lakimit të dytë: *kau, vau.*



| | | |
|---|---|---|
| E. | *(një) ftua* | *fto-i* |
| Gj. | (*i, e*) *(një) fto-i* | (*i, e*) *ftoi-t* |
| Dh. | *(një) fto-i* | *ftoi-t* |
| K. | *(një) ftua* | *ftuan* ose *fto-in* |
| Rr. | *(një) fto-i* | *ftoi-t* |
| E. | *(një) zë* | *zër-i* |
| Gj. | (*i, e*) *(një) zër-i* | (*i, e*) *zëri-t* |
| Dh. | *(një) zër-i* | *zëri-t* |
| K. | *(një) zë* | *zër-in* |
| Rr. | *(një) zër-i* | *zëri-t* |

§ **40.** Emrat e tipit *zë — zëri* në gjinore, dhanore e rrjedhore të pashquar dhe në të gjitha rasat në trajtën e shquar para mbaresave rasore kanë bashkëtingëlloren **r**. Kështu lakohen: *flori — floriri, gji — gjiri, gju — gjuri, hu — huri, kalli — kalliri, kufi — kufiri, kushëri — kushëriri, mulli — mulliri, pe — peri, sy — syri, ulli — ulliri* etj. Por disa nga këta emra lakohen herë-herë sipas tipit *ari — ariu*, për shkak të ngjashmërisë fonetike që kanë me këtë tip. Trajta të tilla nuk janë normative dhe duhen mënjanuar nga gjuha letrare. Ja disa shembuj:

| trajta normative | trajta jonormative |
|---|---|
| *gjiri, gjirit, gjirin* | *gjiu, gjiut, gjiun* |
| *kalliri, kallirit, kallirin* | *kalliu, kalliut, kalliun* |
| *kushëriri, kushëririt, kushëririn* | *kushëriu, kushëriut, kushëriun* |
| *peri, perit, perin* | *peu, peut, peun* |
| *syri, syrit, syrin* | *syu, syut, syun* |

§ **41.** Trajta e shquar e rasës kallëzore të emrave të lakimit të parë që mbarojnë me **-a** të theksuar (tipi *vëlla-i*) formohet me mbaresën **-në** dhe jo me **-in**, pra duhet:

| | | |
|---|---|---|
| *babanë* | dhe jo | *babain* |
| *budallanë* | » » | *budallain* |
| *vëllanë* | » » | *vëllain* |
| *xhaxhanë* | » » | *xhaxhain* etj. |

Po kështu e bëjnë kallëzoren e shquar edhe emrat e përveçëm të lakimit të parë që mbarojnë me **-a** të theksuar:

| | | |
|---|---|---|
| *Hamzanë* | dhe jo | *Hamzain* |
| *Isanë* | » » | *Isain* |
| *Rizanë* | » » | *Rizain* |
| *Thomanë* | » » | *Thomain* etj. |

§ **42.** Emrat që mbarojnë me grupin zanor **-ua** (tipi *ftua — ftoi*), në rasën kallëzore të shquar mund të përdoren në dy forma:

| | | |
|---|---|---|
| *ftuan* | ose | *ftoin* |
| *kruan* | » | *kroin* |
| *përruan* | » | *përroin* |
| *thuan* | » | *thoin* etj. |

Nga këto trajta duhen parapëlqyer të parat, si më të përhapura në gjuhën letrare.

## § 43. LAKIMI I DYTË

**Numri njëjës**

| Rasa | | Trajta e pashquar | | Trajta e shquar |
|---|---|---|---|---|
| E. | | *(një) shok* | | *shok-u* |
| Gj. | *(i, e)* | *(një) shok-u* | *(i, e)* | *shoku-t* |
| Dh. | | *(një) shok-u* | | *shoku-t* |
| K. | | *(një) shok* | | *shok-un* |
| Rr. | | *(një) shok-u* | | *shoku-t* |
| E. | | *(një) dhe* | | *dhe-u* |
| Gj. | *(i, e)* | *(një) dhe-u* | *(i, e)* | *dheu-t* |
| Dh. | | *(një) dhe-u* | | *dheu-t* |
| K. | | *(një) dhe* | | *dhe-un* |
| Rr. | | *(një) dhe-u* | | *dheu-t* |



§ **44.** Kallëzorja e shquar e emrave të lakimit të dytë që mbarojnë me **-a**, **-e**, ose **-i** të theksuar, formohet me mbaresën **-un** e jo me **-në**, pra duhet:

| | | |
|---|---|---|
| *kaun* | dhe jo | *kanë* |
| *vaun* | » » | *vanë* |
| *atdheun* | » » | *atdhenë* |
| *dheun* | » » | *dhenë* |
| *ariun* | » » | *arinë* |
| *bariun* | » » | *barinë* |
| *hanxhiun* | » » | *hanxhinë* |
| *njeriun* | » » | *njerinë* etj. |

Po kështu edhe emrat e përveçëm që mbarojnë njësoj si të mësipërmit:

| | | |
|---|---|---|
| *Skënderbeun* | dhe jo | *Skënderbenë* |
| *Aliun* | » » | *Alinë* |
| *Bedriun* | » » | *Bedrinë* |
| *Dhërmiun* | » » | *Dhërminë* |
| *Ganiun* | » » | *Ganinë* etj. |

Trajtat me mbaresën **-në** përdoren në frazeologjizma si: *nori fjala dhenë* (jo *dheun*); *i bën hesapet pa hanxhinë* (jo *hanxhiun*) etj.

## § 45. LAKIMI I TRETË[1]

### Numri njëjës

| Rasa | Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|---|
| E. | *(një) fushë* | *fush-a* |
| Gj. | *(i, e) (një) fush-e* | *(i, e) fushë-s* |
| Dh. | *(një) fush-e* | *fushë-s* |
| K. | *(një) fushë* | *fushë-n* |
| Rr. | *(një) fush-e* | *fushë-s* |
| E. | *(një) dele* | *del-ja* |
| Gj. | *(i, e) (një) dele-je* | *(i, e) dele-s* |
| Dh. | *(një) dele-je* | *dele-s* |
| K. | *(një) dele* | *dele-n* |
| Rr. | *(një) dele-je* | *dele-s* |
| E. | *(një) anije* | *anij-a* |
| Gj. | *(i, e) (një) anije-je* | *(i, e) anije-s* |
| Dh. | *(një) anije-je* | *anije-s* |
| K. | *(një) anije* | *anije-n* |
| Rr. | *(një) anije-je* | *anije-s* |
| E. | *(një) liri* | *liri-a* |
| Gj. | *(i, e) (një) liri-e* | *(i, e) liri-së* |
| Dh. | *(një) liri-e* | *liri-së* |
| K. | *(një) liri* | *liri-në* |
| Rr. | *(një) liri-e* | *liri-së* |

1) Në këtë lakim përfshihen edhe disa emra mashkullorë si *axhë, dajë* etj. (shih § 2).



§ 46. Emrat që dalin më -e të patheksuar, si: *dele, fitore, lule* etj, e ruajnë atë në gjinore, dhanore e rrjedhore të pashquar njëjës, pra duhet:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *(i, e) (një)* | *deleje* | dhe jo | *delje* |
| » » » | *fitoreje* | » » | *fitorje* |
| » » » | *lulishteje* | » » | *lulishtje* |
| » » » | *mësueseje* | » » | *mësuesje* |
| » » » | *qytetareje* | » » | *qytetarje* |
| » » » | *studenteje* | » » | *studentje* etj. |

§ 47. Emrat që dalin më -je, si: *anije, ardhje, familje, lëvizje* etj., në gjinore, dhanore e rrjedhore të pashquar marrin mbaresën -je: *anije-je, çështje-je, familje-je, lëvizje-je*, prandaj ata shkruhen me dy -je njëra pas tjetrës.

Në vend të këtyre formave të drejta vihet re se herë-herë përdoren gabimisht forma pa mbaresë, p.sh.:

*kapiteni i një anije; rëndësia e kësaj çështje; prej një familje fshatare* etj.,

kurse duhet:

*kapiteni i një anijeje; rëndësia e kësaj çështjeje; prej një familjeje fshatare.*

## § 48. LAKIMI I KATËRT

### Numri njëjës

| Rasa | Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|---|
| E. | *(një) të ftohtë* | *të ftohtë-t* |
| Gj. | *(i, e) (një) të ftoht-i* | *(i, e) të ftohti-t* |
| Dh. | *(një) të ftoht-i* | *të ftohti-t* |
| K. | *(një) të ftohtë* | *të ftohtë-t* |
| Rr. | *(një) të ftoht-i* | *të ftohti-t* |
| E. | *(një) të ecur* | *të ecur-it* |
| Gj. | *(i, e) (një) të ecur-i* | *(i, e) të ecuri-t* |
| Dh. | *(një) të ecur-i* | *të ecuri-t* |
| K. | *(një) të ecur* | *të ecur-it* |
| Rr. | *(një) të ecur-i* | *të ecuri-t* |

Siç shihet nga pasqyra e mësipërme, lakimi i katërt dallohet nga i pari vetëm në emëroren e në kallëzoren e shquar, në të cilat lakimi i katërt ka mbaresat -t ose -it. Në rasat e tjera mbaresat e këtyre lakimeve janë të njëjta.

## LAKIMI I EMRAVE NË NUMRIN SHUMËS

**§ 49.** Të gjithë emrat në numrin shumës lakohen njëlloj, pavarësisht nga gjinia ose nga tipi i lakimit të cilit i përkasin në numrin njëjës. Trajtat rasore të numrit shumës formohen në bazë të temës së emërores së pashquar shumës, së cilës i shtohen mbaresat përkatëse, p.sh.: *lis — lisa, lisave, lisash* etj., pra, trajtat e shumësit mund të kenë dy mbaresa: mbaresën që tregon numrin, p.sh.: **-a** (*lis-a*), dhe mbaresën që tregon rasën, p.sh.: **-ve**, **-sh** (*lisa-ve, lisa-sh*).

Ashtu si në njëjës, edhe në shumës emrat lakohen në trajtë të pashquar e në trajtë të shquar.

Më poshtë po japim disa pasqyra lakimi të emrave në numrin shumës.

### EMRA MASHKULLORË

| Rasa | Trajta e pashquar | Mbaresa | Trajta e shquar | Mbaresa |
|---|---|---|---|---|
| E. | (*ca*) *lisa* | — | *lisa-t* | -t |
| Gj. | (*i, e*) (*ca*) *lisa-ve* | -ve | (*i, e*) *lisa-ve* | -ve |
| Dh. | (*ca*) *lisa-ve* | -ve | *lisa-ve* | -ve |
| K. | (*ca*) *lisa* | — | *lisa-t* | -t |
| Rr. | (*ca*) *lisa-sh* | -sh | *lisa-ve* | -ve |



Si emri *lisa* lakohen edhe të gjithë emrat mashkullorë që e bëjnë shumësin me **-a**, p.sh.: *dema, gjemba, plepa, plumba, qilima, tela* etj.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| E. | | (*ca*) *male* | | *male-t* |
| Gj. | (*i, e*) | (*ca*) *male-ve* | (*i, e*) | *male-ve* |
| Dh. | | (*ca*) *male-ve* | | *male-ve* |
| K. | | (*ca*) *male* | | *male-t* |
| Rr. | | (*ca*) *male-sh* | | *male-ve* |

Si emri *male* lakohen edhe të gjithë emrat mashkullorë që e bëjnë shumësin me **-e**, p.sh.: *fise, brigje, shtigje, ledhe, hotele, zabele, kanale, mendime, përparime, punime, vendime, kombe, kënde, vende, gjokse, boshte, kopshte, truste, poste, fronte, vargje, harqe, parqe* etj.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| E. | | (*ca*) *fshatarë* | | *fshatarë-t* |
| Gj. | (*i, e*) | (*ca*) *fshatarë-ve* | (*i, e*) | *fshatarë-ve* |
| Dh. | | (*ca*) *fshatarë-ve* | | *fshatarë-ve* |
| K. | | (*ca*) *fshatarë* | | *fshtatarë-t* |
| Rr. | | (*ca*) *fshatarë-sh* | | *fshatarë-ve* |

Si emri *fshatarë* lakohen edhe të gjithë emrat mashkullorë që e formojnë shumësin me **-ë**, p.sh.: *anëtarë, hambarë, aeroplanë, partizanë, intelektualë, kuintalë, doktorë, motorë, berberë, oficerë, luftëtarë, shqiptarë, peshqirë, zinxhirë, shokë, gurë* etj.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| E. | | (*ca*) *arinj* | | *arinj-të* |
| Gj. | (*i, e*) | (*ca*) *arinj-ve* | (*i, e*) | *arinj-ve* |
| Dh. | | (*ca*) *arinj-ve* | | *arinj-ve* |
| K. | | (*ca*) *arinj* | | *arinj-të* |
| Rr. | | (*ca*) *arinj-sh* | | *arinj-ve* |

Si emri ***arinj*** lakohen edhe të gjithë emrat mashkullorë që e bëjnë shumësin me **-nj**, p.sh.: *florinj, kërcinj, minj, mullinj, sharrëxhinj, heronj, hunj, ftonj, thonj* etj., etj., si edhe emrat e tjerë njërrokësh

ose me theks mbi rrokjen e fundit, që në shumësin e pashquar dalin më një nga bashkëtingëlloret **-gj**, **-q**, **-j**, p.sh.: *zogj, fiq, miq, pleq, bij, çakej, papagaj* etj.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| E. | | *(ca) peshq* | | *peshq-it* |
| Gj. | *(i, e)* | *(ca) peshq-ve* | *(i, e)* | *peshq-ve* |
| Dh. | | *(ca) peshq-ve* | | *peshq-ve* |
| K. | | *(ca) peshq* | | *peshq-it* |
| Rr. | | *(ca) peshq-ish* | | *peshq-ve* |

Si emri *peshq* lakohen edhe të gjithë emrat mashkullorë që në shumës dalin me dy bashkëtingëllore, p.sh.: *bujq, krushq, ujq, murgj* etj.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| E. | | *(ca) nxënës* | | *nxënës-it* |
| Gj. | *(i, e)* | *(ca) nxënës-ve* | *(i, e)* | *nxënës-ve* |
| Dh. | | *(ca) nxënës-ve* | | *nxënës-ve* |
| K. | | *(ca) nxënës* | | *nxënës-it* |
| Rr. | | *(ca) nxënës-ish* | | *nxënës-ve* |

Si emri *nxënës* lakohen edhe të gjithë emrat mashkullorë që në emëroren e pashquar shumës dalin më **-s**, **-z** ose **-r**, p.sh.: *mësues, punonjës, shitës, njerëz, mbretër* etj.

## EMRA FEMËRORË

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| E. | | *(ca) vajza* | | *vajza-t* |
| Gj. | *(i, e)* | *(ca) vajza-ve* | *(i, e)* | *vajza-ve* |
| Dh. | | *(ca) vajza-ve* | | *vajza-ve* |
| K. | | *(ca) vajza* | | *vajza-t* |
| Rr. | | *(ca) vajza-sh* | | *vajza-ve* |



Si emri *vajza* lakohen edhe të gjithë emrat femërorë që e bëjnë shumësin me **-a**, p.sh.: *baza, bisha, fusha, lopata, toka, kumbulla, vetulla, dhelpra, kodra, motra, pupla, vegla* etj.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| E. | | *(ca) lule* | | *lule-t* |
| Gj. | *(i, e)* | *(ca) lule-ve* | *(i, e)* | *lule-ve* |
| Dh. | | *(ca) lule-ve* | | *lule-ve* |
| K. | | *(ca) lule* | | *lule-t* |
| Rr. | | *(ca) lule-sh* | | *lule-ve* |

Si emri *lule* lakohen të gjithë emrat femërorë që dalin më **-e** ose **-o** të patheksuar, p.sh.: *dele, faqe, mace, lagje, anije, lutje*, etj.: *depo, pako, radio, torno* etj.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| E. | | *(ca) shtëpi* | | *shtëpi-të* |
| Gj. | *(i, e)* | *(ca) shtëpi-ve* | | *shtëpi-ve* |
| Dh. | | *(ca) shtëpive* | | *shtëpi-ve* |
| K. | | *(ca) shtëpi* | | *shtëpi-të* |
| Rr. | | *(ca) shtëpi-sh* | | *shtëpi-ve* |

Si emri *shtëpi* lakohen edhe të gjithë emrat femërorë që dalin më zanore të theksuar (**-a**, **-e**, **-ë**, **-i**, **-o**, **-a**), p.sh.: *kala, para, shaka* etj.; *be, ide, re, rrufe* etj.; *bukuri, cilësi, dituri, liri* etj.; *gjë*; *byro, tablo* etj.; *dru.*

**Shënim.** Në rasën emërore, në kallëzore e në rrjedhore të trajtës së pashquar emrat në shumës mund të përdoren edhe të pashoqëruar nga fjala *ca* (që ka kuptimin e shumësit të nyjës *një*) ose nga ndonjë fjalë tjetër përcaktuese, p.sh.: *Korabi dhe Tomori janë* **male** *të larta; Shqipëria ka shumë* **male**; *shumica e lumenjve të Shqipërisë burojnë prej* **malesh**. Në rasën gjinore e dhanore ata përdoren kurdoherë të shoqëruar nga fjalët *ca, disa* ose nga ndonjë fjalë tjetër përcaktuese, **p.sh.**: *(e) disa shokëve, (i) këtyre fshatarëve, (të) shumë nxënësve, (e) dhjetë shtëpive* etj. Këtë kuptim ka fjala *ca* e vënë në kllapa gjatë lakimit të pashquar.

Nga pasqyrat e lakimeve që u parashtruan më sipër, mund të vihet re lehtë se:

a) Mbaresat rasore të shumësit janë:

| | *për trajtën e pashquar* | *për trajtën e shquar* |
|---|---|---|
| E. | — | **-t(ë), -it** |
| Gj. | **-ve** | **-ve** |
| Dh. | **-ve** | **-ve** |
| K. | — | **-t(ë), -it** |
| Rr. | **-sh, -ish** | **-ve** |

b) Emërorja dhe kallëzorja e pashquar nuk kanë ndonjë mbaresë rasore; gjinorja e dhanorja për të dyja trajtat dhe rrjedhorja e shquar kanë mbaresën **-ve**[1], ndërsa rrjedhorja e pashquar ka mbaresën **-sh** ose **-ish**.

c) Emrat që në shumës dalin më zanore të theksuar (*kala, ide, shtëpi*), si edhe emrat njërrokësh ose me theks në rrokjen e fundit që dalin më një bashkëtingëllore (*bij, desh, djem, ftonj, armiq, heronj* etj.), në emëroren e në kallëzoren e shquar shkruhen me **-ë** fundore[2]: *kalatë, idetë, shtëpitë* etj.; *bijtë, deshtë, djemtë, fiqtë, ftonjtë* etj.; *armiqtë, heronjtë* etj.

ç) Emrat që në shumës dalin më dy bashkëtingëllore ose më **-r, -s, -z**, në rrjedhoren e pashquar marrin mbaresën **-ish**, ndërsa në emëroren dhe në kallëzoren e shquar marrin mbaresën **-it**[3]: *bujq--ish, etër-ish, nxënës-ish, njerëz-ish; bujq-it, etër-it, nxënës-it, njerëz-it* etj.

1) Trajtat me **-vet** të gjinores, dhanores e rrjedhores së shquar, si *djemvet, malevet nënavet* etj., kanë dalë nga norma e sotme gramatikore, ato nuk kryejnë ndonjë funksion të veçantë dhe s'ka përse të përdoren.
2) Shih për këtë «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 8 dh, e.
3) Shih për këtë «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 9 c.



## DISA VËREJTJE PËR PËRDORIMIN E TRAJTËS

§ **50.** Siç u pa edhe nga pasqyrat e lakimeve, emrat në gjuhën shqipe përdoren në dy trajta: në trajtën e pashquar e në trajtën e shquar.

Emri në trajtën e pashquar tregon sende, frymorë etj. në përgjithësi në mënyrë të pacaktuar, p.sh.: *Në brigadë erdhi* **një punëtor** *i ri; Ne hekurudhë ka* **vullnetarë** *nga gjithë vendi; Liria fitohet ne* **luftë** etj.

Emri në trajtën e shquar tregon sende, frymorë etj. të caktuar, të njohur, p.sh.:

**Punëtori** *i ri i brigadës ndjek* **shkollën** *e mesme;* **Populli** *e do* **ushtrinë** e tij; «O **malet** *e Shqipërisë dhe ju o* **lisat** *e gjatë!*»

§ **51.** Emrat e lakimit të tretë, të përgjithshëm ose të përveçëm, që dalin më **-o** të patheksuar, e formojnë trajtën e shquar me mbaresën **-ja**[1], p.sh.: *çimentoja, depoja, pianoja, radioja, tifoja, xhiroja* etj.; *Gaqoja, Koçoja, Kongoja, Osloja, Vitoja* etj. (trajtat më **-ua**, si: *çimentua, depua, tifua, Gaqua, Koçua* etj., nuk janë më normative dhe s'duhen përdorur në gjuhën letrare). Kështu duhet thënë: **çimentoja** *dëmtohet nga lagështia; u ndërtua* **depoja** *e drithit;* **radioja** *dhe televizori buçasin në çdo fshat;* **tifoja** *e shpendëve shkaktohet nga ...;* **xhiroja** *e këtij viti do të rritet...* etj.; *erdhi* **Gaqoja; Koçoja** *shkoi vullnetar;* **Kongoja** *është një nga lumenjtë më të mëdhenj të botës; nga* **Osloja** *njoftohet se...* etj.

Në të folur dhe nëpër shkrime të ndryshme vihet re herë-herë se për emrat e tipit të mësipërm në vend të trajtës së shquar përdoret e pashquara, p.sh.: *çimento dëmtohet nga lagështia; u ndërtua depo e drithit; tifo e shpendëve shkaktohet nga ... ; nga Oslo njoftohet se ...* etj. Këto përdorime janë në kundërshtim me normat gramatikore dhe nuk duhen lejuar në gjuhën letrare.

1) Shih «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 25 c.

## NDËRRIMI I GJINISË SË DISA EMRAVE MASHKULLORË NË NUMRIN SHUMËS

§ **52.** Disa emra që në njëjës janë mashkullorë, në numrin shumës kërkojnë që mbiemrat përcaktues të tyre të vihen në trajtën e gjinisë femërore. Këta janë:

a) emrat që e formojnë shumësin me mbaresën **-e**, p.sh.:

**aparate** *elektronike*, **artet** *e bukura*, *këto* **aspekte**, **dete** *të thella*, **drejtimet** *kryesore*, **gaze** *të djegshme*, **grupe** *të veçanta*, **indet** *lidhëse*, **kanale** *ujitëse*, **katunde** *malore*, **kurse** *dymujore*, **kujtimet** *e mia*, *këto* **lajme** *s'më duken të besueshme*, **lloje** *të reja*, **male** *të larta*, **materiale** *të tjera*, **minerale** *të dobishme*, **mendime** *të vlefshme*, *të gjitha* **organet** *shtetërore*, **pallate** *shumëkatëshe*, **personazhe** *pozitive*, **plane** *pesëvjeçare*, **probleme** *ekonomike*, *të gjitha* **prodhimet** *bujqësore*, *këto* **procese** *janë të mekanizuara*, **qytetet** *e mëdha*, **ritme** *të shpejta*, **sende** *të gjetura*, **sulme** *të befasishme*, **Shtetet** *e Bashkuara të Amerikës*, **tanke** *të rënda*, **tipare** *themelore*, **tregime** *humoristike*, **ushtrime** *gjimnastikore*, **vende** *liridashëse*, *këto* **vendime** *janë të drejta*, **veprime** *luftarake*, **vite** *të zjarrta*, **zakonet** *i kanë të afërta* etj. etj. (dhe jo: *aparate elektronikë*, *këta aspekte*, *male të lartë*, *dete të thellë*, *qytete të mëdhenj* etj.);

b) emrat që e formojnë shumësin me mbaresën **-ra**, p.sh.:

**barëra** *të këqija*, **djathëra** *të mira*, **drithëra** *të sivjetme*, **fshatra** *të elektrifikuara*, **leshra** *të dredhura*, **mallra** *të jashtme*, **mishra** *të pjekura*, **plehra** *organike*, **shira** *të rrëmbyera*, **ujëra** *nëntokësore* etj. (dhe jo: *barëra të këqij*, *djathëra të mirë*, *drithërat e sivjetmë* **etj.**).

**Shënim.** Të mos ngatërrohet kjo kategori me emrat që në emëroren e pashquar të njëjësit dalin më **-r** dhe e formojnë shumësin me mbaresën -a; mbiemrat që i përcaktojnë këta emra, përdoren në trajtën e gjinisë mashkullore: *emra ilirë*, *hekura të ndryshkur*, *libra të vjetër*, *mbiemra të nyjshëm*; *metra katrorë*, *pjepra të ëmbël*, *regjistra themeltarë*, *urdhra të prerë* etj. (dhe jo: *emra ilire*, *hekura të ndryshkura*, *libra të vjetra* etj.).

§ **53.** Të gjithë tipat e tjerë të emrave mashkullorë që nuk përfshihen në pikat *a* e *b* të paragrafit të mësipërm, kërkojnë që mbiemrat e përemrat që i përcaktojnë, të vihen në trajtën e gjinisë mashkullore. Pra, është i gabuar përdorimi në gjininë femërore i mbiemrave e i përemrave që përcaktojnë emrat mashkullorë, të cilët e formojnë



shumësin me mbaresat **-a** ose **-ë**. Ky përdorim i gabuar e ka burimin tek analogjia me emrat femërorë që dalin në shumës gjithashtu më **-a** ose më -ë. Kështu, nuk është e drejtë të shkruhet e të thuhet:

*bedenat e gurta, filma të xhiruara, gishta të forta dhe të shkathëta, me shënimin e dy golave të tjera, këto janë krimba të holla, specat e mbushura, stolat e gjata, shirita të zeza, tela të holla, tuba të gjera, midis vagonave të bukura* etj. (duhej: *bedenat e gurtë*, *filmat e xhiruar*, *tela të hollë* etj.);

ose: *faktorët kryesore*, *flokë të qethura*, *këto dy përvjetorë*, *rrathë të mëdha*, *këto rezervuarë*, *rezervuarë artificiale*, *thasët e tyre të rënda* etj. (duhej: *faktorët kryesorë*, *flokë të qethur*, *këta dy përvjetorë*, *rrathë të mëdhenj* etj.).

# II. NUMËRORI

§ 54. Nga numërorët, vetëm *tre/tri* dallohen sipas gjinisë së emrit me të cilin përdoren. Numërori *tre* përdoret me emra të gjinisë mashkullore, p.sh.:

**tre** *djem,* **tre** *kalema,* **tre** *lekë* etj.;

po kështu përdoren edhe numërorët e përbërë që kanë si gjymtyrë të fundit numërorin *tre.*:

*njëzet e* **tre** *vullnetarë, pesëdhjetë e* **tre** *nxënës, nëntëdhjetë e* **tre** *vjet* etj.

Numërori **tri** përdoret me emra të gjinisë femërore, p.sh.:

**tri** *vajza,* **tri** *pena,* **tri** *fletore,* **tri** *pjesë,* **tri** *copë* etj.; po kështu përdoren edhe numërorët e përbërë që kanë si gjymtyrë të fundit numërorin *tri*:

*njëzet e* **tri** *pjesë, dyzet e* **tri** *vullnetarë, pesëdhjetë e* **tri** *nxënëse, nëntëdhjetë e* **tri** *ditë* etj.

Ky dallim gjinie ruhet edhe kur numërori *tre/tri* përdoret pa emrin përkatës, në raste të tilla si:

— *Sa shokë ishin?*
— **Tre.**
— *Sa fletore bleve?*
**Tri.**
— *Në sa pjesë e ndave?*
— *Në* **tri.**



# III. PËREMRI

## 1. PËREMRI VETOR

§ 55. Përemrat vetorë janë:

| | *njëjës* | *shumës* |
|---|---|---|
| veta I | **unë** | **ne** |
| » II | **ti** | **ju** |
| » III | **ai, ajo** | **ata, ato** |

Në të tria vetat përemrat kanë numër njëjës dhe shumës, por vetëm në vetën e tretë ata dallohen edhe sipas gjinisë:

mashk. **ai, ata.** fem. **ajo, ato.**

Përemrat vetorë lakohen sipas pasqyrës së mëposhtme:

### LAKIMI I PËREMRAVE VETORË

Veta e parë dhe e dytë

| Rasa | Veta e parë | | Veta e dytë | |
|---|---|---|---|---|
| | Njëjës | Shumës | Njëjës | Shumës |
| E. | *unë* | *ne* | *ti* | *ju* |
| Gj. | — | — | — | — |
| Dh. | *mua, më* | *neve, na* | *ty, të* | *juve, ju* |
| K. | *mua, më* | *ne, na* | *ty, të* | *ju, ju* |
| Rr. | *meje* | *nesh* | *teje* | *jush* |

Veta e tretë

| Rasa | Numri njëjës | | Numri shumës | |
|---|---|---|---|---|
| | m | f | m | f |
| E. | *ai* | *ajo* | *ata* | *ato* |
| Gj. | *i (e) atij* | *i (e) asaj* | *i (e) atyre* | *i (e) atyre* |
| Dh. | *atij, i* | *asaj, i* | *atyre, u* | *atyre, u* |
| K. | *atë, e* | *atë, e* | *ata, i* | *ato, i* |
| Rr. | *atij* | *asaj* | *atyre* | *atyre* |

1) Përemrat vetorë në rasat dhanore dhe kallëzore kanë një trajtë të plotë dhe një trajtë të shkurtër: **mua, më; juve, ju; atij, i** etj. Trajtat e shkurtra janë kurdoherë të patheksuara dhe shërbejnë si kundrina të drejta ose të zhdrejta, d.m.th. u përgjigjen pyetjeve *kë?, cilin?, kujt?, cilit?*

**më** *pa* (*kë?*); **e** *gjeta* (kë? çfarë?); **i** *lutem* (kujt?), **u** *tregova* (kujt?) etj.

2) Përemrat vetorë të vetës së parë e të dytë nuk përdoren në rasën gjinore.

3) Për vetën e parë e të dytë trajtat e shkurtra të rasave dhanore e kallëzore janë të njëllojta: *më, na, të, ju.* Rasa e tyre mund të përcaktohet vetëm me anë të pyetjeve:

**Më** *kujtohet* (*Kujt?* — **Mua** — rasa dhanore);

**Më** *pa* (*Kë?* — **Mua** — rasa kallëzore);

**Na** *kënaqi me ato fjalë* (*Kë?* — **Ne** — rasa kallëzore);

**Na** *kënaqi shpirtin me ato fjalë* (*Kujt?* — **Neve** — rasa dhanore).



## VËREJTJE RRETH DISA PËRDORIMEVE TË GABUARA TË PËREMRAVE VETORË

§ 56. Në gjuhën e folur e në gjuhën e shkruar vihen re disa gabime lidhur me përdorimin e trajtave rasore të përemrave vetorë që u paraqitën në pasqyrën e lakimit në paragrafin e mësipërm. Më të shpeshta janë rastet e përdorimit të trajtave *neve, juve* në vend të *ne, ju,* d.m.th. *përdoret gabimisht trajta e rasës dhanore në vend të trajtës së rasës emërore ose të rasës kallëzore.*

Ja disa shembuj me përdorime të gabuara të trajtave **neve** e **juve:** *Po ta ndërpresim* **neve** *punën... ; Ti e mban mend me se loznim* **neve** *kur ishim të vegjël;* **Neve** *i kemi të gjitha kushtet për... ; Me mjetet që kemi* **neve**... ; *Kush e ka pastruar oborrin?* — **Neve;** etj.; **Juve** *na keni bërë një shërbim të madh; Po* **juve,** *a keni qenë në hekurudhë?; Si shkolla, si* **juve** *jeni të rinj* etj.; **Neve** *na ka gëzuar pa masë lajmi që... ; Organizata na ngarkoi* **neve** *me një detyrë të rëndësishme;* **Juve,** *sigurisht, ju ka marrë uria; Po kush do t'ju shpëtojë* **juve** *në mes të oqeanit?* etj.

Te të gjithë shembujt e mësipërm trajtat **neve** e **juve** janë përdorur gabimisht në vend të trajtave **ne** e **ju.**

Për të shmangur këtë gabim duhen pasur parasysh rregullat e mëposhtme:

Trajtat **ne, ju,** kur përdoren pa parafjalë, mund të shërbejnë si kryefjalë (dhe atëherë i përgjigjen pyetjes *kush?*), ose si kundrinë e drejtë (dhe atëherë i përgjigjen pyetjes *kë?*). P.sh.: **Ne** *do të nisemi sot* (Kush? — Ne); *Të na kujtosh edhe* **ne** (Kë? — Ne); **Ju** *keni bërë një punë shumë të dobishme* (Kush? — **Ju**); *Po ju pres* **ju,** *shoku Agim* (Kë? — **Ju**) etj.

Trajtat **ne** e **ju** mund të përdoren edhe me parafjalë:

a) me parafjalët *te(k)* e *nga,* që kërkojnë rasën emërore, p.sh.: **te ne, nga ju** etj.;

b) me parafjalët *me, për, pa, mbi, nën, ndër* etj.; që kërkojnë rasën kallëzore, p.sh.: **me ne, ndër ne, për ne, pa ju, për ju, me ju** etj.

Trajtat e rasës dhanore **neve, juve** shërbejnë kurdoherë si kundrina të zhdrejta dhe i përgjigjen pyetjes *kujt?*, p.sh.: *na e trego edhe* **neve** (Kujt? — **Neve**); *po ju flas* **juve** (Kujt? — **Juve**) etj.

Trajtat **neve** e **juve** nuk përdoren asnjëherë me parafjalë, sepse [illegible]

ato janë trajta të rasës dhanore dhe *rasa dhanore përdoret pa parafjalë*.

Përdorimi i gabuar i trajtave **neve, juve** në vend të **ne, ju** vihet re edhe pas parafjalëve të rasës emërore e kallëzore, p.sh.: *nga* **neve,** *nga* **juve,** *te* **neve,** *te* **juve,** *me* **neve,** *mbi* **juve,** *pa* **neve,** *për* **juve** etj.

Te të gjithë shembujt e mësipërm në vend të trajtave *neve, juve,* që janë trajta të rasës dhanore (shih pasqyrën e lakimit), duhej të ishin trajtat *ne, ju* të rasës emërore e kallëzore, sepse pas parafjalëve *nga* e *te* përdoret kurdoherë rasa emërore, ndërsa pas parafjalëve *me, mbi, pa, për* përdoret kurdoherë rasa kallëzore.

§ **57.** Përveç përdorimit të gabuar të trajtave *neve, juve* në vend të *ne, ju* vihet re, ndonëse më rrallë, edhe gabimi i përkundërt, d.m.th. përdorimi i trajtave *ne, ju* të rasës emërore e kallëzore në vend të trajtave *neve, juve* të rasës dhanore. Ja disa shembuj të këtyre përdorimeve të gabuara:

*Ky lajm na u komunikua edhe* **ne**; **Ne** *na vjen keq që. . . ;* **Ne** *na duhet të mendohemi thellë për këto probleme; Kur na u dha flamuri,* **ne** *na dukej sikur. . . ; Kjo përshtypje na krijohet edhe* **ne** *të moshuarve;* **Ju** *ju pëlqen të këndoni këngë partizane; Po jua tregoj edhe* **ju** *atë që më ngjau* etj.

Te të gjithë shembujt e mësipërm foljet kërkojnë kundrina të zhdrejta, prandaj përemrat vetorë duhej të ishin përdorur në trajtën e rasës dhanore **neve, juve** dhe jo në trajtën e emërores a të kallëzores (**ne, ju**).

§ **58.** Pas parafjalëve **nga** e **te(k)**[1] përemri, ashtu si emri, vihet kurdoherë në rasën emërore, p.sh.: *e mori vesh nga* **unë** (nga kush?); *erdhi tek* **unë** (te kush?); *sille tek* **unë** (te kush?) etj. Vihet re herë-herë se pas këtyre parafjalëve në vend të trajtës **unë** përdoret gabimisht **mua,** p.sh.:

*Eja te* **mua**!; *Nesër, mblidhemi te* **mua**; *Mos u largo nga* **mua**! etj.

Te të gjithë shembujt e mësipërm duhej përdorur: **tek unë, nga unë**. Pra:

| | | | |
|---|---|---|---|
| asnjëherë | *te mua* / *nga mua* | gjithnjë | **te unë** / **nga unë** |

1) Trajta *tek* përdoret zakonisht përpara emrave e përemrave që fillojnë me zanore.



## TRAJTAT E SHKURTRA TË PËREMRAVE VETORË



§ **59.** Gjatë lakimit, në rasën dhanore e në kallëzore përemrat vetorë kanë veç trajtave të plota edhe trajta të shkurtra. Këto trajta të shkurtra mund të paraqiten në mënyrë të përmbledhur në pasqyrat e mëposhtme:

Veta e parë dhe e dytë

| Rasat | Veta e parë | | Veta e dytë | |
|---|---|---|---|---|
| | Njëjës | Shumës | Njëjës | Shumës |
| Dh. | *mua,* **më** | *neve,* **na** | *ty,* **të** | *juve,* **ju** |
| K. | *mua,* **më** | *ne,* **na** | *ty,* **të** | *ju,* **ju** |

Veta e tretë

| Rasa | Numri njëjës | | Numri shumës | |
|---|---|---|---|---|
| | m | f | m | f |
| Dh. | *atij,* **i** | *asaj,* **i** | *atyre,* **u** | *atyre,* **u** |
| K. | *atë,* **e** | *atë,* **e** | *ata,* **i** | *ato,* **i** |

Nga pasqyrat e mësipërme shihet se në vetën e parë dhe të dytë trajtat e shkurtra janë të njëjta për të dyja rasat: **më, na, të, ju** për dhanoren e për kallëzoren; në vetën e tretë trajtat e shkurtra janë të njëjta për të dyja gjinitë, por trajta e shkurtër e rasës dhanore është e ndryshme nga trajta e shkurtër e rasës kallëzore.

Trajtat e shkurtra janë kurdoherë të patheksuara. Ato shër-

bejnë për të shprehur kundrinën e drejtë ose të zhdrejtë dhe përdoren vetëm ose krahas trajtave të plota, P.sh.:

— *A* **më** *mban mend* **mua?**

— *Nuk* **të** *mbaj mend.*

Mund të përdoren edhe dy trajta të shkurtra pranë njëra-tjetrës. Në këto raste e para është trajtë e shkurtër e rasës dhanore (e vetës së parë, të dytë ose të tretë, të njëjësit ose të shumësit), ndërsa e dyta është trajtë e shkurtër e rasës kallëzore (veta e tretë e njëjësit ose e shumësit), d.m.th. trajtat e shkurtra të rasës dhanore mund të bashkohen me trajtat e shkurtra **e** ose **i** të kallëzores.

**Pasqyra e trajtave të shkurtra të bashkuara**

| Trajta e dhanores | | Trajta e kallëzores | Trajta e bashkuar | Shembuj |
|---|---|---|---|---|
| **më** (*mua*) | + | e (atë) | = **ma** | **Ma** *dha librin* |
| **të** (*ty*) | + | e » | = **ta** | **Ta** *dha librin* |
| **i** (*atij, asaj*) | + | e » | = **ia** | **Ia** *dha librin* |
| **na** (*neve*) | + | e » | = **na e** | **Na** e *dha librin* |
| **ju** (*juve*) | + | e » | = **jua** | **Jua** *dha librin* |
| **u** (*atyre*) | + | e » | = **ua** | **Ua** *dha librin* |
| **më** (*mua*) | + | i (ata, ato) | = **m'i** | **M'i** *dha librat* |
| **të** (*ty*) | + | i » » | = **t'i** | **T'i** *dha librat* |
| **i** (*atij, asaj*) | + | i » » | = **ia** | **Ia** *dha librat* |
| **na** (*neve*) | + | i » » | = **na i** | **Na i** *dha librat* |
| **ju** (*juve*) | + | i » » | = **jua** | **Jua** *dha librat* |
| **u** (*atyre*) | + | i » » | = **ua** | **Ua** *dha librat* |

Nga kjo pasqyrë shihet se:

a) vetëm trajtat **m'i, t'i** shkruhen me apostrof;

b) vetëm trajtat **na e, na i** shkruhen ndaras;



c) trajtat e bashkuara **ia, ua** mund të dalin në dy mënyra:

| | |
|---|---|
| **ia** < **i** (*atij*) + **e** (*atë*) | **ia** < **i** (atij) + **i** (*ata, ato*) |
| **Ia** *dhashë librin shokut.* | **Ia** *dhashë librat shokut.* |
| **ua** < **u** (*atyre*) + **e** (*atë*) | **ua** < **u** (*atyre*) + **i** (*ata, ato*) |
| **Ua** *dhashë librin shokëve.* | **Ua** *dhashë librat shokëve.* |

## VËREJTJE RRETH DISA PËRDORIMEVE TË GABUARA TË TRAJTAVE TË SHKURTRA TË PËREMRAVE VETORË

§ **60.** Mjaft herë vihen re përdorime të gabuara të trajtave të shkurtra të përemrave. Këto gabime janë dy farësh: gabime në numër dhe gabime në vetë.

### GABIME NË NUMËR

a) **u** *tha atyre* dhe jo **i** *tha atyre*

U dhe **i** janë trajta të shkurtra të rasës dhanore të përemrave vetorë të vetës së tretë, por **u** është trajtë e shumësit (*atyre* **u**), ndërsa **i** trajtë e njëjësit (*atij, asaj* **i**). Kur kundrina e zhdrejtë është një emër a një përemër në numrin shumës, edhe trajta e shkurtër e përemrit që përsërit kundrinën, duhet të jetë në numrin shumës, d.m.th. **u** dhe jo **i**.

Kështu, te të gjithë shembujt e mëposhtëm:

*Një kujdes i madh* **i** *kushtohet këtu* **metodave** *të reja; Një pjesë e instalimeve nuk* **i** *përgjigjet* **kushteve** *teknike; Rruga dhe drita* **i** *ngjiten* **maleve;** *Ushtarët e vdekjes po* **i** *afroheshin* **mureve;** *Mallra që* **i** *përgjigjen* **kërkesave** *të blerësve; Nuk* **i** *vuri veshin* **këshillave** *të mia; Rinia* **i** *ndryshoi pamjen* **këtyre kodrave;** *Për sa* **i** *përket* **masave** *që janë marrë kundër thatësirës* etj., trajta **i** është përdorur gabim. Në vend të saj duhej përdorur trajta **u** e shumësit, sepse të gjitha kundrinat e zhdrejta janë në numrin shumës: *metodave, kushteve, maleve, mureve, kërkesave, këshillave, këtyre kodrave, masave.*

Edhe kur kundrina shprehet me dy a më shumë emra të bashkërenditur në numrin njëjës, trajta e shkurtër duhet të vihet në shumës, sepse **u** përgjigjet disa kundrinave, pra, **u** dhe jo **i**, p.sh.:

*Kujdes i veçantë duhet* **t'u** *kushtohet* **ruajtjes, transportimit dhe përdorimit** *të lëndëve helmuese* (dhe jo **t'i** *kushtohet*); *Pushteti popullor* **u** *ka kushtuar rëndësi të madhe* **arsimit dhe kulturës** (dhe jo **i** *ka kushtuar*) etj.

b) **ua** *dha atyre* dhe jo **ia** *dha atyre*

Edhe në këtë rast kemi të bëjmë me të njëjtin gabim: kur kundrina e zhdrejtë është në numrin shumës, duhet të përdoret kurdoherë trajta **ua** e formuar nga **u** + **e** ose **u** + **i** dhe jo trajta **ia**, që formohet nga **i** + **e** ose **i** + **i**.

Kështu, te të gjithë shembujt e mëposhtëm:

*Do* **t'ia** *them* **shoqeve**; *për* **t'ia** *arritur* **këtyre qëllimeve**; *Disa prej tyre zhdukeshin duke* **ia** *lënë vendin* **të tjerëve**; *Borgjezia barrën e gjithë shpenzimeve të luftës* **ia** *ngarkon* **punëtorëve**; *Ai nuk* **ia** *përton* **punëve** *të tilla; Shtypi ilegal* **ia** *hoqi maskën* **pseudopatriotëve** *ballistë; Organizata e rinisë,* **ia** *preu rrugën* **këtyre sjelljeve** etj., trajta **ia** është përdorur gabim. Në vend të saj duhej përdorur trajta **ua**, sepse kundrina e zhdrejtë është në numrin shumës, pra:

**ua** < **u** (*atyre*) + { **e** (*atë*) / **i** (*ata, ato*) }

**ua** *dha librin shokëve*
**ua** *dha librat shokëve*

c) **na e** *dha fjalën* dhe jo **na i** *dha fjalën*

Te bashkimet **na e** dhe **na i** (shih pasqyrën në § 59 faqe 58), pjesa e parë **na** është trajta e shkurtër e dhanores **neve**, pjesa e dytë është trajta e kallëzores: **e** (*atë*), **i** (*ata, ato*). Kur kundrina e drejtë është në numrin njëjës, duhet përdorur trajta **na e**, ndërsa kur është në numrin shumës **na i**. Te shembulli **Na e** *dha fjalën*, kundrina e drejtë *fjalën* është në numrin njëjës, prandaj duhet përdorur trajta e shkurtër **e** (*atë*) dhe jo **i** (*ato*). Herë-herë, nën ndikimin e ndonjë të folmeje, përdoret gabimisht **na i** në vend të **na e**. Ja disa shembuj të tillë:



**Këtë** *e dimë edhe pa* **na i** *thënë ti;* **Na i** *keni prishur* **mendjen** *fare me këtë që na treguat;* **Atë** *nuk* **na i** *zuri syri gjëkund; Nuk* **na i** *kanë* **fajin** *të tjerët* etj.

Te të gjithë shembujt e mësipërm kundrinat e drejta *këtë, mendjen, atë, fajin* janë në numrin njëjës, prandaj duhej përdorur trajta e shkurtër **e**, pra **na e** dhe jo **na i**.

**Përmbledhje e gabimeve në numër**

| | | | |
|---|---|---|---|
| a) **u** | dhe jo | **i** | (**u** *tha atyre*) |
| b) **ua** | » » | **ia** | (**ua** *dha atyre librin* (*librat*) |
| c) **na e** | » » | **na i** | (**na e** *dha librin*) |

## GABIME NË VETË

a) **ju** *dhashë juve* dhe jo **u** *dhashë juve*

**Ju** është trajtë e shkurtër e vetës *së dytë* të shumësit për rasën dhanore (*juve* **ju**) ose kallëzore (*ju* **ju**), ndërsa **u** është trajtë e shkurtër e vetës *së tretë* të shumësit, për rasën dhanore (*atyre* **u**). Herë-herë trajta **u** e vetës së tretë përdoret gabimisht në vend të trajtës **ju** të vetës së dytë, p.sh.:

*Juve* **u** *kujtohet mirë koha e aksioneve të para;* **U** *lutem të më regjistroni edhe mua vullnetar . . .; Do t'***u** *luteshim, shoku kryetar, që me rastin e mbarimit të vitit . . . ; Unë* **u** *kam pritur . . . ; Nuk do t'u harroj kurrë* etj.

Te të gjithë shembujt e mësipërm duhej përdorur trajta e shkurtër **ju** qoftë si kundrinë e zhdrejtë (rasa dhanore), qoftë si kundrinë e drejtë (rasa kallëzore), sepse këto kundrina në të gjitha rastet i përkasin vetës së dytë: *Juve ju kujtohet . . .* (Kujt? — *Juve,* **ju**); *Ju lutem të më regjistroni. . .* (Kujt? — *Juve,* **ju**); *Unë ju kam pritur . . .* (Kë? — *Ju,* **ju**) etj.

b) **jua** *dhashë juve* dhe jo **ua** *dhashë juve*

Edhe në këtë rast kemi të bëjmë me gabimin që u përshkrua më sipër: kur kundrina e zhdrejtë është në veten e dytë (*juve*), atëherë

duhet përdorur trajta e bashkuar **jua** (e formuar nga *ju* + *e* ose *ju* + *i*) dhe jo trajta **ua** (e formuar nga *u* + *e* ose *u* + *i*).

Ja disa shembuj ku trajta **ua** është përdorur gabim:

*Juve* **ua** *kanë thënë të gjitha; Materialet që na kërkoni, do* **t'ua** *dërgojmë brenda muajit; Shkaqet e kësaj gjendjeje po* **ua** *radhitim më poshtë* etj.

Te këta shembuj kundrina e zhdrejtë është në vetën e dytë, prandaj pranë foljes duhej përdorur trajta e bashkuar *jua: Jua kanë thënë* (Kujt? — *Juve*); *Do t'jua dërgojmë* (Kujt? — *Juve*) etj.

c) **u** *dhashë atyre* dhe jo **ju** *dhashë atyre*

Më lart, në pikën **a** të këtij paragrafi, thamë se trajta e vetës së tretë **u** përdoret herë-herë gabimisht në vend të trajtës së vetës së dytë **ju,** p.sh. **u** *dhashë juve* për **ju** *dhashë juve.* Por vihet re edhe gabimi *i* përkundërt: trajta e vetës së dytë **ju** përdoret nganjëherë gabimisht në vend të trajtës së vetës së tretë **u.** Ja disa shembuj:

*Më këshilloi t'***ju** *thosha edhe shokëve se . . . ; Ata filluan vetë nga puna dhe ne nuk* **ju** *thamë gjë; Ata i mposhtën me guxim vështirësitë që* **ju** *dolën gjatë ndërtimit të urës;* **Ju** *lumtë trimave të mi! — thirri me gëzim brigadieri; Disa* **prindër ju** *thonë fëmijëve se . . .* etj.

Te të gjithë shembujt e mësipërm duhej përdorur trajta e shkurtër **u,** sepse kundrinat e zhdrejta te këta shembuj i përkasin vetës së tretë. *T'u thosha* **shokëve** (Kujt? — *Atyre,* **u**); *U lumtë* **trimave** *të mi* (Kujt? — *Atyre,* **u**) etj.

ç) **ua** *dhashë atyre* dhe jo **jua** *dhashë atyre*

Edhe në këtë rast kemi të bëjmë me gabimin që u përshkrua më sipër: kur kundrina e zhdrejtë e fjalisë i përket vetës së tretë, atëherë duhet përdorur trajta e bashkuar **ua,** e formuar nga **u** (*atyre*) + **e** (*atë*) ose **i** (*ata, ato*), dhe jo trajta *jua.*

Ja disa shembuj përdorimesh të gabuara:

*Për* **t'jua** *arritur qëllimeve të tyre ata përdorin të gjitha mjetet; Duhet t'***jua** *bëjmë të qartë nxënësve rëndësinë e punës prodhuese* etj. Te shembujt e mësipërm duhej përdorur trajta **ua,** sepse kundrina e zhdrejtë i përket vetës së tretë: *për t'***ua** *arritur qëllimeve* (*atyre,* **u**); **t'ua** *bëjmë të qartë* **nxënësve** (*atyre,* **u**).



**Përmbledhje e gabimeve në vetë**

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| a) **ju** | dhe jo | **u** | (**ju** *dhashë juve*) |
| b) **jua** | » » | **ua** | (**jua** *dhashë juve*) |
| c) **u** | » » | **ju** | (**u** *dhashë atyre*) |
| ç) **ua** | » » | **jua** | (**ua** *dhashë atyre*) |

## 2. PËREMRI PRONOR

**§ 61.** Përemrat pronorë mund të paraqiten në këtë pasqyrë përmbledhëse:

| Veta e parë | | Veta e dytë | | Veta e tretë | |
|---|---|---|---|---|---|
| Njëjës | Shumës | Njëjës | Shumës | Njëjës | Shumës |
| m. f. | m. f. | m. f. | m. f. | m. f. | m. f. |
| *im ime* | *e mi e mia* | *yt jote* | *e tu e tua* | *i tij e tij*<br>*i saj e saj* | *e tij*<br>*e saj* |
| *ynë jonë* | *tanë tona* | *juaj juaj* | *tuaj tuaja* | *i tyre*<br>*e tyre* | *e tyre* |

Nga pasqyra e mësipërme shihet se përemrat pronorë, ashtu si vetorët, kanë tri veta dhe përdoren në njëjës e në shumës. Përemrat vetorë kanë edhe gjini. Trajta e gjinisë mashkullore përdoret kur emri që përcaktohet, është mashkullor, ndërsa trajta e gjinisë femërore përdoret kur emri që përcaktohet është femëror, p.sh.:

*djali* **im,** *shoku* **ynë,** *qëndrimi* **yt,** *mendimi* **i tij,** *qëndrimi* **i saj** etj.;

*vajza* **ime,** *shoqja* **jonë,** *sjellja* **jote,** *skuadra e* **tij,** *vjersha e* **saj** etj.

Në vetën e tretë njëjës përemrat pronorë kanë trajta të veçanta që varen jo vetëm nga gjinia e emrit që përcaktojnë[1], por edhe nga gjinia e «pronarit», d.m.th. e emrit a e përemrit që shënon frymorin ose sendin të cilit i përket diçka, p.sh.:

**Petriti** *më dha kalemin* **e tij.**

**Vjollca** *më dha kalemin* **e saj.**

**Populli** *ynë është zot i vendit dhe i fateve* **të tij.**

**Bajamja** *lulëzon e para nga pemët. Lulet* **e saj** *janë të bukura.*

**Secili** *përgjigjet për punën* **e tij. Secila** *të ulet në vendin* **e saj.**

Në vetën e tretë përveç përemrave të shënuar në pasqyrën e mësipërme, përdoret edhe përemri *i (e, të) vet*, p.sh.: *shoku i vet, shoqja e vet, shokët e vet, shoqet e veta.* Për përdorimin e këtij përemri shih më poshtë § 65.

Përemrat pronorë përdoren jo vetëm si përcaktorë të një emri (*libri im, fushat tona* etj.), por edhe më vete. p.sh.:

— *I kujt është ky libër?*

— *Imi.*

Ose: *Ndërmarrja jonë ka më shumë punëtorë se* **juaja.** *Shkolla juaj është më e re se* **jona.**

Ja pasqyra e trajtave të përemrave pronorë kur përdoren më vete:

| Veta e parë | | | | Veta e dytë | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Njëjës | | Shumës | | Njëjës | | Shumës | |
| m | f. | m. | f. | m. | f. | m. | f. |
| *imi*<br>*të mitë* | *imja*<br>*të miat* | *yni*<br>*tanët* | *jona*<br>*tonat* | *yti*<br>*të tutë* | *jotja*<br>*të tuat* | *juaji*<br>*tuajt* | *juaja*<br>*tuajat* |

1) Siç shihet edhe nga këta shembuj, përemrat pronorë të vetës së tretë, kur përcaktojnë një emër të gjinisë mashkullore, kanë nyjën **i**: *libri i tij, i saj;* kur përcaktojnë një emër të gjinisë femërore, kanë nyjën **e**: *fletorja e tij, e saj* etj. Trajta (*fletorja*) *e tija, e saja*, që përdoren nganjëherë për këta pronorë, kur ata për caktojnë një emër femëror, nuk janë në pajtim me normën e sotme gramatikore dhe duhen mënjanuar nga gjuha letrare.



| Veta e tretë | | | |
|---|---|---|---|
| Njëjës | | Shumës | |
| m. | f. | m. | f. |
| *i tiji*<br>*e tija*[1]<br>*të tijtë*<br>*të tijat* | *i saji*<br>*e saja*[1]<br>*të sajtë*<br>*të sajat* | *i tyri*<br><br>*të tyret* | *e tyrja* |

Siç shihet nga pasqyra e mësipërme, përemrat e gjinisë mashkullore, kur përdoren më vete, në numrin njëjës kanë mbaresën **-i**:

**imi, yni, yti, juaji, i tiji, i saji, i tyri;**

përemrat e gjinisë femërore kanë mbaresën **-a**:

**imja, jona, jotja, juaja, e tija, e saja, e tyrja;**

në numrin shumës të gjithë përemrat kanë mbaresën **-t(ë)** dhe disa prej tyre nyjën e përparme **të**;

*të mitë, të miat, tanët, tonat, të tutë, të tuat, tuajt, tuajat, të tijtë, të sajtë, të tijat, të sajat, të tyret.*

Sipas rregullave të drejtshkrimit, te përemrat e mësipërm përdoret mbaresa **-të** (me -ë), kur ndodhet fill pas rrokjes së theksuar, p.sh.: *të mitë, të sajtë* (rrokja e theksuar: *mi, saj*), dhe mbaresa **-t** (pa -ë), kur ndodhet një rrokje më tej rrokjes së theksuar, p.sh.: *tonat, të tuat, tuajt* etj.

Përemri pronor *i vet*, kur përdoret më vete, del në këto trajta:

| | *njëjës* | *shumës* |
|---|---|---|
| m: | **i veti** | **të vetët** |
| f: | **e veta,** | **të vetat** |

1) Të mos ngatërrohen këto trajta me trajtat jonormative *fletoret* **e tija/e saja**, për të cilat u tërhoq vërejtja në shënimin në fund të faqes 64.

## § 62. LAKIMI I PËREMRAVE PRONORË

Nga sa u parashtrua në paragrafin më sipër, delse përemrat pronorë kanë dy lakime të veçanta: a) kur përdoren pas emrave, b) kur përdoren më vete:

### A. LAKIMI I PËREMRAVE PRONORË KUR PËRDOREN SI PËRCAKTUES TË EMRAVE

**I. Përemri ndodhet pas emrit**

**Veta e parë njëjës**

| | **Gjinia mashkullore** | **Gjinia femërore** |
|---|---|---|
| | *Prona njëjës* | |
| E. | *libri* **im** | *detyra* **ime** |
| Gj. | *i(e) librit* **tim** | *i (e) detyrës* **sime** |
| Dh. | *librit* **tim** | *detyrës* **sime** |
| K. | *librin* **tim** | *detyrën* **time** |
| Rr. | *librit* **tim** | *detyrës* **sime** |
| | *Prona shumës* | |
| E. | *librat* **e mi** | *detyrat* **e mia** |
| Gj. | *i(e) librave* **të mi** | *i (e) detyrave* **të mia** |
| Dh. | *librave* **të mi** | *detyrave* **të mia** |
| K. | *librat* **e mi** | *detyrat* **e mia** |
| Rr. | *librave* **të mi** | *detyrave* **të mia** |



**Veta e parë shumës**

*Prona njëjës*

| | | |
|---|---|---|
| E. | *libri* **ynë** | *detyra* **jonë** |
| Gj. | *i (e) librit* **tonë** | *i (e) detyrës* **sonë** |
| Dh. | *librit* **tonë** | *detyrës* **sonë** |
| K. | *librin* **tonë** | *detyrën* **tonë** |
| Rr. | *librit* **tonë** | *detyrës* **sonë** |

*Prona shumës*

| | | |
|---|---|---|
| E. | *librat* **tanë** | *detyrat* **tona** |
| Gj. | *i (e) librave* **tanë** | *i (e) detyrave* **tona** |
| Dh. | *librave* **tanë** | *detyrave* **tona** |
| K. | *librat* **tanë** | *detyrat* **tona** |
| Rr. | *librave* **tanë** | *detyrave* **tona** |

**Veta e dytë njëjës**

*Prona njëjës*

| | | |
|---|---|---|
| E. | *libri* **yt** | *detyra* **jote** |
| Gj. | *i (e) librit* **tënd** | *i (e) detyrës* **sate** |
| Dh. | *librit* **tënd** | *detyrës* **sate** |
| K. | *librin* **tënd** | *detyrën* **tënde** |
| Rr. | *librit* **tënd** | *detyrës* **sate** |

*Prona shumës*

| | | |
|---|---|---|
| E. | *librat* **e tu** | *detyrat* **e tua** |
| Gj. | *i (e) librave* **të tu** | *i (e) detyrave* **të tua** |
| Dh. | *librave* **të tu** | *detyrave* **të tua** |
| K. | *librat* **e tu** | *detyrat* **e tua** |
| Rr. | *librave* **të tu** | *detyrave* **të tua** |

## Veta e dytë shumës

*Prona njëjës*

| | | | |
|---|---|---|---|
| E. | *libri* juaj | | *detyra* juaj |
| Gj. | i (e) *librit* tuaj | | i (e) *detyrës* suaj |
| Dh. | *librit* tuaj | | *detyrës* suaj |
| K. | *librin* tuaj | | *detyrën* tuaj |
| Rr. | *librit* tuaj | | *detyrës* suaj |

*Prona shumës*

| | | | |
|---|---|---|---|
| E. | *librat* tuaj | | *detyrat* tuaja |
| Gj. | i (e) *librave* tuaj | | i (e) *detyrave* tuaja |
| Dh. | *librave* tuaj | | *detyrave* tuaja |
| K. | *librat* tuaj | | *detyrat* tuaja |
| Rr. | *librave* tuaj | | *detyrave* tuaja |

## Veta e tretë njëjës, gjinia mashkullore

*Prona njëjës*

| | | | |
|---|---|---|---|
| E. | *libri* i tij | | *detyra* e tij |
| Gj. | i (e) *librit* të tij | | i (e) *detyrës* së tij |
| Dh. | *librit* të tij | | *detyrës* së tij |
| K. | *librin* e tij | | *detyrën* e tij |
| Rr. | *librit* të tij | | *detyrës* së tij |

*Prona shumës, mashk. + fem.*

| | |
|---|---|
| E. | *librat, detyrat* e tij |
| Gj. | i (e) *librave,* i (e) *detyrave* të tij |
| Dh. | *librave, detyrave* të tij |
| K. | *librat, detyrat* e tij |
| Rr. | *librave, detyrave* të tij |



## Veta e tretë njëjës, gjinia femërore

*Prona njëjës*

| | | | |
|---|---|---|---|
| E. | *libri* i saj | | *detyra* e saj |
| Gj. | i (e) *librit* të saj | | i (e) *detyrës* së saj |
| Dh. | *librit* të saj | | *detyrës* së saj |
| K. | *librin* e saj | | *detyrën* e saj |
| Rr. | *librit* të saj | | *detyrës* së saj |

*Prona shumës, mashk. + fem.*

| | |
|---|---|
| E. | *librat, detyrat* e saj |
| Gj. | i (e) *librave,* i (e) *detyrave* të saj |
| Dh. | *librave, detyrave* të saj |
| K. | *librat, detyrat* e saj |
| Rr. | *librave, detyrave* të saj |

*Prona shumës, mashk. + fem.*

| | |
|---|---|
| E. | *librat, detyrat* e tyre |
| Gj. | i (e) *librave,* i (e) *detyrave* të tyre |
| Dh. | *librave, detyrave* të tyre |
| K. | *librat, detyrat* e tyre |
| Rr. | *librave, detyrave* të tyre |

## PËREMRI i vet

**Gjinia mashkullore** — **Gjinia femërore**

*Prona njëjës*

| | | | |
|---|---|---|---|
| E. | *libri* i vet | | *detyra* e vet |
| Gj. | i (e) *librit* të vet | | i (e) *detyrës* së vet |
| Dh. | *librit* të vet | | *detyrës* së vet |
| K. | *librin* e vet | | *detyrën* e vet |
| Rr. | *librit* të vet | | *detyrës* së vet |

*Prona shumës*

| | | | |
|---|---|---|---|
| E. | | *librat* e vet | *detyrat* e veta |
| Gj. | *i* (*e*) | *librave* të vet | *i* (*e*) *detyrave* të veta |
| Dh. | | *librave* të vet | *detyrave* të veta |
| K. | | *librat* e vet | *detyrat* e veta |
| Rr. | | *librave* të vet | *detyrave* të veta |

### II. Përemri ndodhet para emrit

Përemrat e vetës së parë e të vetës së dytë njëjës *im, ime, yt, jote*, kur përcaktojnë emra që tregojnë lidhje gjinie ose marrëdhënie familjare, si *atë, bijë, bir, dhëndër, ëmë, kunat, kunatë, mbesë, motër, nip, shoq, shoqe* (vetëm në kuptimin «bashkëshort, -e»), *vëlla* etj., mund të përdoren edhe përpara këtyre emrave, p.sh. *im atë, ime motër, yt vëlla, jot ëmë, jot motër*[1], *im kunat, jot kunatë, im nip, jot mbesë, im shoq, ime shoqe, yt ungj* etj.

Kur përdoren në këtë pozicion, përemrat pronorë lakohen kështu:

**Veta e parë**

| | *Gjinia mashkullore* | | *Gjinia femërore* |
|---|---|---|---|
| E. | **im** *atë* | | **ime** *motër* |
| Gj. | (*i,e*) **tim** *eti* | (*i, e*) | **sime** *motre* |
| Dh. | **tim** *eti* | | **sime** *motre* |
| K. | **tim** *atë* | | **time** *motër* |
| Rr. | **tim** *eti* | | **sime** *motre* |

[1]) Para emrave femërore të mësipërm përemri pronor i vetës së dytë të njëjësit del në trajtën *jot: motra jote*, por: *jot motër*.



**Veta e dytë**

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| E. | | yt *vëlla* | | jot *motër* |
| Gj. | (*i, e*) | tët *vëllai* | (*i, e*) | sat *motre* |
| Dh. | | tët *vëllai* | | sat *motre* |
| K. | | tët *vëlla* | | tët *motër* |
| Rr. | | tët *vëllai* | | sat *motre* |

**Shënim.** Para disa emrave nga të më sipërmit përdoren në raste të rralla edhe trajtat e shumësit të këtyre përemrave, p.sh. *të mi vëllezër, të mi motra* ose *time motra, të tu vëllezër* ose *tët vëllezër, të tu motra* ose *tët motra, tët bij, tët bija* etj.

## B. LAKIMI I PËREMRAVE PRONORË KUR PËRDOREN MË VETE

**Veta e parë njëjës**

| | *Prona njëjës* mashk. | fem. | | *Prona shumës* mashk. | fem. |
|---|---|---|---|---|---|
| E. | **imi** | **imja** | E. | **të mitë** | **të miat** |
| Gj. | *i* (*e*) **timit** | *i* (*e*) **simes** | Gj. | *i* (*e*) **të mive** | *i* (*e*) **të miave** |
| Dh. | **timit** | **simes** | Dh. | **të mive** | **të miave** |
| K. | **timin** | **timen** | K. | **të mitë** | **të miat** |
| Rr. | **timit** | **simes** | Rr. | **të mive** | **të miave** |

**Veta e parë shumës**

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| E. | **yni** | **jona** | E. | **tanët** | **tonat** |
| Gj. | *i* (*e*) **tonit** | *i* (*e*) **sonës** | Gj. | *i* (*e*) **tanëve** | *i* (*e*) **tonave** |
| Dh. | **tonit** | **sonës** | Dh. | **tanëve** | **tonave** |
| K. | **tonin** | **tonën** | K. | **tanët** | **tonat** |
| Rr. | **tonit** | **sonës** | Rr. | **tanëve** | **tonave** |

Veta e dytë njëjës

| | mashk. | fem. | | mashk. | fem. |
|---|---|---|---|---|---|
| E. | yti | jotja | E. | të tutë | të tuat |
| Gj. | *i (e)* tëndit | *i (e)* sates | Gj. | *i (e)* të tuve | *i (e)* të tuave |
| Dh. | tëndit | sates | Dh. | të tuve | të tuave |
| K. | tëndin | tënden | K. | të tutë | të tuat |
| Rr. | tëndit | sates | Rr. | të tuve | të tuave |

Veta e dytë shumës

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| E. | juaji | juaja | E. | tuajt | tuajat |
| Gj. | *i (e)* tuajit | *i (e)* suajës | Gj. | *i (e)* tuajve | *i (e)* tuajave |
| Dh. | tuajit | suajës | Dh. | tuajve | tuajave |
| K. | tuajin | tuajën | K. | tuajt | tuajat |
| Rr. | tuajit | suajës | Rr. | tuajve | tuajave |

Veta e tretë njëjës, gjinia mashkullore

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| E. | i tiji | e tija | E. | të tijtë | të tijat |
| Gj. | *i (e)* të tijit | *i (e)* së tijës | Gj. | *i (e)* të tijve | *i (e)* të tijave |
| Dh. | të tijit | së tijës | Dh. | të tijve | të tijave |
| K. | të tijin | të tijën | K. | të tijtë | të tijat |
| Rr. | të tijit | së tijës | Rr. | të tijve | të tijave |

Veta e tretë njëjës, gjinia femërore

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| E. | i saji | e saja | E. | të sajtë | të sajat |
| Gj. | *i (e)* të sajit | *i (e)* së sajës | Gj. | *i (e)* të sajve | *i (e)* të sajave |
| Dh. | të sajit | së sajës | Dh. | të sajve | të sajave |
| K. | të sajin | të sajën | K. | të sajtë | të sajat |
| Rr. | të sajit | së sajës | Rr. | të sajve | të sajave |



Veta e tretë shumës

| | | | | mashk. + fem. |
|---|---|---|---|---|
| E. | i tyri[1] | e tyrja[1] | E. | të tyret |
| Gj. | *i (e)* të tyrit | *i (e)* së tyres | Gj. | *i (e)* të tyreve |
| Dh. | të tyrit | së tyres | Dh. | të tyreve |
| K. | të tyrin | të tyren | K. | të tyret |
| Rr. | të tyrit | së tyres | Rr. | të tyreve |

PËREMRI **i veti**

| | *Prona njëjës* | | *Prona shumës* | |
|---|---|---|---|---|
| | mashk. | fem. | mashk. | fem. |
| E. | i veti | e veta | të vetët | të vetat |
| Gj. | *i (e)* të vetit | *i (e)* së vetës | *i (e)* të vetëve | *i (e)* të vetave |
| Dh. | të vetit | së vetës | të vetëve | të vetave |
| K. | të vetin | të vetën | të vetët | të vetat |
| Rr. | të vetit | së vetës | të vetëve | të vetave |

## PËRDORIME TË GABUARA TË DISA TRAJTAVE TË PËREMRAVE PRONORË

§ **63.** Herë-herë vihet re përdorimi i disa trajtave të gabuara të përemrave pronorë qoftë kur këta përdoren si përcaktorë të një emri, qoftë kur qëndrojnë më vete. Këto gabime janë dy farësh: *mospërshtatje në rasë* (nuk përdoret trajta e duhur rasore) dhe *mospërshtatje në gjini* (përdoret trajta e gjinisë mashkullore në vend të femërores e anasjelltas).

1) Këta përemra në emërore, gjinore, dhanore e rrjedhore, në përgjithësi përdoren shumë rrallë.



A. MOSPËRSHTATJE NË RASË

Përemri pronor, kur shërben si përcaktor i një emri, vihet në rasën e emrit të përcaktuar (*libri im, librit tim* etj.), ndërsa kur përdoret më vete, vihet në atë rasë që kërkon funksioni sintaksor i tij, p.sh.: *Skuadra jonë fitoi*, **juaja** *nuk e di si ka dalë; Propozimi yt ishte më i drejtë se* **imi;** *Bashkë me çantën time kam marrë edhe* **tënden** etj. Te shembujt e mësipërm përemrat *juaja* dhe *imi* janë në rasën emërore, sepse i pari shërben si kryefjalë, i dyti tregon një krahasim me kryefjalën dhe vihet në rasën e saj; te shembulli i tretë përemri *tënden* është në rasën kallëzore, sepse shërben si kundrinor i drejtë.

Mirëpo herë-herë vihet re se trajtat rasore të përemrave pronorë përdoren në mënyrë të gabuar. Gabimet më të shpeshta në përdorimin e trajtave rasore të përemrave pronorë janë këto:

1. **Trajta e kallëzores përdoret gabimisht në vend të trajtës së gjinores, dhanores ose të rrjedhores.**

a) **time** e përdorur gabimisht në vend të **sime:**

*Kanë kaluar 64 vjet të jetës* **time** *dhe asnjëherë nuk kisha ndier një gëzim të tillë; Ai iu përgjigj pyetjes* **time** *pa e kthyer kokën nga unë; Sa hap e mbyll sytë, ai u gjend mu përpara makinës* **time;** *Prej dritares* **time** *shihej ura* etj.

Te të gjithë shembujt e mësipërm në vend të trajtës **time,** që është trajtë e rasës kallëzore, duhej përdorur trajta **sime,** sepse emrat *të jetës, pyetjes, makinës, dritares,* janë në rasat gjinore, dhanore e rrjedhore (shih lakimin e përemrit pronor, vetën e parë të njëjësit, § 62 f. 66 ). Pra, përemri duhet të vihet në po atë rasë, në të cilën është emri përpara tij.

Kur ky përemër përdoret si fjalë më vete, në funksion të emrit, trajta e tij e gjinores, dhanores e rrjedhores është:

**simes** dhe jo *times*

(shih pasqyrën e lakimit § 62, f. 71), p.sh.:

— *Motrës sime i pëlqen shumë noti.*

— *Edhe* **simes** (jo *times*).



b) **tonë** e përdorur gabimisht në vend të **sonë:**

Edhe në këtë rast kemi të bëjmë me përdorimin e gabuar të trajtës së kallëzores në vend të trajtës së gjinores, të dhanores ose të rrjedhores. Ja disa shembuj:

*Këtë e kanë ndërtuar novatorët e ndërmarrjes* **tonë;** *Shkrimtari është frymëzuar nga jeta e klasës* **tonë** *punëtore; Bujqësisë* **tonë** *në pesëvjeçarët e ardhshëm i hapen perspektiva të shkëlqyera; Ata s'i shpëtuan dot vigjilencës* **tonë;** *Kështu u themi ne atyre që kanë qëllime të këqija ndaj Republikës* **tonë** etj.

Te shembujt e mësipërm duhej të ishte përdorur trajta **sonë,** e cila i përshtatet rasës së emrit që ndodhet para saj (shih lakimin e përemrave pronorë, vetën e parë të shumësit, § 62, f. 67)[1]

Kur ky përemër përdoret si fjalë më vete, në funksion të emrit, trajta e tij e gjinores, dhanores dhe rrjedhores është

**sonës** dhe jo *tonës*

(shih pasqyrën e lakimit § 62, f. 71), p.sh.;

*Ndërmarrja juaj do të parakalojë pas* **sonës** (jo *tonës*).

c) **tënde** e përdorur gabimisht në vend të **sate:**

Në këtë rast kemi të bëjmë gjithashtu me përdorimin e gabuar të trajtës së kallëzores në vend të trajtës së gjinores, dhanores ose rrjedhores. Ja disa shembuj:

*Unë dija vetëm se ky është kopshti i gjyshes* **tënde;** *Jepja këtë letër mësueses* **tënde;** *Ç'duhej të bëja unë atëherë, sipas mendjes* **tënde?** etj.

Te shembujt e mësipërm duhej të ishte përdorur trajta **sate,** e cila i përshtatet rasës së emrit që ndodhet para saj (shih lakimin e përemrave pronorë, vetën e dytë të njëjësit, § 62, f. 67).

Kur ky përemër përdoret më vete, në funksion të emrit, trajta e tij e gjinores dhe e rrjedhores është

**sates** dhe jo *tëndes*

(shih pasqyrën e lakimit, § 62, f. 72)

1) Në rastin e përdorimit të gabuar të trajtës *tonë* në vend të *sonë*, kemi njëkohësisht edhe mospërshtatje në gjini, d.m.th. trajta *tonë* e gjinisë mashkullore (p.sh. *shokut tonë*) përdoret gabimisht në vend të trajtës *sonë* të gjinisë femërore (p.sh. *shoqes sonë*).

ç) **tuaj** e përdorur gabimisht në vend të **suaj:**

Edhe në këtë rast kemi të bëjmë me përdorimin e gabuar të trajtës të kallëzores në vend të trajtës së gjinores, dhanores ose rrjedhores. Ja disa shembuj:

*Si i kanë arritur këto suksese nxënësit e shkollës* **tuaj?**; *Kur po i afrohesha portës* **tuaj**, *dëgjova disa zëra nga prapa; Përpara se të niseni për fluturim, na thoni disa gjëra rreth pregatitjes* **tuaj** *luftarake* etj.

Te shembujt e mësipërm duhej të ishte përdorur trajta **suaj,** sepse emrat para saj janë në gjinore, dhanore ose rrjedhore (shih lakimin e përemrave pronorë, vetën e dytë të shumësit § 62, f 68)[1].

Kur ky përemër përdoret më vete, në funksion të emrit, trajta e tij e gjinores dhe e rrjedhores është

**suajës** dhe jo *tuajës*

(shih pasqyrën e lakimit § 62, f. 72).

2. **Trajta e kallëzores përdoret gabimisht në vend të trajtës së emërores**

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| **tim** | në | vend | të | **im** |
| **time** | » | » | » | **ime** |
| **tonë** | » | » | » | **ynë** |
| **tonë** | » | » | » | **jonë** |
| **tënd** | » | » | » | **yt** |
| **tënde** | » | » | » | **jote** |
| **tuaj** | » | » | » | **juaj** |

Këto gabime ndeshen më rrallë se ato që u përmendën në pikën 1, por, sidoqoftë, duhet të kihen parasysh në mënyrë që të shmangen plotësisht. Ja disa shembuj me përdorime të gabuara:

*Sot nga qyteti* **tonë** *u nisën* 150 *vullnetarë për në hekurudhë; Kooperativa* **tonë** *po forcohet gjithnjë e më shumë; Ka ardhur vëllai* **tënd;** *Dhe festa* **tënde,** *ndërtues, erdhi përsëri; Sukseset që ka arritur*

1) Në rastin e përdorimit të gabuar të trajtës *tuaj* në vend të *suaj* kemi njëkohësisht edhe mospërshtatje në rasë, d.m.th. trajta *tuaj* e gjinisë mashkullore (p.sh. *shokut tuaj*) përdoret gabimisht në vend të trajtës *suaj* të gjinisë femërore (p.sh. *shoqes suaj*).



*atdheu* **tuaj** *na gëzojnë pa masë; Edhe nga hamulloret mund të merren kokrra, por kjo varet plotësisht nga puna* **tuaj** etj.

Te shembujt e mësipërm trajtat e drejta janë: *qyteti ynë, kooperativa jonë, festa jote, atdheu juaj, puna juaj,* ku përemri është në rasën emërore, ashtu si emri i përcaktuar prej tij.

Kur këta përemra përdoren më vete, në funksion të emrit, trajta e emërores është:

| | | | |
|---|---|---|---|
| **imi** | dhe | jo | **timi** |
| **imja** | » | » | **timja** |
| **yni** | » | » | **toni** |
| **jona** | » | » | **tona** |
| **yti** | » | » | **tëndi** |
| **jotja** | » | » | **tëndja** |
| **juaji** | » | » | **tuaji** |
| **juaja** | » | » | **tuaja** |

(shih pasqyrat e lakimit § 62 f. 71-72); p.sh.:

*Ky çelës nuk është* **imi** (jo *timi*); *Këtë guxim revolucionar mund ta ketë vetëm një parti si* **jona** (jo *tona*); *Babai im është më plak se* **yti** (jo *tëndi*); *Kjo punë nuk është* **juaja** (jo *tuaja*) etj.

## PASQYRA PËRMBLEDHËSE E PËRDORIMEVE TË GABUARA DHE E PËRDORIMEVE TË DREJTA TË PËREMRAVE PRONORË

1. **Përdorimi i gabuar i trajtës së kallëzores në vend të trajtës së gjinores, të dhanores ose të rrjedhores**

| Rasat | Veta I njëjës | | Veta I shumës | |
|---|---|---|---|---|
| | Trajta e gabuar | Trajta e drejtë | Trajta e gabuar | Trajta e drejtë |
| Emërore | | *Jeta* **ime** | | *klasa* **jonë** |
| Gjinore | **time** | *i (e) jetës* **sime** | **tonë** | *i (e) klasës* **sonë** |
| Dhanore | **time** | *jetës* **sime** | **tonë** | *klasës* **sonë** |
| Kallëzore | | *jetën* **time** | | *klasën* **tonë** |
| Rrjedhore | **time** | *jetës* **sime** | **tonë** | *klasës* **sonë** |

| Rasat | Veta II njëjës | | Veta II shumës | |
|---|---|---|---|---|
| | Trajta e gabuar | Trajta e drejtë | Trajta e gabuar | Trajta e drejtë |
| Emërore | | *jeta* **jote** | | *klasa* **juaj** |
| Gjinore | **tënde** | *i (e) jetës* **sate** | **tuaj** | *i (e) klasës* **suaj** |
| Dhanore | **tënde** | *jetës* **sate** | **tuaj** | *klasës* **suaj** |
| Kallëzore | | *jetën* **tënde** | | *klasën* **tuaj** |
| Rrjedhore | **tënde** | *jetës* **sate** | **tuaj** | *klasës* **suaj** |

2. **Përdorimi i gabuar i trajtës së kallëzores në vend të trajtës së emërores**

| Rasa | Veta I njëjës | | Veta I shumës | |
|---|---|---|---|---|
| | Trajta e gabuar | Trajta e drejtë | Trajta e gabuar | Traj a e drejtë |
| Emërore | **tim**<br>**time** | *shoku* **im**<br>*shoqja* **ime** | **tonë** | *shoku* **ynë**<br>*shoqja* **jonë** |
| Kallëzore | | *shokun* **tim**<br>*shoqen* **time** | | *shokun* **tonë**<br>*shoqen* **tonë** |

| Rasa | Veta II njëjës | | Veta II shumës | |
|---|---|---|---|---|
| | Trajta e gabuar | Trajta e drejtë | Trajta e gabuar | Trajta e drejtë |
| Emërore | **tënd**<br>**tënde** | *shoku* **yt**<br>*shoqja* **jote** | **tuaj** | *shoku* **juaj**<br>*shoqja* **juaj** |
| Kallëzore | | *shokun* **tënd**<br>*shoqen* **tënde** | | *shokun* **tuaj**<br>*shoqen* **tuaj** |



## B. MOSPËRSHTATJE NË GJINI

Përemri pronor përshtatet në gjini me emrin që përcakton, p.sh.: *djali* **im** (m), *vajza* **ime** (f). Kur përdoret në vend të emrit, ai merr gjininë e emrit që zëvendëson: *Reparti ynë është më i madh se* **juaji** (= se reparti juaj); *Shkolla jonë është më e madhe se* **juaja** (= se shkolla juaj) etj. Mirëpo nganjëherë përemri pronor nuk përdoret në gjininë e duhur. Gabimet e mospërshtatjes në gjini vihen re vetëm te disa nga përemrat e vetës së parë e të dytë: trajta e gjinisë femërore përdoret gabimisht në vend të trajtës së gjinisë mashkullore:

a) **jonë** e përdorur gabimisht në vend të **ynë**:

*Kooperativisti* **jonë** *ka filluar ta ndryshojë edhe mënyrën e jetesës; Diskutimi* **jonë** *vazhdoi për një kohë të gjatë; Rrethi* **jonë** *mund ta zgjerojë pjesëmarrjen e kuadrove në prodhim; Fatmiri është njeriu* **jonë** etj.

**Jonë** dhe **ynë** janë përemra pronorë të vetës së parë të njëjësit (prona njëjës), por i pari është i gjinisë femërore, i dyti i gjinisë mashkullore. Te shembujt e mësipërm të gjithë emrat që përcaktohen nga përemri pronor, janë të gjinisë mashkullore, prandaj pas tyre duhej përdorur trajta **ynë** e gjinisë mashkullore dhe jo trajta **jonë** e gjinisë femërore.

Për të njëjtën arsye duhet përdorur trajta **yni** dhe jo **joni**:

— *Nga cili fshat është kryetari?*

— *Nga* **yni** (dhe jo nga *joni*).

b) **tonë, tona** të përdorura gabimisht në vend të **tanë**:

*Emrat* **tonë** *u thirrën njëri pas tjetrit; Shumë nga fshatarët* **tonë** *kanë ndërtuar edhe shtëpi me dy kate; Punonjësit* **tonë** *gjatë këtij viti kanë bërë shumë propozime. . . ; Të gjitha këto janë fryt i punës së përbashkët të kooperativistëve* **tonë** etj.

*Këto gjëra po i shohim me sytë* **tona;** *Ne e hodhëm poshtë mendimin e gabuar se në shkrepat* **tona** *nuk sigurohet buka në vend; Sa zbavitëse ishte kur topat* **tona** *qëllonin në shenjë!* etj.

Te shembujt e mësipërm emrat e përcaktuar nga përemri pronor janë të gjithë mashkullorë, prandaj në vend të trajtave femërore **tonë, tona** duhej përdorur trajta mashkullore **tanë**, pra: *emrat* **tanë**

*fshatarët* **tanë**, *punonjësit* **tanë**; *me sytë* **tanë**, *në shkrepat* **tanë**, *topat* **tanë** etj.

Për të njëjtën arsye, kur ky përemër përdoret në vend të një emri mashkullor, trajta e drejtë është

**tanët** dhe jo *tonët* ose *tonat:*

— *Të kujt janë këta libra?*

— **Tanët** (dhe jo *tonët*).

**Shënim.** Të kihet parasysh se përemrat, ashtu si edhe mbiemrat që përcaktojnë emrat mashkullorë, të cilët e formojnë shumësin me mbaresën -e ose -ra, përdoren në trajtën e gjinisë femërore, pra:

| | | |
|---|---|---|
| *malet* **tona** | dhe jo | *malet tanë* |
| *kujtimet* **tona** | » » | *kujtimet tanë* |
| *fshatrat* **tona** | » » | *fshatrat tanë* etj. [1] |

c) **jot** e përdorur gabimisht në vend të **yt**:

*Emri* **jot** *i kuq në pllakën e mermertë. . . ; Mendimi* **jot** *më pëlqen; Ai nuk është shoku* **jot** etj.

Te shembujt e mësipërm emrat e përcaktuar nga përemri pronor janë të gjithë mashkullorë, prandaj në vend të trajtës femërore **jot** duhet përdorur trajta mashkullore **yt**, pra:

*emri* **yt**, *mendimi* **yt**, *shoku* **yt**.

Për të njëjtën arsye, kur ky përemër përdoret në vend të një emri mashkullor, trajta e drejtë është

**yti** dhe jo **joti**

p.sh.: **yti** *është ky djalë?*; **yti** *është ky libër?* etj.

§ **64.** Siç u tregua në pasqyrën e lakimit të pronorëve (§ 62 f. 68-69) përemrat *i tij, i saj* në numrin shumës kanë të njëjtën trajtë për të dyja gjinitë:

| | | |
|---|---|---|
| | *shokët* **e tij** | *shokët* **e saj** |
| | *shoqet* **e tij** | *shoqet* **e saj** |
| dhe jo | *shoqet* **e tija,** | *shoqet* **e saja** |

1) Shih për këtë më lart § 52, si dhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 42, 43.



p.sh.: *Këngët* **e tij** *s'do të vdesin kurrë; Marsi ka tekat* **e tij**; *Fjalët* **e saj** *shprehin një shqetësim të thellë* etj.

Kur këta përemra përdoren më vete, në vend të emrave, ata kanë trajta të veçanta për gjininë mashkullore dhe për gjininë femërore:

Kur përdoren më vete

| gj. mashkullore | gj. femërore |
|---|---|
| **i tiji** (libri) | **e tija** (fletorja) |
| **të tijtë** (librat) | **të tijat** (fletoret) |
| **i saji** (libri) | **e saja** (fletorja) |
| **të sajtë** (librat) | **të sajat** (fletoret), p.sh.: |

*Ky libër është* **i tiji.**
*Kjo fletore është* **e tija.**
*Këta libra janë* **të tijtë.**
*Këto fletore janë* **të tijat.**

«Pronari» i gjinisë mashkullore

*Ky libër është* **i saji.**
*Kjo fletore është* **e saja.**
*Këta libra janë* **të sajtë.**
*Këto fletore janë* **të sajat**

«Pronari» i gjinisë femërore

## PËREMRI PRONOR i (e, të) vet

§ **65.** Përemri pronor *i (e, të) vet*, në gjuhën tonë letrare kombëtare përdoret vetëm si përemër i vetës së tretë, njëjës ose shumës:

| | |
|---|---|
| *shoku* **i vet** [1] | (= *i tij, i saj, i tyre*) |
| *shoqja* **e vet** | (= *e tij, e saj. e tyre*) |
| *shokët* **e vet** | |
| *shoqet* **e veta** | (= *e tij, e saj, e tyre*) |

1) Përemri *i (e, të) vet* përdoret rrallë në rasën emërore, megjithatë në këtë pasqyrë është dhënë trajta e emërores, si trajtë përfaqësuese.

Në shumë raste *i (e) vet* dhe *i (e) tij, i (e) saj* etj. mund të përdoret lirisht në vend të njëri-tjetrit.

*Ai u ul në vendin* **e vet [e tij]**, *pranë dritares; Bardhyli thirri edhe një herë me zërin* **e vet [e tij]** *të trashë; Edhe vendi më i egër ka bukurinë* **e vet [e tij]**; *Edhe Blerta kishte shkruar diçka për familjen* **e vet [e saj]**; *Çdo bazë ka superstrukturën* **e vet [e saj]**; *Kjo sjellje kishte arsyen* **e vet [e saj]**; *Ajo do të kthehej përsëri atje, në fshatin* **e vet [e saj]** etj.

Te të gjithë shembujt e mësipërm në vend të përemrit *i vet* mund të përdoren përemrat *i tij, i saj,* që janë vënë në kllapa. Por, megjithatë, ka një dallim në kushtet sintaksore të përdorimit të këtyre përemrave: përemri *i (e, të) vet* mund të përdoret vetëm kur emri ose përemri që tregon «pronarin» është kryefjalë e fjalisë, ndërsa përemrat *i (e) tij, i (e) saj, i (e) tyre* mund të përdoren jo vetëm kur «pronari» është kryefjalë, por edhe kur është ndonjë gjymtyrë jetër e fjalisë. Te këto vargje:

*Ashtu si* **shoku** *në llogore i lidh shokut*
*krahun e plagosur me këmishën* **e vet**

kuptohet jashtë çdo dyshimi se këmisha është e atij që i **lidh** plagën shokut, e jo e shokut të plagosur, sepse përemri *e vet* i referohet kurdoherë kryefjalës (kryefjalë në këtë rast është *shoku*). Po të ishte thënë: *me këmishën* **e tij**, nuk do të ishte e qartë nëse këmisha është e atij që i lidh plagën shokut, apo e shokut të plagosur. Pikërisht në raste të tilla, kur përemrat *i (e) tij, i (e) saj* mund të kuptohen në dy mënyra, është e domosdoshme të përdoret përemri *i (e) vet.* Po të themi:

*Anila i dha Entelës kukullën* **e saj,**

nuk është e qartë nëse kukulla është e Anilës apo e Entelës. Gramatikisht «pronari» nuk është i përcaktuar. Por po të themi:

*Anila i dha Entelës kukullën* **e vet,**

atëherë është e qartë se kukulla është, po kurrfarë dyshimi, e Anilës.

§ **66.** Në shtyp, në radio, në televizion etj. kanë marrë një përdorim të gjerë shprehjet «*me* (ose *në*) *forcat e veta*». Lidhur me përdorimin e këtyre shprehjeve duhen pasur parasysh ato që u thanë më sipër për përemrin *i (e, të ) vet.*



Së pari, kryefjala e fjalisë duhet të jetë emër ose përemër i vetës së tretë, p.sh.:

**Traktoristët** *u zotuan që riparimet e vogla t'i bëjnë me forcat* **e veta; Vendi** *ynë e ndërton socializmin sipas parimit të madh të mbështetjes në forca* **e veta; Ata,** *duke u mbështetur në forcat* **e veta,** *po i pajisin vendet e punës me mjetet e nevojshme;*

por nuk mund të thuhet:

**Ne** *e ndërtojmë socializmin duke u mbeshtetur në forcat e veta;* ose **Ne,** *duke u mbështetur në forcat e veta, po* **i** *pajisim...*, sepse kryefjala në këto fjali është përemër i vetës së parë (**ne**). Në këto raste duhej thënë: *duke u mbështetur në forcat* **tona.** **Pra, nuk** duhet përdorur:

*me forcat* **e veta** (kryefj. *ata, ato*)

në vend të

*me forcat* **tona** (kryefj. *ne*).

Kryefjala së cilës i referohet shprehja «*me* (ose *në*) *forcat e veta*», duhet të tregojë vepruesin (atë që kryen veprimin) dhe jo sendin mbi të cilin bie veprimi. Kur shkelet kjo rregull, mendimi nuk shprehet drejt.

Ja disa shembuj ku shprehja «*me* (ose *në*) *forcat e veta*» është përdorur në mënyrë të gabuar:

*Në ndërmarrjet e ndryshme të ndërtimit, duke u mbështetur në forcat* **e veta, u prodhuan** *mbi 450 copë* **makineri e pajisje** *për mekanizimin e ndërtimeve;* — del sikur makineritë e pajisjet u prodhuan duke u mbështetur në forcat e vetë makinerive e pajisjeve!

*Edhe në kooperativat malore* **buka** *ka kohë që po* **sigurohet** *me forcat* **e veta;** — del sikur buka po sigurohet me forcat e vetë bukës!

*Me forcat* **e veta u sigurua një bazë materiale** *me vleftë prej 30.760 lekësh;* — del sikur kjo bazë materiale është siguruar me forcat e vetë bazës materiale.

Te shembujt e mësipërm, që mendimi të shprehet drejt, duhet që kryefjala të tregojë vepruesin. Pra përdorimi i drejtë është: *Ndërmarrjet e ndryshme të ndërtimit prodhuan me forcat e veta...* (kryefjala: *Ndërmarrjet*); *Edhe në kooperativat malore ka kohë që bukën po e* **sigurojnë** *me forcat e veta* (kryefjala e nënkuptuar: *koope-*

*rativistët*); *Me forcat e veta* **siguruan** *një bazë materiale me vleftë* ... (kryefjala e nënkuptuar: *ata*).

§ 67. Përemrat pronorë **im, ime, yt, jote, ynë, jonë, juaj** nuk marrin asnjëherë nyjë të përparme. Trajtat me nyjë të përparme që dëgjohen herë-herë, janë trajta dialektore dhe nuk duhet të përdoren në gjuhën letrare. Pra duhet thënë e shkruar:

| | | |
|---|---|---|
| *libri* **im** | dhe jo | **i im** |
| *ky libër është* **imi** | » » | **i imi** |
| *çadra* **ime** | » » | **e ime** |
| *kjo çadër është* **imja** | » » | **e imja** |
| *djali* **yt** | » » | **i yt** |
| **yti** *është ky djalë?* | » » | **i yti** |
| *tryeza* **jote** | » » | **e jote** |
| *kjo tryezë është* **jotja** | » » | **e jotja** |
| *vapori* **ynë** | » » | **i ynë** |
| *ky vapor është* **yni** | » » | **i yni** |
| *shkolla* **jonë** | » » | **e jonë** |
| *kjo shkollë është* **jona** | » » | **e jona** |
| *çelësi* **juaj** | » » | **i juaj** |
| **juaji** *është ky çelës?* | » » | **i juaji** |
| *shtëpia* **juaj** | » » | **e juaj** |
| **juaja** *është kjo shtëpi?* | » » | **e juaja** |

Përemrat pronorë *e (të) mi, e (të) mia, e (të) tu, e (të) tua, i (e, të) tij, i (e, të) saj, i (e, të) tyre, i (e, të) vet* shkruhen me nyjë të përparme në të gjitha trajtat dhe përdorimet e tyre:

*shokët* **e mi,** *dëshirat* **e mia,** *djemtë* **e tu,** *duart* **e tua,** *shkolla* **e tij,** *motra* **e saj,** *fshati* **i tyre,** *kënga* **e tyre,** *vëllai* **i vet,** *shoqja* **e vet** etj.

dhe jo *shkolla tij, motra saj, fshati tyre, vëllai vet* etj.[1]

1) Shih për këtë edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» §61.



## 3. PËREMRI PYETËS

§ 68. Përemra pyetës janë fjalët *kush?, cili?, cilat?, ç'?, çfarë?, sa?, i sati?, me se?, për se?*[1] etj. Ata përdoren për të pyetur për frymorë e sende ose për tipare të tyre.

Përemri *kush?* lakohet në këtë mënyrë:

| | | |
|---|---|---|
| E. | | **kush** |
| Gj. | i (e) | **kujt** |
| Dh. Rr. | | **kujt** |
| K. | | **kë** |

Ky përemër përdoret vetëm në numrin njëjës, p.sh.: *Kush është atje? Kush erdhi?* etj.

Përdorimi i përemrit *kush* me kuptimin e shumësit, që vihet re ndonjëherë (p.sh.: *Kush erdhën?*), është i gabuar dhe nuk duhet lejuar në gjuhën letrare.

Përemri *cili* ka trajta të veçanta për gjininë mashkullore e femërore, për numrin njëjës e shumës. Ai lakohet në këtë mënyrë:

| | *Njëjës* M. | F. | | *Shumës* M. | F. |
|---|---|---|---|---|---|
| E. | **cili** | **cila** | E.K. | **cilët** | **cilat** |
| Gj. | i (e) **cilit** | i (e) **cilës** | Gj. | i (e) **cilëve** | i (e) **cilave** |
| Dh.,Rr. | **cilit** | **cilës** | Dh.,Rr. | **cilëve** | **cilave** |
| K. | **cilin** | **cilën** | | | |

Përemri *kush* dhe përemri *cili* kanë këto dallime në përdorimin e tyre:

1. Përemri *kush* zakonisht përdoret për të pyetur për njerëz ose për qenie të personifikuara (në përrallat), p.sh.:

— **Kush** *është te porta?*
— *Agimi*

1) Përemri pyetës *se* përdoret vetëm i shoqëruar me parafjalë.

— *Për* **kë** *e ke blerë këtë libër?*

— *Për vëllanë e vogël.*

**Kush** *këndon më bukur se unë? — tha Këndesi.*

Përemri *kush* nuk duhet të përdoret për të pyetur për kafshë ose për sende të ndryshme.

Përdorime të tilla si këto më poshtë janë të gabuara dhe nuk duhen lejuar në gjuhën letrare:

**Kush** *jep më shumë qumësht, dhia apo delja?* **Kush** *është më i rëndë, hekuri apo bakri?*

Te shembujt e mësipërm në vend të *kush* duhej përdorur *cili, cila,* pra: **Cila** *jep më shumë qumësht. . . ?* **Cili** *është më i rëndë.. . .?*

Përemri *cili* mund të përdoret për të pyetur për njerëz, për kafshë dhe për sende.

2. Përemri *kush* nuk duhet të përdoret asnjëherë përpara emrave si përcaktor i tyre, d.m.th. është gabim të thuhet:

*Te* **kush** *mjek u vizitove?*: **Kush** *traktorist e ka këtë traktor?;* **Kush** *klasë ka gjimnastikë këtë orë?; Me* **kë** *shoqe shkove në Durrës?*

Te shembujt e mësipërm dhe në të gjitha rastet e tjera të ngjashme duhej përdorur përemri *cili,* d.m.th.:

*Te* **cili** *mjek. . . ?;* **Cili** *traktorist . . . ?;* **Cila** *klasë. . . ?; Me* **cilën** *shoqe. . . ?* etj.

Përemri *cili* përdoret edhe pa emër pranë, si përemri *kush,* edhe si përcaktor i një emri, p.sh.:

**Cili** *je ti?* ose **Kush** *je ti?*

**Cili** *shok ka ardhur?,* por jo **Kush** *shok ka ardhur?*

Duhet pasur parasysh se përemri *cili* përdoret për të pyetur për natyrën ose për identitetin e një njeriu të një kafshe a të një sendi, d.m.th. për të diferencuar, për të veçuar një a më shumë frymorë ose sende brenda një klase, një kategorie ose një grupi, p.sh.:

**Cili** *repart e fitoi flamurin e garave?;* **Cila** *këngë fitoi çmimin e parë?*; **Cili** *është mali më i lartë i Shqipërisë?*; **Cili** *është kapiteni i skuadrës?;* **Cila** *është drejtoresha?;* **Cilat** *janë qytetet më të mëdha të Azisë?;* **Cili** *është qëllimi i jetës?;* **I cilës** *lopë është ky viç?* etj.



Përemri **kush** shërben për të pyetur për një person të panjohur ose të papërmendur më parë në bisedë, p.sh.:

**Kush** *erdhi?;* **Kush** *është atje?*

Në qoftë se pyesim **Cili** *erdhi?* ose **Cili** *është atje?* kërkojmë të dimë cili pikërisht nga ata që mendojmë ne se mund të vijnë ose mund të jenë atje.

Ky dallim **në** kuptimin e këtyre përemrave shpjegon se pse *kush* **nuk** mund **të** **përdoret** përpara emrit.

## IV. NYJAT TEK EMRI, MBIEMRI, NUMËRORI DHE PEREMRI

### FUNKSIONET DHE KARAKTERISTIKAT GRAMATIKORE TË NYJAVE

§ **69.** Nyjat *i, e, të, së* kryejnë shërbime të ndryshme në gjuhë. Ato përdoren kryesisht:

1. Si pjesë përbërëse e mbiemrave të quajtur të nyjshëm: (*i, e*) *mirë*, (*i, e*) *gjatë*, (*i, e*) *artë*, (*i, e*) *ditur*, (*i, e*) *punuar* etj.

2. Si pjesë përbërëse e numërorëve rreshtorë: (*i, e*) *parë*, (*i, e*) *dytë*, (*i, e*) *tretë*, (*i, e* ) *katërt* etj.

3. Si pjesë përbërëse e disa emrave (me prejardhje foljore ose të formuar prej pjesësh të tjera të ligjëratës):

a) emra prejpjesorë (asnjanës ose femërorë) p.sh.: *të ecur-it, të menduar-it, të ngrënë-t, të qarë-t* etj.; *të ardhura-t. të korra-t, e qeshura, të vjela-t* etj.;

b) emra të formuar me prapashtesë prej një teme foljore, p.sh.: *e ardhme — e ardhmja* ose *e ardhshme — e ardhshmja, e folme — e folmja* etj.;

c) emra të formuar nga substantivimi i mbiemrave, p.sh.: *i ardhur, i plagosur, i vdekur* etj.; *e bukura, e drejta, e keqja, e mira* etj.; *të ftohtët, të ngrohtët, të verdhët* etj.; *të holla-t, të lashtat* etj;

4. Si pjesë përbërëse e disa përemrave:



a) e përemrave pronorë (*i, e*) *tij*, (*i, e*) *saj*, (*i, e*) *tyre, të tij, të saj, të tyre, e mi, e mia, e tu, e tua;*

b) e përemrit dëftor *i tillë, e tillë, të tillë, të tilla;*

c) e përemrit lidhor *i cili, e cila, të cilët, të cilat;*

5. Si element përbërës i trajtës së rasës gjinore (nyja dallon, gjinoren nga dhanorja), p.sh.: *realizimi* **i** *planit, mbrojtja* **e** *atdheut, liqenet* **e** *Lurës, shokë* **të** *armëve* etj.

6. Me funksionin e një përemri pronor para disa emrash që tregojnë lidhje gjinie ose marrëdhënie familjare, p.sh.: *i ati, e ëma, i vëllai, e motra, i shoqi, e shoqja, i ungji* etj. (p.sh.: *i vëllai* = «vëllai i tij ose i saj», *e motra* = «motra e tij ose e saj» etj.).

Disa nga këta emra përdoren gati kurdoherë të shoqëruar me nyjë ose me një përemër pronor të paravendosur, p.sh.: *i ati, e ëma, i shoqi, e shoqja* ose *im atë, jot ëmë, yt shoq, ime shoqe*[1], ndërsa të tjerët mund të përdoren me ose pa nyjë, p.sh.: *erdhi më* (*të*) *motrën, vajti te* (*i*) *vëllai* etj.

§ **70.** Nyjat kanë gjini, numër e rasë. Gjinia, numri dhe rasa e nyjës te mbiemrat, te numërorët rreshtorë, te përemrat pronorë (*i, e*) *tij*, (*i, e*) *saj* etj., te përemri dëftor *i tillë* dhe te emrat në rasën gjinore përcaktohet nga gjinia, numri dhe rasa e emrit që ndodhet para tyre. Kështu, kur themi *punëtor i dalluar, djali i tij, rreshti i dytë, drejtori i shkollës,* në të katër rastet kemi nyjën **i**, sepse emrat *punëtor, djalë, rreshti, drejtori,* që ndodhen para saj, janë emra mashkullorë në numrin njëjës, në rasën emërore. Te shembujt *punëtore e dalluar, tokë e punuar, klasa e pestë, festa e Çlirimit* kemi nyjën **e**, sepse emrat *punëtore, tokë, klasa, festa,* që ndodhen para saj, janë emra femërorë, në numrin njëjës, në rasën emërore.

Nyja te shembuj si të mësipërmit quhet në gramatikë edhe **nyjë e lidhur,** sepse gjinia, numri dhe rasa e saj varen nga emri që ka përpara (*punëtor* **i** *dalluar, punëtore* **e** *dalluar; drejtori* **i** *shkollës, festa* **e** *Çlirimit*).

Gjinia, numri dhe rasa e nyjës te emra si *të verdhët, e ardhmja, e diel* etj, dhe te emrat që tregojnë lidhje gjinie e marrëdhënie fa-

---

1) Emrat *shoq, shoqe,* të pashoqëruar me një nyjë të ose me një përemër pronor të paravendosur, nuk përdoren me kuptimin «bashkëshort».

miljare si *të birit, së mbesës* etj. varen nga vetë fjala ku ato bëjnë pjesë ose me të cilën përdoren, e jo nga ndonjë fjalë tjetër, p.sh.: *të verdhët, të ecurit,* janë emra të gjinisë asnjanëse, prandaj kanë nyjën të, *e ardhmja* është emër femëror, prandaj ka nyjën e, *birit* është emër mashkullor në rasën dhanore, prandaj merr nyjën të, ndërsa *mbesës* është emër femëror në rasën dhanore e për këtë arsye merr nyjën së.

Nyja të shembuj si të mësipërmit quhet në gramatikë edhe **nyjë e këputur,** sepse gjinia, numri dhe rasa e saj, nuk lidhen me ndonjë fjalë tjetër.

Në shembuj si *detyrat* e së *ardhmes, vëllai* **i** së *shoqes,* nyja e parë **i** ose **e** është e lidhur, ndërsa nyja e dytë së është e këputur.

## LAKIMI I NYJAVE

§ **71.** Nyjat lakohen në këtë mënyrë:

### I. NYJA E LIDHUR

**Numri njëjës**

Gjinia mashkullore

| | | | |
|---|---|---|---|
| E. | *(një) ushtar* **i** *popullit* | *ushtari* **i** *popullit* | i |
| Gj. | *(i, e) (një) ushtari* **të** *popullit* | *(i, e) ushtarit* **të** *popullit* | të |
| Dh. | *(një) ushtari* **të** *popullit* | *ushtarit* **të** *popullit* | të |
| K. | *(një) ushtar* **të** *popullit* | *ushtarin* **e** *popullit* | të, e |
| Rr. | *(një) ushtari* **të** *popullit* | *ushtarit* **të** *popullit* | të |

| | | | |
|---|---|---|---|
| E. | *(një) ushtar* **i** *shkathët* | *ushtari* **i** *shkathët* | i |
| Gj. | *(i, e) (një) ushtari* **të** *shkathët* | *(i, e) ushtarit* **të** *shkathët* | të |
| Dh. | *(një) ushtari* **të** *shkathët* | *ushtarit* **të** *shkathët* | të |
| K. | *(një) ushtar* **të** *shkathët* | *ushtarin* **e** *shkathët* | të, e |
| Rr. | *(një) ushtari* **të** *shkathët* | *ushtarit* **të** *shkathët* | të |



Gjinia femërore

| | | | |
|---|---|---|---|
| E. | *(një) bijë* **e** *popullit* | *bija* **e** *popullit* | e |
| Gj. | *(i, e) (një) bije* **të** *popullit* | *(i, e) bijës* **së** *popullit* | të, së |
| Dh. | *(një) bije* **të** *popullit* | *bijës* **së** *popullit* | të, së |
| K. | *(një) bijë* **të** *popullit* | *bijën* **e** *popullit* | të, e |
| Rr. | *(një) bije* **të** *popullit* | *bijës* **së** *popullit* | të, së |

| | | | |
|---|---|---|---|
| E. | *(një) bijë* **e** *dashur* | *bija* **e** *dashur* | e |
| Gj. | *(i, e) një bije* **të** *dashur* | *(i, e) bijës* **së** *dashur* | të, së |
| Dh. | *(një) bije* **të** *dashur* | *bijës* **së** *dashur* | të, së |
| K. | *(një) bijë* **të** *dashur* | *bijën* **e** *dashur* | të, e |
| Rr. | *(një) bije* **të** *dashur* | *bijës* **së** *dashur* | të, së |

**Numri shumës**

(Për të dyja gjinitë)

| | | |
|---|---|---|
| E. | *(ca) ushtarë (bija)* **të** *popullit* | të |
| Gj. | *(i, e) (ca) ushtarëve (bijave)* **të** *popullit* | të |
| Dh. | *(ca) ushtarëve (bijave)* **të** *popullit* | të |
| K. | *(ca) ushtarë (bija)* **të** *popullit* | të |
| Rr. | *(ca) ushtarësh (bijash)* **të** *popullit* | të |

| | | |
|---|---|---|
| E. | *ushtarët (bijat)* **e** *popullit* | e |
| Gj. | *(i, e) ushtarëve (bijave)* **të** *popullit* | të |
| Dh. | *ushtarëve (bijave)* **të** *popullit* | të |
| K. | *ushtarët (bijat)* **e** *popullit* | e |
| Rr. | *ushtarëve (bijave)* **të** *popullit* | të |

| | | | |
|---|---|---|---|
| E. | *(ca) ushtarë* **të** *shkathët* | *ushtarët* **e** *shkathët* | të, e |
| Gj. | *(i, e) (ca) ushtarëve* **të** *shkathët* | *(i, e) ushtarëve* **të** *shkathët* | të |
| Dh. | *(ca) ushtarëve* **të** *shkathët* | *ushtarëve* **të** *shkathët* | të |
| K. | *(ca) ushtarë* **të** *shkathët* | *ushtarët* **e** *shkathët* | të, e |
| Rr. | *(ca) ushtarësh* **të** *shkathët* | *ushtarëve* **të** *shkathët* | të |

po kështu: *bija* **të** *dashura*; *bijat* **e** *dashura* etj.

Siç shihet nga pasqyra e msipërme, forma e nyjës në disa raste varet nga trajta e emrit që ndodhet para saj:

në rasën kallëzore njëjës të gjinisë mashkullore e femërore nyja është **të**, kur emri para saj është i pashquar (*një ushtar* **të** *popullit, një bijë* **të** *popullit*) dhe **e**, *kur* emri është i shquar (*ushtarin* **e** *popullit*);

në rasat gjinore, dhanore e rrjedhore njëjës të gjinisë femërore nyja është **të**, kur emri para saj është i pashquar (*një bije* **të** *popullit*), dhe **së**, kur emri është i shquar (*bijës* **së** *popullit*);

në rasat emërore e kallëzore të shumësit për të dyja gjinitë nyja është **të**, kur emri është i pashquar (*ushtarë* ose *bija* **të** *popullit*), dhe **e**, kur emri është i shquar (*ushtarët* ose *bijat* **e** *popullit*).

## II. NYJA E KËPUTUR

### Numri njëjës

Gjinia mashkullore

| | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| E. | | (*një*) **i** *ri* | | **i** *riu* | | **i** *biri* | **i** |
| Gj. | (*i, e*) | (*një*) **të** *riu* | (*i, e*) | **të** *riut* | (*i, e*) | **të** *birit* | **të** |
| Dh. | | (*një*) **të** *riu* | | **të** *riut* | | **të** *birit* | **të** |
| K. | | (*një*) **të** *ri* | | **të** *riun* | | **të** *birin* | **të** |
| Rr. | | (*një*) **të** *riu* | | **të** *riut* | | **të** *birit* | **të** |

Siç shihet nga pasqyra e mësipërme, në rasat gjinore, dhanore, kallëzore e rrjedhore përdoret nyja **të**, si atëherë kur emri të cilit i përket ajo, është në trajtë të pashquar (*një* **të** *ri, një* **të** *riu*), ashtu edhe kur ai është në trajtë të shquar (**të** *riut*, **të** *riun*).

Gjinia femërore

| | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| E. | | (*një*) e *re* | e | | e *reja* | | e *bija* | ë |
| Gj. | (*i, e*) | (*një*) **të** *reje* | **të** | (*i, e*) | **së** *resë* | (*i, e*) | **së** *bijës* | **së** |
| Dh. | | (*një*) **të** *reje* | **të** | | **së** *resë* | | **së** *bijës* | **së** |
| K. | | (*një*) **të** *re* | **të** | | **të** *renë* | | **të** *bijën* | **të** |
| Rr. | | (*një*) **të** *reje* | **të** | | **së** *resë* | | **së** *bijës* | **së** |



Siç shihet nga pasqyra e mësipërme, në rasat gjinore, dhanore e rrjedhore përdoret nyja **të**, kur emri të cilit i përket ajo është në trajtë të pashquar, dhe nyja **së**, kur ky emër është në trajtë të shquar.

Ato që u parashtruan në këtë paragraf, ndihmojnë për të kuptuar më mirë përdorimin e drejtë të nyjave, për të cilin bëhet fjalë në paragrafët e mëposhtëm.

§ **72.** Nyja është pjesë përbërëse e domosdoshme e trajtës së gjinores. Ajo e dallon këtë rasë nga dhanorja e rrjedhorja:

gjinore: *i, (e, të, së) popullit* — dhanore, rrjedhore: *popullit.*

Prandaj është i gabuar mospërdorimi i nyjës në raste si: *niveli* [i] *jetesës, liqeni* [i] *Shkodrës, stacioni* [i] *trenit* etj.; *i repartit* [të] *ngjyrosjes, drejtorit* [të] *ndërmarrjes, rrethit* [të] *Dibrës* etj.; *organizata* [e] *pionierit, dega* [e] *planit* etj.; *kryesisë* [së] *kooperativës, vatrës* [së] *kulturës* etj. Në të gjitha rastet e mësipërme nyja duhet shkruar dhe duhet shqiptuar rregullisht.

Siç shihet, gabimi i mospërdorimit të nyjës vihet re zakonisht kur emri që ndodhet para saj është në trajtën e shquar dhe mbaresa e këtij emri tingëllon njësoj me nyjën ose me tingullin e parë të saj, p.sh.: *niveli* **i** *jetesës, shtimit* **të** *prodhimit, vatrës* **së** *kulturës* etj. (me përjashtim të rasteve si *dega* **e** *planit*).

Nyja e mbiemrave të nyjshëm dhe e numërorëve rreshtorë është gjithashtu një element i domosdoshëm i tyre. Prandaj mospërdorimi i saj, që vihet re herë-herë në po ato rrethana që u përshkruan për nyjën e gjinores, është gjithashtu i gabuar. Duhet shkruar e shqiptuar gjithnjë:

*libri* **i** *ri, flamuri* **i** *kuq, misri* **i** *bardhë, librit* **të** *ri, flamurit* **të** *kuq, misrit* **të** *bardhë* etj.,;

*klasa* **e** *parë, gazeta* **e** *sotme, lule* **e** *bukur, klasës* **së** *parë, gazetës* **së** *sotme, lules* **së** *bukur* etj.

Përdorimet e gabuara pa nyjë që u përshkruan më sipër, nuk duhen lejuar as në gjuhën e shkruar e as në gjuhën e folur.

## DISA RASTE KUR DUHET PËRDORUR NYJA *TË* DHE JO *SË*

§ 73. Kur një emër femëror në rasën gjinore, dhanore a rrjedhore njëjës përcaktohet nga një emër në rasën gjinore ose nga një mbiemër i nyjshëm, nyja e këtyre është **së** (shih pasqyrën e lakimit në § 71, f.91.) p.sh.: SË → FEMËROR

*historia e luftës* **së** *popullit shqiptar* (dhe jo *të popullit*); *fryti i punës* **së** *punëtorëve* (dhe jo *të punëtorëve*); *ashpërsimi i luftës* **së** *klasave; flamuri iu dha fabrikës* **së** *qelqit; pas korrjes* **së** *gryrit* etj.

Por në rast se midis këtyre dy emrave ose midis emrit dhe mbiemrit ndodhet një fjalë tjetër (ose disa fjalë të tjera), që përcakton gjithashtu emrin e parë, atëherë nyja e emrit të fundit përcaktues është **të** e jo **së**, p.sh.:

(*i, e*) *fabrikës* **së** *tullave*, por:
(*i, e*) *fabrikës* [*së re*] **të** *tullave*;
*minierës* **së** *Bulqizës*, por:
*minierës* [*së kromit*] **të** *Bulqizës*;
(*i, e*) *fabrikës* **së** *re*, por:
(*i, e*) *fabrikës* [*sonë*] **të** *re*.

Për këtë arsye duhet shkruar:
(*i, e*) *klasës punëtore* **të** *Shqipërisë* (dhe jo *së Shqipërisë*);
(*i, e*) *Partisë së Punës* **të** *Shqipërisë* (dhe jo *së Shqipërisë*);
(*i, e*) *përhapjes së shpejtë* **të** *sëmundjes* (dhe jo *së sëmundjes*);
(*i, e*) *organizatës së rinisë* **të** *fshatit* (dhe jo *së fshatit*);
(*i, e*) *shkollës 12-vjeçare* **të** *qytetit* (dhe jo *së qytetit*);
*veshjet e krahinës së Mirditës dhe* **të** *Matit* (dhe jo *së Matit*);
*prodhimet e fushës së Korçës,* **të** *Myzeqesë,* **të** *Vurgut e* **të** *Zadrimës* (dhe jo *së Myzeqesë, së Vurgut*);
(*i, e*) *shoqes sonë* **të** *paharruar* (dhe jo *së paharruar*);
(*i, e*) *fshatarësisë së varfër e* **të** *mesme* (dhe jo *së mesme*);
*motrës së saj* **të** *dashur* (dhe jo *së dashur*);
(*i, e*) *nxënëses më* **të** *mirë* (dhe jo *së mirë*) etj.

§ 79. Kur pas një emri femëror të shquar të rasës gjinore, dhanore a rrjedhore njëjës, vijnë dy a më shumë emra femërorë **në** gjinore njëjës, të gjithë ata marrin përpara nyjën **së** (e jo **të**), në rast



se secili përcakton emrin në gjinore që ndodhet menjëherë para tij, p.sh.:

*punimet e tharjes* **së** *kënetës* **së** *fushës* **së** *Thumanës*, d.m.th.:
(*punimet*) + (*e tharjes*) + (*së kënetës*) + (*së fushës*) + (*së Thumanës*),

pra, secili prej këtyre emrave në rasën gjinore përcakton atë emër që ka menjëherë përpara.

Po kështu ndodh edhe te shembujt e mëposhtëm:
*i shërben ngritjes* **së** *mirëqenies* **së** *fshatarësisë* **së** *zonave malore; projekti i ndërtesës* **së** *shkollës* **së** *kulturës; vendimet e mbledhjes* **së** *asamblesë* **së** *kooperativës* etj.

Por kur një emër në rasën gjinore, që vjen pas një emri femëror në gjinore të shquar njëjës, përcakton tërë togfjalëshin[1] të cilit i përket ky i fundit, atëherë ai merr përpara nyjën **të** e jo **së**, p.sh.:
*zhvillimi i industrisë së naftës* **të** *Shqipërisë*, sepse:
(*zhvillimi*) + (*i industrisë së naftës*) + (*të Shqipërisë*),
domethënë emri në gjinore *të Shqipërisë* nuk përcakton vetëm emrin në gjinore *së naftës*, por gjithë togfjalëshin *i industrisë së naftës*, pra, është fjala për *industrinë* e **naftës** *të Shqipërisë* dhe jo për **naftën** *e Shqipërisë*.

Po kështu edhe në shembujt më poshtë:
*themelimi i Partisë së Punës* **të** *Shqipërisë* (është fjala për **Partinë e Punës** *të Shqipërisë*);
*Komiteti Qendror i Bashkimit të Rinisë së Punës* **të** *Shqipërisë* (është fjala për **Bashkimin e Rinisë së Punës** *të Shqipërisë*);
*punonjësit e bujqësisë* **të** *zonave malore* (është fjala për **punonjësit e bujqësisë** *të zonave malore*);
*në zonën e portës* **të** *skuadrës mike* (është fjala për **zonën e portës** *të skuadrës mike*);
*në rafinerinë e naftës* **të** *Cërrikut* (është fjala për **rafinerinë e naftës** *të Cërrikut*);

1) Një bashkim fjalësh, nga të cilat njëra plotëson tjetrën dhe varet gramatikisht prej saj, në sintaksë quhet togfjalësh, p.sh.: *oborri i shkollës, qumësht lope, ditë e bukur* etj.

*këngët e dasmës* të *Myzeqesë* (është fjala për **këngët e dasmës** *të Myzeqesë*);

*Gjatë stinës së verës* të *këtij viti* (është fjala për **stinën e verës** *të këtij viti*) etj.

Siç shihet, në raste si të mësipërmet, për të përcaktuar se cila nyjë duhet përdorur, të apo së, duhet zbuluar lidhja kuptimore e fjalëve, ndryshe mund të lindin keqkuptime. P.sh. po të thuhet:

*punonjësit e bujqësisë* së *zonave malore*,

duket sikur bëhet fjalë për *bujqësinë e zonave malore* e jo për *punonjësit e bujqësisë* të këtyre zonave.

Rregulla e përgjithshme për të gjitha rastet e trajtuara në §§ 73, 74 është kjo:

> *Një emër në rasën gjinore, që vjen pas një emri femëror në rasën gjinore të shquar njëjës, merr nyjën* **së** *kur përcakton drejtpërdrejt këtë emër, dhe nyjën* **të** *kur nuk përcakton drejtpërdrejt këtë emër.*

## DISA RASTE KUR DUHET PËRDORUR NYJA *SË* DHE JO *TË*

§ **75.** Kur mbiemri i nyjshëm qëndron para emrit që përcakton, atëherë nyja e tij lakohet si nyjë e këputur (shih § 71, f. 92):

| | | | |
|---|---|---|---|
| E. | e *lumtura nënë* | K. | të *lumturën nënë* |
| Gj. | (*i, e*) së *lumturës nënë* | Rj. | së *lumturës nënë* |
| Dh. | së *lumturës nënë* | | |

Nyja mbetet po ajo, dhe kur mbiemri është në shkallën sipërore të formuar me pjesëzën **më**:

*më* **e** *bukura ditë*, (*i, e*) *më* **së** *bukurës ditë*, *më* **të** *bukurën ditë* etj.

Pra, është i gabuar përdorimi i nyjës **të** në vend të nyjës së në rasat gjinore, dhanore e rrjedhore te mbiemrat e nyjshëm femërorë, edhe kur këta qëndrojnë para emrave. Duhet shkruar e shqiptuar:

| | | |
|---|---|---|
| së *dashurës motër* | dhe jo | të *dashurës motër* |
| së *bardhës ditë* | » » | të *bardhës ditë* |
| së *shkretës nënë* | » » | të *shkretës nënë* |
| *më* së *bukurës ditë* | » » | *më* të *bukurës ditë* etj. |

§ **76.** Edhe tek emrat femërorë të nyjshëm nyja lakohet gjithashtu si nyjë e këputur:

| | | | |
|---|---|---|---|
| E. | e *hëna* | K. | të *hënën* |
| Gj. | (*i, e*) së *hënës* | Rr. | së *hënës* |
| Dh. | së *hënës* | | |

Përdorimi i nyjës **të** në vend të nyjës **së** në gjinore, dhanore e në rrjedhore edhe në këto raste është i gabuar:

| | | |
|---|---|---|
| *programi i* së *dielës* | dhe jo | *i* të *dielës* |
| *shfaqjet e* së *dielës* | » » | *e* të *dielës* |
| *orari i* së *mërkurës* | » » | *i* të *mërkurës* |
| *ndeshja e* së *mërkurës* | » » | *e* të *mërkurës* |
| *parashikimi i* së *ardhmes* | » » | *i* të *ardhmes* |
| *mbeturinat e* së *kaluarës* | » » | *e* të *kaluarës* |
| *përhapja e* së *resë* | » » | *e* të *resë* |
| *nxënësit e* së *pestës A* | » » | *e* të *pestës* etj. |

Po kështu veprohet edhe për emrat femërorë të farefisnisë, kur përdoren me nyjë:

| | | |
|---|---|---|
| *kujdesi i* së *bijës* | dhe jo | *i* të *bijës* |
| *i tha* së *motrës* | » » | të *motrës* |
| *i shkroi* së *shoqes* | » » | të *shoqes* etj. |

## DISA ÇËSHTJE TË TJERA TË PËRDORIMIT TË NYJAVE

§ **77.** Kur në rasën gjinore të një emri femëror të nyjshëm ndeshen dy nyja të përparme **së**, atëherë e para nga këto (dhe jo e dyta) zëvendësohet me **të**:

*përpara forcës* së së *vërtetës* → *përpara forcës* të së *vërtetës*

po kështu:

| | | |
|---|---|---|
| *frytet e fitores* **të** së *resë* | dhe jo | së **të** *resë* |
| *Pas dasmës* **të** së *mbesës* | » » | së **të** *mbesës* |
| *ditëlindja e vajzës* **të** së *motrës* | » » | së **të** *motrës* |
| *recitimi i nxënëses* **të** së *tetës B* | » » | së **të** *tetës B* etj. |

§ **78.** Kur dy emra në rasën gjinore vijnë pas një emri në emërore njëjës dhe i dyti prej tyre përcakton jo emrin që ndodhet para tij, po tërë togfjalëshin, atëherë ai merr, sipas gjinisë së emrit në emërore, nyjën **i** ose **e**:

| | | |
|---|---|---|
| *libri i gjuhës* **i** *klasës VII* | dhe jo | **së** *klasës VII* |
| *rendi i ditës* **i** *kongresit* | » » | **së** *kongresit* |
| *ministri i Tregtisë* **i** *RPSH* | » » | **së** *RPSH* |
| *kampionati i futbollit* **i** *këtij viti* | » » | **të** *këtij viti* |
| *Partia e Punës* **e** *Shqipërisë* | » » | **së** *Shqipërisë* |
| *fjala e nderit* **e** *shqiptarit* | » » | **të** *shqiptarit* |
| *Ministria e Industrisë* **e** *RPSH* | » » | **së** *RPSH* etj. |

Për të përcaktuar drejt nyjën që duhet përdorur, edhe këtu, ashtu si në rastin e trajtuar në § 74, duhet zbuluar lidhja kuptimore e fjalëve, ndryshe mund të lindin keqkuptime, p.sh., po të thuhet: *Partia e Punës* **së** *Shqipërisë, kampionati i futbollit* **të** *këtij viti* duket sikur është fjala për **punën** *e Shqipërisë*, e jo për *Partinë e Punës* ose sikur është fjala për *futbollin e këtij viti* e jo *për kampionatin e këtij viti.*

§ **79.** Mbiemri i nyjshëm që vjen pas një kundrinori të drejtë, të shprehur me një emër në kallëzore të shquar, merr nyjën **e**, kur është përcaktor, dhe nyjën **të**, kur ka funksion kallëzuesor[1].

---

1) *Përcaktor* quhet gjymtyra e fjalisë që plotëson një gjymtyrë tjetër të shprehur me emër dhe tregon një tipar të saj, p.sh.: *ditë* **e bukur,** *populli* **ynë,** *lufta* **e klasave,** *pyll* **me pisha** etj. *Kallëzuesor* quhet gjymtyra e fjalisë që varet si nga kallëzuesi, ashtu edhe nga kryefjala ose kundrinori i drejtë p.sh.: *Qielli u bë* **i kaltër;** *Drita doli* **agronome** (te këta dy shembuj kallëzuesori varet nga kallëzuesi dhe nga kryefjala); *Shkollën e kemi* **të re;** *Ai i ka fjalët* **të pakta** (te këta dy shembuj kallëzuesori varet si nga kallëzuesi, ashtu dhe nga kundrinori).



Si përcaktor, mbiemri që vjen pas një kundrine, lidhet me të drejtpërdrejt dhe tregon një tipar të saj, p.sh.:

*E gjeta këmishën* **e larë** (ç'këmishë?, cilën këmishë?),

ndërsa si *kallëzuesor* mbiemri tregon përsëri një tipar të kundrinorit, por lidhet njëkohësisht me kundrinorin dhe kallëzuesin, p.sh.:

*E gjeta këmishën* **të larë** (si e gjeta?).




Siç shihet nga kjo skemë, mbiemri *të larë*, i përdorur si kallëzuesor, lidhet njëkohësisht me kallëzuesin *gjeta* dhe me kundrinën *këmishën.* Mbiemri i përdorur si kallëzuesor dallohet nga mbiemri i përdorur si përcaktor edhe sepse në rastin e parë mbi të bie, si rregull, theksi logjik i fjalisë.

Po kështu edhe:

*i dua mollët* **të ëmbla;** *i kemi shokët* **të mirë;** *e lashë punën* **të mbaruar;** *e ka dorën* **të mbarë;** *i gjeta dritaret* **të hapura;** *gënjeshtra i ka këmbët* **të shkurtra;** *do ta bëjmë fshatin* **të bukur** etj.

Prandaj përdorimi i nyjës **e** në vend të nyjës **të**, që vihet re herë-herë në këto raste, është i gabuar. Duhet: *i kemi shokët* **të** *mirë* dhe jo *e mirë; e ka dorën* **të** *mbarë* dhe jo *e mbarë; gënjeshtra i ka këmbët* **të** *shkurtra* dhe jo *e shkurtra* etj., pasi mbiemri është në funksion kallëzuesori.

KA DORË TË MBARË
GËNJESHTRA I KA KËMBËT TË SHKURTRA

# V. FOLJA

Folja ka një sistem të pasur trajtash gramatikore, me anën e të cilave shprehen kuptime të tilla si kuptimi i diatezës, i mënyrës, i kohës dhe i vetës.

## 1. FOLJE KALIMTARE E JOKALIMTARE

**§ 80.** Të gjitha foljet sipas mundësisë që kanë për të marrë ose jo një kundrinë të drejtë ndahen në kalimtare e jokalimtare.

*Folje kalimtare* janë ato që mund të marrin një kundrinë të drejtë, e cila shprehet zakonisht me një emër a përemër në rasën kallëzore pa parafjalë, p.sh.: *tejkaloj* **planin**, *hap* **dritaren**, *shkruaj* **një letër**, **e** *pashë*, *nuk* **të** *njoh* etj.

*Folje jokalimtare* janë ato që nuk mund të marrin ndonjë kundrinë të drejtë, p.sh.: *dal, eci, fle, rri, rroj, shkoj, vrapoj* etj.

Cilësimi i një foljeje si kalimtare ose jokalimtare varet në shumë raste nga kuptimi leksikor që ka ajo në fjalinë ku është përdorur, p.sh.:

| kalimtare | jokalimtare |
|---|---|
| *e fjeta mendjen* | *fjeta shumë* |
| *humba çelësin* | *humba në gjumë* |
| *kaloj klasën* | *kaloj rrugës* |
| *shkoj perin në gjilpërë* | *shkoj në stadium* |
| *thërres shokët* | *thërres fort* etj. |

Foljet kalimtare kur nuk kanë pranë në fjalinë përkatëse një kundrinë të drejtë, përdoren si jokalimtare. Kjo shoqërohet edhe me një farë ndryshimi në kuptimin e tyre: folja jokalimtare e tregon veprimin si një aftësi, si mundësi, si një veprim të zakonshëm, p.sh.:



*Sot diell s'ngroh; Kush këndon nga ju?* (d.m.th. kush di, kush është i aftë të këndojë); *Këta nxënës shkruajnë bukur; Rinia jonë mëson dhe punon; Nuk* **lexoj** *dot pa syze; Punëtorët hanë në mensë* etj. Në disa raste të veçanta folja jokalimtare mund ta tregojë veprimin edhe si të shkëputur nga objekti, p.sh.: *Fitova!* (lojën); *Kalova!* (klasën); (A hëngre drekë?) — *Hëngra* etj.

## 2. DIATEZAT E FOLJES

**§ 81.** Diateza shpreh marrëdhënien midis veprimit të emërtuar nga folja dhe kryefjalës. Folja ka tri diateza: veprore, pësore dhe vetvetore. Këto diateza shprehen vetëm me dy palë forma: forma e diatezës veprore ose *forma veprore*, p.sh.: *laj, dëmtoj, mendova, kam veshur* etj. dhe forma e diatezave joveprore (e pësores dhe e vetvetores) ose *forma joveprore*, p.sh.: *lahem, dëmtohem, u mendova, jam veshur.* Kështu, ndërsa diatezën veprore mund ta dallojmë drejtpërdrejt edhe vetëm nga forma e foljes, për të përcaktuar diatezat e tjera duhet marrë parasysh edhe kuptimi.

Mund të ndryshojnë sipas diatezave vetëm foljet kalimtare, të cilat përdoren si në formën veprore, ashtu edhe në formën pësore. Foljet jokalimtare nuk kanë diatezë. Ato përdoren kryesisht në formën veprore[1].

Folja në *diatezën veprore* ka formë veprore dhe shënon një veprim që e kryen kryefjala, p.sh.: *bëj, blej, kërkoj, laj, lyej, them, ujit* etj.

Folja në *diatezën pësore* ka formë joveprore dhe shënon një veprim që drejtohet mbi kryefjalën, por kryhet nga dikush tjetër, p.sh.: *Shqipëria* **u çlirua** *më 29 Nëntor 1944; Vreshtat* **janë dëmtuar** *nga breshri; Revista «Shkenca dhe jeta»* **lexohet** *shumë;* **U ndezën** *dritat* etj.

Te fjalitë e mësipërme veprimi i foljeve *u çlirua, lexohet, janë dëmtuar, u ndezën* drejtohet mbi kryefjalët *Shqipëria, revista, vreshtat, dritat.*

Foljet e diatezës pësore, kur kthehen në formë veprore, ruajnë po atë kuptim leksikor: *Vreshtat janë dëmtuar nga breshri — vreshtat i ka dëmtuar breshri* etj.

1) Në raste të veçanta përdoret si pavetore trajta joveprore e vetës së tretë njëjës, p.sh.: *S'ecet kështu; Si dilet që këtej?; Më flihet; S'më iket* etj.

Folja në *diatezën vetvetore* ka formë joveprore dhe shënon në përgjithësi një veprim që e kryen dhe e pëson kryefjala. Diateza vetvetore ka tri nënndarje: vetvetore e mirëfilltë, vetvetore reciproke dhe vetvetore mesore.

Foljet *vetvetore të mirëfillta* shënojnë një veprim që bie mbi personin që e kryen, p.sh.: *krihem, lahem, mburrem, vishem, zhvishem*etj.

*Foljet vetvetore reciproke* shënojnë një veprim që kryhet reciprokisht ose së bashku nga dy a më shumë persona, p.sh.: *fejohem, grindem, martohem, përqafohem, përshëndetem, takohem* etj.

Foljet *vetvetore mesore* shënojnë një veprim që mbetet te personi që e kryen. Këto folje mund të shprehin veprime fizike, si *hidhem, kthehem, ngjitem, nisem* etj., ose veprime psikike e fiziologjike, si *dëshpërohem, dobësohem, gëzohem, hidhërohem, kollem, mallëngjehem, pendohem, shëndoshem* etj.

Foljet e diatezës mesore kanë kuptim jokalimtar, prandaj kur kthehen në diatezën veprore dhe përdoren si kalimtare, ato marrin një kuptim pak a shumë të ndryshëm, kahaso, p.sh.: *hidhem* dhe *hedh kthehem* dhe *kthej, nisem* dhe *nis, dëshpërohem* dhe *dëshpëroj, mendohem* dhe *mendoj* etj.

**Shënim.** E njëjta folje, në varësi nga konteksti, mund të përdoret si vetvetore ose si pësore, p.sh.: *Atë ditë pionierët* **ishin** *larë më shumë se herët e tjera* (vetvetore) — *Rrugët* **ishin larë** *nga shiu që kish rënë gjatë natës* (pësore).

## 3. MËNYRAT E FOLJES

§82. Me anë të mënyrës shprehet lidhja në mes veprimit që shënon folja, dhe realitetit objektiv. Këtë lidhje e vendos folësi. Ai mund ta paraqesë një veprim si real, p.sh.: *punoj, shkruaj*, ose, përkundrazi, si të mundshëm, të dëshirueshëm, të detyrueshëm etj., p.sh.: *të punoj, të shkruaj, punofsha, shkruaj!* etj.

Sipas kuptimeve që shprehin, dhe formave gramatikore përkatëse, dallohen gjashtë mënyra të foljes:

mënyra dëftore, p.sh.: *kam, mësoj, marr* etj.;
» lidhore, p.sh.: *të kem, të mësoj, të marr* etj.,
» kushtore, p.sh.: *do të kisha, do të mësoja, do të merrja* etj.,
» habitore, p.sh.: *paskam, mësuakam, marrkam* etj.
» dëshirore, p. sh.: *paça, mësofsha, marrsha* etj.,
» urdhërore, p.sh.: *ki, mëso, merr* etj.



Veç këtyre mënyrave ka edhe tri trajta foljore të pashtjelluara[1]:
pjesorja: *pasur, mësuar, marrë* etj.,
paskajorja: *për të pasur, për të mësuar, për të marrë* etj.,
përcjellorja: *duke pasur, duke mësuar, duke marrë* etj.

Në këto trajta nuk shprehet qëndrimi i folësit ndaj veprimit të foljes, prandaj ato nuk merren si mënyra.

## 4. KOHA, VETA DHE NUMRI I FOLJES

§83. Folja ka tri kohë: të tashmen, të shkuarën dhe të ardhshmen.

**Koha e tashme** tregon se veprimi kryhet në çastin kur flasim, p.sh.: *shkruaj, dëgjoj* etj.

**Koha e shkuar** tregon se veprimi është kryer para çastit kur flasim, dhe ka pesë forma, që janë:

1) **E pakryera,** p.sh.: *shkruaja, dëgjoja;* 2) **E kryera e thjeshtë,** p.sh.: *shkrova, dëgjova*; 3) **E kryera,** p.sh.: *kam shkruar, kam dëgjuar*; 4) **E kryera e plotë,** p.sh.: *kisha shkruar, kisha dëgjuar*; 5) **E kryera e tejshkuar,** p.sh.: *pata shkruar, pata dëgjuar.*

Këto forma kanë secila kuptimin e saj të veçantë:

**Koha e ardhshme** tregon se veprimi do të kryhet *pas* çastit kur flasim, dhe ka dy forma, që janë: 1) **E ardhshmja,** p.sh.: *do të shkruaj do të dëgjoj* dhe 2) **E ardhshmja e përparme,** p.sh.: *do të kem shkruar, do të kem dëgjuar.* Këto dy forma kanë secila kuptimin e saj të veçantë.

Kohët që u përshkruan më sipër, i ka të gjitha vetëm mënyra dëftore. Mënyrat e tjera nuk i kanë të gjitha këto kohë, po një pjesë prej tyre. Këto do të paraqiten në pasqyrat e zgjedhimeve në paragrafët pasues.

Gjatë zgjedhimit folja ndryshon edhe në vetë e në numër: vetat janë tri e numrat dy.

| | njëjës | shumës |
|---|---|---|
| veta I | (*unë*) *punoj* | (*ne*) *punojmë* |
| veta II | (*ti*) *punon* | (*ju*) *punoni* |
| veta III | (*ai, ajo*) *punon* | (*ata, ato*) *punojnë* |

1) Këto trajta quhen të pashtjelluara, sepse ato nuk ndryshojnë sipas vetës dhe numrit.

# FOLJET kam e jam

§ **84.** Foljet *kam* e *jam* përdoren edhe si folje me kuptim të pavarur, p.sh.: *Sot* **kam** *shumë punë; Kjo çështje* **ka** *shumë rëndësi; Ai* **ka** *një vajzë të zgjuar; Vjet në verë* **qeshë** *në Pogradec; Mbasdite* **do të jem** *në shtëpi* etj., edhe si folje ndihmëse, për të formuar kohët e përbëra të foljeve të tjera, p.sh.: *kam punuar, kisha punuar, jam menduar, isha menduar* etj.

Foljet *kam* e *jam* zgjedhohen në këtë mënyrë[1]:

| Folja **kam** | | Folja **jam** | |
|---|---|---|---|
| | **1. Mënyra dëftore** | | |
| E tashmja | E pakryera | E tashmja | E pakryera |
| unë *kam* | *kisha* | *jam* | *isha* |
| ti *ke* | *kishe* | *je* | *ishe* |
| ai *ka* | *kishte*[2] | *është* | *ishte*[2] |
| ne *kemi* | *kishim* | *jemi* | *ishim* |
| ju *keni*[3] | *kishit* | *jeni*[3] | *ishit* |
| ata *kanë* | *kishin* | *janë* | *ishin* |
| E kryera e thjeshtë | E kryera | E kryera e thjeshtë | E kryera |
| unë *pata* | *kam pasur* | *qeshë* | *kam qenë* |
| ti *pate* | *ke* » | *qe* | *ke* » |
| ai *pati*[4] | *ka* » | *qe* | *ka* » |
| ne *patëm* | *kemi* » | *qemë* | *kemi* » |
| ju *patët* | *keni* » | *qetë* | *keni* » |
| ata *patën* | *kanë* » | *qenë* | *kanë* » |

1) Pasqyrat e zgjedhimit të këtyre foljeve dhe të foljeve të tjera jepen për të ndihmuar lexuesin që të kuptojë më mirë vërejtjet që bëhen më poshtë, për përdorimin e trajtave të ndryshme foljore. Pasqyra më të plota të zgjedhimit të foljeve lexuesi mund të gjejë në tekstet shkollore të gjuhës shqipe.

2) Në disa raste, për arsye kryesisht të ritmit të ligjërimit, në vend të trajtave të plota letrare *kishte, ishte*, mund të përdoren trajtat e shkurtuara *kish, ish.*

3) Trajtat *kini* e *jini*, që përdoren herë-herë në vend të trajtave *keni* e *jeni*, sot nuk janë normative.

4) Si folje ndihmëse, për të formuar vetën e tretë njëjës të së kryerës së tejshkuar, mund të përdoret edhe trajta e shkurtuar *pat*, p.sh.: *pat ardhur, pat thënë* etj.



| E kryera e plotë | E kryera e tejshkuar | E kryera e plotë | E kryera e tejshkuar |
|---|---|---|---|
| unë *kisha pasur* | *pata pasur* | *kisha qenë* | *pata qenë* |
| ti *kishe* » | *pate* » | *kishe* » | *pate* » |
| ai *kishte* » | *pati* » | *kishte* » | *pati* » |
| ne *kishim* » | *patëm* » | *kishim* » | *patëm* » |
| ju *kishit* » | *patët* » | *kishit* » | *patët* » |
| ata *kishin* » | *patën* » | *kishin* » | *patën* » |
| E ardhshmja | E ardhshmja e përparme | E ardhshmja | E ardhshmja e përparme |
| unë *do të kem* | *do të kem pasur* | *do të jem* | *do të kem qenë* |
| ti » » *kesh* | » » *kesh* » | » » *jesh* | » » *kesh* » |
| ai » » *ketë* | » » *ketë* » | » » *jetë* | » » *ketë* » |
| ne » » *kemi* | » » *kemi* » | » » *jemi* | » » *kemi* » |
| ju » » *keni* | » » *keni* » | » » *jeni* | » » *keni* » |
| ata » » *kenë* | » » *kenë* » | » » *jenë* | » » *kenë* » |

**2. Mënyra lidhore**

| E tashmja | E pakryera | E tashmja | E pakryera |
|---|---|---|---|
| unë *të kem* | *të kisha* | *të jem* | *të isha*[1] |
| ti *të kesh* | *të kishe* | *të jesh* | *të ishe* |
| ai *të ketë* | *të kishte* | *të jetë* | *të ishte*[1] |
| ne *të kemi* | *të kishim* | *të jemi* | *të ishim* |
| ju *të keni* | *të kishit* | *të jeni* | *të ishit* |
| ata *të kenë* | *të kishin* | *të jenë* | *të ishin* |

1) Trajtat *(unë) të qeshë, (ai) të qe*, që përdoren mjaft herë në vend të *(unë) të isha, (ai) të ishte*, janë gramatikisht të gabuara dhe përbëjnë shkelje të normës së gjuhës letrare.

| E kryera | E kryera e plotë | E kryera | E kryera e plotë |
|---|---|---|---|
| unë *të kem pasur* | *të kisha pasur* | *të kem qenë* | *të kisha qenë* |
| ti *të kesh* » | *të kishe* » | *të kesh* » | *të kishe* » |
| ai *të ketë* » | *të kishte* » | *të ketë* » | *të kishte* » |
| ne *të kemi* » | *të kishim* » | *të kemi* » | *të kishim* » |
| ju *të keni* » | *të kishit* » | *të keni* » | *të kishit* » |
| ata *të kenë* » | *të kishin* » | *të kenë* » | *të kishin* » |

### 3. Mënyra kushtore

| *E tashmja* | *E kryera* | *E tashmja* | *E kryera* |
|---|---|---|---|
| unë *do të kisha* | *do të kisha pasur* | *do të isha* | *do të kisha qenë* |
| ti » » *kishe* | » » *kishe* » | » » *ishe* | » » *kishe* » |
| ai » » *kishte* | » » *kishte* » | » » *ishte* | » » *kishte* » |
| ne » » *kishim* | » » *kishim* » | » » *ishim* | » » *kishim* » |
| ju » » *kishit* | » » *kishit* » | » » *ishit* | » » *kishit* » |
| ata » » *kishin* | » » *kishin* » | » » *ishin* | » » *kishin* » |

### 4. Mënyra habitore

| E tashmja | E pakryera | E tashmja | E pakryera |
|---|---|---|---|
| unë *paskam*[1] | *paskësha* | *qenkam*[1] | *qenkësha* |
| ti *paske* | *paskëshe* | *qenke* | *qenkëshe* |
| ai *paska* | *paskësh* | *qenka* | *qenkësh* |
| ne *paskemi* | *paskëshim* | *qenkemi* | *qenkëshim* |
| ju *paskeni* | *paskëshit* | *qenkeni* | *qenkëshit* |
| ata *paskan* | *paskëshin* | *qenkan* | *qenkëshin* |

1) Trajtat *paskërkam, paskërke, paskërka. . . ; qenkërkam, qenkërke, qenkërka.* janë dialektore dhe nuk duhen përdorur në gjuhën letrare.



| E kryera | E kryera e plotë | E kryera | E kryera e plotë |
|---|---|---|---|
| unë *paskam pasur* | *paskësha pasur* | *paskam qenë* | *paskësha qenë* |
| ti *paske* » | *paskëshe* » | *paske* » | *pashkëshe* » |
| ai *paska* » | *paskësh* » | *paska* » | *paskësh* » |
| ne *paskemi* » | *paskëshim* » | *paskemi* » | *paskëshim* » |
| ju *paskeni* » | *paskëshit* » | *paskeni* » | *paskëshit* » |
| ata *paskan* » | *paskëshin* » | *paskan* » | *paskëshin* » |

### 5. Mënyra dëshirore

| E tashmja | E kryera[1] | E tashmja | E kryera[1] |
|---|---|---|---|
| unë *paça* | *paça pasur* | *qofsha* | *paça qenë* |
| ti *paç* | *paç* » | *qofsh* | *paç* » |
| ai *pastë* | *pastë* » | *qoftë* | *pastë* » |
| ne *paçim* | *paçim* » | *qofshim* | *paçim* » |
| ju *paçi* | *paçi* » | *qofshi* | *paçi* » |
| ata *paçin* | *paçin* » | *qofshin* | *paçin* » |

### 6. Mënyra urdhërore

| E tashmja | E tashmja |
|---|---|
| *ki* | *ji* |
| *kini* | *jini* |

### Pjesorja

| | |
|---|---|
| *Pasur*[2] | *qenë* |

1) E kryera e mënyrës dëshirore e foljeve *kam* e *jam* (ashtu si edhe disa trajta të tjera kohore të këtyre foljeve) përdoret shumë rrallë, por këtu është dhënë për ta paraqitur të plotë sistemin e zgjedhimit.

2) Trajta *patur*, që përdoret mjaft herë në vend të trajtës *pasur*, është dialektore dhe duhet mënjanuar nga gjuha letrare. Nga pjesorja *pasur* janë formuar dhe përdoren në gjuhën letrare fjalët: *i pasur, pasuri, pasanik, pasje*, ndërsa trajta *patur* ka mbetur e izoluar si trajtë dialektore dhe nuk shërben si mbështetje për të formuar fjalë të reja.

### Paskajorja

| | |
|---|---|
| *për të pasur* | *për të qenë* |

### Përcjellorja

| | |
|---|---|
| *duke pasur* | *duke qenë* |

## NDARJA E FOLJEVE NË ZGJEDHIME

§ 85. Foljet ndahen në tri zgjedhime:

*Zgjedhimi i parë* përfshin foljet e tipit *laj, gjej, pëlqej, punoj, shkruaj, ziej, lyej* etj., d.m.th. folje me temë[1] më zanore, të cilat në vetën e parë njëjës të kohës së tashme marrin mbaresën **-j**.

*Zgjedhimi i dytë* përfshin foljet e tipit *hap, mbyll, kap, lidh, rrit, vras, shes* etj., d.m.th. folje me temë më bashkëtingëllore, të cilat në numrin njëjës, në të tria vetat nuk marrin asnjë mbaresë (unë, ti, ai) *hap*.

Zgjedhimi i parë dhe i dytë, sipas ndryshimeve që mund të pësojë tema, ndahen në klasa e nënklasa:

Zgjedhimi i parë ndahet në tri klasa:

Kl. I përfshin folje si *punoj — punova — punuar*; *laj - lava — larë*; *kthej — ktheva — kthyer, rrëfej — rrëfeva — rrëfyer* etj., të cilat në vetën e parë e të dytë të së kryerës së thjeshtë marrin mbaresat **-va, - ve.**

Kl. II përfshin folje si *gjej — gjeta — gjetur*; *mbaj — mbajta — mbajtur* etj., të cilat në të kryerën e thjeshtë e në pjesore e zgjerojnë temën me **-t-, -jt-**.

Kl. III përfshin folje si *bëj — bëra — bërë*; *hyj — hyra — hyrë*, të cilat në të kryerën e thjeshtë, në numrin njëjës e zgjerojnë temën me **-r-**.

---

1) Temë nga pikëpamja morfologjike quhet ajo pjesë e fjalës që mbetet po të heqim mbaresën, p.sh. tema e foljeve *laj, punoj, shkruaj, ziej, lyej* është *la-, puno-, shkrua-, zie-, lye-*. Një folje mund të ketë tema të ndryshme në trajta kohore të ndryshme (p.sh. *heq*, por *hoq-a*). Këtu është fjala për temën e foljes në kohën e tashme.



Zgjedhimi i dytë ndahet në dy klasa:

Kl. I përfshin folje si *hap — hapa — hapur; mat — mata — matur* etj., të cilat gjatë zgjedhimit nuk e ndryshojnë zanoren e temës;

Kl. II përfshin folje si *heq — hoqa — hequr; marr — mora — marrë; vjel — vola — vjelë; bërtas — bërtita — bërtitur; flas — fola — folur* etj., të cilat gjatë zgjedhimit e ndryshojnë zanoren e temës.

*Zgjedhimi i tretë* përfshin një numër të kufizuar foljesh, tema e të cilave del më zanore, por ndryshe nga foljet e zgjedhimit të parë, ato në të tria vetat e numrit njënjës nuk kanë asnjë mbaresë, p.sh.: (unë, ti, ai) *pi, fle, di, lë, nxë, vë, zë, përzë, shpie, shtie* etj. Po japim disa pasqyra të këtyre zgjedhimeve.

## § 86. ZGJEDHIMI I PARË

| Trajta veprore | | Trajta pësore | |
|---|---|---|---|

### 1. Mënyra dëftore

E tashmja

| | | | |
|---|---|---|---|
| unë *laj* | **-j** | *lahem* | **-hem** |
| ti *lan* | **-n** | *lahesh* | **-hesh** |
| ai *lan* | **-n** | *lahet* | **-het** |
| ne *lajmë* | **-jmë** | *lahemi* | **-hemi** |
| ju *lani* | **-ni** | *laheni* | **-heni** |
| ata *lajnë* | **-jnë** | *lahen* | **-hen** |

E pakryera

| | | | |
|---|---|---|---|
| unë *laja* | **-ja** | *lahesha* | **-hesha** |
| ti *laje* | **-je** | *laheshe* | **-heshe** |
| ai *lante* | **-nte** | *lahej* | **-hej** |
| ne *lanim* | **-nim** | *laheshim* | **-heshim** |
| ju *lanit* | **-nit** | *laheshit* | **-heshit** |
| ata *lanin* | **-nin** | *laheshin* | **-heshin** |

E kryera e thjeshtë

| | | | |
|---|---|---|---|
| unë *lava* | -va | *u lava* | -va |
| ti *lave* | -ve | *u lave* | -ve |
| ai *lau* | -u | *u la* | — |
| ne *lamë* | -më | *u lamë* | -më |
| ju *latë* | -të | *u latë* | -të |
| ata *lanë* | -në | *u lanë* | -në |

E kryera

| | |
|---|---|
| unë *kam larë* | *jam larë* |
| ti *ke* » | *je* » |
| ai *ka* » | *është* » |
| ne *kemi* » | *jemi* » |
| ju *keni* » | *jeni* » |
| ata *kanë* » | *janë* » |

E kryera e plotë

| | |
|---|---|
| unë *kisha larë* | *isha larë* |
| ti *kishe* » | *ishe* » |
| ai *kishte* » | *ishte* » |
| ne *kishim* » | *ishim* » |
| ju *kishit* » | *ishit* » |
| ata *kishin* » | *ishin* » |

E kryera e tejshkuar

| | |
|---|---|
| unë *pata larë* | *qeshë larë* |
| ti *pate* » | *qe* » |
| ai *pati* » | *qe* » |
| ne *patëm* » | *qemë* » |
| ju *patët* » | *qetë* » |
| ata *patën* » | *qenë* » |



E ardhshmja

| | |
|---|---|
| unë *do të laj* | unë *do të lahem* |
| ti *do të lash* | ti *do të lahesh* |
| ai *do të lajë* | ai *do të lahet* |
| ne *do të lajmë* | ne *do të lahemi* |
| ju *do të lani* | ju *do të laheni* |
| ata *do të lajnë* | ata *do të lahen* |

E ardhshmja e përparme

| | |
|---|---|
| unë *do të kem larë* | *do të jem larë* |
| ti *do të kesh* » | *do të jesh* » |
| ai *do të ketë* » | *do të jetë* » |
| ne *do të kemi* » | *do të jemi* » |
| ju *do të keni* » | *do të jeni* » |
| ata *do të kenë* » | *do të jenë* » |

## 2. Mënyra lidhore

| | | | |
|---|---|---|---|
| unë *të laj* | -j | *të lahem* | -hem |
| ti *të lash* | -sh | *të lahesh* | -hesh |
| ai *të lajë* | -jë | *të lahet* | -het |
| ne *të lajmë* | -jmë | *të lahemi* | -hemi |
| ju *të lani* | -ni | *të laheni* | -heni |
| ata *të lajnë* | -jnë | *të lahen* | -hen |

E pakryera

| | |
|---|---|
| unë *të laja* | *të lahesha* |
| ti *të laje* | *të laheshe* |
| ai *të lante* | *të lahej* |
| ne *të lanim* | *të laheshim* |
| ju *të lanit* | *të laheshit* |
| ata *të lanin* | *të laheshin* |

E kryera

| | |
|---|---|
| unë *të kem larë* | *të jem larë* |
| ti *të kesh* » | *të jesh* » |
| ai *të ketë* » | *të jetë* » |
| ne *të kemi* » | *të jemi* » |
| ju *të keni* » | *të jeni* » |
| ata *të kenë* » | *të jenë* » |

E kryera e plotë

| | |
|---|---|
| unë *të kisha larë* | *të isha larë* |
| ti *të kishe* » | *të ishe* » |
| ai *të kishte* » | *të ishte* » |
| ne *të kishim* » | *të ishim* » |
| ju *të kishit* » | *të ishit* » |
| ata *të kishin* » | *të ishin* » |

### 3. Mënyra kushtore

E tashmja

| | |
|---|---|
| unë *do të laja* | *do të lahesha* |
| ti *do të laje* | *do të laheshe* |
| ai *do të lante* | *do të lahej* |
| ne *do të lanim* | *do të laheshim* |
| ju *do të lanit* | *do të laheshit* |
| ata *do të lanin* | *do të laheshin* |

E kryera

| | |
|---|---|
| unë *do të kisha larë* | *do të isha larë* |
| ti *do të kishe* » | *do të ishe* » |
| ai *do të kishte* » | *do të ishte* » |
| ne *do të kishim* » | *do të ishim* » |
| ju *do të kishit* » | *do të ishit* » |
| ata *do të kishin* » | *do të ishin* » |



### 4. Mënyra habitore

E tashmja

| | |
|---|---|
| unë *lakam* | *u lakam* |
| ti *lake* | *u lake* |
| ai *laka* | *u laka* |
| ne *lakemi* | *u lakemi* |
| ju *lakeni* | *u lakeni* |
| ata *lakan* | *u lakan* |

E pakryera

| | |
|---|---|
| unë *lakësha* | *u lakësha* |
| ti *lakëshe* | *u lakëshe* |
| ai *lakësh* | *u lakësh* |
| ne *lakëshim* | *u lakëshim* |
| ju *lakëshit* | *u lakëshit* |
| ata *lakëshin* | *u lakëshin* |

E kryera

| | |
|---|---|
| unë *paskam larë* | *qenkam larë* |
| ti *paske* » | *qenke* » |
| ai *paska* » | *qenka* » |
| ne *paskemi* » | *qenkemi* » |
| ju *paskeni* » | *qenkeni* » |
| ata *paskan* » | *qenkan* » |

E kryera e plotë

| | |
|---|---|
| unë *paskësha larë* | *qenkësha larë* |
| ti *paskëshe* » | *qenkëshe* » |
| ai *paskësh* » | *qenkësh* » |
| ne *paskëshim* » | *qenkëshim* » |
| ju *paskëshit* » | *qenkëshit* » |
| ata *paskëshin* » | *qenkëshin* » |

### 5. Mënyra dëshirore

E tashmja

| | |
|---|---|
| unë *lafsha* | *u lafsha* |
| ti *lafsh* | *u lafsh* |
| ai *laftë* | *u laftë* |
| ne *lafshim* | *u lafshim* |
| ju *lafshi* | *u lafshi* |
| ata *lafshin* | *u lafshin* |

E kryera

| | |
|---|---|
| unë *paça larë* | *qofsha larë* |
| ti *paç* » | *qofsh* » |
| ai *pastë* » | *qoftë* » |
| ne *paçim* » | *qofshim* » |
| ju *paçi* » | *qofshi* » |
| ata *paçin* » | *qofshin* » |

### 6. Mënyra urdhërore

| Pa trajtë të shkurtër | Me trajtë të shkurtër | |
|---|---|---|
| ti *laj* | *laje* | *lahu* |
| ju *lani* | *lajeni* | *lahuni* |

**Pjesorja**

*larë*

**Paskajorja**

*për të larë* — *për t'u larë*



**Përcjellorja**

*duke larë* — *duke u larë*

## § 87. ZGJEDHIMI I DYTË

Trajta veprore — Trajta pësore

### 1. Mënyra dëftore

E tashmja

| | | | |
|---|---|---|---|
| unë *rrit* | – | *rritem* | **-em** |
| ti *rrit* | – | *rritesh* | **-esh** |
| ai *rrit* | – | *rritet* | **-et** |
| ne *rritim* | **-im** | *rritemi* | **-emi** |
| ju *rritni* | **-ni** | *rriteni* | **-eni** |
| ata *rritin* | **-in** | *rriten* | **-en** |

E pakryera

| | | | |
|---|---|---|---|
| unë *rritja* | **-ja** | *rritesha* | **-esha** |
| ti *rritje* | **-je** | *rriteshe* | **-eshe** |
| ai *rriste* | **-te** | *rritej* | **-ej** |
| ne *rritnim* | **-nim** | *rriteshim* | **-eshim** |
| ju *rritnit* | **-nit** | *rriteshit* | **-eshit** |
| ata *rritnin* | **-nin** | *rriteshin* | **-eshin** |

E kryera e thjeshtë

| | | | |
|---|---|---|---|
| unë *rrita* | **-a** | *u rrita* | **-a** |
| ti *rrite* | **-e** | *u rrite* | **-e** |
| ai *rriti* | **-i** | *u rrit* | – |
| ne *rritëm* | **-ëm** | *u rritëm* | **-ëm** |
| ju *rritët* | **-ët** | *u rritët* | **-ët** |
| ata *rritën* | **-ën** | *u rritën* | **-ën** |

E kryera

| | |
|---|---|
| unë *kam rritur* | *jam rritur* |
| ti *ke* » | *je* » |
| ai *ka* » | *është* » |
| ne *kemi* » | *jemi* » |
| ju *keni* » | *jeni* » |
| ata *kanë* » | *janë* » |

E kryera e plotë

| | |
|---|---|
| unë *kisha rritur* | *isha rritur* |
| ti *kishe* » | *ishe* » |
| ai *kishte* » | *ishte* » |
| ne *kishim* » | *ishim* » |
| ju *kishit* » | *ishit* » |
| ata *kishin* » | *ishin* » |

E kryera e tejshkuar

| | |
|---|---|
| unë *pata rritur* | *qeshë rritur* |
| ti *pate* » | *qe* » |
| ai *pati* » | *qe* » |
| ne *patëm* » | *qemë* » |
| ju *patët* » | *qetë* » |
| ata *patën* » | *qenë* » |

E ardhshmja

| | |
|---|---|
| unë *do të rrit* | *do të rritem* |
| ti *do të rritësh* | *do të rritesh* |
| ai *do të rritë* | *do të rritet* |
| ne *do të rritim* | *do të rritemi* |
| ju *do të rritni* | *do të rriteni* |
| ata *do të rritin* | *do të rriten* |



E ardhshmja e përparme

| | |
|---|---|
| unë *do të kem rritur* | *do të jem rritur* |
| ti *do të kesh* » | *do të jesh* » |
| ai *do të ketë* » | *do të jetë* » |
| ne *do të kemi* » | *do të jemi* » |
| ju *do të keni* » | *do të jeni* » |
| ata *do të kenë* » | *do të jenë* » |

2. **Mënyra lidhore**

E tashmja

| | | | |
|---|---|---|---|
| unë *të rrit* | – | *të rritem* | **-em** |
| ti *të rritësh* | **-ësh** | *të rritesh* | **-esh** |
| ai *të rritë* | **-ë** | *të rritet* | **-et** |
| ne *të rritim* | **-im** | *të rritemi* | **-emi** |
| ju *të rritni* | **-ni** | *të rriteni* | **-eni** |
| ata *të rritin* | **-in** | *të rriten* | **-en** |

E pakryera

| | |
|---|---|
| unë *të rritja* | *të rritesha* |
| ti *të rritje* | *të rriteshe* |
| ai *të rriste* | *të rritej* |
| ne *të rritnim* | *të rriteshim* |
| ju *të rritnit* | *të rriteshit* |
| ata *të rritnin* | *të rriteshin* |

E kryera

| | |
|---|---|
| unë *të kem rritur* | *të jem rritur* |
| ti *të kesh* » | *të jesh* » |
| ai *të ketë* » | *të jetë* » |
| ne *të kemi* » | *të jemi* » |
| ju *të keni* » | *të jeni* » |
| ata *të kenë* » | *të jenë* » |

E kryera e plotë

| | |
|---|---|
| unë *të kisha rritur* | *të isha rritur* |
| ti *të kishe* » | *të ishe* » |
| ai *të kishte* » | *të ishte* » |
| ne *të kishim* » | *të ishim* » |
| ju *të kishit* » | *të ishit* » |
| ata *të kishin* » | *të ishin* » |

### 3. Mënyra kushtore

E tashmja

| | |
|---|---|
| unë *do të rritja* | *do të rritesha* |
| ti *do të rritje* | *do të rriteshe* |
| ai *do të rriste* | *do të rritej* |
| ne *do të rritnim* | *do të rriteshim* |
| ju *do të rritnit* | *do të rriteshit* |
| ata *do të rritnin* | *do të rriteshin* |

E kryera

| | |
|---|---|
| unë *do të kisha rritur* | *do të isha rritur* |
| ti *do të kishe* » | *do të ishe* » |
| ai *do të kishte* » | *do të ishte* » |
| ne *do të kishim* » | *do të ishim* » |
| ju *do të kishit* » | *do të ishit* » |
| ata *do të kishin* » | *do të ishin* » |



### 4. Mënyra habitore

E tashmja

| | |
|---|---|
| unë *rritkam* | *u rritkam* |
| ti *rritke* | *u rritke* |
| ai *rritka* | *u rritka* |
| ne *rritkemi* | *u rritkemi* |
| ju *rritkeni* | *u rritkeni* |
| ata *rritkan* | *u rritkan* |

E pakryera

| | |
|---|---|
| unë *rritkësha* | *u rritkësha* |
| ti *rritkëshe* | *u rritkëshe* |
| ai *rritkësh* | *u rritkësh* |
| ne *rritkëshim* | u *rritkëshim* |
| ju *rritkëshit* | *u rritkëshit* |
| ata *rritkëshin* | *u rritkëshin* |

E kryera

| | |
|---|---|
| unë *paskam rritur* | *qenkam rritur* |
| ti *paske* » | *qenke* » |
| ai *paska* » | *qenka* » |
| ne *paskemi* » | *qenkemi* » |
| ju *paskeni* » | *qenkeni* » |
| ata *paskan* » | *qenkan* » |

E kryera e plotë

| | |
|---|---|
| unë *paskësha rritur* | *qenkësha rritur* |
| ti *paskëshe* » | *qenkëshe* » |
| ai *paskësh* » | *qenkësh* » |
| ne *paskëshim* » | *qenkëshim* » |
| ju *paskëshit* » | *qenkëshit* » |
| ata *paskëshin* » | *qenkëshin* » |

### 5. Mënyra dëshirore

E tashmja

| | |
|---|---|
| unë *rritsha* | *u rritsha* |
| ti *rritsh* | *u rritsh* |
| ai *rrittë* | *u rrittë* |
| ne *rritshim* | *u rritshim* |
| ju *rritshi* | *u rritshi* |
| ata *rritshin* | *u rritshin* |

E kryera

| | |
|---|---|
| unë *paça rritur* | *qofsha rritur* |
| ti *paç* » | *qofsh* » |
| ai *pastë* » | *qoftë* » |
| ne *paçim* » | *qofshim* » |
| ju *paçi* » | *qofshi* » |
| ata *paçin* » | *qofshin* » |

### 6. Mënyra urdhërore

| Pa trajtë të shkurtër | Me trajtë të shkurtër | |
|---|---|---|
| ti *rrit* | *rrite* | *rritu* |
| ju *rritni* | *rriteni* | *rrituni* |

**Pjesorja**

*rritur*

**Paskajorja**


*për të rritur*


*për t'u rritur*

**Përcjellorja**

*duke rritur* — *duke u rritur*



## § 88. ZGJEDHIMI I TRETË

Trajta veprore — Trajta pësore

### 1. Mënyra dëftore

E tashmja

| | | | |
|---|---|---|---|
| unë *zë* | – | *zihem* | **-hem** |
| ti *zë* | – | *zihesh* | **-hesh** |
| ai *zë* | – | *zihet* | **-het** |
| ne *zëmë* | **-më** | *zihemi* | **-hemi** |
| ju *zini* | **-ni** | *ziheni* | **-heni** |
| ata *zënë* | **-në** | *zihen* | **-hen** |

E pakryera

| | | | |
|---|---|---|---|
| unë *zija* | **-ja** | *zihesha* | **-hesha** |
| ti *zije* | **-je** | *ziheshe* | **-heshe** |
| ai *zinte* | **-nte** | *zihej* | **-hej** |
| ne *zinim* | **-nim** | *ziheshim* | **-heshim** |
| ju *zinit* | **-nit** | *ziheshit* | **-heshit** |
| ata *zinin* | **-nin** | *ziheshin* | **-heshin** |

E kryera e thjeshtë

| | | | |
|---|---|---|---|
| unë *zura* | **-a** | *u zura* | **-a** |
| ti *zure* | **-e** | *u zure* | **-e** |
| ai *zuri* | **-i** | *u zu* | – |
| ne *zumë* | **-më** | *u zumë* | **-më** |
| ju *zutë* | **-të** | *u zutë* | **-të** |
| ata *zunë* | **-në** | *u zunë* | **-në** |

## E kryera

| | |
|---|---|
| unë *kam zënë* | *jam zënë* |
| ti *ke* » | *je* » |
| ai *ka* » | *është* » |
| ne *kemi* » | *jemi* » |
| ju *jeni* » | *jeni* » |
| ata *kanë* » | *janë* » |

## E kryera e plotë

| | |
|---|---|
| unë *kisha zënë* | *isha zënë* |
| ti *kishe* » | *ishe* » |
| ai *kishte* » | *ishte* » |
| ne *kishim* » | *ishim* » |
| ju *kishit* » | *ishit* » |
| ata *kishin* » | *ishin* » |

## E kryera e tejshkuar

| | |
|---|---|
| unë *pata zënë* | *qeshë zënë* |
| ti *pate* » | *qe* » |
| ai *pati* » | *qe* » |
| ne *patëm* » | *qemë* » |
| ju *patët* » | *qetë* » |
| ata *patën* » | *qenë* » |

## E ardhshmja

| | |
|---|---|
| unë *do të zë* | *do të zihem* |
| ti *do të zësh* | *do të zihesh* |
| ai *do të zërë* | *do të zihet* |
| ne *do të zëmë* | *do të zihemi* |
| ju *do të zini* | *do të ziheni* |
| ata *do të zënë* | *do të zihen* |



## E ardhshmja e përparme

| | |
|---|---|
| unë *do të kem zënë* | *do të jem zënë* |
| ti *do të kesh* » | *do të jesh* » |
| ai *do të ketë* » | *do të jetë* » |
| ne *do të kemi* » | *do të jemi* » |
| ju *do të keni* » | *do të jeni* » |
| ata *do të kenë* » | *do të jenë* » |

## 2. **Mënyra lidhore**

## E tashmja

| | | | |
|---|---|---|---|
| unë *të zë* | – | *të zihem* | **-hem** |
| ti *të zësh* | **-sh** | *të zihesh* | **-hesh** |
| ai *të zërë* | **-ë** | *të zihet* | **-het** |
| ne *të zëmë* | **-më** | *të zihemi* | **-hemi** |
| ju *të zini* | **-ni** | *të ziheni* | **-heni** |
| ata *të zënë* | **-në** | *të zihen* | **-hen** |

## E pakryera

| | |
|---|---|
| unë *të zija* | *të zihesha* |
| ti *të zije* | *të ziheshe* |
| ai *të zinte* | *të zihej* |
| ne *të zinim* | *të ziheshim* |
| ju *të zinit* | *të ziheshit* |
| ata *të zinin* | *të ziheshin* |

## E kryera

| | |
|---|---|
| unë *të kem zënë* | *të jem zënë* |
| ti *të kesh* » | *të jesh* » |
| ai *të ketë* » | *të jetë* » |
| ne *të kemi* » | *të jemi* » |
| ju *të keni* » | *të jeni* » |
| ata *të kenë* » | *të jenë* » |

E kryera e plotë

| | |
|---|---|
| unë *të kisha zënë* | *të isha zënë* |
| ti *të kishe* » | *të ishe* » |
| ai *të kishte* » | *të ishte* » |
| ne *të kishim* » | *të ishim* » |
| ju *të kishit* » | *të ishit* » |
| ata *të kishin* » | *të ishin* » |

**3. Mënyra kushtore**

E tashmja

| | |
|---|---|
| unë *do të zija* | *do të zihesha* |
| ti *do të zije* | *do të ziheshe* |
| ai *do të zinte* | *do të zihej* |
| ne *do të zinim* | *do të ziheshim* |
| ju *do të zinit* | *do të ziheshit* |
| ata *do të zinin* | *do të ziheshin* |

E kryera

| | |
|---|---|
| unë *do të kisha zënë* | *do të isha zënë* |
| ti *do të kishe* » | *do të ishe* » |
| ai *do të kishte* » | *do të ishte* » |
| ne *do të kishim* » | *do të ishim* » |
| ju *do të kishit* » | *do të ishit* » |
| ata *do të kishin* » | *do të ishin* » |



**4. Mënyra habitore**

E tashmja

| | |
|---|---|
| unë *zënkam* | *u zënkam* |
| ti *zënke* | *u zënke* |
| ai *zënka* | *u zënka* |
| ne *zënkemi* | *u zënkemi* |
| ju *zënkeni* | *u zënkeni* |
| ata *zënkan* | *u zënkan* |

E pakryera

| | |
|---|---|
| unë *zënkësha* | *u zënkësha* |
| ti *zënkëshe* | *u zënkëshe* |
| ai *zënkësh* | *u zënkësh* |
| ne *zënkëshim* | *u zënkëshim* |
| ju *zënkëshit* | *u zënkëshit* |
| ata *zënkëshin* | *u zënkëshin* |

E kryera

| | |
|---|---|
| unë *paskam zënë* | *qenkam zënë* |
| ti *paske* » | *qenke* » |
| ai *paska* » | *qenka* » |
| ne *paskemi* » | *qenkemi* » |
| ju *paskeni* » | *qenkeni* » |
| ata *paskan* » | *qenkan* » |

E kryera e plotë

| | |
|---|---|
| unë *paskësha zënë* | *qenkësha zënë* |
| ti *paskëshe* » | *qenkëshe* » |
| ai *paskësh* » | *qenkësh* » |
| ne *paskëshim* » | *qenkëshim* » |
| ju *paskëshit* » | *qenkëshit* » |
| ata *paskëshin* » | *qenkëshin* » |

## 5. Mënyra dëshirore

E tashmja

| | |
|---|---|
| unë *zënça* | *u zënça* |
| ti *zënç* | *u zënç* |
| ai *zëntë* | *u zëntë* |
| ne *zënçim* | *u zënçim* |
| ju *zënçi* | *u zënçi* |
| ata *zënçin* | *u zënçin* |

E kryera

| | |
|---|---|
| unë *paça zënë* | *qofsha zënë* |
| ti *paç* » | *qofsh* » |
| ai *pastë* » | *qoftë* » |
| ne *paçim* » | *qofshim* » |
| ju *paçi* » | *qofshi* » |
| ata *paçin* » | *qofshin* » |

## 6. Mënyra urdhërore

| Pa trajtë të shkurtër | Me trajtë të shkurtër | |
|---|---|---|
| ti *zër* | *zëre* | *zihu* |
| ju *zini* | *zëreni* | *zihuni* |

**Pjesorja**

*zënë*



**Paskajorja**

*për të zënë* *për t'u zënë*

**Përcjellorja**

*duke zënë* *duke u zënë*

# FOLJET E PARREGULLTA

§ 89. Përveç foljeve që klasifikohen në zgjedhime, ka edhe një numër foljesh që në gramatikë quhen *të parregullta.* Një pjesë e tyre temën e së kryerës së thjeshtë e të pjesores e kanë krejt të ndryshme nga tema e së tashmes, kurse disa të tjera pësojnë ndryshime fonetike të veçanta dhe nuk mund të bashkohen me asnjë nga tri zgjedhimet. Foljet kryesore të parregullta janë këto:

| E tashmja | E kryera e thjeshtë | Pjesorja |
|---|---|---|
| *jap* | *dhashë* | *dhënë* |
| *bie* | *rashë* | *rënë* |
| *bie* | *prura* | *prurë* |
| *ha* | *hëngra* | *ngrënë* |
| *jam* | *qeshë* | *qenë* |
| *kam* | *pata* | *pasur* |
| *rri* | *ndenja* | *ndenjur* |
| *shoh* | *pashë* | *parë* |
| *vij* | *erdha* | *ardhur* |
| *dua* | *desha* | *dashur* |
| *them* | *thashë* | *thënë* |
| *vdes* | *vdiqa* | *vdekur* |
| *vete* | *vajta* | *vajtur* |

Për përdorimin e disa trajtave të gabuara të foljeve të parregullta shih § 114.

## VËREJTJE RRETH PËRDORIMIT TË DISA TRAJTAVE FOLJORE

§ 90. Krahas trajtave të rregullta, normative, për disa tipa foljesh si në gjuhën e folur, ashtu edhe në gjuhën e shkruar përdoren herë-herë edhe trajta të gabuara e dialektore, që nuk janë në pajtim me normën e sotme letrare. Këto trajta po i vëmë në dukje më poshtë, të grupuara sipas mënyrave e kohëve.

### MËNYRA DËFTORE

#### E TASHMJA DHE E PAKRYERA

Lidhur me zgjedhimin e foljeve në kohën e tashme duhen pasur parasysh vërejtjet e mëposhtme.

§ 91. Foljet e zgjedhimit të parë, në vetën e parë të numrit njëjës marrin kurdoherë mbaresën **-j** dhe jo **-nj**, pra:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *laj* | dhe | jo | *lanj* |
| *bëj* | » | » | *bënj* |
| *punoj* | » | » | *punonj* |
| *shkoj* | » | » | *shkonj* |
| *shkruaj* | » | » | *shkruanj* |
| *lyej* | » | » | *lyenj* etj. |

§ 92. Të gjitha foljet në kohën e pakryer, në vetën e parë dhe të dytë njëjës, marrin mbaresat **-ja, -je** dhe jo **-nja, -nje,** pra:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *laja, laje* | dhe | jo | *lanja, lanje* |
| *bëja, bëje* | » | » | *bënja, bënje* |
| *shkoja, shkoje* | » | » | *shkonja, shkonje* |
| *shkruaja, shkruaje* | » | » | *shkruanja, shkruanje* |
| *punoja, punoje* | » | » | *punonja, punonje* |
| *lyeja, lyeje* | » | » | *lyenja, lyenje* |
| *hapja, hapje* | » | » | *hapnja, hapnje* |
| *rritja, rritje* | » | » | *rritnja, rritnje* |
| *vritja, vritje* | » | » | *vritnja, vritnje* |
| *shitja, shitje* | » | » | *shitnja, shitnje* |
| *pija, pije* | » | » | *pinja, pinje* |
| *haja, haje* | » | » | *hanja, hanje* |
| *bija, bije* | » | » | *binja, binje* etj. |



§ 93. Foljet e zgjedhimit të dytë me temë më **-t**, si *mat, zgjat, rrit, çudit* etj., në kohën e tashme dhe në të pakryerën përdoren edhe në trajtën me s: *mas, masja* etj., por trajta normative kryesore është ajo ku ruhet **t**-ja e temës, pra:

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| unë | *mat* | më mirë | se | *mas* |
| ne | *matim* | » | » | *masim* |
| ju | *matni* | » | » | *masni* |
| ata | *matin* | » | » | *masin* |
| unë | *zgjat* | » | » | *zgjas* |
| ne | *zgjatim* | » | » | *zgjasim* |
| ju | *zgjatni* | » | » | *zgjasni* |
| ata | *zgjatin* | » | » | *zgjasin* |
| unë | *rrit* | » | » | *rris* |
| ne | *rritim* | » | » | *rrisim* |
| ju | *rritni* | » | » | *rrisni* |
| ata | *rritin* | » | » | *rrisin* |
| unë | *çudit* | » | » | *çudis* |
| ne | *çuditim* | » | » | *çudisim* |
| ju | *çuditni* | » | » | *çudisni* |
| ata | *çuditin* | » | » | *çudisin* etj. |

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| unë | *matja* | » | » | *masja* |
| ti | *matje* | » | » | *masje* |
| ne | *matnim* | » | » | *masnim* |
| ju | *matnit* | » | » | *masnit* |
| ata | *matnin* | » | » | *masnin* |
| unë | *zgjatja* | » | » | *zgjasja* |
| ti | *zgjatje* | » | » | *zgjasje* |
| ne | *zgjatnim* | » | » | *zgjasnim* |
| ju | *zgjatnit* | » | » | *zgjasnit* |
| ata | *zgjatnin* | » | » | *zgjasnin* |
| unë | *rritja* | » | » | *rrisja* |
| ti | *rritje* | » | » | *rrisje* |
| ne | *rritnim* | » | » | *rrisnim* |
| ju | *rritnit* | » | » | *rrisnit* |
| ata | *rritnin* | » | » | *rrisnin* |

| | | | |
|---|---|---|---|
| unë | *çuditja* | më mirë se | *çudisja* |
| ti | *çuditje* | » » | *çudisje* |
| ne | *çuditnim* | » » | *çudisnim* |
| ata | *çuditnin* | » » | *çudisnin* etj. |

Vetëm në vetën e tretë njëjës këto folje e ndërrojnë bashkëtingëlloren **t** të temës në **s** dhe marrin pas saj mbaresën **-te**:

| | | | |
|---|---|---|---|
| ai | *maste* | dhe jo | *matte* |
| » | *zgjaste* | » » | *zgjatte* |
| » | *rriste* | » » | *rritte* |
| » | *çudiste* | » » | *çuditte* etj.[1] |

Foljet si *gërvisht, hesht, mposht, rresht, ysht* etj, në vetën e tretë njëjës të së pakryerës bëjnë:

*gërvishtte, heshtte, mposhtte, reshtte, yshtte*, d.m.th. nuk e ndërrojnë në **s** bashkëtingëlloren **t** të temës.

§ **94.** Foljet e zgjedhimit të dytë që mbarojnë me **-as** ose **-es**, si *bërtas, flas, kërcas; pres, shes, zbres* etj., në vetën e dytë shumës të së tashmes përdoren në dy trajta:

*bërtitni, flitni* etj. dhe *bërtisni, flisni* etj.

Trajtat normative kryesore janë ato ku ruhet t-ja e temës, pra:

| | | | |
|---|---|---|---|
| ju | *bërtitni* | më mirë se | *bërtisni* |
| » | *flitni* | » » | *flisni* |
| » | *kërcitni* | » » | *kërcisni* |
| » | *ngitni* | » » | *ngisni* |
| » | *shkitni* | » » | *shkisni* |
| » | *thërritni* | » » | *thërrisni* |
| » | *vritni* | » » | *vrisni* |
| » | *pritni* | » » | *prisni* |
| » | *shitni* | » » | *shisni* |
| » | *zbritni* | » » | *zbrisni* etj. |

1) Shih për këtë edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 35 shënim 3.



Edhe në të pakryerën, me përjashtim të vetës së tretë njëjës, trajtat me **t** janë trajtat normative kryesore dhe duhen parapëlqyer ndaj trajtave me **s**:

*bërtitja, bërtitje, bërtitnim, bërtitnit, bërtitnin*, më mirë se: *bërtisja, bërtisje, bërtisnim, bërtisnit, bërtisnin*, por: *bërtiste.*

Po kështu edhe:

*flitja, flitje, flitnim, flitnit, flitnin,*
por: *fliste;*
*kërcitja, kërcitje, kërcitnim, kërcitnit, kërcitnin,*
por: *kërciste;*
*ngjitja, ngjitje, ngjitnim, ngjitnit, ngjitnin,*
por: *ngjiste;*
*shkitja, shkitje, shkitnim, shkitnit, shkitnin,*
por: *shkiste;*
*thërritja, thërritje, thërritnim, thërritnit, thërritnin,*
por: *thërriste;*
*vritja, vritje, vritnim, vritnit, vritnin,*
por: *vriste;*
*pritja, pritje, pritnim, pritnit, pritnin,*
por: *priste;*
*shitja, shitje, shitnim, shitnit, shitnin,*
por: *shiste;*
*zbritja, zbritje, zbritnim, zbritnit, zbritnin,*
por: *zbriste* etj.

§ **95.** Te një numër foljesh, në vetën e dytë të shumësit të kohës së tashme zanorja e temës ndërrohet në **i**, p.sh.: *dredh — dridhni, dal — dilni, njoh — njihni, flas — flitni, vjel — vilni, nxjerr — nxirrni* etj.[1] Në shumicën e trajtave të tyre foljet e tipit të mësipërm përdoren drejt, por për disa prej tyre si në gjuhën e folur, ashtu edhe në gjuhën e shkruar herë-herë vihen re luhatje. Për t'iu shmangur përdorimit të trajtave jonormative, duhet pasur parasysh se:

1) Këto ndërrime kanë të bëjnë me zhvillimin historik të fonetikës së shqipes, janë të përhapura e të ngulitura në mbarë gjuhën dhe nuk përbëjnë problem nga pikëpamja normative.

a) Foljet që kanë grupin **-je-** ose **-ie-** në temë, në vetën e dytë të shumësit zakonisht e kthejnë këtë grup në **-i-**[1]:

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| (unë, ti, ai) | nxjerr | — (ju) | *nxirrni* | dhe jo | *nxjerrni* |
| » | *përcjell* | — » | *përcillni* | » » | *përcjellni* |
| » | *vjel* | — » | *vilni* | » » | *vjelni* |
| » | *djeg* | — » | *digjni* | » » | *djegni* |
| » | *bie* | — » | *bini* | » » | *bjeni* |
| » | *shtie* | — » | *shtini* | » » | *shtjeni* etj. |

b) Foljet e mëposhtme në vetën e dytë të shumësit e ndërrojnë zanoren e temës në **i**:

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| (unë) | *blej* | — (ju) | *blini* | dhe jo | *bleni* |
| » | *dal* | — » | *dilni* | » » | *delni* |
| » | *fle* | — » | *flini* | » » | *fleni* |
| » | *ngre* | — » | *ngrini* | » » | *ngreni* |
| » | *lë* | — » | *lini* | » » | *leni* |
| » | *vë* | — » | *vini* | » » | *veni* |
| » | *zë* | — » | *zini* | » » | *zeni* |
| » | *përzë* | — » | *përzini* | » » | *përzeni* |
| » | *nxë* | — » | *nxini* | » » | *nxeni* |

por:
(unë) *marr* — (ju) *merrni* dhe jo *mirrni*

Të gjitha foljet te të cilat zanorja ose grupi zanor i temës ndërrohen në **i** në vetën e dytë të shumësit të së tashmes (d.m.th. foljet që u përmendën më lart në pikat *a* e *b*), dalin me **i** edhe në të pakryerën, si edhe në të tashmen e në të pakryerën e trajtës joveprore[2], në të tria vetat, në njëjës e në shumës:

1) Me përjashtim të foljeve *ziej*, *përziej*, *ndiej* dhe *ndjej: zieni!*, *përzieni!*, *ndieni!* *ndjeni*. Shih edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 13 b, e, ç.

2) E pakryera e trajtës veprore, si edhe e tashmja e e pakryera e trajtës joveprore formohen nga tema e vetës së dytë shumës të së tashmes dëftore, p.sh.: (unë) **ndjek — (ju) ndiqni**; e pakr.: *ndiqja, ndiqje, ndiqte...*; e tashme pësore: *ndiqem, ndiqesh, ndiqet...*; e pakryer pësore: *ndiqesha, ndiqeshe, ndiqej* ... etj.



*nxirrja, nxirrje, nxirrte...* (dhe jo *nxjerrja, nxjerrje...*); *vilja, vilje, vilte...* (dhe jo *vjelja, vjelje...*) etj.; po kështu:

| | | |
|---|---|---|
| *blija, dilja* | dhe jo | *bleja, delja* |
| *blije, dilje* | » » | *bleje, delje* |
| *blinte, dilte* | » » | *blente, delte* |
| *blinim, dilnim* | » » | *blenim, delnim* |
| *blinit, dilnit* | » » | *blenit, delnit* |
| *blinin, dilnin* | » » | *blenin, delnin* etj.; |

po kështu:
*blihet, dilet* dhe jo *blehet, delet* etj.,
por:
*merrja, merrje, merrte, mernim, merrnit, merrnin,*
dhe jo: *mirrja, mirrje, mirrte, mirrnim, mirrnit, mirrnin;*

po kështu:
*merrem, merresh, merret, merremi, merreni, merren;*
*merresha, merreshe, merrej, merreshim, merreshit, merreshin*
dhe jo: *mirrem, mirresh, mirret...; mirresha, mirreshe, mirrej...*

§ **96.** Foljet *fle, ngre, lë, vë, zë, nxë, di, pi, rri*, si folje të zgjedhimit të tretë, nuk marrin asnjë mbaresë në të tria vetat e njëjësit të kohës së tashme:

(unë, ti, ai) *fle, ngre, di, pi, rri* etj.
dhe jo: (unë) *flej, ngrej, dij, pij, rrij;*
(ti, ai) *flen, ngren, din, pin, rrin.*

Këto folje në vetën e parë e të tretë të shumësit të së tashmes së dëftores e të lidhores marrin mbaresat **-më, -në** (dhe jo **-jmë, -jnë**):

(ne) *flemë, ngremë, dimë, pimë, rrimë* etj.
(ju) *flini, ngrini, dini, pini, rrini* etj.

Trajta si *flejmë, ngrejmë, dijmë, pijmë, rrijmë* etj., *flejnë, ngrejnë dijnë, pijnë, rrijnë* etj. janë dialektore dhe duhen mënjanuar nga gjuha

letrare[1]. Kjo duhet pasur parasysh edhe për trajtat e lidhores: *të fle, të flemë, të flenë* etj. dhe jo *të flej, të flejmë, të flejnë.*

**§ 97.** Foljet *eci, iki, hipi,* në numrin njëjës zgjedhohen në këtë mënyrë:

(unë) **eci, iki, hipi;**
(ti, ai) **ecën, ikën, hipën**

dhe jo: (unë, ti, ai) *ec, ik, hip,*
as: (unë) *ecij, ikij, hipij.*

**§ 98.** Në vetën e dytë të njëjësit të së tashmes të trajtës joveprore të gjitha foljet marrin mbaresën **-esh/-hesh.** Trajtat që përdoren herë-herë pa këtë mbaresë, janë dialektore dhe përbëjnë shkelje të normës së sotme letrare. Pra:

| | | | |
|---|---|---|---|
| (ti) | *dukesh* | dhe jo | *duke* |
| » | *lagesh* | » » | *lage* |
| » | *prekesh* | » » | *preke* |
| » | *tallesh* | » » | *talle* |
| » | *largohesh* | » » | *largohe* |
| » | *shqetësohesh* | » » | *shqetësohe* |
| » | *zemërohesh* | » » | *zemërohe* etj. |

**§ 99.** Në vetën e tretë të njëjësit të së pakryerës të trajtës joveprore të gjitha foljet marrin mbaresën **-ej/-hej.** Në vend të kësaj mbarese herë-herë përdoret gabimisht mbaresa **-esh/-hesh** e vetës së dytë të njëjësit të së tashmes. Këto trajta dialektore duhen mënjanuar nga gjuha letrare. Pra:

| | | | |
|---|---|---|---|
| (ai) | *dukej* | dhe jo | *dukesh* |
| » | *merrej* | » » | *merresh* |
| » | *pyetej* | » » | *pyetesh* |
| » | *tallej* | » » | *tallesh* |
| » | *afrohej* | » » | *afrohesh* |
| » | *lahej* | » » | *lahesh* |
| » | *mendohej* | » » | *mendohesh* etj. |

1) Nën ndikimin e këtyre foljeve të zgjedhimit të tretë, edhe disa folje të zgjedhimit të parë, si *blej, fshij, ngrij, vij, fryj,* përdoren herë-herë gabimisht pa mbaresën **-j** në vetën e parë të njëjësit dhe me mbaresat **-më, -në** (në vend të **-jmë, -jnë**) në vetën e parë e të tretë të shumësit të së tashmes, p.sh.:
(unë) *ble, fshi, ngri, vi, fry;*
(ne) *blemë, fshimë, ngrimë, vimë, frymë;*
(ata) *blenë, fshinë, ngrinë, vinë, frynë.*
Këto trajta të gabuara duhen mënjanuar nga gjuha letrare. Për shkak të mungesës së **-j**-së trajtat e shumësit mund të ngatërrohen edhe me trajtat përkatëse të së kryerës së thjeshtë: *blemë, blenë* etj. Trajtat e drejta janë: *blejmë, blejnë; fshijmë, fshijnë; ngrijmë, ngrijnë; vijmë, vijnë; fryjmë, fryjnë*



## E KRYERA E THJESHTË

Për përdorimin e trajtave foljore normative të kësaj kohe duhen pasur parasysh vërejtjet e mëposhtme.

**§ 100.** Një numër foljesh të zgjedhimit të parë në të kryerën e thjeshtë dhe në pjesore e zgjerojnë temën e tyre me bashkëtingëlloren **-t-** ose me grupin **-jt-**, p.sh.:

| E tashme | E kryer e thjeshtë | Pjesore |
|---|---|---|
| *bre-j* | *brej-ta* | *brejt-ur* |
| *gje-j* | *gjet-a* | *gjet-ur* |
| *vle-j* | *vlejt-a*[1] | *vlejt-ur* |
| *hua-j* | *huajt-a* | *huajt-ur* |
| *lua-j* | *luajt-a* | *luajt-ur*[2] |
| *mba-j* | *mbajt-a* | *mbajt-ur* |
| *rua-j* | *ruajt-a* | *ruajt-ur* |
| *rre-j* | *rrejt-a* | *rrejt-ur* |
| *vëre-j* | *vërejt-a* | *vërejt-ur* |
| *di* | *dit-a* | *dit-ur* |
| *fle* | *fjet-a*[3] | *fjet-ur* etj. |

1) Trajta *vleu* e vetës së tretë njëjës nuk është në pajtim me sistemin e zgjedhimit të kësaj foljeje dhe për këtë arsye nuk duhet mbajtur si normative.
2) Trajtat *lojta, lojtur* janë dialektore dhe nuk duhen përdorur.
3) Trajta *fleta* është dialektore dhe nuk duhet përdorur.

Nën ndikimin e foljeve të mësipërme herë-herë përdoren gabimisht me temë të zgjeruar edhe një numër foljesh të tjera, kryesisht të zgjedhimit të parë, më **-aj, -ej, -yj, -uaj, -yej**, Foljet që përdoren më shpesh me këtë zgjerim të gabuar janë:

*shaj, blej, kthej, përkthej, mbërthej, shpërblej, shpërthej, zbërthej; fryj hyj, ndryj, ndyj, pështyj; bluaj, kruaj, paguaj, përshkruaj, shkruaj, shuaj; gërryej, kryej, lyej, ngjyej, përkryej, përlyej, shqyej, thyej* dhe folja *shkas.*

Trajtat e drejta të së kryerës së thjeshtë dhe të pjesores për këto folje janë:

| E kryera e thjeshtë | | | Pjesorja | | |
|---|---|---|---|---|---|
| **shava** | dhe jo | *shajta* | **sharë** | dhe jo | *shajtur* |
| **bleva** | » » | *blejta* | **blerë** | » » | *blejtur* |
| **ktheva** | » » | *kthejta* | **kthyer** | » » | *kthejtur* |
| **përktheva** | » » | *përkthejta* | **përkthyer** | » » | *përkthejtur* |
| **mbërtheva** | » » | *mbërthejta* | **mbërthyer** | » » | *mbërthejtur* |
| **shpërbleva** | » » | *shpërblejta* | **shpërblyer** | » » | *shpërblejtur* |
| **shpërtheva** | » » | *shpërthejta* | **shpërthyer** | » » | *shpërthejtur* |
| **zbërtheva** | » » | *zbërthejta* | **zbërthyer** | » » | *zbërthejtur* |
| **fryva** | » » | *fryta, fryjta* | **fryrë** | » » | *frytur, fryjtur* |
| **hyra** | » » | *hyjta* | **hyrë** | » » | *hyjtur* |
| **ndryva** | » » | *ndryjta* | **ndryrë** | » » | *ndryjtur* |
| **ndyva** | » » | *ndyta* | **ndyrë** | » » | *ndytur* |
| **pështyva** | » » | *pështyta* | **pështyrë** | » » | *pështytur* |
| **blova** | » » | *blojta, bluajta* | **bluar** | » » | *blojtur, bluajtur* |
| **krova** | » » | *kruajta, krojta* | **kruar** | » » | *krojtur, kruajtur* |
| **pagova** | » » | *paguajta, pagojta* | **paguar** | » » | *pagojtur paguajtur* |
| **përshkova** | » » | *përshkruajta, përshkrojta* | **përshkruar** | » » | *përshkrojtur, përshkruajtur* |
| **shkrova** | » » | *shkruajta shkrojta,* | **shkruar** | » » | *shkrojtur, shkruajtur* |
| **shova** | » » | *shojta, shuajta* | **shuar** | » » | *shojtur, shuajtur* |



| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| **rrova**[1] | » » | *rrojta rruajta* | **rruar** | dhe jo | *rruajtur, rrojtur*, por; |
| **rrojta**[2] | dhe jo | *rrova* | **rrojtur** | » » | *rruar* |
| **gërreva** | » » | *gërryejta* | **gërryer** | » » | *gërryejtur* |
| **kreva** | » » | *kryejta* | **kryer** | » » | *kryejtur* |
| **leva** | » » | *lyejta* | **lyer** | » » | *lyejtur* |
| **ngjeva** | » » | *ngjyejta* | **ngjyer** | » » | *ngjyejtur* |
| **përkreva** | » » | *përkryejta* | **përkryer** | » » | *përkryejtur* |
| **përleva** | » » | *përlyejta* | **përlyer** | » » | *përlyejtur* |
| **shqeva** | » » | *shqyejta* | **shqyer** | » » | *shqyejtur* |
| **theva** | » » | *thyejta* | **thyer** | » » | *thyejtur* |
| **shkava** | » » | *shkajta* | **shkarë** | » » | *shkajtur* |

**§ 101.** Në zgjedhimin e dytë ka një numër foljesh më **-l**. **-ll** a **-rr** të cilat kanë në temë zanoren **a** ose grupin **je**, p.sh.: *dal, marr, vjel, sjell, bjerr, nxjerr, tjerr* etj. Në të kryerën e thjeshtë këto folje e ndërrojnë zanoren **a** ose grupin **je** në **o**: *dola, mora, vola, solla,* dhe e ruajnë këtë **o** të pazbërthyer në **ua** edhe në numrin shumës, si në trajtën veprore, ashtu edhe në trajtën joveprore, p.sh.:

| | | | |
|---|---|---|---|
| **dal** | *dola*[3] | | |
| | *dolëm* | dhe jo | *dualëm* |
| | *dolët* | » » | *dualët* |
| | *dolën* | » » | *dualën* |
| **marr** | — *mora* | | |
| | (*u*) *morëm* | » » | (*u*) *muarëm* |
| | (*u*) *morët* | » » | (*u*) *muarët* |
| | (*u*) *morën* | » » | (*u*) *muarën* |
| **mjel** | — *mola* | | |
| | *molëm* | » » | *mualëm* |
| | *molët* | » » | *mualët* |
| | *molën* | » » | *mualët* |
| | (*u*) *molën* | » » | (*u*) *mualën* |

1) Është fjala për foljen *rruaj.*
2) Është fjala për foljen *rroj.*
3) Trajtat me **-ll-**: *dolla, dolle, dolli, dollëm* etj. sot janë dialektore dhe nuk duhet të përdoren në gjuhën letrare.

| | | | |
|---|---|---|---|
| **vjel** — | *vola* | | |
| | *volëm* | dhe jo | *vualëm* |
| | *volët* | » » | *vualët* |
| | (*u*) *volën* | » » | (*u*) *vualën* |
| **përcjell** — | *përcolla* | » » | |
| | (*u*) *përcollëm* | » » | (*u*) *përcuallëm* |
| | (*u*) *përcollët* | » » | (*u*) *përcuallët* |
| | (*u*) *përcollën* | » » | (*u*) *përcuallën* |
| **sjell** — | *solla* | | |
| | (*u*) *sollëm* | » » | (*u*) *suallëm* |
| | (*u*) *sollët* | » » | (*u*) *suallët* |
| | (*u*) *sollën* | » » | (*u*) *suallën* |
| **bjerr** — | *bora* | | |
| | *borëm* | » » | *buarëm* |
| | *borët* | » » | *buarët* |
| | *borën* | » » | *buarën* |

Po kështu edhe: *ndjell — ndollëm, ndollët, ndollën; pjell — pollën; vjell — vollëm, vollët, vollën; tjerr — torëm, torët, torën* etj.

Të gjitha foljet e përmendura më sipër e ruajnë zanoren **o** të pazbërthyer në **ua** edhe në vetën e tretë të njëjësit në trajtën joveprore të së kryerës së thjeshtë:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *u mor* | dhe jo | *u muar* | |
| *u mol* | » » | *u mual* | |
| *u vol* | » » | *u vual* | |
| *u mboll* | » » | *u mbuall* | |
| *u përcoll* | » » | *u përcuall* | |
| *u voll* | » » | *u vuall* | |
| *u çor* | » » | *u çuar* | |
| *u nxor* | » » | *u nxuar* | etj. |



§ **102**. Foljet e zgjedhimit të dytë me temë më **h** e ruajnë këtë bashkëtingëllore edhe në të kryerën e thjeshtë dhe në vetën e parë e të dytë të njëjësit marrin pas saj mbaresat vetore **-a**, **-e**. Trajtat **pa h** dhe me mbaresat **-va**, **-ve**, që përdoren nganjëherë nën ndikimin e foljeve me temë më zanore, janë të gabuara dhe nuk duhen lejuar në gjuhën letrare, pra:

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| *ftoh* | (*u*) *ftoha* | dhe jo | (*u*) *ftova* | |
| | (*u*) *ftohe* | » » | (*u*) *ftove*[1] | |
| *kreh* | (*u*) *kreha* | » » | (*u*) *kreva* | |
| | (*u*) *krehe* | » » | (*u*) *kreve* | |
| *mpreh* | (*u*) *mpreha* | » » | (*u*) *mpreva* | |
| | (*u*) *mprehe* | » » | (*u*) *mpreve* | |
| *ngroh* | (*u*) *ngroha* | » » | (*u*) *ngrova* | |
| | (*u*) *ngrohe* | » » | (*u*) *ngrove* | |
| *nxeh* | (*u*) *nxeha* | » » | (*u*) *nxeva* | |
| | (*u*) *nxehe* | » » | (*u*) *nxeve* | |
| *rrah* | (*u*) *rraha* | » » | (*u*) *rrava* | |
| | (*u*) *rrahe* | » » | (*u*) *rrave* | |
| *shkreh* | (*u*) *shkreha* | » » | (*u*) *shkreva* | |
| | (*u*) *shkrehe* | » » | (*u*) *shkreve* | etj. |
| po kështu: | | | | |
| *njoh* | (*u*) *njoha* | dhe jo | (*u*) *njojta* | |
| | (*u*) *njohe* | » » | (*u*) *njojte* | |
| | *u njoh* | » » | *u njojt* | etj. |

## MËNYRA LIDHORE

Për përdorimin e drejtë të trajtave të lidhores është e nevojshme të kihen parasysh disa formime jonormative që vihen re në raste të ndryshme.

1) Trajtat (*u*) *ftova*, (*u*) *ftove* janë e kryera e thjeshtë e foljes *ftoj*, prandaj veçanërisht për këtë rast duhet pasur kujdes që ato të mos përdoren në vend të trajtave të së kryerës së thjeshtë të foljes *ftoh*, pasi mund të lindin edhe keqkuptime.

**§ 103.** Veta e dytë njëjës e së tashmes së foljeve të zgjedhimit të parë formohet me anë të mbaresës **-sh** dhe jo **-jsh**. Pra:

| | | | |
|---|---|---|---|
| (ti) | **të lash** | dhe jo | *të lajsh* |
| » | **të blesh** | » » | *të blejsh* |
| » | **të vish** | » » | *të vijsh* |
| » | **të mësosh** | » » | *të mësojsh* |
| » | **të punosh** | » » | *të punojsh* |
| » | **të shkosh** | » » | *të shkojsh* |
| » | **të shkruash** | » » | *të shkruajsh* |
| » | **të thyesh** | » » | *të thyejsh* etj. |

**§ 101.** Trajta e vetës së tretë njëjës të së tashmes së lidhores te të gjitha foljet, pa përjashtim, del më -ë fundore[1]:

*të lajë, të blejë, të dijë, të punojë, të hyjë, të shkruajë, të thyejë; të humbë, të kapë, të dalë, të vjelë, të sjellë, të shkasë, të heshtë, të nxjerrë* etj.

Veta e dytë njëjës e foljeve të zgjedhimit të dytë formohet me mbaresën **-ësh**:

*të hapësh, të lidhësh, të sjellësh, të korrësh* etj.

Prandaj trajtat më **-i** e **-ish**, që përdoren mjaft herë për vetën e tretë e të dytë të foljeve me temë më bashkëtingëllore, janë në kundërshtim me normën letrare të sotme. Pra duhet:

| | | | |
|---|---|---|---|
| (ai) | *të lidhë* | dhe jo | *të lidhi* |
| » | *të dalë* | » » | *të dali* |
| » | *të vjelë* | » » | *të vjeli* |
| » | *të hapë* | » » | *të hapi* |
| » | *të heqë* | » » | *të heqi* |
| » | *të marrë* | » » | *të marri* |
| » | *të nxjerrë* | » » | *të nxjerri* |
| » | *të flasë* | » » | *të flasi* |
| » | *të vendosë* | » » | *të vendosi* |
| » | *të vrasë* | » » | *të vrasi* |
| » | *të zbresë* | » » | *të zbresi* |
| » | *të heshtë* | » » | *të heshti* |
| » | *të matë* | » » | *të mati* etj. |

1) Te foljet me temë në bashkëtingëllore (si *të humbë*) kjo ë është mbaresa vetore, ndërsa te foljet me temë më zanore (si të *la-jë*) mbaresa është **-jë**.



| | | | |
|---|---|---|---|
| (ti) | **të lidhësh** | dhe jo | *të lidhish* |
| » | **të dalësh** | » » | *të dalish* |
| » | **të ndalësh** | » » | *të ndalish* |
| » | **të mbjellësh** | » » | *të mbjellish* |
| » | **të kapësh** | » » | *të kapish* |
| » | **të heqësh** | » » | *të heqish* |
| » | **të marrësh** | » » | *të marrish* |
| » | **të nxjerrësh** | » » | *të nxjerrish* |

**§ 105.** Trajtat e vetës së tretë të njëjësit të së tashmes së foljeve *lë, vë, zë, përzë, nxë* janë:

| | | | |
|---|---|---|---|
| (ai) | *të lërë* | dhe jo | *të lëjë* |
| » | *të vërë* | » » | *të vëjë* |
| » | *të zërë* | » » | *të zëjë* |
| » | *të përzërë* | » » | *të përzëjë* |
| » | *të nxërë* | » » | *të nxëjë* |
| por: | | | |
| (ai) | *të flejë* | » » | *të flerë* |
| » | *të ngrejë* | » » | *të ngrerë* |

**§ 106.** Meqenëse trajta e së ardhshmes formohet nga e tashmja e lidhores duke marrë pjesëzën **do** (*do të punoj* < *do* + *të punoj*), ato që u thanë në §§ 103-105, vlejnë edhe për trajtën e së ardhshmes, d.m.th. duhet:

| | | | |
|---|---|---|---|
| (ti) | *do të lash* | » » | *do të lajsh* |
| » | *do të blesh* | » » | *do të blejsh* |
| » | *do të shkosh* | » » | *do të shkojsh* etj. |
| (ai) | *do të hapë* | » » | *do të hapi* |
| » | *do të dalë* | » » | *do të dali* |
| » | *do të flasë* | » » | *do të flasi* etj. |
| » | *do të lërë* | » » | *do të lëjë* |
| » | *do të vërë* | » » | *do të vëjë* |
| » | *do të përzërë* | » » | *do të përzëjë* etj. |

§ **107.** Siç dihet, e tashmja e habitores formohet nga tema e pjesores (pjesorja pa prapashtesën), së cilës i ngjitet folja *kam* në vetën përkatëse, p.sh.: *ble(rë)* + *kam*> *blekam*, *hap (ur)* + *kam*> > *hapkam*, *shkrua(r)* + *kam*> *shkruakam* etj.[1]

Për këtë arsye foljet e zgjedhimit të parë që në të tashmen **kanë** në temë zanoren **o**, por që në pjesore e zbërthejmë atë në **ua**, trajtën e habitores duhet ta kenë me **ua**[2], pra:

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| *kënduar* | — *kënd***ua***kam* | dhe | jo | *këndokam* |
| *menduar* | — *mend***ua***ke* | » | » | *mendoke* |
| *punuar* | — *pun***ua***ka* | » | » | *punoka* |
| *sulmuar* | — *sulm***ua***ka* | » | » | *sulmoka* |
| *vrapuar* | — *vrap***ua***kan* | » | » | *vrapokan* etj. |

Për të njëjtën arsye grupi **ua** duhet të ruhet edhe te e pakryera e këtyre foljeve:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *mend***ua***kësha* | dhe | jo | *mendokësha* |
| *vrap***ua***këshin* | » | » | *vrapokëshin* etj. |

MËNYRA DËSHIRORE

§ **108.** Trajtat e së tashmes së dëshirores formohen nga tema e së kryerës së thjeshtë ose tema e pjesores me anë të mbaresave **-(f)sha, -(f)sh, -(f)të, -(f)shim, -(f)shi, -(f)shin.** Varianti me **-f-** i këtyre mbaresave përdoret kur tema së cilës i ngjiten ato, del më zanore (p.sh.: *shko-fsha*, *shko-fsh*, *shko-ftë* etj. — shih më poshtë pikën *a*), ndërsa varianti pa **-f-** përdoret kur kjo temë del më bashkëtingëllore (p.sh.: *kap-sha*, *kap-sh*, *kap-të* etj. — shih më poshtë pikat *b,c*).

Rregullat kryesore për formimin e trajtave të dëshirores në gjuhën e sotme letrare janë këto:

1) Për fojet që e formojnë pjesoren me prapashtesën **-në**. si *qenë*, *thënë*, *zënë* etj. (shih edhe më poshtë § 108 pika **ç**) në habitore bie vetëm ë-ja fundore e **pje**sores, ndërsa bashkëtingëllorja **n** ruhet: *qenkam*, *thënkam*, *zënkam* etj.

2) Shih edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 16 b.



a) Foljet e klasës së parë e të tretë të zgjedhimit të parë (shih § 85) e formojnë dëshiroren nga tema e së kryerës së thjeshtë[1], p.sh.

*laj* (kr. thj. *la-va*): *lafsha*, *lafsh*, *laftë*, *lafshim*, *lafshi*, *lafshin;*
*blej* (kr. thj. *ble-va*): *blefsha*, *blefsh*, *bleftë*, *blefshim*, *blefshi*, *blefshin;*
*dëfrej* (kr. thj. *dëfre-va*): *dëfrefsha*, *dëfrefsh*, *dëfreftë*, *dëfrefshim*, *dëfrefshi*, *dëfrefshim*;
*fshij* (kr. thj. *fshi-va*): *fshifsha*, *fshifsh*, *fshiftë*, *fshifshin*, *fshifshi*, *fshifshin*;
*punoj* (kr. thj, *puno-va*): *punofsha*, *punofsh*, *punoftë*, *punofshim*, *punofshi*, *punofshin;*
*fryj* (kr. thj. *fry-va*): *fryfsha*, *fryfsh*, *fryftë*, *fryfshim*, *fryfshi*, *fryfshin;*
*ndiej* (kr. thj. *ndje-va*): *ndjefsha*, *ndjefsh*, *ndjeftë*, *ndjefshim*, *ndjefshi*, *ndjefshin;*
*shkruaj* (kr. thj. *shkro-va*): *shkrofsha*, *shkrofsh*, *shkroftë*, *shkrofshim*, *shkrofshi*, *shkrofshin*;
*lyej* (kr. thj. *le-va*): *lefsha*, *lefsh*, *leftë*, *lefshim*, *lefshi*, *lefshin* etj.

b) Shumica e foljeve të tjera, d.m.th. foljet e zgjedhimit të dytë foljet e klasës së dytë të zgjedhimit të parë, foljet e zgjedhimit të tretë si edhe foljet e parregullta e supletive e formojnë dëshiroren nga një temë që zakonisht është e përbashkët për të kryerën e thjeshtë dhe për pjesoren, p.sh.:

*mund* (*mund-a*, *mund-ur*): *mundsha*, *mundsh*, *mundtë*, *mundshim*, *mundshi*, *mundshin*;
*lidh* (*lidh-a*, *lidh-ur*): *lidhsha*, *lidhsh*, *lidhtë*, *lidhshim*, *lidhshi*, *lidhshin;*

1) Për foljet më **-oj, -iej, -uaj, -yej** dhe për disa prej foljeve më **-ej** të kësaj klase, tema e së kryerës së thjeshtë ndryshon nga tema e pjesores (p.sh.: *puno-va* — — *punua-r*, *ndje-va* — *ndie-r*, *shkro-va* — *shkrua-r*, *le-va* — *lye-r*, *dëfre-va* — *dëfrye-r* etj.), ndërsa foljet e tjera kanë një temë të vetme për të tashmen, të kryerën e thjeshtë dhe pjesoren (p.sh.: *la-j*, *la-va*, *la-rë; ble-j*, *ble-va*, *ble-rë*, *fshi-j*, *fshi-va*, *fshi-rë; fry-j*, *fry-va*, *fry-rë* etj.). Për këtë grup foljesh, që është shumë më i vogël se grupi i parë, mund të thuhet se dëshirorja formohet nga tema e përbashkët e së kryerës së thjeshtë dhe e pjesores.

*prek* (*prek-a*, *prek-ur*): *preksha*, *preksh*, *prektë*, *prekshim*, *prekshi*, *prekshin*;
*fal* (*fal-a*, *fal-ur*): *falsha*, *falsh*, *faltë*, *falshim*, *falshi*, *falshin*;
*hap* (*hap-a*, *hap-ur*): *hapsha*, *hapsh*, *haptë*, *hapshim*, *hapshi*, *hapshin*;
*flas* (*fol-a*, *fol-ur*): *folsha*, *folsh*, *foltë*, *folshim*, *folshi*, *folshin*;
*shkas* (*shka-va*, *shka-rë*): *shkafsha*, *shkafsh*, *shkaftë*, *shkafshim*, *shkafshi*, *shkafshin*;
*qëndis* (*qëndis-a*, *qëndis-ur*): *qëndissha*, *qëndissh*, *qëndistë*, *qëndisshim*, *qëndisshi*, *qëndisshin*;
*mat* (*mat-a*, *mat-ur*): *matsha*, *matsh*, *mattë*, *matshim*, *matshi*, *matshin*;
*ujit* (*ujit-a*, *ujit-ur*): *ujitsha*, *ujitsh*, *ujittë*, *ujitshim*, *ujitshi*, *ujitshin*;
*gjej* (*gjet-a*, *gjet-ur*): *gjetsha*, *gjetsh*, *gjettë*, *gjetshim*, *gjetshi*, *gjetshin*;
*mbaj* (*mbajt-a*, *mbajt-ur*): *mbajtsha*, *mbajtsh*, *mbajttë*, *mbajtshim*, *mbajtshi*, *mbajtshin*;
*di* (*dit-a*, *dit-ur*): *ditsha*, *ditsh*, *dittë*, *ditshim*, *ditshi*, *ditshin*;
*fle* (*fjet-a*, *fjet-ur*): *fjetsha*, *fjetsh*, *fjettë*, *fjetshim*, *fjetshi*, *fjetshin* etj.

**Shënim.** Siç shihet edhe nga shembujt e mësipërm, foljet me temë më bashkëtingëlloret **d**, **t** nuk marrin **ë** midis temës e mbaresës në trajtën e vetës së tretë të njëjësit të deshirores:

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| (ai) | *bindtë* | dhe | jo | *bindët* |
| » | *mundtë* | » | » | *mundët* |
| » | *rendtë* | » | » | *rendët* |
| » | *shkundtë* | » | » | *shkundët* |
| » | *tundtë* | » | » | *tundët* etj. |
| » | *dittë* | » | » | *ditët* |
| » | *gjettë* | » | » | *gjetët* |
| » | *mbajttë* | » | » | *mbajtët* |
| » | *pyettë* | » | » | *pyetët* |
| » | *vajttë* | » | » | *vajtët* etj.[1] |

Te këto folje, në trajtat ku **t**-ja ose **d**-ja e temës takohen me **sh**-në e mbaresave të dëshirores, këto bashkëtingëllore shkruhen që të dyja (pa u shkrirë në **ç**), **p.sh.**:

*arritsha*, *arritsh*, *arritshim*, *arritshi*, *arritshin* (dhe jo *arriça*, *arriç*, *arriçim*...);

1) **Shih** për këtë edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 34, 35.



*mbajtsha*, *mbajtsh*, *mbajtshim*, *mbajtshi*, *mbajtshin* (dhe jo *mbajça*, *mbajç*, *mbajçim*...);
*gjetsha*, *gjetsh*, *gjetshim*, *gjetshi*, *gjetshin* (dhe jo *gjeça*, *gjeç*, *gjeçim*...);
*pritsha*, *pritsh*, *pritshim*, *pritshi*, *pritshin* (dhe jo *priça*, *priç*, *priçim*...);
*shëtitsha*, *shëtitsh*, *shëtitshim*, *shëtitshi*, *shëtitshin* (dhe jo *shëtiça*, *shëtiç*, *shëtiçim*...) etj.;
*mundsha*, *mundsh*, *mundshim*, *mundshi*, *mundshin* (dhe jo *munça*, *munçim*...);
*tundsha*, *tundsh*, *tundshim*, *tundshi*, *tundshin* (dhe jo *tunça*, *tunç*, *tunçi*...) etj.

Bëjnë përjashtim trajtat e dëshirores së foljeve *kam* (kr. thjeshtë *pat-a*) dhe *vete* (kr. thjeshtë *vajt-a*, pjes. *vajt-ur*), ku t-ja e temës dhe sh-ja e mbaresës janë shkrirë duke dhënë tingullin **ç**:

*paça*, *paç*, *paçim*, *paçi*, *paçin*; *vajça*, *vajç*, *vajçim*, *vajçi*, *vajçin*[1].

c) Foljet e klasës së dytë të zgjedhimit të dytë, që në të kryerën e thjeshtë ndërrojnë zanoret **a**, **e** ose grupin **je** të temës në **o**, e formojnë dëshiroren nga tema e pjesores:

*dal* (*dol-a*, *dal-ë*): *dalsha*, *dalsh*, *daltë*, *dalshim*, *dalshi*, *dalshin*;
*marr* (*mor-a*, *marr-ë*): *marrsha*, *marrsh*, *marrtë*, *marrshim*, *marrshi*, *marrshin*;
*heq* (*hoq-a*, *heq-ur*); *heqsha*, *heqsh*, *heqtë*, *heqshim*, *heqshi*, *heqshin*;
*vjel* (*vol-a*, *vjel-ë*): *vjelsha*, *vjelsh*, *vjeltë*, *vjelshim*, *vjelshi*, *vjelshin*;
*sjell* (*soll-a*, *sjell-ë*): *sjellsha*, *sjellsh*, *sjelltë*, *sjellshim*, *sjellshi*, *sjellshin* etj.

ç) Te trajtat e dëshirores që formohen nga tema më **-n**, **-nj** ose **-sh**, bashkëtingëllorja **sh** e mbaresave **-sha**, **-sh**, **-shim**, **-shi**, **-shin** ndërrohet në **ç**, p.sh.:

*lë* (pjes. *lë-në*): *lënça*, *lënç*, *lënçim*, *lënçi*, *lënçin*;
*ha* (pjes. *ngrë-në*): *ngrënça*, *ngrënç*, *ngrënçim*, *ngrënçi*, *ngrënçin*[2];
*them* (pjes. *thë-në*): *thënça*, *thënç*, *thënçim*, *thënçi*, *thënçin*;
*vë* (pjes. *vë-në*): *vënça*, *vënç*, *vënçim*, *vënçi*, *vënçin*;
*zë* (pjes. *zë-në*): *zënça*, *zënç*, *zënçim*, *zënçi*, *zënçin*;[3]

1) Shih për këto edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 31.
2) Për këtë folje të kihet parasysh se trajtat *hëngërsha*, *hëngërsh*, *hëngërt hëngërshim*, *hëngërshi*, *hëngërshin*, të formuara nga tema e së kryerës së thjeshtë *hëngr-a*, janë dialektore dhe nuk duhen përdorur në gjuhën letrare.
3) Te pjesoret *lënë*, *ngrënë*, *thënë*, *vënë*, *zënë*, bashkëtingëllorja **n** i përket prapashtesës dhe jo temës së pjesores. Ashtu si në të tashmen e habitores (shih më lart § 107 shënim), këto folje e ruajnë bashkëtingëlloren **n** edhe në të tashmen e dëshirores.

*rri* (pjes. *ndenj-ur*): *ndenjça, ndenjç, ndenjçim, ndenjçi, ndenjçin*;
*qesh* (pjes. *qesh-ur*): *qeshça, qeshç, qeshçim, qeshçi, qeshçin*;
*vesh* (pjes: *vesh-ur*): *veshça, veshç, veshçim, veshçi, veshçin* etj.

Nën ndikimin e foljeve të mësipërme përdoren herë-herë gabi-misht me mbaresat **-ça, -ç, -çim, -çi, -çin,** edhe trajtat e dëshirores së disa foljeve, tema e të cilave nuk del më **-n, -nj** ose **-sh,** po me një bashkë-tingëllore tjetër, p.sh.: *dalça, dalç, dalçim, dalçi, dalçin; folça, folç...; sjellça, sjellç...; marrça, marrç...; kapça, kapç...; lidhça, lidhç...; ndezça, ndezç* etj. Në këto raste, siç u shpjegua më lart, duhen për-dorur vetëm mbaresat **-sha, -sh, -shim, -shi, -shin,** pra, trajtat e drejta janë: *dalsha, dalsh, dalshim, dalshi, dalshin; folsha, folsh...; sjellsha, sjellsh...; marrsha, marrsh....*; etj.

## MËNYRA URDHËRORE

**§ 109.** Mënyra urdhërore ka vetëm vetë të dytë njëjës dhe shu-mës: (*ti*) *puno!*, (*ju*) *punoni!* Veta e dytë e shumësit të urdhërores është e barabartë me vetën e dytë të shumësit të dëftores: *bëni!, hapni!, digjni!, lani!, merrni!, ujitni!, veproni!, vilni!* etj., prandaj ato që u thanë për vetën e dytë të shumësit të dëftores në §§ 93-95, vlejnë edhe për urdhëroren[1].

Në vetën e dytë njëjës të urdhërores foljet me temë më **-a, -y, -ua, -ye, -ie** marrin mbaresën **-j** (d.m.th. për këto folje veta e dytë e njëjë-sit të urdhërores është e barabartë me vetën e parë të njëjësit të së tashmes së dëftores), p.sh.:

| | | |
|---|---|---|
| *laj duart!* | dhe jo | *la duart!* |
| *mos i çaj ato dru!* | » » | *mos i ça ato dru!* |
| *përçaj e sundo!* | » » | *përça e sundo!* |

1) Po i ripërmendim këtu shkurt: foljet e zgjedhimit të dytë me temë më **-t** për-doren në dy trajta: ***matni!, masni!; ujitni!, ujisni!; bërtitni!, bërtisni!, flitni!, flisni!*** etj., nga të cilat trajtë normative kryesore është trajta me **t**; foljet që kanë grupin **-je-** ose **-ie-** në temë, në vetën e dytë e kthejnë këtë grup në **-i-**: ***nxirrni!, vilni!, sillni!, bini!*** (por ***zieni!, përzieni!, ndieni!, ndjeni!***); po kështu edhe: ***blini!, dini!, flini!, ngrini!*** (nre), ***lini!, vini!, zini!, përzini!, nxini!***, por: ***merrni!*** (dhe jo ***mirrni***).



| | | |
|---|---|---|
| *mos e thaj bukën!* | » » | *mos e tha bukën!* |
| *mos i fryj zjarrit!* | » » | *mos i fry zjarrit!* |
| *mos i ndyj duart!* | » » | *mos i ndy duart!* |
| *më shkruaj më shpesh!*[1] | » » | *më shkrua më shpesh!* |
| *mos e lyej!* | » » | *mos e lye!* |
| *mos e thyej!* | » » | *mos e thye!* |
| *më ziej një vezë!* | » » | *më zie një vezë* etj. |

Me **-j** e kanë trajtën e urdhërores edhe foljet *bëj, gjej e brej*[1]:

| | | |
|---|---|---|
| *më bëj një kafe!* | dhe jo | *më bë një kafe!* |
| *më gjej një çadër!* | » » | *më gje një çadër!* |

Kur këto folje bashkohen me trajtën e shkurtër **më,** mbaresa **-j,** bie p.sh.:
*lamë një shami!, shkruamë më shpesh!, ziemë një vezë!* etj.; *bëmë një kafe!, gjejmë një çadër* etj.

Foljet e zgjedhimit të parë me temë më **-o-, -e-, -i-** në vetën **e dytë** njëjës të urdhërores nuk marrin mbaresë: *lexo!, mëso! shko!, defre! mos e këmbe!, mos e kthe!, mos e pëlqe:*[2], *fshi! mos e lëpi!, mos e nxi!* etj.

Po kështu, pa mbaresë e kanë urdhëroren edhe foljet e zgjedhi-mit të tretë si edhe foljet e parregullta e supletive që në vetën e **dytë të** njëjësit të kësaj mënyre dalin me temë më **-a** ose **-i**: *ha!, fli! ngri kokën! rri!, ji!, ki!* (dhe jo *haj!, flij!* ose *flej! pij!, kij!* etj.).

Të gjitha foljet e mësipërme që në urdhërore, duke **mos pasur** mbaresë, dalin më zanore, kur bashkohen me trajtat e shkurtra për-emërore **i, u, ua,** marrin një **j** për të shmangur takimin e dy zanoreve, p.sh. *lexoje! kije kujdes!, ngrije! pije!, haji!, këmbeji!, kërkoji!, kthejua!, tregojua* etj.

Këto folje në formën joveprore, për të shmangur takimin **e za**-nores fundore të temës me pjesëzën **u** marrin një **h**: ***mendohu!, vizi-****tohu!, kthehu!, fshihu!* etj. (dhe jo *mendou* ose *mendoju*, ***vizitou*** ose ***vizitoju***, *ktheu* ose *ktheju*).

1) Po kështu edhe foljet e parregullta *dua, them: duaj!, thuaj!*
2) Te folja *blej* në urdhërore zanorja e e temës ndërrohet në **i**: ***bli!, blini!***,

§ **110.** Foljet me temë më bashkëtingëllore nuk marrin mbaresë në vetën e dytë të njëjësit të urdhërores:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *hip!* | dhe | jo | *hipë!* |
| *ec!* | » | » | *ecë!* |
| *ik!* | » | » | *ikë!* |
| *fol!* | » | » | *folë!* |
| *thirr!* | » | » | *thirrë!* |

po kështu: *dil!*, *hap!*, *hidh!*, *merr!*, *sill!*, *shëtit!*, *ujit!* etj. Siç shihet, asnjë folje nuk merr mbaresën **-ë** në vetën e dytë njëjës të urdhërores[1].

Foljet *gërgas*, *ngas*, *shkas*, *vras*, *pres* (*preva*, *prerë*) të klasës së dytë të zgjedhimit të dytë (shih § 85), të cilat e formojnë të kryerën e thjeshtë me mbaresën **-va** (*gërgava*, *ngava*, *shkava*, *vrava*, *preva*), njësoj si foljet e zgjedhimit të parë, përdoren në urdhërore me dy trajta:

*gërgit!*, *gërgitni!*, *ngit!*, *ngitni!*, *shkit!*, *shkitni!*, *vrit!*, *vritni!*, *prit!*, *pritni!*,

por edhe: *gërga!*, *gërgani!*, *nga!*, *ngani!*, *vra!*, *vrani!*, *pre!*, *preni!*

§ **111.** Foljet *hyj*, *vë*, *zë*, *lë*, *bie*, *shpie*, *shtie* në vetën e dytë të njëjësit të urdhërores e zgjerojnë temën me **-r** dhe nuk marrin mbaresë[1]:

*hyr!*, *vër!*, *zër!*, *lër!*, *bjer!*, *shpjer!*, *shtjer!*

Vetën e dytë të shumësit këto folje, ashtu si gjithë të tjerat, e kanë të barabartë me vetën e dytë të shumësit të dëftores, por kur marrin në trup të tyre një trajtë të shkurtër përemërore, veta e dytë e shumësit formohet në bazë të trajtës së njëjësit, d.m.th.:

| | | |
|---|---|---|
| *vër!* | (*mos e*) *vini!* | *vëreni!* |
| *zër!* | (*mos e*) *zini!* | *zëreni!* |
| *lër!* | (*mos i*) *lini!* | *lërini!* |
| *bjer!* | *ma bini!* | *bjermani!* |
| *shpjer!* | (*ia*) *shpini!* | *shpjerjani!* |
| *shtjer!* | (*mos u*) *shtini!* | *shtjeruni!* |

1) Shih për këtë edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 9 gj.





§ **112.** Trajta e pjesores formohet me anë të prapashtesave **-r(ë)**, **-ur**, **-ë** dhe **-në**:

a) Me prapashtesën **-r(ë)**[1] e formojnë pjesoren shumica dërrmuese e foljeve të zgjedhimit të parë, p.sh.:

*larë*, *tharë*, *blerë*, *fshirë*, *fryrë*, *hyrë*, *shtyrë* etj.;

*bluar*, *punuar*, *shkruar*, *thyer*, *pëlqyer*, *rrëfyer*, *shpërblyer* etj.,

si edhe disa folje të zgjedhimit të dytë e ndonjë folje supletive:

*vrarë*, *ngarë*, *shkarë*, *prerë*, *parë*.

b) Me prapashtesën **-ur** e formojnë pjesoren pjesa më e madhe e foljeve të zgjedhimit të dytë, p.sh.:

*hapur*, *hequr*, *djegur*, *mbyllur*, *nisur*, *çelur*, *pjekur*, *matur*, *ujitur* etj.,

si dhe foljet e zgjedhimit të parë që në të kryerën e thjeshtë e zgjerojnë temën me **-t-** ose **-jt-** (shih § 100):

*gjetur*, *mbajtur*, *quajtur*, *vuajtur* etj.; po kështu edhe *ditur*.

c) Me prapashtesën **-ë** e formojnë pjesoren foljet e zgjedhimit të dytë me temë më **-l**, **-ll** a **-rr**, të cilat në të kryerën e thjeshtë pësojnë ndërrimet **a**>**o** ose **je** > **o**, p.sh.:

| E tashmja | E kryera e thjeshtë | Pjesorja |
|---|---|---|
| *dal* | *dola* | **dalë** |
| *marr* | *mora* | **marrë** |
| *mjel* | *mola* | **mjelë** |
| *vjel* | *vola* | **vjelë** |
| *mbjell* | *mbolla* | **mbjellë** |
| *sjell* | *solla* | **sjellë** |
| *vjell* | *volla* | **vjellë** |
| *nxjerr* | *nxara* o? | **nxjerrë** |
| *tjerr* | *tara* o? | **tjerrë** etj. |

Po kështu e formon pjesoren edhe folja e parregullt

| | | |
|---|---|---|
| *bie* | **prura** | **prurë** |

1) Shkrimi ose jo i **ë**-së së shënuar në kllapa varet nga vendi i theksit në fjalë (shih edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 8 k, § 9 e).

GABIM SHKRIMI: NXARA duhet te ishte NXORA,



TARA duhet te ishte TORA

ç) Me prapashtesën **-në** e formojnë pjesoren disa folje të zgjedhimit të tretë e disa folje të parregullta, si:
*lënë, nxënë, vënë, zënë, përzënë, shpënë, shtënë;*
*dhënë, rënë, ngrënë, qenë, lënë, thënë.*

**§ 113.** Vihet re se herë-herë përdoren pjesore të formuara jo sipas rregullave të mësipërme, d.m.th. në kundërshtim me normën letrare të sotme. Në përgjithësi takohen këto dy lloje gabimesh:

1. *Në vend të trajtave normative me* -ë, *përdoren gabimisht trajta me* -ur.

Siç u shpjegua në pikën *c* të paragrafit të mësipërm, foljet e zgjedhimit të dytë që mbarojnë me **-l, -ll** a **-rr** dhe që në të kryerën e thjeshtë pësojnë ndërrimet **a > o** ose **je > o**, e formojnë pjesoren me prapashtesën -ë, pra:

| | | | |
|---|---|---|---|
| (kam) | **dalë** | dhe jo | *dalur* |
| » | **marrë** | » » | *marrur* |
| » | **mjelë** | » » | *mjelur* |
| » | **vjelë** | » » | *vjelur* |
| » | **mbjellë** | » » | *mbjellur* |
| » | **përcjellë** | » » | *përcjellur* |
| » | **sjellë** | » » | *sjellur* |
| » | **nxjerrë** | » » | *nxjerrur* |
| » | **tjerrë** | » » | *tjerrur* etj. |

Edhe kur hyjnë në përbërjen e paskajores a të përcjellores ose kur përdoren si mbiemra, duke marrë një nyjë të përparme, këto **trajta** duhet të përdoren vetëm me prapashtesën -ë:

| | | |
|---|---|---|
| për të *dalë,* | *duke dalë,* | *i dalë;* |
| për të *mbjellë* | *duke mbjellë* | *i mbjellë* |
| për të *nxjerrë,* | *duke nxjerrë* | *i nxjerrë* etj. |

2. *Në vend të trajtave normative me* -ur, *përdoren gabimisht trajta me* -ë.



Siç u shtjellua më lart, me prapashtesën **-ë** e formojnë pjesoren pak folje, të cilat plotësojnë njëkohësisht dy kushte:
1) e kanë temën më **-l, -ll** a **-rr** dhe 2) në të kryerën e thjeshtë pësojnë ndërrimet **a > o** ose **je > o.**

Foljet e tjera me temë më **-l, -ll** a **-rr,** por që nuk plotësojnë kushtin e dytë (nuk e ndërrojnë në **o** zanoren e temës në të kryerën e thjeshtë), e formojnë pjesoren me prapashtesën **-ur. Pra:**

| E tashmja | E kryera e thjeshtë | Pjesorja | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| *çel* | *çela* | **çelur** | dhe | jo | *çelë* |
| *fal* | *fala* | **falur** | » | » | *falë* |
| *flas* | *fola* | **folur** | » | » | *folë* |
| *ngel* | *ngela* | **ngelur** | » | » | *ngelë* |
| *shkul* | *shkula* | **shkulur** | » | » | *shkulë* |
| *ul* | *ula* | **ulur** | » | » | *ulë* |
| *vel* | *vela* | **velur** | » | » | *velë* |
| *mbyll* | *mbylla* | **mbyllur** | » | » | *mbyllë* |
| *korr* | *korra* | **korrur** | » | » | *korrë* |
| *tkurr* | *tkurra* | **tkurrur** | » | » | *tkurrë* |
| *thërres* | *thirra* | **thirrur** | » | » | *thirrë* etj. |

Foljet e zgjedhimit të dytë, tema e të cilave mbaron me një bashkëtingëllore tjetër, të ndryshme nga **l, ll** ose **rr**, si edhe foljet që në të kryerën e thjeshtë e zgjerojnë temën me **-t-** ose **-jt-**, e formojnë pjesoren kurdoherë me prapashtesën **-ur** (shih edhe pikën *b* të paragrafit të mësipërm). Pra:

| | | | |
|---|---|---|---|
| (kam) | **lidhur** | dhe jo | *lidhë* |
| » | **shmangur** | » » | *shmangë* |
| » | **fikur** | » » | *fikë* |
| » | **ndjekur** | » » | *ndjekë* |
| » | **hapur** | » » | *hapë* |
| » | **nisur** | » » | *nisë* |
| » | **shëtitur** | » » | *shëtitë* |
| » | **gdhendur** | » » | *gdhendë* |

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| (kam) | **rritur** | dhe | jo | *rritë* |
| » | **vendosur** | » | » | *vendosë* |
| » | **gjetur** | » | » | *gjetë* |
| » | **mbajtur** | » | » | *mbajtë* |
| » | **matur** | » | » | *matë*[1] etj. |

Edhe kur hyjnë në përbërjen e paskajores a të përcjellores ose kur përdoren si mbiemra, duke marrë një nyjë të përparme, pjesoret e foljeve të mësipërme duhet të përdoren vetëm në trajtën me **-ur**:

| | | |
|---|---|---|
| *për të çelur,* | *duke çelur,* | *i çelur* |
| *për të mbyllur,* | *duke mbyllur,* | *i mbyllur* |
| *për të korrur,* | *duke korrur,* | *i korrur* |
| *për të lidhur,* | *duke lidhur,* | *i lidhur* |
| *për të shëtitur,* | *duke shëtitur,* | *i shëtitur* etj. |

## VËREJTJE RRETH DISA FOLJEVE TË PARREGULLTA

**§ 114.** Në § 89 u përmendën një numër foljesh të parregullta. Po tërheqim vëmendjen te disa trajta jonormative të tyre, që duhen mënjanuar nga gjuha letrare:

1. Folja **jap.**

Kjo folje shkruhet me **j-** nistore. Trajtat pa **j-**: (*unë*) *ap*, (*ti, ai*) *ep*, (*ne*) *apim*, (*ju*) *epni* (*ose ipni*), (*ata*) *apin* etj. janë dialektore dhe nuk duhen përdorur.

Në disa trajta vetore të kësaj foljeje zanorja **a** e temës **jap** në gjuhën letrare ndërrohet në **e**, po jo në **i**; prandaj trajta të drejta janë:

1) Për këtë arsye edhe mbiemri *i pamatë*, që përdoret nganjëherë në gjuhën e shkruar, është një formim jo i rregullt; duhet: *i pamatur* ose i *pamatshëm.*



| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| (*ju*) | **jepni** | dhe | jo | *jipni* |
| (*unë*) | **jepja** | » | » | *jipja* |
| (*ti*) | **jepje** | » | » | *jipje* etj. |
| (*unë*) | **jepem** | » | » | *jipem* |
| (*ti*) | **jepesh** | » | » | *jipesh* |
| (*ai*) | **jepet** | » | » | *jipet* etj. |

2. Folja **ha.**

Folja *ha* në të kryerën e thjeshtë bën

**hëngra** dhe jo *hangra,*

ndërsa trajta e pjesores është

(*kam*) **ngrënë** dhe jo (*kam*) *hangër.*

3. Folja **ri.**

Kjo folje nuk e zgjeron me **-t** temën e së kryerës së thjeshtë e të pjesores, pra:

| | | | |
|---|---|---|---|
| **ndenja** | dhe | jo | *ndenjta* |
| **ndenjur** | » | » | *ndenjtur,* |

4. Folja **vij.**

Trajtat e së kryerës së thjeshtë të kësaj foljeje fillojnë me zanoren e-:

**erdha, erdhe, erdhi, erdhëm, erdhët, erdhën.**

Trajtat që fillojnë me **a**, si *ardha, ardhe, ardhi* etj. janë dialektore dhe nuk duhet të përdoren në gjuhën letrare

Trajta e pjesores së kësaj foljeje fillon përkundrazi, me *a-*: (*kam*) **ardhur** dhe jo *erdhur*[1].

1) Nga këto del se trajta e drejtë e përshëndetjes është:
*Mirë se* **erdhe**! dhe jo *ardhe*
*Mirë se* **erdhët**! » » *ardhët*, por: *mirëseardhje*, sepse kjo fjalë përmban emri *ardhje*, që del nga pjesorja *ardhur.*

5. Folja **them**.

Kjo folje në vetën e parë të njëjësit të së tashmes së dëftores ka trajtën

(*unë*) **them** dhe jo *thom*;

po kështu edhe në trajtat e formuara prej saj: *të them, do të them.*

Veta e parë dhe e dytë e njëjësit të së pakryerës janë:

| | | | |
|---|---|---|---|
| (*unë*) | **thosha** | dhe jo | *thoshja* |
| (*ti*) | **thoshe** | » » | *thoshje.* |



PJESA E DYTË

# ÇËSHTJE TË SINTAKSËS

# I. PËRDORIMI I EMRIT NË TRAJTË TË SHQUAR DHE TË PASHQUAR

## TRAJTA E EMRIT TË SHOQËRUAR NGA NJË PËREMËR DËFTOR

§ **1.** Në gjuhën letrare emri i shoqëruar nga përemrat dëftorë: *ky, kjo, ai, ajo,* përdoret, si rregull, i pashquar.

Emri i pashquar bashkë me përemrin dëftor që e prin, p.sh.: *ky vend, këto lajme, ajo vajzë, atë ditë, ato vendime,* janë të lidhur ngushtë si nga pikëpamja kuptimore, ashtu edhe nga pikëpamja gramatikore.

Togfjalësha të tillë shprehin një send të përcaktuar, që është afër ose larg folësit: emri i pashquar vetëm emërton klasën e sendeve, kurse përemri e individualizon sendin duke e treguar: **Ai vrapim** *i çmendur nën mjegull,* **ato konture** *të përthyera si nga dhembjet nuk tregonin veçse armiqësi.* Në gjuhën letrare përemri dëftor përdoret kryesisht me këtë kuptim (tregues, diferencues).

Togfjalëshi *përemër dëftor + emër i pashquar* përdoret në fjali me vlerën e një emri të shquar, bile, në përmendjen e dytë të emrit ata mund të zëvendësojnë njëri-tjetrin:

— Na jetonin dikur në një fshat *ca bletëza* të vogla e punëtore. **Këto Bletëza** (ose **bletëzat**) fluturonin lule më lule e thithnin *polen.* **Këtë polen** (ose **polenin**) e hidhnin . . .

§ **2.** Emri i shoqëruar nga përemri dëftor mund të jetë edhe i shquar, kur përemri nuk tregon, po përmend e përforcon atë që shpreh emri, i cili në çdo rast mund të përdoret edhe vetëm: *Ama shpejt i shkiste* **(ajo) pena** *e shkretë mbi letër; Ishte rrëgjuar fort* **(kjo) plaka** *e Ranxhës dhe mezi mbahej.*

Përemri dëftor përdoret përpara një emri të shquar që tregon:

a) një send për të cilin është folur përpara: *Unë erdha rrotull pranë shtyllave të tribunës, atje ku rrinte e priste* **ajo vajza.**

b) një send të cilin e kemi para sysh në çastin e ligjërimit: *Eja ta hamë* **këtë pjeprin,** *se e kam ftohur në burim; Le të shkojë edhe Batoja me* **këta djemtë,** *që të kemi edhe ne një nga brezi ynë.*

c) një send që paraqitet si diçka e njohur prej të gjithëve (emri bën pjesë në një thënie me karakter përgjithësues): *Sa hynin* **ata,** *ne nisnim e blegërinim si* **ata kecat** *kërthinj, kur u teket për gji.*

Ndërtime të tilla janë karakteristike për prozën tregimtare të gjuhës së folur. Në gjuhën e shkruar ato hasen në letërsinë artistike, sidomos tek ata shkrimtarë që qëndrojnë më afër gjuhës së folur popullore. Përdorimi i përemrit dëftor para një emri të shquar krahas përdorimit vetëm të emrit të shquar hyn në gjuhën e shkruar letrare si variant norme me vlerë stilistike.

§ 3. Kur togfjalëshat e tipit *përemër dëftor + emër i pashquar* (shih § 1) përcaktohen nga një përemër pronor, sidomos i vetës së parë e i vetës së dytë, ky i fundit emërzohet (merr mbaresat e një emri të shquar): *ky djalë imi, kjo vajzë juaja, këto detyra tonat, këtë artikull tëndin* etj.:

*Po faj kishin edhe ata, faj të madh bile, që s'ma përmendën asnjëherë, as me letër, as me njeri,* **këtë gabim timin;** *Këto fakte e forcojnë edhe më tepër* **këtë mendim tonin.**

Përemri pronor i vetës së tretë përdoret zakonisht i emërzuar, po mund të përdoret edhe pa mbaresat e një emri të shquar, pra, si përemër: **Këtë teze të tyren** (ose **të tyre**) *ata e argumentojnë me fakte të shumta; Në këtë veprim* **të sajin** (ose **të saj**) *unë nuk shihja asgjë të keqe.*

Përdorimi i pronorit të vetës së parë e të vetës së dytë si përemër (kjo vajzë *juaj*, këto detyra *tona*) përbën shkelje të normës, kurse përdorimet e pronorit të vetës së tretë si përemër (*kjo fjalë* **e tyre**) dhe si pronor i emërzuar (*kjo fjalë* **e tyrja**) hyjnë në gjuhën letrare si dy variante paralele të normës.

**Shënim.** Ndërtimi i tipit *ky djalë imi, kjo vajzë jona* nuk duhet të ngatërrohet me ndërtimin *ky djali im, kjo vajza jonë*, ku togfjalëshi *emër i shquar + përemër pronor* paraprihet nga përemri dëftor me kuptim përmendës e përforcues: *Plaku u tregoi me dorë* **këto viset tona** *dhe i përqafoi.* Këto dy ndërtime dallohen nga kuptimi dhe përdorimi i tyre stilistik (shih § 2).



## TRAJTA E EMRIT TË SHOQËRUAR NGA NYJA *NJË*

§ 4. Kur shoqërohet nga nyja *një*, emri përdoret në trajtën e pashquar: *Sapo kishte hapur* **një mënjollë** *e vogël karshi diellit; Pas ca ditësh* **një fshatar** *ngriti* **një këngë;** *Plumbi ciflosi* **një gur** *në murin e* **një shtëpie.**

Kur emri i prirë nga nyja *një* përcaktohet nga një pronor, mund të përdoret në trajtën e shquar dhe në të pashquarën.

1) Emri përdoret në trajtën e shquar, kur përcaktohet nga një përemër pronor: *një shoku im, një vëllai yt* etj., p.sh.:

*Pastaj erdhi një letër nga* **një miku im;** *Nga* **një njeriu ynë** *morëm vesh se kryekapedani na paska shtënë dashuri me një arnautkë; Atje ai takoi* **një mikun e tij.**

2) Emri përdoret në trajtën e pashquar, kur pronori përdoret i emërzuar: *një mik imi, një mik yni, një vëlla yti, një njeri i saji, një vajzë e tija* etj., p.sh.:

**Një mitraloz yni** *i ndaloi nazistët të përparonin; Atje ishte* **një bateri jona;** *Kisha harruar nën jastëk të hotelit një gazetë shqipe që përmbante* **një vjershë timen;** *Partia jonë ka sot* **një mendim të sajin,** *të qartë, të përcaktuar mirë, për të gjitha problemet e mëdha, të brendshme e të jashtme; Skënderbeu donte të shihte në mes të tyre* **një njeri të tijin;** *Tamam në këtë roman armiqtë e brendshëm nuk kanë* **një fizionomi të tyren.**

**Shënim 1.** Pronori emërzohet, kur përcakton një emër në rasën emërore ose në kallëzore, siç duket qartë në shembujt e dhënë më lart.

**Shënim 2.** Pronori i vetës së tretë mund të përdoret si përcaktor i një emri të pashquar të prirë nga *një* edhe si përemër i paemërzuar: *një djalë i tij, një vajzë e saj* etj., p.sh.:

*Këto lajme ai i mori vesh nga* **një mik i tij** (ose *nga* **një mik i tiji,** ose *nga* **një mikn i tij**); *Iu kujtua historia* **e një shoqeje të saj** (ose **e një shoqes së saj**).

Ndërtimet *një + emër i shquar + përemër pronor* dhe *një + emër i pashquar + + pronor i emërzuar* (*ose pronor i paemërzuar kur është në vetën e tretë*) janë variante të normës letrare.

## TRAJTAT E EMRIT TË SHOQËRUAR NGA NJË NUMËROR

§ **5.** Në togfjalëshin *numëror+emër* emri përdoret i pashquar, kur togfjalëshi shpreh sasinë e sendeve. Emri i pashquar vetëm emërton klasën e sendeve, kurse numërori tregon sasinë e tyre: *Në kabinë hyjnë me rrëmbim* **dy njerëz**

Emri përdoret i shquar, kur togfjalëshi *numëror+emër* shpreh sende në një numër të caktuar; për këto sende është folur më përpara ose ato janë të njohura, qoftë sepse dihen prej të gjithëve, qoftë sepse i kemi parasysh: *Gjenerali, prifti dhe* **tre shqiptarët** *u ulën te një tavolinë; U shuan edhe* **dy lëmshet** *e zbeta të dritës, që binin mbi truall; Kur turqit nuk do ta përshëndetnin më lindjen e diellit me* **dymbëdhjetë topat,** *do të ishte dita e tij.*

## TRAJTA E MBIEMRIT TË EMËRZUAR

§ **6.** Mbiemri i emërzuar në kontekst (mbiemër i përdorur në vend të një togfjalëshi *emër + mbiemër,* kur emri është përmendur më përpara ose nënkuptohet) merr trajtën e emrit që zëvendëson: është i shquar, në qoftë se emri në togfjalëshin *emër + mbiemër* do të ishte i shquar; është i pashquar, në qoftë se emri në togfjalëshin *emër + mbiemër* do të ishte i pashquar: *Fletët e verdha era i hidhte herë në njërën anë, herë në tjetrën, kurse* **të kalburat** (krahaso: **fletët** *e kalbura) mezi lëviznin pak; Ty të rreh mendja ditë e natë te zogjtë e inkubatorit, kur fup të pëlcet sëmundja* **në të rriturit** (krahaso: *në* **zogjtë** *e rritur*); *Me mollë të mira e me* **të këqija** (krahaso: *me* **mollë** *të këqija) i hëngrën fëmijët, s'lanë asnjë spurdhjakët; Ka* **të mirë,** *po ka dhe* **më të mirë** (krahaso: **njerëz** *të mirë*).

Duhet mënjanuar si shmangie nga norma përdorimi i mbiemrit të emërzuar në trajtë të pashquar në raste të tilla, si: *Po tani hapin e parë dhe* **të dytë** *e kishte bërë, duhej të bënte edhe të tretin; Djalin e vogël e* **të madh;** *Në gjuhën e shkruar dhe* **të folur.** Në këta shembuj mbiemrat *të dytë, të madh, të folur* nuk janë të bashkërenditur me mbiemrat që kanë përpara, sepse i njëjti *hap* s'mund të jetë edhe *i parë,* edhe *i dytë,* ashtu si edhe i njëjti *djalë* s'mund të jetë edhe *i madh,* edhe *i vogël.* Mbiemrat *të dytë, të madh, të folur* janë përdorur



në vend të togfjalëshave *hapin e dytë, djalin e madh, gjuhën e folur,* prandaj duhej të përdoreshin të shquar, pra: *hapin e parë dhe* **të dytin,** *djalin e vogël dhe* **të madhin,** *në gjuhën e shkruar dhe* **në të folurën.**

§ **7.** Është shkelje norme edhe përdorimi i përemrit dëftor para mbiemrit të dytë, kur ky i fundit është mbiemër i nyjshëm. Në shembujt e mëposhtëm: *Në këto raste lufta në mes mendimit të ri dhe* **atij të vjetër** *bëhet e ndërlikuar dhe e hollë; Në ndërtesën e vjetër dhe* **atë të renë** *vloi puna plot vrull,* ndërtimet: *atij të vjetër dhe atë të renë,* s'janë në përputhje me natyrën e gjuhës shqipe, pra janë të gabuar. Përemri dëftor në këto raste është i tepërt, mjafton vetëm të emërzohet mbiemri i dytë: *në mes mendimit të ri dhe* **të vjetrit,** *në ndërtesën e vjetër dhe* **në të renë.**

**Shënim.** Po për arsyet e mësipërme (sepse mbiemrat e panyjshëm nuk janë të bashkërenditur) dhe ndërtimet si: *populli vietnamez dhe* **kamboxhian,** *qeveria greke dhe* **italiane,** nuk janë në përputhje me normën. Po këtu edhe emërzimi i mbiemrit të dytë nuk do të sillte qartësi të plotë logjike, sepse *kamboxhiani* dhe *italiani,* si emra, përdoren për të emërtuar banorin e këtyre vendeve. Kjo është arsyeja që ndërtimet: *populli vietnamez dhe* **kamboxhiani,** *qeveria greke dhe* **italiania** nuk përdoren në gjuhën letrare.

Përdorimi i emrit në shumës: **popujt** *vietnamez dhe kamboxhian,* **qeveritë** *greke dhe italiane,* që ndeshet më të rrallë në gjuhën e publicistikës, si ndikim nga gjuhë të tjera, është gjithashtu i gabuar, jo vetëm se është në kundërshtim me rregullën gramatikore të përshtatjes së mbiemrit me emrin që përcakton, siç duket në shembullin e parë, po edhe se logjikisht ndërtime të tilla nuk janë të qarta: shembulli i dytë mund të interpretohet kështu: jo një, po shumë qeveri greke e shumë qeveri italiane.

Në këto raste, qartësia e plotë arrihet, po të përsëritet emri para mbiemrit të dytë: *populli vietnamez dhe* **populli** *kamboxhian, qeveria greke dhe* **qeveria** *italiane,* ose po të përdoret përemri dëftor para emrit të dytë: *populli vietnamez dhe* **ai** *kamboxhian, qeveria greke dhe* **ajo** *italiane.*

# II. PËRDORIMI I FOLJES NË FUNKSIONIN E KALLËZUESIT

## PËRDORIMI I FOLJEVE GJYSMËNDIHMËSE *MUND* E *DUHET* PËRPARA NJË FOLJEJE NË LIDHORE

§ **8.** Kur folja *mund* qëndron para një foljeje në mënyrën lidhore për të shprehur mundësinë e realizimit të veprimit, përdoret në formën e vetës së tretë njëjës të kohës së tashme të dëftores: *E kush* **mund ta dijë** *më mirë se unë se si* **mund të vihet** *në mulli pa lënë gjurmë gjëkundi?*; *Pa një përkrahje të gjithanshme e të pakursyer të popullit, nuk* **mund të organizohej** *ushtria popullore revolucionare; Brenda një ore centralisti* **mund ta kishte pastruar** *rërën e grumbulluar në jaz nga Përroi i Vogël.*

Në ndërtime të tilla *mund + folje në lidhore* veta dhe koha jepen me foljen në lidhore, kurse folja *mund* përdoret e ngurosur, prandaj duhen quajtur si përdorime që s'janë në përputhje me normën, të gjitha ato raste ku folja *mund* ndryshon sipas vetës dhe kohës: *Në qoftë se ne* **do të mundim të tregojmë** *me një numër lashtësinë e kafshëve të lartpërmendura, mundim të përpilojmë këtë pasqyrë* (duhet: *Në qoftë se* **mund të tregojmë** ... **mund të përpilojmë**...); *Po nuk punuam shumë,* **nuk mundemi të fitojmë** *flamurin e kuq të shtabit* (duhet: *nuk* **mund të fitojmë**).

§ **9.** Kur folja *duhet* qëndron para një foljeje në mënyrën lidhore për të shprehur domosdoshmërinë e realizimit të veprimit, përdoret në formën e vetës së tretë njëjës të kohës së tashme dhe të së pakryerës.



Përdoret në formën e vetës së tretë njëjës të së tashmes, kur folja në lidhore është në të tashmen dhe në të kryerën: *Puna dhe mendimi* **duhet t'i kushtohen** *lumturisë së atdheut dhe të popullit.* **Duhet të ketë qenë** *mbarimi i marsit ose fillimi i prillit.*

Përdoret në formën e vetës së tretë njëjës të së pakryerës, kur folja në lidhore është në të pakryerën ose në të kryerën e plotë: *Po në grykat e Labërisë, ku* **duhej të shkonte** *Evrenozi për të hyrë në kryeqendrën e rebelëve, qëndronte Arianiti...*; *Kishin ëndrrat e tyre ata dhe* **duhej t'u ishin** *përgjigjur.*

Ka raste që në gjuhën e shkruar, ashtu si edhe në gjuhën e folur, përdoret forma e së tashmes *duhet*, kur folja në lidhore është në të pakryerën ose në të kryerën e plotë: *Unë* **duhet** *t'ia* **provoja** *asaj se sa e madhe ishte dashuria ime. Emrat e tyre* **duhet të ishin** *të gjithë të njëllojtë, ashtu si medaljoni që mbanin në qafë...*; *Këta duhet ta nxjerrin gjetiu fjalën, se këtë gjë* **duhet ta kishin biseduar** *më parë; Ajo* **duhet të mos** *e* **kishte bërë** *atë gabim.* Përdorimi i së tashmes *duhet* në vend të së pakryerës *duhej* në ndërtimet e mësipërme, që, me sa duket, është pasojë e dobësimit të kuptimit kohor të saj, bie në kundërshtim me përshtatjen e kohëve të foljeve në shqipen e sotme letrare.

§ **10.** Foljet gjysmëndihmëse *mund* dhe *duhet* janë të lidhura ngushtë me foljen në lidhore si nga ana kuptimore, ashtu dhe nga ana gramatikore, prandaj ato vijnë fill njëra pas tjetrës. Nuk janë në pajtim me normën ato raste, kur midis foljeve *mund* ose *duhet* dhe foljes në lidhore futet një gjymtyrë tjetër e fjalisë. Kështu, janë të gabuara përdorimet, si: *Është me vend të bëhet një pyetje: a* **mund** *garda kombëtare* **të bënte** *një grusht shteti pa dëshirën e Pentagonit?* (duhet: *a* **mund të bënte** *garda...*); *Në qoftë se* **mund** *me të vërtetë në një kohë kaq të shpejtë të* **ndizet** *zjarri i diellit në tokë me anë të tipit të ri prej drite, ky do të jetë sukses i madh teknik* (duhet: *Në qoftë se* **mund të ndizej** *me të vërtetë në një kohë kaq të shpejtë...*).

## PËRSHTATJA E FOLJEVE-KALLËZUES NË KOHË

§ **11.** Problem me rëndësi për strukturën e gjuhës letrare është përshtatja kohore e foljes në mënyrën lidhore me foljen-kallëzues të pjesës kryesore në një fjali të përbërë qëllimore e ftilluese[1] si edhe me pjesën e parë të kallëzuesit të përbërë që shpreh fillimin ose vazhdimin e veprimit.

1. Në qoftë se pjesa kryesore e ka foljen-kallëzues në të tashmen, në të ardhshmen dhe në të kryerën, folja-kallëzues në lidhore vihet në të tashmen: *Gjatë festave të nëntorit më* **pëlqen të shkoj** *në Muzeun e Luftës; Prapë* **do të fillojnë të përqafohen;** *PPSH* **ka kërkuar** *kurdoherë nga anëtarët e vet* **të mendojnë, të punojnë e të jetojnë** *si revolucionarë.*

2. Në qoftë se pjesa kryesore e ka foljen-kallëzues në të pakryerën, në të kryerën e plotë dhe në të kryerën e tejshkuar, folja-kallëzues në lidhore vihet në të pakryerën: *Këtë* **s'kishte** *si* **ta harronte,** *sepse zemra e mamasë ishte arma e tij sekrete; Ata vetë ishin nisur nga shtëpia sa* **kishte filluar të zbardhëllonte,** *se era ishte larguar dhe Agimit ia* **kishte** *qejfi* **ta fillonte** *të mbjellët pa rënë dielli.*

3. Në qoftë se folja-kallëzues e pjesës kryesore është në të kryerën e thjeshtë, folja-kallëzues në lidhore mund të jetë:

a) në të pakryerën, kur tregon një veprim që është kryer para çastit të ligjërimit: *Partia* **forcoi** *punën edukuese me kooperativistët, me qëllim që ata* **t'i përqëndronin** *të gjitha përpjekjet në zhvillimin e ekonomisë së përbashkët; Që* **të** *mos u* **binte** *në sy,* **u tërhoq** *mënjanë.* (Foljet: *të përqëndronin* dhe *të binte,* tregojnë veprime që janë kryer para çastit të ligjërimit);

b) në të tashmen, kur tregon një veprim që kryhet në çastin e ligjërimit ose do të kryhet pas këtij çasti: *Aha! Prapë* **fillove të këndosh,** *Cucë? Të* **solla** *një libër që* **ta lexosh.** (Folja *të këndosh* tregon një veprim që kryhet në çastin e ligjërimit, kurse *të lexosh* një veprim që do të kryhet pas këtij çasti).

1) Fjalia e përbërë ftilluese është quajtur edhe periudhë me fjali të varur kryefjalore e kundrinore.



Këtë përshtatje të foljes në kohë po e paraqitim në një pasqyrë përmbledhëse.

| Folja-kallëzues e pjesës kryesore | Folja-kallëzues e pjesës së nënrenditur |
|---|---|
| E tashme (*kërkoj*)<br>E ardhshme (*do të kërkoj*)<br>E kryer (*kam kërkuar*) | E tashme e lidhores (*të shkoj*) |
| E pakryer (*kërkoja*)<br>E kryer e plotë (*kisha kërkuar*)<br>E kryer e tejshkuar (*pata kërkuar*) | E pakryer e lidhores (*të shkoja*) |
| E kryer e thjeshtë (*kërkova*) | E pakryer e lidhores (*të shkoja*)<br>E tashme e lidhores (*të shkoj*) |

Herë-herë te disa autorë takohen edhe raste të përdorimit të së tashmes së lidhores në vend të së pakryerës, jo vetëm kur folja-kallëzues e pjesës kryesore është në të kryerën e thjeshtë, por edhe kur është në të pakryerën e në të kryerën e plotë: *Që nga ai çast ata filluan* **ta ndajnë** (duhet: **ta ndanin**) *gjahun që sillte shqiponja në tri pjesë të barabarta; Që atë ditë Vani shkonte shpesh* **të shikojë** (duhet: **të shikonte**) *kanalin e kthehej* **t'i rrëfejë** (duhet: **t'i rrëfente**) *të zot se gjer ku kishte arritur; Atij edhe pak qindra metra i* **kishin mbetur** *që* **të kalojë** (duhet: **të kalonte**) *pranë kullës së efendiut; Katundi tregonte se Cenin nuk e* **kishte parë** *njeri* **të shesë** (duhet: **të shiste**) *dhi.*

Siç shihet, e tashmja e lidhores është përdorur në këta shembuj për të shprehur një veprim që është kryer para çastit të ligjërimit, që i përket kohës së shkuar. Ky zëvendësim i zvogëlon mundësitë shprehëse të gjuhës letrare, prandaj përdorimi i së tashmes së lidhores në vend të së pakryerës duhet mënjanuar si shkelje e normës.

§ 12. Në fjalitë e përbëra kushtore me lidhëzën *po* folja-kallëzues e pjesës së nënrenditur mund të jetë në të kryerën e thjeshtë të mënyrës dëftore dhe në të gjitha kohët e lidhores: *Po s'e* **mbajte** *në dorë pushkën, ta rrëmbejnë fitoren; Po të* **kesh** *vullnet, mund të bësh çdo gjë; Po* **të keni qenë** *ndonjëherë në bregun e detit Jon, do ta keni parë edhe fshatin tim.*

Nën ndikimin e ndërtimeve të ligjërimeve dialektore, hasen në gjuhën letrare fjali të përbëra kushtore me lidhëzën *po*, në të cilat folja-kallëzues e pjesës së nënrenditur është në kohën e tashme, në të pakryerën ose në të kryerën, në vend që të ishte në të kryerën e thjeshtë ose në një nga kohët e mënyrës lidhore: *Po* **ke** (duhet: **pate**) *gjë për të sqaruar, sqaroje kur të jemi të pranishëm edhe ne; Po s'i* **pëlqente** (duhet: **të mos i pëlqente**) *jeta atje, le të mblidhte fshatin e t'u thoshte se si qëndronte puna; Po* **kam mbetur** (duhet: **të kem mbetur**) *ndonjëherë, ma thoni këtu në shesh.*

Përdorimi i foljes-kallëzues të pjesës së nënrenditur në të tashmen, në të pakryerën ose në çdo kohë të mënyrës dëftore, përveç së kryerës së thjeshtë, duhet mënjanuar nga gjuha letrare, si e shkruar dhe e folur, sepse është në kundërshtim me normën.

§ 13. Në një fjali të përbërë kohore me lidhëzën *kur*, folja-kallëzues e pjesës së nënrenditur duhet të jetë në të tashmen ose në të pakryerën e mënyrës lidhore, në qoftë se folja-kallëzues e pjesës kryesore është në të ardhshmen e dëftores ose në të tashmen e kushtores: *Kur* **të bjerë** *dielli, ne* **do të jemi** *në vendin e caktuar. Kur* **të dukeshim** *ne, ata* **do të lajmëronin** *me të shtëna pushkësh.*

Përdorimi i foljes-kallëzues të pjesës së nënrenditur në të ardhshmen e dëftores ose në të tashmen e kushtores në vend të së tashmes ose të së pakryerës së lidhores, si në shembujt e mëposhtëm: *Ne do të jemi duke bërë mësim, kur* **do të vijë** (duhet: **të vijë**) *profesor Jani; Shokët e togës s'dinin gjëra të tilla, që do t'i ndienin vetëm kur* **do të ktheheshin** (duhet: **të ktheheshin**) *nëpër fshatrat e tyre*, nuk është në përputhje me normën e prandaj duhet mënjanuar nga gjuha letrare.



## PËRSHTATJA E KALLËZUESIT ME KRYEFJALËN

§ 14. Në një fjali të përbërë përcaktore me përemrin lidhor *që* si kryefjalë, folja-kallëzues e pjesës së nënrenditur nuk mund të përshtatet me përemrin lidhor *që*, meqë ky është i palakueshëm, po me emrin a përemrin që zëvendëson përemri lidhor: **unë** *që* **kam, ti** *që* **ke, ai** *që* **ka, ju** *që* **keni** etj., p.sh.:

*Kombinati doli në horizontin e qytetit si ai* **vapori** *i madh e i jashtëzakonshëm që* **shfaqet** *në liman. Jam* **unë** *që për shekuj pranë teje* **kam ngjyer** *krodhën e thatë të bukës me gjak e lot.* Ty *që më* **gjete** *mua, të gjettë e mira! Ju jeni si ato* **erërat** *e veriut që* **trazojnë** *ujërat e pellgjeve në vjeshtë.*

**Shënim.** Në qoftë se përemri lidhor *që* zëvendëson dy emra të bashkërenditur, kallëzuesi vihet në shumës: *Larg, në shpat, dallohej* **një shkëmb** *dhe* **një shtëpi** *që* **rrinin** *të vetmuar në mes të atij pylli të gjelbër.*

Ka dy mundësi në përshtatjen e kallëzuesit të pjesës së nënrenditur, kur fjala që zëvendëson përemri lidhor, kryen funksionin e kallëzuesorit (përdoret së bashku me foljen *jam*). Ai mund të përshtatet me kallëzuesorin ose me kryefjalën e pjesës kryesore: *Ne jemi njerëzit që* **ngrejmë** (ose **ngrejnë**) *uzina, që* **sheshojmë** (ose **sheshojnë**) *male; Ju jeni ata që* **bëtë** (ose **bënë**) *luftën; Ti je i vetmi që* **s'do t'ia dish** (ose **s'do t'ia dijë**) *nga këto gjëra.* Përshtatet me kallëzuesorin, kur si subjekt i veprimit mendohet personi i shprehur nga kallëzuesori; përshtatet me kryefjalën e pjesës kryesore, kur si subjekt i veprimit mendohet personi a personat e shprehur prej kësaj kryefjale.

§ 15. Kur kryefjala është një emër përmbledhës, si rregull, kallëzuesi vihet në njëjës: *E morëm vesh përse keni ardhur, tha fshatari, sot gjithë* **graria** *e fshatit këtë punë* **kishte** *në gojë;* **Është ngritur** *tërë populli në luftë kundër zakoneve prapanike dhe besimeve fetare.*

Po, sidomos, kur kryefjala është një nga këta emra përmbledhës: *bota, njerëzia, djemuria, graria, bagëtia,* kallëzuesi mund të përshtatet edhe sipas formës gramatikore, edhe sipas kuptimit, pra, mund të vihet në shumës: **Bota thoshte** (ose **thoshin**) *se rronte, po shtëpia e qau për së gjalli;* **Po zbret** (ose **Po zbresin**) **bagëtia** *nga malet; Si* **do të** *më* **quajë** (ose **quajnë**) **njerëzia** *pastaj?*

Përdorime të tilla janë të mundshme si variante të normës kryesisht në stilin bisedor.

§ **16.** Pas një vargu kryefjalësh të bashkërenditura që numërohen (të lidhura me lidhëzat *e, dhe, edhe* ose pa lidhëza), kallëzuesi vihet në shumës: **Mbrëmja dhe heshtja zbritën** *qetësisht si një çift lejlekësh*; *Gjithë pranverën* **gjenerali, prifti, specialisti** *shqiptar dhe* **grupi** *i punëtorëve të komunales* **u vërtitën** *poshtë e përpjetë nëpër krahina të ndryshme; Edhe* **mali,** *edhe* **fusha,** *edhe* **qielli tregonin** *se dimri po afrohej.*

Kallëzuesi vihet në njëjës, vetëm në rast se emrat që përdoren si kryefjalë të bashkërenditura, janë sinonime (qoftë edhe kontekstuale), pra, shprehin një objekt ose gjendje të vetme: **Kyçi** *dhe* **kryeporta** *e Shqipërisë* **ishte** *tani në duart e armikut* (*kyçi* dhe *kryeporta* shprehin të njëjtën gjë, përdoren në vend të emrit Krujë); *Gjithë* **jeta,** *gjithë* **qenia** *jonë* **varet** *nga përpjekjet tona, nga lufta që ne do të bëjmë për të mbrojtur lirinë, pavarësinë tonë.*

§ **17.** Kur kallëzuesi ndodhet para vargut të kryefjalëve homogjene, ai mund të vihet edhe në njëjës, edhe në shumës, pra, mund të përshtatet me kryefjalën e parë që vjen pas tij; ose mund të përshtatet sipas kuptimit me të gjitha kryefjalët. Kështu, në këtë shembull: **Ç'janë ai tym** *i zi dhe* **ajo flakë** *që e bëjnë natën ditë dhe ditën natë?* kallëzuesi mund të përdorej drejt edhe në njëjës: **Ç'është ai tym** *i zi dhe* **ajo flakë**... Po kështu, në këta shembuj të tjerë: *Të* **kujtohet ajo natë** *janari dhe* **hija** *e palëvizshme në dritare?; Dhe haram na* **qoftë ky bar dhe këta lisa, kjo tokë e këta gurë,** *po s'ua shtypëm kokën!* kallëzuesi mund të përdorej drejt edhe në shumës: *Të* **kujtohen ajo natë** *janari dhe* **hija** *e palëvizshme në dritare?; Dhe haram na* **qofshin ky bar dhe këta lisa**...

§ **18.** Në qoftë se vargu i kryefjalëve që numërohen, përmbyllet nga një përemër në funksionin e një fjale përgjithësuese, kallëzuesi përshtatet me këtë të fundit e jo me vargun e kryefjalëve homogjene: *Toka, muret, xhamat, me një fjalë,* **gjithçka dridhej** *nga bubullimat; Ushtarët, flamurët, kuajt e mbuluar me batanije leshi, qerret, pajimet, devetë e ngarkuara me bronx, mburojat, daullet,* **gjithçka e kishte** *mbuluar pluhuri i dendur.*



§ **19.** Ka dy mënyra në përshtatjen e kallëzuesit të një fjalie me kryefjalë homogjene të lidhura me lidhëzën *as ..., as.* Kallëzuesi mund të vihet në shumës si në këta shembuj: **As unë, as im vëlla** *nuk e* **kuptuam** *përse e bëri këtë; Rri, nënë, se* **as ti, as babai** *nuk* **keni** *faj. Ylli ngriti kokën, po, sikur të mos ia* **mbushnin** *syrin* **as Shpresa, as i ati, as i vjehri,** *kërkonte diçka;* ose mund të përshtatet me kryefjalën më të afërt, pra, të vihet në njëjës, në qoftë se kryefjala më e afërt është në njëjës: **As puna, as çdo sakrificë** *nuk na* **ka trembur** *kurrë; Po* **as njëri, as tjetri** *nuk* **ishte** *nga ata që i tremben armikut.*

Të dyja mënyrat e përshtatjes së kallëzuesit me kryefjalë të tilla janë të mundshme si norma të barasvlershme.

§ **20.** Pranë kryefjalësh homogjene të lidhura me lidhëzat: *jo ..., po as; jo vetëm..., po edhe,* kallëzuesi përshtatet me kryefjalën më të afërt: **Jo ju, po askush** *s'e duron shtypjen; O Gurkë! — thirri ai duke i treguar me dorë Drinin që tërhiqej zvarë në një vend ku s'e* **hante jo plumbi, po as dreqi**; *Jo vetëm,* **rruga,** *po edhe* **era** *ishte e padurueshme.*

§ **21.** Pas kryefjalësh homogjene të lidhura me lidhëza veçuese: *ose, ose..., ose; o..., o* etj., kallëzuesi vihet:

a) në vetën e parë shumës, në qoftë se në vargun e kryefjalëve homogjene ka përemër vetor të vetës së parë: *Nuk do të të lëmë vetëm:* **ose ai, ose unë do të të vizitojmë;** *S'ka si të bëhet ndryshe: o* **ti,** *o* **unë do të nisemi;**

b) në vetën e dytë shumës, në qoftë se në vargun e kryefjalëve homogjene ka përemër vetor të vetës së dytë (po të vetës së parë jo): **Ai ose ti** *— kjo s'ka rëndësi — këtë punë* **do ta kryeni.** *Dhe* **do ta kryeni** *mirë.*

Kallëzuesi përshtatet me kryefjalën më të afërt, në qoftë se në vargun e kryefjalëve homogjene ka vetëm përemra të vetës së tretë ose emra: **Ose ai, ose Agimi do të vijë.**

Kur ndodhet para kryefjalësh homogjene të lidhura me lidhëza veçuese, kallëzuesi përshtatet me kryefjalën më të afërt: *Të nesërmen nuk kishte mbetur në qytet asnjë* **ushtar** *turk,* **a kolonist, a renegat.** *S'ma merr mendja t'ju* **ketë zënë syri ose veshi** *patolog më të mirë se ai.*

# NDËRTIMI PËSOR

§ **22.** Quhet kështu ai ndërtim që ka në bazë një folje pësore, p.sh.: *Tirana* **u çlirua** *më 17 nëntor 1944*, në të cilin tregohet që veprimin nuk e kryen kryefjala, siç duket qartë në shembullin e mësipërm. Karakteristikë e ndërtimeve të tilla është mosshprehja e vepruesit, ose sepse është një fakt i njohur dhe për këtë arsye s'është nevoja që të përmendet: *Gjurmët e mia të vjetra në kopsht* **ishin mbuluar** (i kishte mbuluar bora), *Oborri i shtëpisë* **s'njihej** *më* (askush s'e njihte); ose sepse folësi nuk e di a nuk do që ta tregojë: *Edhe llampa e qoshes kishte mbetur e thyer dhe atij i kujtohej që ajo* **ishte thyer** *po atë natë që kishte ikur Elsa* (s'e di se kush e ka thyer).

Kur duam të vëmë në dukje vepruesin (kush e kryen veprimin), përdorim ndërtimin vepror, që ka në bazë një folje veprore: *Tiranën e çliroi Ushtria Nacionalçlirimtare më 17 nëntor 1944.* Në ndërtimet veprore vepruesin e shpreh kryefjala dhe pësuesin (sendin që pëson veprimin) e shpreh kundrinori i drejtë.

Në gjuhën e sotme të shkruar, më shumë në publicistikë dhe në letërsinë shkencore e teknike, hasen edhe ndërtime pësore me veprues të shprehur me një emër ose përemër me parafjalën *nga* ose *prej*, p.sh.: *Po shkuan vitet dhe ky xhaxha s'u* **kujtua** *fare* **prej nënës;** *Aviatori* **qe varrosur nga vetë fshatarët** *pranë aeroplanit; Ai* **u ndihmua nga reforma** *agrare; Gjatë dy vjetëve të kaluar* **janë bërë** *shumë manevra politike* **prej fuqive** *të mëdha.*

Këto fjali e të tjera si këto nuk janë në përputhje me strukturën sintaksore të shqipes, ato pasqyrojnë një ndikim të gjuhëve të huaja në gjuhën letrare shqipe, prandaj edhe duken artificiale. Shqipja vepruesin e jep me emër në rasën emërore, që kryen funksionin e kryefjalës, e jo me emër të shoqëruar me parafjalët *nga* ose *prej.* Norma letrare e shqipes kërkon që këto fjali të kenë në bazë jo ndërtimin pësor, por ndërtimin veprор: *Po shkuan vitet dhe këtë xhaxha* **nëna s'e kujtoi** *fare; Aviatorin e* **kishin varosur fshatarët** *pranë aeroplanit; Atë e* **ndihmoi reforma** *agrare; Gjatë këtyre dy vjetëve të kaluar fuqitë e mëdha* **kanë bërë** *shumë manevra politike.*



Ndërtimet pësore me veprues të shprehur, meqë nuk janë rezultat i zhvillimit të brendshëm të gjuhës shqipe e meqë nuk shprehin kuptime a ngjyrime kuptimore të reja, duhen mënjanuar nga gjuha letrare si ndërtime që s'janë në pajtim me normën. Në këto raste duhet pasur parasysh që vepruesi pranë një foljeje të shprehet me kryefjalën e një ndërtimi vepror.

**Shënim.** Nuk duhet ngatërruar përdorimi i një emri me parafjalën *nga* ose *prej* pranë një foljeje pësore, që shpreh *vepruesin,* për të cilin u fol më lart, me përdorimin e një emri me këto parafjalë pranë një foljeje pësore, por që shpreh *shkakun,* p.sh.: *Pushtoi me duar një lis të hollë që* **u hepua nga pesha** *e tij; Emira* **u zgjua nga një e trokitur** *e fortë në derën e dhomës së saj; — E, mor bir? — pyeti plaka, duke shtrënguar buzët që i* **dridheshin prej pleqërisë.** Ndërtime të tilla janë të zakonshme për të gjitha stilet e gjuhës letrare dhe janë në përputhje me normën.

# III. EMRI DHE PËREMRI NË FUNKSIONIN E KUNDRINORIT

## PËRDORIMI I EMRIT NË FUNKSIONIN E KUNDRINORIT PRANË NJË EMRI FOLJOR

**§ 23.** Emri në rasën kallëzore ose dhanore në funksionin e një kundrinori të drejtë a të zhdrejtë varet zakonisht nga një folje: *Flokët e borës, të imtë e të shpeshtë,* **endnin** *mbi tokë* **shtresa** *të reja.* Është normë përdorimi i kundrinorit pranë një forme të pashtjelluar foljore, që ka në përbërjen e saj një emër foljor asnjanës: *Ne stërvitemi* **për t'i shërbyer atdheut** *tonë;* **Me të marrë letrën,** *nisuni për në Kurtez; Po,* **një të nxjerrë kokën,** *hop ti e kapje;* si edhe pranë ndërtimesh të tilla, si: *mbaroi (pushoi) së punuari tokën, mbaroi së lexuari librin, s'ngopen së pari djalin.*

Po në gjuhën e shtypit të sotëm hasen raste të përdorimit të kundrinorëve pranë emrash foljorë me prapashtesën *-je: Mundësitë e* **gjetjes punë** *janë të shumta; Ata e kishin organizuar mirë punën për* **dhënien punonjësve** *të pushimeve javore.* **Kryerja** *e shërbimeve kulturale* **ullinjve e pemëve** *frutore...,* *Ata kërkonin* **dhënien fund shtrenjtësimit** *të madh të jetesës.* Ndërtime të tilla dalin artificiale e të vështira, shpesh sjellin keqkuptime dhe për këto arsye nuk duhen përdorur. Siç u tha më lart, kundrinori përdoret pranë një folјeje, të shtjelluar ose të pashtjelluar, prandaj, që fjalitë e mësipërme të jenë në përputhje me normën, duhet të kenë në vend të emrit foljor një formë të foljes përkatëse, pra, të shprehen kështu: *Mundësitë* **për të gjetur** *punë...;*



*Ata e kishin organizuar mirë punën* **për t'u dhënë** *punonjësve pushimet...;* **T'u kryejmë** *shërbimet kulturore ullinjve e pemëve frutore; Ata kërkonin* **t'i jepnin fund** *shtrenjtësimit të madh të jetës.*

## PËRDORIMI I TRAJTAVE TË SHKURTRA TË PËREMRAVE VETORË

**§ 24.** Pranë disa foljesh me kuptim kalimtar të zhdrejtë (që pranojnë si kundrinor një emër në rasën dhanore) përdoret krahas trajtës së shkurtër të përemrit vetor në dhanore edhe trajta e shkurtër në kallëzore: **ia** *arrij qëllimit,* **ia** *nis (filloj) punës,* **ia** *pëlcas gazit,* **ia** *kris vrapit,* **ia** *dha vrapit (të qeshurit),* **ia** *mori këngës, s'***ia** *thotë fare kësaj pune,* **ia** *kaloj shokut* etj. Përdorimi i trajtës së bashkuar *ia* (*i* + *e*) në këta togfjalësha përbën normë, kurse përdorimi vetëm i trajtës së shkurtër në dhanore: *i arrita qëllimit, i dha vrapit,* përbën shkelje norme.

**§ 25.** Trajta e shkurtër e përemrit vetor që zëvendëson kundrinorë homogjenë të bashkërenditur të shprehur me emra ose me përemra në njëjës dhe të lidhur me lidhëzat: *e, dhe, edhe, as* ose pa lidhëza, përdoret edhe në njëjës, edhe në shumës.

a) Kur kundrinorët homogjenë ndodhen para kallëzuesit, trajta e shkurtër përdoret zakonisht në shumës, pra, përshtatet sipas kuptimit me kundrinorët homogjenë. Trajta e shkurtër e përemrit vetor vihet në vetën e parë, në qoftë se midis kundrinorëve të bashkërenditur ka një kundrinor të shprehur me përemër vetor në vetën e parë: **Edhe mua, edhe ty, edhe Agimit** *do të* **na** *vlente shumë një këshillë e urtë;* vihet në vetën e dytë, në qoftë se midis kundrinorëve homogjenë ka kundrinor të shprehur me përemër vetor në vetën e dytë (po jo në vetën e parë): **As ty, as Hodos, as Mak Mokrës** *nuk* **ju** *punon truri;* vihet në vetën e tretë, në qoftë se s'ka kundrinorë të shprehur me përemër vetor në vetën e parë e të dytë: **Origjinalitetin, stilin, formen** etj. *njerëzit tanë të letërsisë dhe të arteve le t'i kërkojnë dhe do t'i gjejnë në radhë të parë në ambientin revolucionar krijues të popullit tonë të talentuar;* **Palin dhe Gjergjin i** *kishin përcjellë me urime.*

Por nuk mund të quhen shkelje norme rastet, ndonëse të rralla, kur trajta e shkurtër përshtatet edhe me kundrinorin më të afërt: **Zotësinë dhe shkathtësinë** *e saj* **e** *njohëm edhe ne.*

b) Kur kundrinorët homogjenë ndodhen pas kallëzuesit, trajta e shkurtër mund të përshtatet me kundrinorin më të afërt e të vihet në njëjës: *Puna* **i** *përgjigjet* **vrullit, entuziazmit dhe kërkesës** *së masave; Ajo e para* **i** *shpalli luftë* **konservatorizmit dhe liberalizmit;** ose mund të përshtatet sipas kuptimit e të vihet në shumës: *Pastaj erdhën mysafirët dhe të gjithë* **i** *harruan* **edhe nusen, edhe dhëndrrin.**



# IV. MBIEMRI DHE EMRI NË FUNKSIONIN E PËRCAKTORIT

## PËRSHTATJA E MBIEMRIT OSE E PËREMRIT QË PËRCAKTON NJË VARG GJYMTYRËSH HOMOGJENE

§ 26. Mbiemri a përemri që përcakton një varg gjymtyrësh homogjene, përshtatet me gjymtyrën homogjene më të afërt: *Aty--këtu nëpër grykat dhe pllajat e zhveshura dukeshin brigada* **djemsh e vajzash të reja,** *që po hapnin brezore; Mendja e tij e mpirë nga pagjumësia dhe duhani ishte fundosur në një* **pështjellim dhe rrëmujë të madhe.** *Gjithë* **djemtë dhe vajzat e mia** *janë me shkollë; Ti duhet të pushosh*: **trupi dhe mendja jote** *janë lodhur.*

Po në disa raste, si në shembujt e mëposhtëm: *Mësuesit dhe mësueset që punojnë në kooperativat bujqësore, komunistë dhe pa parti,* **djem e vasha artdashës,** *duhet të ndihmojnë në zgjerimin e veprimtarisë artistike në fshat; Sot është dita e dëshmorëve, një ditë e madhe që eopulli ynë ua ka kushtuar* **bijve dhe bijave** *të tij* **më të mirë, më të dashur p më të shtrenjtë;** *Në sallë janë mbledhur* **studentët dhe studentet më të mirë;** mbiemri është në gjininë mashkullore, si gjinia më përfaqësuese, megjithëse emri pranë tij është në gjinin femërore. Përdorime të tilla janë të pranueshme si variante të mundshme të normës letrare.

§ 27. Mbiemri në funksionin e kallëzuesorit (mbiemri që lidhet me foljet *jam, kam, bëj* etj.) vihet në gjininë mashkullore, në numrin shumës, në qoftë se gjymtyrët homogjene (kryefjalë ose kundri-

norë të drejtë), të lidhura me lidhëzat shtuese ose pa lidhëza, janë gjinish të ndryshme: *Si* **Tomori, dhe Gjalica** *janë barabar* **të bukur;** *Ajo edhe* **syrin,** *edhe* **veshin,** *edhe* **hundën** *duhet ta ketë* **të mprehtë;** *Këta* **kooperativistë dhe kooperativiste janë të aftë** *të luajnë edhe pjesë teatrale.*

## RENDI I PËRCAKTORËVE TË NJË GJYMTYRE

Një emër i përdorur si gjymtyrë fjalie mund të marrë më shumë se një përcaktor. Këta përcaktorë mund të shprehen me mbiemra, me përemër e mbiemër ose me emër, me mbiemër e emër me parafjalë ose pa parafjalë, me emër e me pjesë të nënrenditur përcaktore[1] etj. Renditja e përcaktorëve të një emri bëhet në bazë të disa rregullave të caktuara.

§ **28.** Në qoftë se një gjymtyrë ndiqet nga dy përcaktorë-mbiemra, prej të cilëve njëri është i nyjshëm e tjetri i panyjshëm, vendin e parë e zë përcaktori i shprehur me mbiemër të nyjshëm, të dytin përcaktori i shprehur me mbiemër të panyjshëm: *Si blerimi mbi faqe malesh po mbinte epopeja* **e lavdishme partizane;** *Pika e ujit tani po kërciste me një tingull* **të qartë ritmik.**

Rendi i përkundërt i përcaktorëve të shprehur me mbiemra, si në shembullin e mëposhtëm *Nga larg, fare larg, dëgjohej një zhurmë* **ritmike e thellë.** është shkelje norme. Ky rend është në përputhje me normën, vetëm kur emri me mbiemrin e panyjshëm emërtojnë një send të vetëm, kanë vlerën e një termi, p.sh.: **kungull ujës i madh, kumbull gjatore** *e ëmbël,* **dardhë bishtje** *e pjekur.*

§ **29.** Në qoftë se një gjymtyrë ndiqet nga dy përcaktorë të shprehur njëri me përemër, tjetri me mbiemër ose me emër, vendin e parë e zë përcaktori i shprehur me përemër, të dytin përcaktori i shprehur me mbiemër ose me emër: *Doktori kishte një arsye* **tjetër të fortë** (jo *arsye të fortë tjetër*) *për ta bërë operacionin; Shqipëria* **jonë socialiste** (jo *Shqipëria socialiste jonë*) *po hyn e elektrifikuar në pesëvjeçarin e pestë; Sidoqoftë, si e shpjegoni ju gjendjen* **time të vësh-**

1) Me termin *pjesë e nënrenditur* do të emërtohen ato ndërtime sintaksore që ndryshe janë quajtur edhe *fjali e varur.*



**tirë shpirtërore** (jo *gjendjen e vështirë shpirtërore time*); *Kjo është ana tjetër e medaljes* (po të ndryshohet rendi i përcaktorëve në këtë shembull, përemri do t'i kalonte emrit të dytë). *Flluskat e sapunit sajonin ylberë mbi duart* **tona me kallo.**

Përemri pronor mund të përdoret pas mbiemrit vetëm kur substantivohet: *Kjo është një e drejtë e* **ligjshme jona,** *që na e fali koha, jeta, revolucioni; Tani është fjala për një gabim* **të rëndë tëndin,** *për këtë folna, — ndërhyri sekretari i partisë.* Ky rend i përmbysur me përemër të substantivuar është brenda caqeve të normës si variant i mundshëm, që përligjet vetëm kur synohet të theksohet ajo që shprehet nga përemri.

§ **30.** Në qoftë se një gjymtyrë ndiqet nga dy përcaktorë të shprehur njëri me mbiemër, tjetri me emër (në rasën gjinore, rrjedhore ose të shoqëruar me parafjalë), vendin e parë e zë përcaktori i shprehur me mbiemër, të dytin përcaktori i shprehur me emër: *Në ajër ndihej kundërmimi* **i vakët i pranverës;** *Larg në fushë ishte po ajo bardhësi* **tronditëse e hënës;** *Në xhade po kalonte një kope* **e madhe dhensh;** *Më kanë thënë se ke bërë një kabinet* **të mirë fizike!;** *Kulprat kishin lëshuar lule si topa* **të bardhë me push.**

Rendi i përkundërt i përcaktorëve në togfjalësha të lirë është në kundërshtim me normën jo vetëm në rastet, si: *krevate prej dërrase dykatëshe, rrathë bakri të trashë,* ku forma e mbiemrit nuk na e bën të qartë se me cilin emër lidhet, po edhe në raste të tilla, si: *valë gëzimi e papritur, vëllimit të punës të nevojshëm,* ku forma e mbiemrit na e tregon qartë lidhjen e tij me emrin e parë.

Vetëm në disa raste e në kushte të caktuara rendi i përkundërt është në përputhje me normën.

a) Përcaktori i shprehur me mbiemër përdoret pas përcaktorit të shprehur me emër në rrjedhore pa parafjalë, kur ky i fundit së bashku me emrin e përcaktuar emërtojnë një send të vetëm, pra, kanë vlerën e një termi: **gjel deti** *i majmë,* **vaj peshku** *i freskët.*

b) Përcaktori i shprehur me mbiemër dhe i zgjeruar me fjalë të tjera përdoret gjithashtu pas përcaktorit të shprehur me emër: *Reflekse të kuqe dritash rrëshqitnin mbi zallin* **e lumit, të lagur nga shiu;** *Vështroi me bisht të syrit shenjat* **e sulmuesit, të mbërthyera në gozhup.** Përdorimi i përcaktorit të zgjeruar para përcaktorit të shpre-

hur me emër ose e bën të paqartë fjalinë: ... *mbi zallin e lagur nga shiu të lumit*, ose e ndryshon kuptimin e saj: ... *shenjat e mbërthyera* **në gozhup të sulmuesit.**

c) Përcaktori i shprehur me mbiemër mund të qëndrojë edhe pas përcaktorit të shprehur me emër në rasën gjinore, po vetëm atëherë kur është i substantivuar dhe i veçuar, p.sh.: *Preva degën* **e pemës, të kalburën** (krahaso: *Preva degën e kalbur të pemës*); *E njeh vajzën* **e xha Batos, të voglën?** (krahaso: *E njeh vajzën e vogël të xha Batos?*). Një ndërtim i tillë është variant i mundshëm i normës, që përdoret kur duam të vëmë në dukje atë që shprehet nga mbiemri.

§ 31. Në qoftë se një gjymtyrë ndiqet nga dy përcaktorë të shprehur njëri me emër në rasën gjinore, tjetri me emër të prirë nga një parafjalë, ata renditen në këtë mënyrë:

a) Emri me parafjalë vihet i pari, emri në gjinore i dyti, kur gjymtyra prej së cilës varen, shprehet me emër jofoljor: *Shumë gjëra kanë parë muret* **prej guri të kësaj kulle;** *Plaku u ishte lutur shumë njerëzve t'i sillnin ca degë nga mollët* **me famë të Zvirinës;** *Pyjet* **me shkurre të bregdetit** *tonë po zëvendësohen me plantacione agrumesh*.

**Shënim.** Ka raste, kur për shkak të kuptimit leksikor të përcaktorëve dhe të formës së tyre gramatikore është i mundshëm rendi i përkundërt, si në shembullin e mëposhtëm: *Hëpërhë hante pilafin* **e mikut me mish** *pule*. Përmbysja e rendit të përcaktorëve në këtë shembull *pilafin me mish* **pule të mikut** do të sillte ndryshimin e kuptimit, sepse emri në gjinore do të lidhej me emrin *pule* e jo me emrin *pilafin*.

b) Emri në gjinore vihet i pari, emri me parafjalë i dyti, kur gjymtyra prej së cilës varen, shprehet me emër foljor: *Ata ndihmojnë për pregatitjen* **e pjesëve** *teatrale* **në një nivel** *të lartë* (jo... *për pregatitjen në një nivel të lartë të pjesëve teatrale*); *Në sytë e tyre dukej dëshira e zjarrtë për plotësimin* **e detyrave me sukses** (jo ... *për plotësimin me sukses të detyrave*). *Vërshimi* **i lumenjve në fusha**... (jo *vërshimi në fusha i lumenjve* ...); *Krasitja* **e pemëve me thikë** ... (jo *Krasitja me thikë e pemëve* ...) etj.

Përdorimi i dy përcaktorëve të tillë në shumë raste e bën të vështirë gjuhën, i humbet zhdërvjelltësinë dhe shpesh krijon mundësi për keqkuptime. Prandaj duhen bërë përpjekje që ndërtime të tilla të mënjanohen, kur është e mundshme, duke i zëvendësuar me ndërtime të tjera më të zbërthyera. Rruga më e drejtë që mund të ndiqej



në këto raste, do të ishte zëvendësimi i emrit foljor me një nga format e foljes prej së cilës vjen. Kështu, p.sh., ndërtimi: *Gjatë prerjes* **në kallëpe të sapunit** *të rrobave* ... mund të jepej më mirë: *Kur* **pritet** *në kallëpe sapuni i rrobave* ...; fjalia *Ata nuk ishin dakord me vendimin e Shijakut për kërkimin* **nga Stambolli të një princi** *turk*, mund të jepej më drejt: ... **për të kërkuar** *nga Stambolli një princ turk;* ose ndërtimi *Sukseset* **në punën e kolektivit** *të ndërmarrjes sonë* ... mund të jepej më mirë kështu: *Sukseset që* **ka arritur** *në punë kolektivi i ndërmarrjes sonë* ...

§ 32. Në qoftë se një gjymtyrë ndiqet nga një përcaktor i shprehur me emër dhe nga një pjesë e nënrenditur përcaktore, kjo e fundit vjen pas përcaktorit të shprehur me emër: *Një rreze* **dielli, që futej nga dritarja,** *e ndante korridorin më dysh me një shirit të shkëlqyer; Edhe pak i duhej për të arritur te komanda e* **brigadës, që ishte vendosur te kazermat.**

Ndërtime të tilla, si: *U hodhi një vështrim çative,* **që vezullonin nga dielli, të shtëpive** *fshatare.*, ku pjesa e nënrenditur përcaktore del përpara përcaktorit të shprehur me emër, nuk janë në përputhje me normën e si të tilla duhen mënjanuar.

# V. PËRDORIMI I NYJAVE, I PARAFJALËVE DHE I PJESËZAVE PARA GJYMTYRËVE HOMOGJENE. FOLJET NDIHMËSE NË KALLËZUESIT HOMOGJENË

## PËRDORIMI I NYJAVE PËRPARA GJYMTYRËVE HOMOGJENE

§ 33. Në një varg prej dy gjymtyrësh homogjene, të shprehura me emra në rasën gjinore dhe të lidhura me lidhëzat shtuese *e, dhe, edhe* ose pa lidhëza, nyja përdoret përpara çdo gjymtyre homogjene: *Qysh në hapat e parë në drejtim* të *Maqedonisë e* të *Shqipërisë, vërshimet osmane hasën në qëndresën e shqiptarëve; Ne erdhëm që në ditët e para pas meremetimit* të *rrugës dhe* të *urës. Çështja* e *formës,* e *mjeshtërisë së poetëve tanë është një temë më vete.*

Mospërdorimi i nyjës para gjymtyrës së dytë homogjene si te fjalia *Nga gryka e Drinos dhe Këlcyrës përparonin njëherësh hijet e natës,* është shkelje norme.

§ 34. Në një varg prej tri ose më shumë gjymtyrësh homogjene të shprehura me emra në rasën gjinore dhe të lidhura me intonacion numërimi (gjymtyra e fundit e vargut mund të jetë e lidhur edhe me lidhëzat *e, dhe*) nyja mund të mos përdoret në gjymtyrën e dytë dhe në të tjerat pas saj për arsye të caktuara kuptimore, stilistike dhe strukturore.

1) Nyja përdoret:

a) kur vihet në dukje ose theksohet gjymtyra e përcaktuar nga vargu i gjymtyrëve homogjene dhe jo ato vetë; përdorimi i nyjës para çdo gjymtyre homogjene jep idenë e lidhjes së ngushtë të secilës prej tyre me gjymtyrën e përcaktuar: *Retë nxitonin nga të gjitha anët për të zbrazur sa më shpejt* **gjithë sasinë** *e bubullimave,* të *breshrit e* të *ujit që kishin me vete;* **Sytë** *e instruktorit,* të *kryetarit dhe* të *anëtarëve të tjerë të ekipit u përpoqën me sytë e atij; Në barakën tonë hynte edhe* **zhurma** *e shurdhër dhe e mbytur* e *turbinës,* e *kaldajës,*e *ofiçinës;*

b) kur gjymtyrët homogjene janë të zgjeruara me përcaktorë të shprehur me emra: *Për ata nuk ekziston koncepti* **i vlerës së kohës së punës,** *i rendimentit, i disiplinës, i punës së planifikuar.* Mospërdorimi i nyjës *i* para emrit *rendimentit* (... koncepti i vlerës së kohës së punës, rendimentit ...) do ta bënte të paqartë fjalinë, sepse nuk do të kuptohej se me cilin nga emrat që ka përpara, lidhet emri *rendimentit.*

2. Nyja nuk përdoret kur theksohet vargu i gjymtyrëve homogjene: *Mbi komodinën e krevatit është grumbulli i madh* **i letrave, telegrameve, gazetave dhe revistave** *të ardhura nga atdheu; Shembulli i mirë i rrethit* **të Skraparit, Pogradecit** e **Pukës** *duhet të përgjithësohet.*

*Shënim.* Në një varg të tillë gjymtyrësh homogjene, në qoftë se para gjymtyrës së dytë nyja ndryshohet (nga *e* ose *së* në *të*), atëherë ajo duhet të përdoret para gjymtyrës së dytë, po mund të mos përdoret në gjymtyrën e tretë e në të tjera pas saj: *Ishte një ditë e ethshme, ku ishin trazuar si në një vorbull lumi ujërat* e *shqetësimeve,* të *pritjeve,* **anktheve, dashurisë** e **frikës;** *Çështja e së drejtës* së *votës,* të *fjalës,* **mbledhjes dhe shtypit** *u zgjidh tek ne me fitoren e revolucionit popullor.*

## PËRDORIMI I PARAFJALËVE PARA GJYMTYRËVE HOMOGJENE

§ 35. Në një varg prej dy ose më shumë gjymtyrësh homogjene, të lidhura me intonacion numërimi ose me lidhëzat *e, dhe,* parafjalët *nga, te* (*tek*), *në, mbi, nëpër, me, prej, larg, afër* etj., mund të përsëriten ose jo për arsye të caktuara kuptimore, stilistike dhe strukturore.

Parafjala përsëritet para çdo gjymtyre homogjene në këto raste:

a) kur çdo gjymtyrë homogjene duam ta vëmë në dukje si diçka më vete: *Vajzat shikonin nga dritaret njerëzit që vinin me makina*

nga Berati, nga Saranda, nga Shkodra, nga Tirana; *Atë ditë shiu rridhte* **mbi flokët** *e mi,* **mbi fytyrën** *time,* **mbi vështrimin** *tim dhe* **mbi mendimet** *e mia për atë; Rrugës këmbenin më të rrallë ndonjë fjalë* **për dëborën, për dimrin** *në përgjithësi dhe* **për kujdestarinë** *e ditës;*

b) kur gjymtyra homogjene para saj është e zgjeruar: **Nëpër pullazet** *e shtëpive të ulëta,* **nëpër shkallët** *e mbledhura e të ngatërruara* ***njëra me*** *tjetrën,* **nëpër udhët** *e ngushta bie po ajo ngjyrë gri që vjen nga Budaku.*

Parafjala mund të mos përsëritet para çdo gjymtyre homogjene, kur gjymtyrët homogjene nuk janë të zgjeruara dhe kur midis tyre ka një farë afrie kuptimore, që krijon përshtypjen e diçkaje tërësore. Në këto raste, mungesa e parafjalës, për shkak të afrisë kuptimore dhe të lidhjes së pandërmjetme, nuk sjell paqartësi dhe ngatërresë: *Këtyre pishtarëve të mëdhenj ë luftës* **për liri dhe pavarësi** *kombëtare populli dhe PPSH u ngritën monumentin madhështor në Vlorë; Xhadeja, ura e lumit dhe rruga e zallit ishin mbushur* **me ushtarë, mushka, kamionë,** *që lëviznin ngadalë drejt veriut; Tek këndonin, të burgosurit* ***s'donin*** *t'ia dinin* **për hekura e mure, për gardianë e karabinierë;** *Ishin* ***shkulur*** **me djem e vajza, me gra e burra, me pleq e plaka,** *sikur t'u ishte përmbytur fshati nga shirat.*

## PËRDORIMI I PJESËZAVE PARA GJYMTYRËVE HOMOGJENE

§ 36. Në një varg kallëzuesish homogjenë të shprehur me folje në mënyrën lidhore, në kohën e ardhshme të mënyrës dëftore dhe në mënyrën kushtore pjesëza *të* ose *do të* përsëritet para çdo gjymtyre të vargut: **Të** *mësojmë,* **të** *punojmë,* **të** *jetojmë si revolucionarë; Kështu do të vepronte:* **do të** *ngrihej,* **do të** *vraponte,* **do të** *ulej dhe përsëri do të ngrihej, derisa të arrinte te shkëmbi.*

Mospërsëritja e pjesëzës *të* ose *do të* në raste të tilla nuk është në përputhje me normën, prandaj shembuj të tillë: *Të nxitim dhe* **zgjerojmë** *iniciativat revolucionare; Do të zhvillojmë dhe* **thellojmë** *kritikën parimore;* janë të gabuar. Pra, në përputhje me normën e gjuhës letrare, para foljes *zgjerojmë* duhet të përsëritet pjesëza *të (Të nxitim dhe* **të** *zgjerojmë* ...) dhe para foljes *thellojmë* pjesëza *do të* (Do të *zhvillojmë dhe* **do të** *thellojmë* ...).

§ 37. Po kështu, edhe në një varg gjymtyrësh homogjene të shprehura me forma foljore të pashtjelluara (paskajore, përcjellore dhe pjesore mohore) pjesëzat *për të, duke* dhe *pa* përsëriten para çdo gjymtyre të vargut: *Shumë net me radhë u mblodhën ata* **për ta pleqëruar** *këtë punë dhe* **për të gjetur** *një zgjidhje; Mjegulla herë ngjitej e herë zbriste nëpër pllajat e pjerrëta* **duke mbuluar** *një copë vend e* **duke zbuluar** *një tjetër;* **Pa luftuar** *dhe* **pa derdhur** *gjak nuk fitohet liria.*

Fjali të tilla, si: *Një turmë malësorësh doli prej andej dhe u hodh mbi ushtarët* **duke i dërmuar dhe rrokullisur** *poshtë; Ajo përdoret zakonisht në sëmundje që duan një kohë të gjatë* **për t'u kuruar dhe shëruar;** *Atë natë s'mbeti njeri* **pa e sharë ose mallëkuar** *Besimin;* ku pjesëzat: *duke, për të* e *pa,* nuk përsëriten para gjymtyrës së dytë homogjene, nuk janë në përputhje me normën.

## PËRDORIMI I FOLJEVE NDIHMESE NË KALLËZUESIT HOMOGJENË

§ 38. Në një varg kallëzuesish homogjenë, të shprehur me folje në kohë të përbëra (e kryer, e kryer e plotë, e kryer e tejshkuar ose e ardhshme e përparme) dhe të lidhur me lidhëzat: *e, dhe, ose,* folja ndihmëse, si rregull, përsëritet para çdo pjesoreje: *Përse i* **kishin sjellë** *dhe i* **kishin mbyllur** *këtu?; Kështu* **kishte** qeshur *e* **kishte luajtur** *fluturakja.*

Po, kur kallëzuesit homogjenë nuk janë të zgjeruar (nuk kanë gjymtyrë të tjera që t'i plotësojnë) dhe kur kanë kuptime të afërta, aq më tepër kur janë sinonime, folja ndihmëse mund të mos përsëritet për të vënë në dukje më shumë veprimin: *Shumë fshatra rreth e rrotull* **janë djegur dhe braktisur.** *Retë* **ishin rënduar** *e* **varur** *mbi brinjat e maleve; I ishte mbushur mendja top, pasi e* **kishte rrahur** e **shoshitur** *nga të gjitha anët, se nuk kishte asnjë rrugëdalje tjetër.*

Mospërsëritja e foljes ndihmëse, si në shembullin e mëposhtëm: *Kishte ngrënë darkë dhe ndezur çibukun,* ku nuk kemi të bëjmë me kallëzues homogjenë, po me pjesë të bashkërenditura të një fjalie të përbërë, nuk është në përputhje me normën e prandaj duhet mënjanuar si shkelje e normës. Fjalia e mësipërme duhet të jetë: *Kishte ngrënë darkë dhe* **kishte** *ndezur çibukun.*

# VI. PËRDORIMI I DISA PARAFJALËVE, I DISA LIDHËZAVE DHE I DISA FJALËVE LIDHËSE

## Mbi

§ **39.** Parafjala *mbi* përdoret pranë një emri për të treguar vendin mbi të cilin ndodh një veprim a gjendet një send:

Vihet re se në gjuhën letrare, sidomos në gjuhën e shtypit, parafjala *mbi* përdoret para një emri të shquar për të treguar objektin për të cilin flitet, diskutohet, shkruhet etj. në vend të parafjalës *për: Po, mendonte Tefta, s'është lehtë t'i thuash vetes komunist, kur nuk di gjë të madhe* **mbi** *komunizmin; Do të të pyesë* **mbi** *vendin tënd,* **mbi** *historinë dhe kulturën e tij; Biseduam gjer vonë* **mbi** *çështjet që shtronte para popullit e komunistëve Komiteti Qendror i Partisë; Sidoqoftë, pikëpamjet e tua* **mbi** *luftën e paqen, — tha doktor Besimi, — shpeshherë janë të thata.*

Në të gjitha fjalitë e mësipërme parafjala **mbi** është përdorur, pa ndonjë arsye, në vend të parafjalës *për*. Përdorimi i parafjalës *mbi* në raste të tilla pasqyron një ndikim të gjuhëve të huaja, prandaj është mirë të mënjanohet si një përdorim në kundërshtim me normën. Norma letrare e gjuhës shqipe kërkon që fjalitë e mësipërme të ndërtohen kështu: ... *nuk di gjë të madhe për komunizmin* ose *rreth komunizmit; Do të të pyesë* **për** *vendin tënd,* **për** *historinë*...; *Biseduam* **për** *të gjitha çështjet* ...; *Sidoqoftë, pikëpamjet e tua* **për** *luftën* ...



## Në drejtim (të)

§ **40.** Në publicistikë dhe në letërsinë shkencore e teknike përdoret shpesh lokucioni parafjalor *në drejtim* para një emri në rasën gjinore me kuptim kufizimi. *Është detyrë e shtëpisë së kulturës që të bëjë një punë më të mirë* **në drejtim** *të artit dramatik; Ky mendim ka zier edhe për probleme të tjera që kanë shqetësuar repartet e ndryshme, sidomos* **në drejtim** *të prodhimit të pjesëve të ndërrimit për orë. Në brigadën tonë është bërë një punë e mirë* **në drejtim** *të organizimit të punës.*

Ndërtimet e mësipërme janë në kundërshtim me normën e sotme të gjuhës letrare e prandaj duhen mënjanuar. Në vend të tyre mund të përdoren ndërtime të tjera me parafjalë *për* ose, sipas rastit, me ndonjë tjetër, të cilat janë mjete të gjalla të gjuhës shqipe për të shprehur kuptimin e kufizimit a të lokalizimit. Fjalitë e mësipërme, që të jenë në përputhje me normën, duhet të ndërtohen kështu: ... *që të bëjë një punë më të mirë* **për** *artin dramatik;* ... *sidomos* **për** *prodhimin e pjesëve* ...; *është bërë një punë e mirë* **për** *organizimin* ....

**Shënim.** Nuk duhet ngatërruar përdorimi i mësipërm i *në drejtim (të)* me përdorimin e këtij ndërtimi, kur tregon drejtimin e lëvizjes, p.sh.: *Një valë uji shtruar-shtruar po ngjitej fushës përpjetë* **në drejtim** *të Semanit.* Ky përdorim nuk është i gabuar, sepse është i lidhur me kuptimin e mirëfilltë leksikor të emrit *drejtim,* po, megjithatë, në gjuhën e letërsisë artistike do të ishte më mirë të përdorej parafjala *drejt:* ... *po ngjitej fushës përpjetë* **drejt** *Semanit.*

## Prej

§ **41.** Në përdorimet e saj kryesore, parafjala *prej* është sinonimike me parafjalën *nga.* Ato mund të zëvendësojnë njëra-tjetrën, kur përdoren për të treguar:

a) **vend:** *Në fshat erdhi mysafire* **prej** *pyllit* (**nga** *pylli*) *qetësia e thellë dhe e trishtuar;*

b) **shkak:** *Ata nuk u trembën as* **prej** *shiut* (**nga** *shiu*), *as* **prej** *borës* (**nga** *bora*);

c) **vepruesin:** *Jashtë shndriste dëbora e rrahur* **prej** *diellit* (**nga** *dielli*);

ç) **kohë:** *Atë ditë fryu një erë e tërbuar* **prej** *mëngjesi* (**nga** *mëngjesi deri në mbrëmje;*

**Shënim.** Në bashkëvajtje me emrat *kohë, ditë, javë, muaj, vit* e *shekull* (emrat që tregojnë fragment kohe), përdoret vetëm parafjala *prej:* **prej** *ditësh, që* **prej** *dy javësh,* **prej** *vitesh; Shiu kishte pushuar* **prej** *kohe.*

d) **tërësinë** prej së cilës veçohet një pjesë: *Shumë* **prej** *nesh* (**nga** *ne) gjatë kësaj kohe u thinjën.*

Në gjuhën e sotme letrare në të gjitha këto përdorime po zgjerohet përdorimi i parafjalës *nga,* ndërsa ai i parafjalës *prej* po ngushtohet. Prandaj, në të gjitha ndërtimet, ku parafjalët *nga* e *prej* zëvendësojnë njëra-tjetrën, duhet parapëlqyer përdorimi i parafjalës *nga,* pa e quajtur të gabuar edhe përdorimin e parafjalës *prej,* sidomos në përdorimet e saj si një variant stilistik i parafjalës *nga:* **Nga** *parcelat e mbjella* **nga** *nxënësit* (*ose* **prej** *nxënësve*) *u morën rendimente të larta.*

§ **42.** Nuk është i përligjur përdorimi i parafjalës *prej* para një emri në rrjedhore për të treguar tipar a cilësi, sidomos kur emri i përcaktuar është i pashquar, p.sh.: *Më thoni, ju lutem, a është traditë dhe zakon* **prej** *shqiptarësh kjo gjë?; Nuk shkoi shumë dhe në dhomë u fut një burrë nja dyzet vjeç, me pamje* **prej** *kapadaiu.* Gjuha shqipe e jep këtë kuptim me emrin në rrjedhore: *traditë dhe zakon* **shqiptarësh,** *me pamje* **kapadaiu;** parafjala *prej* del këtu e tepërt dhe jo në përputhje me natyrën e gjuhës sonë, prandaj përdorimi i saj në ndërtime të tilla duhet mënjanuar si përdorim në kundërshtim me normën.

### Midis, në mes, përmes dhe ndërmjet

§ **43.** Parafjala *midis* ngatërrohet shpesh me parafjalët *në mes, përmes* ose *ndërmjet* dhe përdoret kështu në vend të tyre.

Parafjala *midis* përdoret para një emri a përemri në rrjedhore për të treguar hapësirë në mes dy a më shumë sendesh: *Diçka lëvizi* **midis pemëve;** *Poshtë dukeshin dhentë dhe* **midis** *tyre fshatarët ...; Ajo kurrë nuk ka vënë shenjën e barazisë* **midis lirisë dhe anarkisë.**

Parafjala *midis* e jep këtë kuptim, kur përdoret para një emri



a përemri në shumës ose para dy emrave a përemrave të bashkërenditur në njëjës, siç duket edhe nga shembujt. Kur përdoret para një emri në njëjës, ajo ka kuptimin *në mes, përmes;* **Midis** (duhet **përmes**) *bulevardit të madh çau një taksi me ulërimë; Ne mbetëm vetëm* **midis** (duhet **në mes të**) *asaj bardhësie të pafund.* Përdorimi i parafjalës *midis* në vend të parafjalëve: *përmes* e *në mes* (*të*), nuk është normë e prandaj duhet mënjanuar.

§ **44.** Parafjala *midis* përdoret edhe në vend të parafjalës *ndërmjet,* që shpreh marrëdhënie, bashkëveprim ndërmjet sendesh. Në këta shembuj: *Lidhjet midis shkollës dhe familjes duhet të jenë sa* **më të** *ngushta;* **Midis** *nesh janë vendosur raporte të drejta;* parafjala *midis* nuk shpreh vend, po marrëdhënie ndërmjet sendesh. Ndonëse të afërta nga kuptimi, është mirë që në përdorimin e tyre këto parafjalë të dallohen. Në shembujt e mësipërm në vend të parafjalës *midis* duhet të përdoret parafjala *ndërmjet: Lidhjet* **ndërmjet** *shkollës dhe familjes;* **Ndërmjet** *nesh janë vendosur raporte të drejta.*

## PËRDORIMI I PËREMRIT LIDHOR *QË*

§ **45.** Përemri lidhor *që* vihet në krye të pjesës së nënrenditur përcaktore dhe e lidh këtë me një emër a përemër të pjesës kryesore: *Kombinati doli në horizontin e qytetit si ai* **vapori** (emri i përcaktuar) *i madh e i jashtëzakonshëm* **që shfaqet në liman.**

Përemri lidhor *që* zëvendëson në pjesën e nënrenditur emrin e përcaktuar, po funksioni i tij varet nga marrëdhëniet që ka ai me kallëzuesin e pjesës së nënrenditur. Le të shohim këtë shembull: *Asnjë dritë nuk dukej* **në shtëpizat** *që humbnin në mes pemëve.* Emri *shtëpizat* që është gjymtyrë e pjesës kryesore, kryen funksionin e rrethanorit të vendit, kurse përemri lidhor *që,* që e zëvendëson në pjesën e nënrenditur, kryen funksionin e kryefjalës (në vend të tij mund të vihet emri *shtëpizat,* po në rasën emërore: ... *që* (**shtëpizat**) *humbnin midis pemëve*).

Në gjuhën letrare përemri lidhor *që* përdoret vetëm në ato raste kur kryen funksionin e kryefjalës dhe të kundrinorit të drejtë, pra, përdoret në vend të një emri në rasën emërore ose në kallëzore pa

parafjalë: *Në çdo çetë kishte nga një celulë partie*, **që** (**celula** — kryefjalë) *përbënte zemrën e saj; Gjaku dhe jeta e djemve* **që** (**djemtë** — kundrinor i drejtë) *rritëm, i përket këtij vendi.*

Ndryshe nga gjuha e folur e popullit, në gjuhën letrare përemri lidhor *që* nuk përdoret në funksionin e një kundrinori të zhdrejtë, të një kundrinori me parafjalë ose të një rrethanori, pra, nuk mund të përdoret në vend të një emri në rasën dhanore ose të një emri me parafjalë. Në këto funksione gjuha letrare përdor përemrin lidhor *i cili* dhe ndajfoljet lidhore *ku* e *kur*: *Në ato male ishte liria*, **së cilës** (dhe jo *që*) *ai i kishte ndenjur gjithnjë besnik; Ata të gjithë ishin shokët e tij*, **nga të cilët** (dhe jo *që*) *as vdekja nuk mund ta ndante; Po aq e madhe është edhe fjetorja*, **ku** (dhe jo *që*) *kanë zënë vend vajzat e malësisë; Fshati N nuk do të harrojë atë mëngjes të vrenjtur vjeshte*, **kur** (dhe jo *që*) *u mblodh i tëri te sheshi.*

Përdorimi i përemrit lidhor *që* në funksionin e një kundrinori të zhdrejtë, të një kundrinori me parafjalë ose të një rrethanori duhet të mënjanohet si përdorim në kundërshtim me normën. Kështu, shembuj të tillë si këta që do të jepen më poshtë, nuk janë në pajtim me normën, meqë përemri lidhor *që* është përdorur në vend të përemrit lidhor *i cili* e të ndajfoljeve *ku* e *kur* në funksionet që u vunë në dukje më lart: *Pranë shishes së rakisë mbi tavolinë qëndronte edhe një kandil*, **që** (duhej **të cilit**) *i vinte era vajguri; Atëherë si do ta marrë kjo brigadë rendimentin* **që** (duhej **për të cilin**) *është zotuar?; Në mbledhjen e patateve*, **që** (duhej **me të cilën**) *u morën kryesisht të rejat, u arritën rezultate të mira; S'ka pus*, **që** (duhej **ku**) *të mos ketë qenë ai; Sot, në një vit, në kombinat prodhohet 1,5 herë më shumë se sa është prodhuar që nga viti 1923* **që** (duhej **kur**) *zë fill industria e trikotazhit në qytetin tonë, deri...*

### Nga ku, prej ku, prej nga

§ **46.** Disa herë, sidomos në gjuhën e shtypit, vihet re përdorimi i lokucioneve *nga ku, prej ku, prej nga* (e madje edhe *prej nga ku*), të cilat prijnë pjesë të nënrenditura përcaktore dhe tregojnë vendin nga nis veprimi, p.sh.: *U fut në një të çarë*, **nga ku** *ai nuk mundi*



*të dilte prapë; Kishte zënë vend në krye të shkallëve*, **prej ku** *mund të kontrollonte punën; U bënë gardh në buzë të Zallit të Zaranikës*, **prej nga** *pritej të largoheshin komunistët; Kishte përforcuar shtigjet*, **prej nga ku** *mund të hynte armiku.*

Ndërtime të tilla nuk kanë asnjë mbështetje në gjuhën e folur. Ato nuk përputhen me normën e gjuhës letrare e, prandaj, duhet të mënjanohen. Në gjuhën letrare, në përputhje me gjuhën e gjallë të popullit, ky kuptim shprehet zakonisht me ndajfoljen lidhëse *nga*, po për një qartësi edhe më të madhe mund të përdoret sipas rastit edhe përemri *i cili* i shoqëruar me parafjalën *nga* ose *prej*: *U fut në një të çarë*, **nga** (ose **nga e cila**) *nuk mund të dilte më; Kishte zënë vend në krye të shkallëve*, **nga** *mund të kontrollonte punën; U bënë gardh në buzë të Zallit të Zaranikës*, **nga** *pritej të largoheshin komunistët; Kishte përforcuar shtigjet* **nga** (ose **nga të cilat**) *mund të hynte armiku.*

### Gjë që, gjë e cila

§ **47.** Lokucioni lidhor *gjë që* është karakteristik për publicistikën dhe për letërsinë shkencore: *Ai e dinte shumë mirë këtë*, **gjë që** *e bënte të ishte i qetë.* Nga kuptimi, ndërtimet me *gjë që* janë të afërta me ndërtimet me bashkërenditje që lidhen me lidhëzën *dhe* të ndjekur nga përemri *kjo* ose togfjalëshi *kjo gjë*: *Agimi ishte gjithnjë në ballë të punës*, **dhe kjo** (= gjë që) *ia rriti autoritetin.*

Lokucioni *gjë që* nuk përdoret në gjuhën e popullit dhe në gjuhën e letërsisë artistike. Ai mbetet brenda caqeve të normës vetëm në gjuhën e publicistikës dhe të veprave shkencore. Përdorimi i tij në gjuhën e letërsisë artistike është artificial dhe duhet quajtur shkelje norme.

Nganjëherë, gjithashtu në publicistikë dhe në letërsinë shkencore, vihet re përdorimi i lokucionit *gjë e cila* me vlerën e *gjë që*: *Ajo likuidoi pronën e madhe mbi tokën*, **gjë e cila** *shënoi revolucionin e parë në fushën e marrëdhënieve agrare në vendin tonë.* Ky përdorim, që e rëndon stilin, nuk është në pajtim me normën, prandaj nuk duhet përdorur në asnjë stil të gjuhës letrare.

Apo

§ 48. Në gjuhën letrare lidhëza *apo* përdoret për të lidhur dy gjymtyrë ose dy pjesë homogjene në fjalitë me pyetje të drejtpërdrejtë ose të tërthortë: *Nga padija* **apo** *nga uria të ketë ndodhur ky mohim i pemëve frutore në të kaluarën?; Do të ikni* **apo** *do të rrini përgjithnjë?; Ai më pyeti në tallesha me ta* **apo** *e kisha me gjithë mend.*

Sidomos në gjuhën e publicistikës, vihet re që lidhëza *apo* përdoret edhe në llojet e tjera të fjalive, dëftore e nxitëse, në vend të lidhëzave *ose, a*: *Jo pa qëllim zgjodha një poemë dhe jo një roman* **apo** (drejt **ose, a**) *dramë; Vetëm në fshatin e madh Sungari nga zjarri i hapur prej policisë reaksionare u vranë* **apo** (drejt **ose, a**) *u plagosën 11 fshatarë; Në çdo skaj të vendit, ku çahen toka të reja* **apo** (drejt **ose, a**) *hapen brezare, jehojnë këngët patriotike.*

Përdorimi i lidhëzës *apo*, në kundërshtim me gjuhën e gjallë të popullit, në vend të lidhëzave *ose, a*, është artificial dhe e rëndon gjuhën. Prandaj duhet quajtur i gabuar përdorimi i lidhëzës *apo* në fjalitë dëftore dhe nxitëse (në fjali të tilla duhet të përdoren lidhëzat *ose, a*). Në çdo stil të gjuhës letrare lidhëza *apo* duhet të përdoret për të lidhur dy gjymtyrë ose dy pjesë homogjene në fjalitë me pyetje të drejtpërdrejtë ose të tërthortë.



# PJESA E TRETË

# ÇËSHTJE TË FORMIMIT TË FJALËVE

# HYRJE

§ 1. Për ta zotëruar mirë dhe në mënyrë të plotë normën letrare kombëtare është e nevojshme të njihen edhe mënyrat e tipat e formimit të fjalëve në gjuhën e sotme.

Formimi i fjalëve të reja sipas modeleve dhe rregullave të përpunuara nga gjuha përbën rrugën kryesore të pasurimit të fjalorit të shqipes së sotme letrare.

Formimi i fjalëve të reja është gjallëruar shumë sidomos pas Çlirimit, si pasojë e zhvillimit të gjithanshëm të ekonomisë, arsimit, kulturës etj. Janë pasuruar me fjalë të reja veçanërisht ato sfera të leksikut që lidhen me zhvillimin dhe organizimin e prodhimit industrial e bujqësor, me degët e reja të prodhimit, me proceset dhe mjetet e shumëllojshme të punës, me marrëdhëniet e reja në prodhim e në shoqëri, me mënyrën e re të qeverisjes e të jetesës, me ideologjinë socialiste e me botëkuptimin e ri. Shumica dërrmuese e këtyre formimeve të reja janë fjalë të formuara me prapashtesa ose fjalë të përbëra (kompozita). Janë shtuar shumë gjithashtu edhe fjalët e formuara me parashtesa e me mënyra të tjera.

Njohja e tipareve themelore të strukturës fjalëformuese të gjuhës ka rëndësi të dyfishtë: nga njëra anë, për të kuptuar ngarkesën kuptimore, lidhjet reale e të mundshme të fjalës në vargun e vet fjalëformues dhe, nga ana tjetër, për të njohur modelet fjalëformuese të gjalla që veprojnë në shqipen e sotme letrare, në mënyrë që fjalët e reja që formohen, të jenë në pajtim me strukturën fjalëformuese të shqipes dhe me prirjet e sotme të zhvillimit të saj. Njohja e tipave dhe e rregullave të formimit të fjalëve në shumë raste, siç do të vihet në dukje më poshtë, ndihmon edhe për shkrimin e shqiptimin e drejtë të tyre.

Për të kuptuar lidhjet e fjalës në vargun e vet fjalëformues po japim skemën e formimit të fjalëve të prejardhura nga mbiemri *i lirë* në të dyja kuptimet kryesore: 1. që gëzon liri, 2. që nuk kushton shumë.




Nga skema e mësipërme shihet se ngarkesa kuptimore e secilës prej fjalëve të prejardhura nga mbiemri *i lirë* lidhet me kuptimin e fjalës nga e cila ajo ka dalë drejtpërdrejt, megjithëse të gjitha ato kanë në themel kuptimin e mbiemrit *i lirë*. Kjo skemë tregon edhe se si vihen në jetë mundësitë fjalëformuese të gjuhës: në disa raste vargu fjalëformues është më i gjatë e me degëzime, në disa raste më i shkurtër ose vetëm me një gjymtyrë. Kuptimi i parë i mbiemrit *i lirë* jep mundësi për të krijuar një numër më të madh fjalësh të prejardhura në krahasim me kuptimin e dytë të tij. Ky ndryshim kuptimesh bën që për të formuar emrin abstrakt nga mbiemri, për kuptimin e parë përdoret parashtesa **-i:** *lir-i*, ndërsa për kuptimin e dytë parashtesa **-si:** *lirë-si*. Për të dyja këto formime në gjuhë ka modele të gjalla vepruese, p.sh.: *butë-si* (i butë), *egër-si* (i egër), *mirë-si* (i mirë) etj.; *bukur-i* (i bukur), *lumtur-i* (i lumtur), *dashur-i* (i dashur) etj. Por modelet nuk shfrytëzohen të gjitha plotësisht. Ato plotësohen e pasurohen gjatë zhvillimit historik të gjuhës, së cilës shoqëria i shtron vazhdimisht kërkesa të reja.

Gjuhën e krijojnë dhe e zhvillojnë pikërisht ata që e flasin. Gjuha letrare kombëtare është varianti më i përpunuar i gjuhës së popullit tonë jo vetëm nga ana gramatikore, por edhe nga ana e leksikut dhe e formimit të fjalëve. Sa më mirë e zotërojnë atë masat punonjëse, aq më e gjallë dhe më e vetëdijshme bëhet veprimtaria e tyre krijuese gjuhësore. Më qartë se kudo, kjo veprimtari duket në krijimin e në përdorimin e fjalëve të reja.

# I. SI FORMOHEN FJALËT E REJA NË SHQIPEN[E] SOTME LETRARE

## NDËRTIMI I FJALËS. NDARJA E FJALËVE SIPAS FORMIMIT TË TYRE

§ 2. Te çdo fjalë dallojmë *temën morfologjike* të saj. *Temë morfologjike* quhet pjesa e fjalës që mbetet duke hequr mbaresën, p.sh.: *mal-i, mal-in, male-ve, male-sh, mik-u, mik-ut, mik-un, miq-ve, miq-sh, artiste-je, artiste-s, artiste-ve, vajzë-n, vajza-sh, përhap-im, përhap-te, lufto-j, lufto-va, ujit-ët, ujit-in* etj.[1]

Tek ato trajta fjalësh që nuk kanë mbaresë, si edhe te të gjitha pjesët e pandryshueshme të ligjëratës [2], tema morfologjike përkon me vetë fjalën, p.sh.: *mal, shok, artist, artiste, përhap, ujit* etj.; *afër, larg, majtas, shpejt, në, për, te, as, dhe, por* etj.

Tema shpreh kuptimin leksikor të fjalës, ndërsa mbaresat shprehin kuptime gramatikore (kuptimin e rasës, të numrit, të trajtës, të vetës etj.).

---

1) Zakonisht tema morfologjike në tekstet shkollore quhet shkurt *temë*. Nga shembujt e mësipërm shihet se emrat që e formojnë trajtën e shumësit me mbaresa, si edhe ata që në këtë numër pësojnë ndërrime fonetike, kanë tema të veçanta për njëjësin dhe për shumësin.

2) Pjesë të pandryshueshme të ligjëratës janë ndajfoljet, parafjalët, lidhëzat, pjesëzat dhe pasthirrmat. Ato quhen kështu sepse nuk e ndryshojnë formën e tyre (as lakohen, as zgjedhohen).



Nga pikëpamja e formimit të tyre të gjitha fjalët ndahen në dy grupe: a) *fjalë të parme* dhe b) *fjalë jo të parme*. Janë të parme të gjitha ato fjalë që nuk janë formuar prej temash të fjalëve të tjera, p.sh.: *det, krye, mal, motër, pyll, qytet, i bukur, i kaltër, i ri, e re, një, dy, tre, pesë, tetë, unë, ne, kush, cili, bëj, kap, mbyll, shkruaj, afër, drejt, larg, shpejt* etj. Janë jo të parme të gjitha ato fjalë që janë formuar prej temash të fjalëve të tjera, p.sh.: *detar* (det), *malësi* (mal), *dritare* (dritë), *sulmoj* (sulm), *sulmues* (sulmoj), *bukuri, zbukuroj* (i bukur), *kaltërsi* (i kaltër), *rini* (i ri), *njësi* (një), *pesëshe* (pesë), *përmbledh* (mbledh), *vlerësoj* (vlerë), *mbivlerësoj* (vlerësoj), *nënshkruaj* (shkruaj), *çrregulloj* (rregulloj), *kryeqytet* (krye + qytet), *botëkuptim* (botë + kuptim), *gjellëbërës* (gjellë + bërës), *vetëshërbim* (vetë + shërbim) etj.

Tema e një fjale të parme nuk mund të zbërthehet më tej në pjesë më të vogla të kuptimshme. Një temë e tillë quhet edhe *temë e thjeshtë* e fjalës (kjo temë në disa tekste quhet edhe *rrënjë* e fjalës).

Tema e fjalëve jo të parme është e zbërthyeshme.

a) Në përbërjen e saj dallojmë temën prej së cilës është formuar drejtpërdrejt fjala e dhënë, dhe parashtesën a prapashtesën që ka shërbyer për formimin e kësaj fjale, p.sh. *detar* (det + ar), *malësi* (mal + ësi), *dritare* (dritë + are), *trimëri* (trim + ëri), *afërsi* (afër + + si), *afërsisht* (afërsi + sht), *vlerësoj* (vlerë + soj), *mbivlerësoj* (mbi + + vlerësoj) etj.

Tema prej së cilës është formuar një fjalë jo e parme quhet *temë fjalëformuese* e asaj fjale. Tema fjalëformuese mund të jetë e thjeshtë (d.m.th. e barabartë me rrënjën), si p.sh. temat fjalëformuese të fjalëve *detar* (det), *dritare* (dritë), *malësi* (mal), *i ndershëm* (nder), *punoj* (punë) etj., por mund të jetë edhe jo e thjeshtë — e ndërtuar prej një teme të thjeshtë dhe një parashtese a prapashtese, si p.sh. temat e fjalëve: *shpërdor* (përdor — nga *për* + *dorë*), *fshatarësi* (fshatar — nga *fshat* + *ar*), *besnikëri* (besnik — nga *besë* + *nik*), *çliroj* (liroj — nga *lirë* + *o-j*) etj. Temat fjalëformuese jo të thjeshta përbëjnë shumicën e temave, nga të cilat janë krijuar e krijohen fjalët e reja në gjuhën e sotme shqipe.

Siç shihet edhe nga shembujt e mësipërm, në temën e fjalëve jo të parme dallojmë këto pjesë të kuptimshme: *rrënjën, parashtesën* dhe *prapashtesën.*

*Rrënja* (ose tema e thjeshtë) është ajo pjesë e temës së fjalës që mbetet pasi të hiqen të gjitha parashtesat dhe prapashtesat që mund të ketë tema, p.sh.: *për*-**hap**-*je*, **hap**-*ësirë; stër*-**gjysh**, *stër*-**gjysh**-*or;* **mal**-*ësi*, **mal**-*or;* **uj**-*it, i* **uj**-*shëm;* **bark**-*as, nën*-**bark**-*je; sh*-**faq**-*je*, **shfaq**-*em; pa*-**rregull**-*si, i* **rregull**-*t; për*-**fund**-*oj*, **fund**-*or, pa*-**fund**-*ësi; ç*-**lir**-*im-tar, ç*-**lir**-*oj* etj.

*Parashtesa* është një element i kuptimshëm i temës së fjalës, që qëndron para temës fjalëformuese dhe shërben për të formuar fjalë të reja, p.sh.: **mos**-*besim, i* **pa**-*aftë, i* **zh**-*drejtë*, **ç**-*njerëzor*, **për**-*hap*, **ndër**-*pres*, **ri**-*punoj*, **sh**-*përdor* etj.

*Prapashtesa* është një element i kuptimshëm i temës së fjalës që qëndron pas temës fjalëformuese dhe shërben për të formuar fjalë të reja, p.sh.: *bes*-**nik**, *këngë*-**tar**, *hap*-**je**, *pun*-**ishte**, *udhë*-**to**-*j*, *djatht*-**as**, *vendim*-**tar**, *rrjedhim*-**isht**, *fshatar*-**ësi** etj.

Fjalët e formuara me parashtesa a prapashtesa quhen *fjalë të prejardhura.*

b) Një pjesë e fjalëve jo të parme e kanë temën e tyre të përbërë prej dy temash fjalëformuese të veçanta, p.sh.: *kryeqytet* (krye + + qytet), *botë-kuptim* (botë + kuptim), *gjellëbërës* (gjellë + bërës), *vetëshërbim* (vetë + shërbim), *vajguri* (vaj + guri), *pesëdhjetë* (pesë + + dhjetë), *ndonjëherë* (ndonjë + herë), *menjëherë* (me + një + herë) etj. Këto janë fjalë *të përbëra* ose *të përngjitura* (shih më poshtë §§ 30-39). Temat e fjalëve të përbëra ose të përngjitura mund të shërbejnë edhe si tema fjalëformuese. Prej tyre formohen disa herë fjalë të prejardhura me prapashtesa, p.sh.: *kryeqytetas* (kryeqytet + as), *botëkuptimor* (botëkuptim + or), *vajguror* (vajgur + + or), *zemërgjerësi* (zemërgjerë + si), *i menjëhershëm* (menjëherë + + shëm) etj.

## ANALIZA E FJALËS SIPAS NDËRTIMIT DHE SIPAS FORMIMIT TË SAJ

§ 3. Fjalët jo të parme mund të analizohen nga pikëpamja e ndërtimit dhe nga pikëpamja e formimit të tyre. Këto dy analiza duhen dalluar mirë njëra nga tjetra.



Kur e analizojmë fjalën nga pikëpamja e ndërtimit, synojmë të gjejmë pjesët përbërëse të kuptimshme të temës së saj, rrënjën, parashtesat, prapashtesat, mbaresat, p.sh.: *anëtar*: *anë* + *tar*, *anëtarësi*: *anë* + *tar* + *ësi*, *bukuri*: *bukur* + *i*, *zbukuroj*: *z* + *bukur* + + *o* + *j*, *nënshkruaj*: *nën* + *shkrua* + *j*, *përfundimtar*: *për* + *fund* + + *im* + *tar*, *pakënaqësi*: *pa* + *kënaq* + *ësi*, *bregdet*: *breg* + *det*, *bregdetar*: *breg* + *det* + *ar*, *sypetrit*: *sy* + *petrit*, *fatkeqësi*: *fat* + + *keq* + *ësi*, *kryeqytetas*: *krye* + *qytet* + *as* etj.

Kur e analizojmë fjalën nga pikëpamja e formimit (analizë fjalëformuese) gjejmë mënyrën dhe mjetet, me të cilat është formuar ajo si fjalë e re:

a) për fjalët e prejardhura synojmë të gjejmë temën nga e cila është formuar drejtpërdrejt fjala e dhënë dhe parashtesën a prapashtesën që është bashkuar me këtë temë, p.sh.: *anëtarësi*: *anëtar* + *ësi*; *bukuri*: *bukur* + *i*, *nënshkruaj*: *nën* + *shkruaj*, *pakënaqësi*: *pa* + + *kënaqësi*, *bregdetar*: *bregdet* + *ar*, *fatkeqësi*: *fatkeq* + *ësi*, *kryeqytetas*: *kryeqytet* + *as* etj.

b) për fjalët e përbëra synojmë të gjejmë temat nga bashkimi i të cilave është formuar drejtpërdrejt fjala e dhënë, p.sh.: *armëpushim*: *armë* + *pushim*, *bakërpunues*: *bakër* + *punues*, *botëkuptim*: *botë* + *kuptim*, *kryeradhë*: *krye* + *radhë*, *vajguri*: *vaj* + *guri*, *vajgursjellës*: *vajgur* + *sjellës*, *zëvendësdrejtor*: *zëvendës* + *drejtor* etj.

Nga shembujt e mësipërm shihet se fjala e analizuar nga pikëpamja e formimit të saj ndahet zakonisht në dy pjesë: *temë fjalëformuese* + *parashtesë a prapashtesë* ose *temë fjalëformuese* + *temë fjalëformuese*. Në analizën sipas ndërtimit fjala ndahet në të gjitha pjesët përbërëse të saj. Dallimi i analizës së fjalës sipas ndërtimit e sipas formimit mund të vihet re qartë nga krahasimi i shembujve të mëposhtëm.

**Analiza sipas ndërtimit:**

| | |
|---|---|
| *anëtarësi*: *anë* + *tar* + *ësi* = | 3 pjesë |
| *çlirimtar*: *ç* + *lir* + *im* + *tar* = | 4 » |
| *nëntokësor*: *nën* + *tokë* + *sor* = | 3 » |
| *vajgursjellës*: *vaj* + *gur* + *sjell* + *ës* = | 4 » |
| *zëvendëskryetar*; *zë* + *vend* + *ës* + *krye* + *tar* | 5 » |

**Analiza sipas formimit:**

| | |
|---|---|
| *anëtar + ësi* | = 2 pjesë |
| *çlirim + tar* | = 2 » |
| *nëntokë + sor* | = 2 » |
| *vajgur + sjellës* | = 2 » |
| *zëvendës + kryetar* | = 2 » |

**Shënim.** Ka disa fjalë që formohen nga bashkimi i njëhershëm i një teme fjalëformuese me një parashtesë e me një prapashtesë, p.sh.: *përfundoj: për + + fund + o-j, zbukuroj: z + bukur + o-j*; ka gjithashtu edhe disa fjalë të përngjitura që formohen nga bashkimi i njëhershëm i tri a më shumë temave, p.sh.: *megjithatë: me + gjith + atë, meqenëse: me + qenë + se, drejtpërdrejt: drejt + + për + drejt, tungjatjeta: t + u + ngjat + jeta,* (nga *t'u ngjattë jeta*) etj. Në këto raste analiza fjalëformuese e ndan fjalën në ato pjesë, nga bashkimi i njëhershëm dhe i drejtpërdrejtë i të cilave është formuar ajo.



# II. TIPAT FJALËFORMUES PRODUKTIVË DHE AKTIVË NË SHQIPEN E SOTME LETRARE

§ **4.** Sistemi i përgjithshëm i fjalëformimit të një gjuhe përbëhet prej një numri nënsistemesh të veçanta. Çdo pjesë e ligjëratës ka mënyrat dhe mjetet e saj fjalëformuese të veçanta, të cilat formojnë një *nënsistem.* Nënsistemet e pjesëve të ligjëratës ndahen në *klasa.* Klasa fjalëformuese përbëhet prej fjalëve të formuara me një mënyrë fjalëformimi, p.sh. me parashtesim, me prapashtesim, me kompozim (bashkim temash) etj. Kështu, të gjithë emrat e formuar me prapashtesa përbëjnë klasën prapashtesore të formimit të emrave. Këto klasa ndahen në *nënklasa* sipas pjesës së ligjëratës së cilës i përket tema fjalëformuese, p.sh., nënklasa e emrave të formuar prej emrash, prej mbiemrash, prej foljesh. Por njësia bazë e sistemit të fjalëformimit është *tipi fjalëformues.*

Tipi fjalëformues përcaktohet: a) nga pjesa e ligjëratës ku hyn tema fjalëformuese, b) nga mënyra e fjalëformimit (parashtesim, prapashtesim, kompozim etj.) dhe nga mjeti konkret fjalëformues; c) nga marrëdhëniet kuptimore midis pjesëve përbërëse të fjalës, si edhe midis vetë fjalës së prejardhur a të përbërë dhe temës a temave fjalëformuese të saj, d.m.th. nga kuptimi tipësor që shpreh fjala e re. Kështu, p.sh., emrat *bardhësi, gjatësi, gjerësi, lartësi, mirësi, qartësi* përbëjnë një tip fjalëformues, sepse janë formuar të gjithë nga tema të mbiemrave të nyjshëm (*i bardhë, i gjatë, i gjerë, i lartë, i mirë, i qartë*) me anë të së njëjtës prapashtesë **-si** dhe shprehin të njëjtin kuptim tipësor, tregojnë një tipar abstrakt; mbiemrat *bel-hollë, leshverdhë, syzi, shpatullgjerë, zemërmirë,* të formuar nga bashkimi i temave të emrave *bel, lesh, sy, shpatull, zemër* me temat e mbiemrave të nyjshëm *i hollë, i verdhë, i zi, i gjerë, i mirë,* përbëjnë gjith-

ashtu një tip, sepse edhe kuptimin tipësor e kanë të përbashkët, ata zbërthehen përkatësisht në: «që e ka belin të hollë», «që i ka leshrat të verdha», «që i ka sytë të zinj» etj. Por emra si *akullore* (akull + ore), *kripore* (kripë + ore), *orizore* (oriz + ore), *bregore* (breg + ore), megjithëse janë formuar nga një temë emërore me anë të po asaj prapashtese, nuk i përkasin një tipi fjalëformues, sepse marrëdhëniet kuptimore midis fjalës së prejardhur dhe temës fjalëformuese janë të ndryshme: *akullorja* është diçka e ftohtë, gati e ngrirë si akull, që hahet; *kriporja* është një *vend* ku nxirret kripa nga uji i detit ose një enëz ku mbahet kripa; *orizorja* është *një tokë që mbillet* me oriz; *bregorja* është një *kodër* e vogël. Nuk janë të një tipi as emrat e përbërë *besëlidhje*, *frymëmarrje*, *vëllavrasje* etj. dhe *datëlindje*, *fletëdalje*, *pikëpjekje* etj., sepse midis gjymtyrëve të tyre ka raporte kuptimore të ndryshme: te tre të parët gjymtyra e parë (*besë-*, *frymë-*, *vëlla-*) përcakton të dytën (*besëlidhje* «lidhje e besës», *frymëmarrje* «marrje frymë», *vëllavrasje* «vrasje e vëllait»), ndërsa te tre emrat e tjerë është gjymtyra e dytë (*-lindje*, *-dalje*, *-pjekje*) që përcakton të parën (*datëlindje* «datë e lindjes», *fletëdalje* «fleta e daljes», *pikëpjekje* «pika e pjekjes»).

Pra, për të grupuar fjalët e prejardhura e të përbëra në tipa fjalëformues duhet pasur parasysh si ana formale (përkatësia e temës në këtë ose atë pjesë të ligjëratës dhe mënyra e mjeti fjalëformues) ashtu edhe ana kuptimore.

Një tip fjalëformues quhet *produktiv* kur në gjuhë ka një numër pak a shumë të konsiderueshëm fjalësh që i përkasin atij tipi. Tipi fjalëformues mund të jetë *aktiv*, kur shërben si model i gjallë fjalëformues, d.m.th. kur sipas tij formohen rishtas fjalë të reja, ose *joaktiv*, kur formimet e reja janë shumë të rralla ose mungojnë kreit. Kështu, *produktiviteti* dhe *aktiviteti* i tipit fjalëformues nuk janë e njëjta gjë, prandaj tipat produktivë mund të jenë aktivë ose joaktivë, ndërsa tipat joproduktivë, si rregull, nuk janë aktivë. Aktiviteti dhe produktiviteti i tipave të fjalëformimit ndryshojnë gjatë zhvillimit të gjuhës. Në shqipen e sotme letrare duhet të përkrahen formimet sipas tipave produktivë e aktivë, sepse ata shprehin prirjet e gjalla të zhvillimit e të pasurimit të saj. Formimet e këtyre tipave zakonisht janë normative.



# A. FJALËT E PREJARDHURA

## 1. FJALË TË FORMUARA ME PARASHTESA

Me anë parashtesash në shqipen e sotme letrare formohen emra, mbiemra e folje.

### FORMIME ME PARASHTESËN PA-

§ 5. Kjo parashtesë u jep fjalëve kuptim mohor. Me anë të saj formohen emra e mbiemra.

Emrat me parashtesën **pa-** formohen prej emrash abstraktë që tregojnë cilësi dhe që janë formuar kryesisht me prapashtesat **-i, -(ë)ri, -(ë)si,** p.sh.: *pabarazi* (barazi), *papjekuri* (pjekuri), *pasiguri* (siguri); *pandershmëri* (ndershmëri), *pandryshueshmëri* (ndryshueshmëri), *papajtueshmëri* (pajtueshmëri), *papërshtatshmëri* (përshtatshmëri), *parrezikshmëri* (rrezikshmëri); *paaftësi* (aftësi), *padrejtësi* (drejtësi), *pakënaqësi* (kënaqësi), *pamundësi* (mundësi), *paqartësi* (qartësi), *pasaktësi* (saktësi), *pazotësi* (zotësi); *padijeni* (dijeni), *padije* (dije) etj.

Ky tip është produktiv dhe aktiv.

Mbiemrat me parashtesën **pa-** formohen kryesisht prej mbiemrash të nyjshëm me prejardhje foljore, të formuar me prapashtesën **-shëm** ose nga pjesorja, p.sh.: *i paafrueshëm* (i afrueshëm), *i pabanueshëm* (i banueshëm), *i pabesueshëm* (i besueshëm), *i padurueshëm* (i durueshëm), *i papijshëm* (i pijshëm), *i papërshtatshëm* (i përshtatshëm), *i pashoqërueshëm* (i shoqërueshëm), *i patretshëm* (i tretshëm),

*i pavdekshëm* (i vdekshëm) etj.; *i paarmatosur* (i armatosur), *i pabërë* (i bërë), *i padalë* (i dalë), *i padëmtuar* (i dëmtuar), *i paditur* (i ditur), *i pambrojtur* (i mbrojtur), *i pamësuar* (i mësuar), *i paprerë* (i prerë), *i pavjelë* (i vjelë), *i pazënë* (i zënë) etj.

Të dy këta tipa janë produktivë dhe aktivë në gjuhën e sotme letrare, sidomos në fushën e publicistikës e të terminologjisë shkencore-teknike.

Në raste më të pakta parashtesa **pa-** bashkohet edhe me mbiemra më **-shëm**, të formuar nga një temë jofoljore, p.sh.: *i paanshëm* (i anshëm), *i paarsyeshëm* (i arsyeshëm), *i padëmshëm* (i dëmshëm), *i pamëshirshëm* (i mëshirshëm), *i pangeshëm* (i ngeshëm), *i panjerëzishëm* (i njerëzishëm), *i pavlefshëm* (i vlefshëm) etj.

Edhe ky tip është produktiv dhe aktiv në gjuhën e sotme letrare.

Parashtesa **pa-** bashkohet edhe me një numër mbiemrash të tjerë, si *i paaftë* (i aftë), *i padenjë* (i denjë), *i padrejtë* (i drejtë), *i padyshimtë* (i dyshimtë), *i papastër* (i pastër), *i paqartë* (i qartë), *i parregullt* (i rregullt), *i pasaktë* (i saktë) etj.

Ky tip nuk është aktiv në gjuhën e sotme letrare.

Me parashtesën **pa-** formohen edhe mbiemra të nyjshëm drejtpërdrejt prej emrash, p.sh.: *i paanë* (anë), *i pabesë* (besë), *i pacipë* (cipë), *i pafat* (fat), *i pafund* (fund), *i pafytyrë* (fytyrë), *i pagojë* (gojë), *i pamasë* (masë), *i papunë* (punë), *i pastrehë* (strehë), *i pashkollë* (shkollë), *i pashpresë* (shpresë), *i pashpirt* (shpirt) etj. Ky tip është produktiv dhe aktiv, por aktiviteti i tij kushtëzohet nga disa faktorë, në radhë të parë nga faktorë stilistikë. Në rastet kur krahas mbiemrave të këtij tipi përdoren me të njëjtin kuptim edhe mbiemra me parashtesën **pa-** e me prapashtesën **-shëm**, p.sh.: *i padëm, i pafaj, i pakujdes i pander—i padëmshëm, i pafajshëm, i pakujdesshëm, i pandershëm* etj., këta të fundit përdoren pa ndonjë ngarkesë stilistike të veçantë, ndërsa të parët kanë zakonisht një ngarkesë shprehëse-emocionale, një theks keqësues, miratues etj.

**Shënim.** Mbiemrat *i paanë* («që s'ka anë e fund, shumë i madh») dhe *i paanshëm* («që s'mban anën as të njërës as të tjetrës palë») kanë kuptime të ndryshme, prandaj nuk mund të përdoren në vend të njëri-tjetrit.



## FORMIME ME PARASHTESËN MOS-

§ 6. Ashtu si parashtesa **pa-** edhe parashtesa **mos-** u jep fjalëve kuptim mohor. Me anë të saj formohen vetëm emra. Parashtesa **mos-** bashkohet me emra që tregojnë veprim dhe që janë formuar prej temash foljore me anë të prapashtesave **-im** ose **-je**, p.sh.: *mosbesim, mosplotësim, mospajtim, mospranim, mossulmim, mosveprim* etj.; *mosardhje, mosbindje, mosmarrëveshje, mosmirënjohje, mosqenie* etj.

Të dy këta tipa janë produktivë dhe aktivë në gjuhën e sotme letrare.

**Shënim.** Siç shihet nga shembujt e mësipërm, parashtesa **mos-** bashkohet me emra foljorë të formuar me prapashtesat **-im** ose **-je**, prandaj janë në kundërshtim me normën e sotme letrare emrat e formuar me anë të kësaj parashtese prej emrash të prejardhur me prapashtesat **-(ë)si, -(ë)ri, -i.** Në këto raste duhet përdorur vetëm parashtesa **pa-**, pra:

| | | |
|---|---|---|
| **paaftësi** | dhe jo | *mosaftësi* |
| **padrejtësi** | » » | *mosdrejtësi* |
| **paqartësi** | » » | *mosqartësi* |
| **pasaktësi** | » » | *mossaktësi* |
| **pazotësi** | » » | *moszotësi* |
| **pandryshueshmëri** | » » | *mosndryshueshmëri* |
| **papajtueshmëri** | » » | *mospajtueshmëri* |
| **papërshtatshmëri** | » » | *mospërshtatshmëri* |
| **parrezikshmëri** | » » | *mosrrezikshmëri* |
| **pabarazi** | » » | *mosbarazi* |
| **pakujdesi** | » » | *moskujdesi* |
| **pamundësi** | » » | *mosmundësi* |
| **pasiguri** | » » | *mossiguri* etj. |

## FORMIME ME PARASHTESËN JO-

§ 7. Parashtesa **jo-** shërben për të formuar mbiemra me kuptim mohor prej mbiemrash *të panyjshëm*, p.sh.: *jokalimtar, jokapitalist, jonormal, jopërparimtar, jopjellor, joprodhues, joshkencor, jozyrtar* etj.

Formimet me parashtesën **jo-** janë produktive dhe aktive sidomos në stilin shkencor e publicistik.



mosaftësi

jonormal

## FORMIME ME PARASHTESËN PËR-

§ **8.** Me parashtesën **për-** në shqipen e sotme formohen kryesisht folje.

Foljet e formuara me këtë parashtesë mund të vijnë prej foljesh ose prej emrash.

Parashtesa **për-** u jep foljeve të formuara prej foljesh zakonisht një kuptim përforcues, intensiv, p.sh.: *përcaktoj, përdredh, përforcoj, përgjysmoj, përjetoj, përkujtoj, përmbaj, përmbyt, përngjaj, përpunoj, përqesh, përshpejtoj* etj.

Në një varg foljesh parashtesa **për-**, krahas intensitetit të veprimit, shpreh edhe ngjyrime të reja kuptimore, p.sh.: *përbluaj* (khs. bluaj), *përfshij* (khs. fshij), *përhap* (khs. hap), *përkthej* (khs. kthej), *përlaj* (khs. laj), *përlyej* (khs. lyej), *përmbledh* (khs. mbledh), *përndjek* (khs. ndjek), *përpjek* (khs. pjek), *përplas* (khs. plas), *përputh* (khs. puth), *përsos* (khs. sos), *përul* (khs. ul) etj.

Formimet e mësipërme janë produktive dhe aktive në gjuhën e sotme letrare.

Me parashtesën **për-** formohen edhe një numër foljesh, kryesisht prej emrash që emërtojnë pjesë të trupit të njeriut ose lëndë, p.sh.: *përball* (ballë), *përbuz* (buzë), *përfytem* (fyt), *përdor* (dorë), *përkrah* (krah), *përgjunj* (gjunjë) etj., *përbalt* (baltë), *përgjak* (gjak), *përmiellem* (miell), *përjarg* (jargë) etj.

Të dy këta tipa janë produktivë, por jo aktivë në shqipen e sotme letrare.

## FORMIME ME PARASHTESËN Ç-/SH-/ZH-

§ **9.** Kjo parashtesë, që paraqitet në tri variante fonetike[1], shërben kryesisht për të formuar folje prej foljesh. Ajo i jep fjalës një kuptim të kundërt, p.sh.: *çarmatos* (armatos), *çënjtem* (ënjtem), *çorganizoj* (organizoj), *çorientoj* (orientoj), *shpalos* (palos), *shqep*

1) Për përdorimin e tyre shih «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 23.



(qep), *shthur* (thur), *zhdredh* (dredh), *zhduk, zhdukem* (dukem), *zhvendos* (vendos), *zhvulos* (vulos) etj.

Ky tip është produktiv dhe aktiv në gjuhën e sotme letrare.

Te një numër foljesh kjo parashtesë shpreh intensitetin e veprimit të shoqëruar edhe me ngjyrime të reja kuptimore, p.sh.: *çliroj* (khs. liroj), *shkëmbej* (khs. këmbej), *shkëput* (khs. këput), *shndërroj* (khs. ndërroj), *shpërndaj* (khs. përndaj) etj. Me këtë kuptim parashtesa **ç-/sh-/zh-** përdoret rrallë në gjuhën e sotme letrare për formime të reja.

Foljet e formuara me anën të parashtesës **ç-/sh-** prej emrash janë të rralla, p.sh.: *shfaq* (faqe), *shkoq* (koqe), *çmallem* (mall), *çmend* (mend).

Ky tip nuk është as produktiv, as aktiv.

**Shënim.** Ka dallime ndërmjet mbiemrave prejpjesorë të formuar prej foljesh që kanë parashtesën **ç-/sh-/zh-** dhe mbiemrave prejpjesorë të formuar me parashtesën **pa-**: *i çarmatosur, i çorientuar, i shqepur, i zhvidhosur* etj. dhe *i paarmatosur, i paorientuar, i paqepur, i pavidhosur* etj. Të parët tregojnë një tipar që është pasojë e veprimit të shprehur nga folja përkatëse (*i çarmatosur* = «që është çarmatosur»), ndërsa të dytët tregojnë një tipar që është pasojë e mungesës së veprimit që shpreh kjo folje (*i paarmatosur* = «që nuk është armatosur»).

Të njëjtin dallim kanë edhe emrat *çarmatosje* (= të çarmatosurit), *çorientim, shqepje, zhvidhosje* etj. dhe *mosarmatosje* (mungesa e të armatosurit), *mosorientim, mosqepje* etj. Pra, një mbiemër ose një emër foljor mund të ketë dy antonime[1], midis të cilave ka dallime kuptimore të qarta:

*i paarmatosur* ← **i armatosur** → *i çarmatosur*
*mosarmatosje* ← **armatosje** → *çarmatosje*

Këto dallime kuptimore duhen mbajtur parasysh në mënyrë që emrat dhe mbiemrat antonimikë të përdoren drejt, në përputhje me kuptimet e tyre.

## FORMIME ME PARASHTESAT MBI- E NËN-

§ **10.** Me parashtesat **mbi-** e **nën-** formohen kryesisht emra e folje. Këto prapashtesa janë antonimike, d.m.th. kanë kuptime të kundërta.

1) Antonime quhen fjalët që kanë kuptime të kundërta, p.sh.: *i madh — i vogël qep — shqep* etj.

Tek emrat parashtesa **mbi-** shpreh kuptimin e të qenit sipër diçkaje (qoftë drejtpërdrejt, qoftë si diçka e shtuar) ose kuptimin e të qenit në një shkallë më të lartë se e zakonshmja, në një shkallë që e kalon masën e caktuar, p.sh.: *mbikalim, mbilëkurë, mbishkrim, mbishtresë, mbivlerë* etj.; *mbilodhje, mbingacmim, mbingarkesë, mbinormativë, mbinxehje, mbinjeri, mbipërcjellës, mbiprodhim, mbipunë, mbitension* etj.

Te foljet parashtesa **mbi-** shpreh përgjithësisht kuptimin e teprisë ose të një veprimi që kryhet në një shkallë më të lartë se e zakonshmja, p.sh.: *mbiçmoj* («e çmoj më tepër se ç'vlen»), *mbijetoj* («vazhdoj të jetoj duke kapërcyer vështirësi dhe rreziqe, jetoj më shumë se dikush tjetër»), *mbivlerësoj* («vlerësoj më tepër se ç'vlen në të vërtetë), *mbizotëroj* («qëndroj a dal mbi gjithë të tjerët nga rëndësia, nga sasia etj.»).

Tipat e mësipërm të formimeve me parashtesën **mbi-** janë produktivë dhe aktivë në gjuhën e sotme letrare.

Parashtesa **nën-**, te emrat e formuar me anë të saj, shpreh kuptimin e të qenit poshtë diçkaje, p.sh.: *nënlëkurë, nënshtresë, nëntokë* etj., ose kuptimin e varësisë a të nënndarjes, p.sh.: *nëndrejtor, nënkolonel, nënoficer*, etj.; *nëngrup, nënklasë, nënprodukt, nënsistem, nënstacion* etj.

Këta tipa janë produktivë dhe aktivë në shqipen e sotme letrare.

Foljet e formuara me parashtesën **nën-** kanë kuptim të kundërt me foljet përkatëse të formuara me parashtesën **mbi-**, dhe tregojnë një veprim që kryhet në një shkallë jo të plotë a më të ulët sesa duhet, p.sh.: *nënçmoj, nënvlerësoj* («çmoj, vlerësoj më pak se ç'vlen në të vërtetë).

**Shënim.** Foljet *nënkuptoj, nënqesh, nënshkruaj, nënshtroj* kanë fituar një kuptim të ri, më pak a më shumë të ndryshëm nga kuptimi i fjalës prej së cilës janë formuar (krahaso p.sh. *qesh* e *nënqesh*).

## SHQIPËRIMI I DISA PARASHTESAVE TË HUAJA

**§ 11.** Bashkë me fjalët e reja me prejardhje të huaj kanë hyrë në gjuhën shqipe edhe një numër parashtesash të huaja, si: **a-**, **anti-**, **de- dis- (dez-)**, **inter-**, **ko-**, **multi-**, **pan-**, **poli- super-** etj. Fjalët që



përmbajnë këto parashtesa, i përkasin sidomos terminologjisë tekniko-shkencore ose shoqërore-politike, p.sh.: *anormal, apolitik, antidemokratik, antifashist, antiklerikal, decentralizoj, deformoj, dekompozoj, dezinfektoj, disproporcion, internacional, kooperim, kooperoj panevropian, policentrizëm, polivalent, superstrukturë* etj. Disa prej parashtesave të mësipërme kanë dhënë formime të reja edhe brenda shqipes, si: *afetar, antiajror, antifetar, antipopullor, panshqiptar, superprodhim* etj.

Një pjesë e mirë e parashtesave të huaja mund të zëvendësohen në një varg fjalësh me mjete të gjuhës shqipe ose e gjithë fjala e huaj mund të shqipërohet, p.sh.:

1. **anti-** mund të zëvendësohet me **kundër-**:
*kundëracid* (antiacid), *kundërajror* (antiajror), *kundërdridhës* (antivibrant), *kundërgaz* (antigaz), *kundërhelm* (antihelm), *kundërqeveritar* (antiqeveritar), *kundërrepublikan* (antirepublikan), *kundërsimetrik* (antisimetrik), *kundërtank* (antitank), *kundërtrup* (antikorp) etj.

2. **de-**, **dis- (dez-)** mund të zëvendësohen zakonisht me **ç-**, **sh-**, **zh-** ose me **shpër-**:
*çamidoj* (dezamidoj), *çaneksim* (dezaneksim), *çemulsionoj* (dezemulsionoj), *çmilitarizoj* (demilitarizoj), *çjonizim* (dejonizim), *çoksidim* (dezoksidim), *çnatyrim* (denatyrim); *shformim* (deformim), *shpërqëndrim* (decentralizim), *shpërbërje* (dekompozim), *shpolarizim* (depolarizim), *zhgëlqerëzim* (dekalcifikim), *zhgënjim* (deziluzion); *shpërbashkim* (disociacion), *shpërpjesëtim* (disproporcion) etj.

3. **inter-** mund të zëvendësohet me **ndër-**:
*ndërballkanik* (interballkanik), *ndëraleat* (interaleat), *ndërkombëtar* (internacional), *ndërkombëtare — ndërkombëtarja* (internacionale), *ndërhyrje* (intervenim), *ndërkontinental* (interkontinental), *ndërkapje* (interceptim), *ndërmolekular* (intermolekular), *ndërprerës* (interruptor), *ndërshtënie* (interpolim), *ndërshtie* (interpoloj), *ndërzanor,-e* (intervokalik, -e) etj.

4. **ko-** mund të zëvendësohet me **bas kë-**: *bashkekzistencë* (koekzistencë), *bashkëboshtor* (koaksial), *bashkëkohor* (kontenporan), *bashkëpunim* (kooperim), *bashkëqendror* (koncentrik), *bashkëreferat* (koreferat), *bashkërendim* (koordinim), *bashkëvariant* (kovariant) etj.

5. **poli- multi- e pluri-** mund të zëvendësohen me **shumë-**: *shumëbërthamor* (polinuklear), *shumëfaqësh* (poliedër), *shumëfishësi* (multiplicitet), *shumëfishim* (multiplikacion), *shumëkëndësh* (poligon), *shumëkombësh* (multinacional, plurinacional), *shumëngjyrësh* (multikolor), *shumëpalësh* (multilateral), *shumëqelizor* (multicelular, pluricelular) etj.

6. **pan-** mund të zëvendësohet me **gjithë-**: *gjithafrikan* (panafrikan), *gjithevropian* (panevropian), *gjithënjerëzor* (panhuman), *gjithëshqiptar* (panshqiptar) etj.

7. **super-** mund të zëvendësohet me **mbi-**: *mbikombëtar* (supernacional), *mbindërtim* (superstrukturë), *mbinjerëzor* (supernjerëzor), *mbishqisor* (supershqisor), *mbishtetëror* (superetatik), *mbishtresë* (superstrat) etj.

Në periudhën e pasçlirimit janë bërë përpjekje të suksesshme për shqipërimin e parashtesave të huaja dhe për gjallërimin e formimeve të reja me parashtesa shqipe. Por duhet pasur parasysh se disa nga parashtesat e huaja të përmendura më lart nuk mund të zëvendësohen në të gjitha rastet. Zëvendësimi i tyre është më i vështirë kur fjala është ngulitur pak a shumë në gjuhë me atë parashtesë, p.sh. *antibiotik, antiparti, antizogist, internacional, internacionalist, internacionalizëm, superfuqi*, etj. Në disa raste të tjera shqipërimi i parashtesës ose i gjithë fjalës së huaj është i pamundur për arsye kuptimore, p.sh. mbiemri *apolitik,-e* nuk është i barabartë me *jopolitik,-e.*



## 2. FJALË TË FORMUARA ME PRAPASHTESA

Formimi i fjalëve të reja me anë prapashtesash është një nga rrugët kryesore për pasurimin e leksikut të shqipes së sotme letrare. Me prapashtesa formohen emra, mbiemra, folje e ndajfolje.

Prapashtesat kryesore produktive të shqipes së sotme letrare janë:

### PRAPASHTESA -(Ë)S

§ 12. Me anë të kësaj prapashtese formohen emra e mbiemra. Si temë fjalëformuese për emrat e mbiemrat e formuar me këtë prapashtesë shërben kryesisht tema e pjesores: *blerës* (blerë), *djegës* (djeg-ur), *nxënës* (nxënë), *prerës* (prerë), *shitës* (shit-ur), *vjelës* (vjelë) etj. Për foljet me temë më **-o** ose më **-ua** (si *dëgjo-j, shkrua-j*) prapashtesa **-s** i ngjitet temës së pjesores më **-ue**, e cila ka hyrë me këtë funksion në sistemin fjalëformues të gjuhës letrare nga ish-varianti letrar verior: *dëgjues* (dëgjue), *kërkues* (kërkue), *sulmues* (sulmue), *shkrues* (shkrue) etj.

Ka edhe disa emra e mbiemra që janë formuar me prapashtesën -(ë)s nga tema e së tashmes së disa foljeve, si p.sh.: *kamës* (kam), *ngasës* (ngas), *vrasës* (vras) etj.

Ky tip nuk është as produktiv, as aktiv.

Një varg emrash e mbiemrash me prapashtesën -(ë)s janë formuar prej temash emërore, p.sh.: *grykës* (grykë), *gjykatës* (gjykatë), *lajmës* (lajm), *mesës* (mes), (*bimë*) *mjaltëse* (mjaltë), *mullis* (mulli), *ndihmës* (ndihmë), *petës* (petë), (*pjepër*) *ujës* (ujë), (*ullinj*) *vajës* (vaj) etj.

Këto formime nuk janë shumë produktive në gjuhën e sotme letrare.

Emrat me prapashtesën -(ë)s të formuar prej një teme foljore emërtojnë zakonisht një person sipas veprimit që kryen, sipas profesionit ose punës me të cilën merret, p.sh.: *blerës, dëgjues, endëse, folës, hetues, lypës, mësues, mundës, ndërtues, nxënës, qitës, shitës, shkrirës, shkrues, votues, zgjedhës* etj. Të gjithë këta emra nga pikëpamja kuptimore mund të zbërthehen në togun: *ai që* + *folja përka-*

*tëse në të tashmen e dëftores*, p.sh.: *blerës* «ai që blen», *dëgjues* «ai që dëgjon» etj.

Mbiemrat me prapashtesën -(ë)s tregojnë një tipar, një cilësi, sipas veprimit të emërtuar nga tema fjalëformuese: *bindës* (fakt bindës), *dallues* (tipar dallues), *ëndërrues* (sy ëndërrues), *helmues* (gaz helmues), *kullues* (kanale kulluese), *lehtësues* (rrethana lehtësuese), *mbjellës* (makinë mbjellëse), *përvëlues* (rreze përvëluese), *prodhues* (forca prodhuese), *shprehës* (vështrim shprehës), *tërheqës* (pamje tërheqëse), *tretës* (lëngje tretëse) etj.

**Shënim.** Trajtat e ish-variantit letrar jugor: *dëgjonjës, ëndërronjës, helmonjës, prodhonjës, veçonjës, votonjës* etj., nuk janë në pajtim me normën e sotme letrare dhe nuk duhen përdorur. Bën përjashtim vetëm *punonjës* (si emër e si mbiemër), që është ngulitur në gjuhën letrare në këtë trajtë, p.sh.: *punonjësit e bujqësisë, masat punonjëse* etj.

## PRAPASHTESAT -AR, -TAR

§ 13. Me anë të këtyre prapashtesave formohen emra e mbiemra, kryesisht prej temash emërore.

Emrat me prapashtesat **-ar, -tar-** emërtojnë: a) një person sipas mjeshtërisë së tij, p.sh.: *argjendar, bletar, detar, fshesar, gazetar, këngëtar, këpucar*,[1] *kopshtar* etj.; *arsimtar, farkëtar, peshkatar, zdrukthëtar* etj.; b) një person sipas veprimit që kryen, p.sh.: *gënjeshtar, kundërshtar, notar, tradhtar* etj. (këta tre të fundit janë formuar përkatësisht nga temat e foljeve *kundërshtoj, notoj, tradhtoj* dhe nga kuptimi janë *emra vepruesi*); *çlirimtar, dëshmitar, lajmëtar, luftëtar*[2], *udhëtar* etj.[3]; po kështu edhe *atdhetar* («ai që do atdheun dhe përpiqet për të mirën e tij»).

1) Fjala *këpucëtar* nuk është normative.
2) Fjala *luftar* nuk është normative.
3) Në disa formime prapashtesa **-tar** del në trajtën **-atar**, p.sh. *gjakatar, peshkatar pushkatar* etj. Kjo trajtë e zgjeruar e prapashtesës **-tar** është formuar për analogji me rastet kur ajo është bashkuar me një temë shumësi më -a: *lajka + tar: lajkatar, ledha + tar: ledhatar* e prej këtej edhe *gjakatar, peshkatar* etj. Formimet me **-atar** kanë mbetur mjaft të kufizuara në gjuhën letrare.



Me prapashtesën **-ar** formohen edhe disa emra banorësh, si *kolonjar, korçar, lushnjar, myzeqar, pogradecar* etj.

Mbiemrat e formuar me prapashtesat **-ar, -tar** shprehin përgjithësisht marrëdhënie përkatësore, p.sh.: *bregdetar* «që i takon bregdetit, që ndodhet në bregdet» (p.sh.: *qytet bregdetar*) ose «që është karakteristik për bregdetin» (p.sh.: *klimë bregdetare*), po kështu edhe *djaloshar, familjar, legjendar, mesjetar, polar, postar, zyrtar* etj. Mbiemrat e formuar me prapashtesën **-tar** prej një emri foljor më **-im**, si *kalimtar, përfundimtar, përparimtar, shkatërrimtar, vendimtar* etj., shprehin një tipar në bazë të rezultatit të veprimit që është kryer, p.sh.: *periudhë kalimtare* (periudhë që shërben si kalim për në një periudhë tjetër), *njeri përparimtar* (njeri që do përparimin) etj.

**Shënim.** Në disa raste krahas emrave e mbiemrave të formuar me prapashtesën **-(ë)s** prej temash foljore, si *çlirues, fitues, krijues, ngadhnjyes* etj., përdoren në gjuhë edhe emra e mbiemra të formuar me prapashtesën **-tar** nga emra të veprimit më **-im**, p.sh.: *çlirimtar, fitimtar, krijimtar, ngadhnjimtar* etj. Këta tipa fjalësh kanë kuptime të afërta, pasi emërtojnë personin që kryen veprimin e shprehur nga tema fjalëformuese: *çlirues, çlirimtar* («ai që çliron»), por ata kanë edhe dallime ndërmjet tyre e prandaj nuk mund të përdoren lirisht në vend të njëri-tjetrit. Te emrat e mbiemrat me prapashtesën **-(ë)s** kuptimi i vepruesit (i personit që kryen një veprim konkret në një çast të dhënë) është më i qartë, më i drejtpërdrejtë, sepse ata formohen drejtpërdrejt nga folja përkatëse, ndërsa te emrat më **-tar** kuptimi i vepruesit del jo drejtpërdrejt nga folja, por nga një emër foljor (*çliroj* > *çlirim* > *çlirimtar*); veç kësaj te emrat më **-tar** ky kuptim është i shoqëruar edhe me një nuancë-tipari, paraqitet si veti e personit përkatës. Për këtë arsye thuhet: *Populli i Elbasanit priti me dashuri* **çliruesit** *e tij, partizanët e Brigadës XV Sulmuese;* **fituesit** *e kupës;* **fituesit** *e konkursit* etj.; por: *Proletariati është* **çlirimtari** *i njerëzimit nga shtypja dhe shfrytëzimi;* «**Çlirimtarët**» (titull romani); **fitimtarët** *nuk janë të pakritikueshëm* etj.

Të kihet parasysh se tipi i emrave të vepruesit me prapashtesën **-s** është më produktiv se tipi sinonimik me prapashtesën **-tar**, kështu që në shumë raste ka vetëm formime me -s, p.sh.: *botues, dëgjues, lexues, mësues, vrapues* etj. (dhe jo njëkohësisht edhe *botimtar, dëgjimtar, leximtar* etj.), por në disa raste të veçanta ka vetëm formime me **-tar**, p.sh.: *kërcimtar, mendimtar, mërgimtar* etj. (dhe jo njëkohësisht edhe *kërcyes, mendues, mërgues* etj.). Në këto raste përdorimi i emrave të tipit më **-s** ose të tipit më **-tar** është ngulitur nga tradita.

## PRAPASHTESAT -OR, -TOR

§ **14.** Në gjuhën e sotme letrare me anë të këtyre prapashtesave formohen kryesisht mbiemra që në shumicën e rasteve shprehin: a) marrëdhënie përkatësore, p.sh.: *arsimor,-e* «që i përket arsimit, që ka të bëjë me arsimin», *bujqësor,-e* «që ka të bëjë me bujqësinë, që i përket bujqësisë», po kështu edhe: *bashkëshortor,-e, bimor,-e, botëror,-e, burimor,-e, dialektor,-e, ditor,-e, gramatikor,-e, hekurudhor,-e, ideor,-e, javor,-e, kërkimor,-e, mendimor,-e, mjekësor,-e, njerëzor,-e, qymyrguror,-e, sasior,-e, shkollor,-e, trupor,-e, vjetor,-e* etj.; b) një tipar cilësor (shumë herë në bazë të një krahasimi), p.sh.: *burrëror,-e* «që i ka hije burrit, që është i fortë ashtu si burri, që ka tipare të burrit» (*qëndrim burrëror, sjellje burrërore, këngë burrërore, zë burrëror, tipare burrërore* etj.), po kështu edhe *femëror,-e, fëminor,-e, foshnjor,-e, njerëzor,-e, paqësor,-e, rrënjësor,-e, thelbësor,-e, vajzëror,-e* etj.

Prapashtesa **-or** në disa formime paraqitet në trajtat e zgjeruara **-(ë)sor**, p.sh.: *gjyqësor* (gjyq), *jetësor* (jetë), *paqësor* (paqe), *rrënjësor* (rrënjë) etj., ose **-(ë)ror**, p.sh.: *botëror* (botë), *shpirtëror* (shpirt), *shtetëror* (shtet) etj.

Tipi i mbiemrave të formuar me prapashtesën **-or** është shumë produktiv sidomos në terminologjinë shkencore-teknike, p.sh.: *bërthamor,-e, boshtor,-e, botor,-e, buxhetor,-e, dëftor,-e, doganor,-e, dytësor,-e, dyvizor,-e, (numër) dhjetor, gojor-e, grykor,-e, (dru) gjethor, gjyqësor,-e, (dru) halor,-e, hundor,-e, kanunor,-e, këndor,-e, kohor,-e, lëndor,-e, lëvizor,-e, (mënyra) lidhore, ligjor,-e, madhor,-e, martesor,-e, parësor,-e, rrokjesor,-e, shëndetësor,-e, vepror,-e, zakonor,-e* etj.

Siç shihet nga këta shembuj, prapashtesa **-or** bashkohet zakonisht me tema emërore e në raste të veçanta edhe me tema mbiemërore, si *dytësor* (i dytë), *madhor* (i madh), *parësor* (i parë), ose foljore, si *(përemër) dëftor* (dëftoj), *(mënyra) lidhore* (lidh), *(diateza) veprore* (veproj) etj.

Prapashtesa **-tor** ka të njëjtin kuptim me **-or**, por sot nuk është aq aktive. Me të janë formuar vetëm disa mbiemra, si *baritor, leshtor, pastërtor* etj.



**Shënim 1.** Në shqipen e sotme prapashtesat **-ar** e **-tar** shërbejnë për të formuar kryesisht emra, ndërsa prapashtesa **-or** për të formuar mbiemra. Kjo shihet sidomos në rastet kur ato bashkohen me të njëjtën temë, p.sh.: *arsimtar,-i — arsimor, ditar,-i — ditor, gojëtar,-i — gojor, mendimtar,-i — mendimor, kërkimtar,-i — kërkimor, pronar,-i — pronor, shkaktar,-i — shkakor, shkencëtar,-i — shkencor, shkollar,-i — shkollor, vjetar,-i — vjetor* etj.

Prapashtesa **-tor** nuk është aktive në gjuhën e sotme, prandaj për rastet kur ka formime paralele me **-tor** dhe **-tar**, janë normative vetëm këto të fundit: *gjahtar, këngëtar, tradhtar, vjershëtar* etj. (dhe jo *gjahtor, këngëtor, tradhtor, vjershëtor*).

**Shënim 2.** Për t'i përdorur drejt mbiemrat e formuar me prapashtesën **-or**, të kihen parasysh udhëzimet e mëposhtme:

a) Të dallohet kuptimi i emrit në rasën gjinore, rrjedhore ose në një rasë tjetër nga kuptimi i mbiemrit përkatës më **-or**:

*kopshti i shkollës*
ose dhe jo *kopshti shkollor*
*kopsht shkolle*
por: *viti shkollor;*
*lufta e klasave*
ose dhe jo *lufta klasore,*
*luftë klasash*
por: *qëndrim klasor;*
*orari i mësimeve* dhe jo *orari mësimor,*
por: *plani mësimor;*
*rruga e shkencës* dhe jo *rruga shkencore,*
por: *vepër shkencore;*
*gishti i unazës* dhe jo *gishti unazor,*
por: *lidhje, prerje unazore;*
*letërsia për fëmijë* dhe jo *letërsia fëminore,*
por: *buzëqeshje fëminore* etj.

Siç shihet nga shembujt e mësipërm, emri në gjinore, rrjedhore a kallëzore me parafjalë shpreh përkatësi, ndonjëherë destinacion (*letërsia për fëmijë*), ndërsa mbiemrat përkatës më **-or(e)** shprehin një tipar cilësor e jo marrëdhënie përkatësore (prandaj ata nuk mund të përdoren në vend të emrave).

b) Të mos formohen pa nevojë dhe në kundërshtim me natyrën e shqipes mbiemra me prapashtesën **-or(e)**, kur në vend të tyre mund të përdoret një emër me ose pa parafjalë, p.sh.: *rrugicë me kalldrëm* (dhe jo *kalldrëmore*), *det me tallaze* (dhe jo *tallazor*), *kordoni i kërthizës* (dhe jo *kërthizor*), *veçoritë e karakterit* (dhe jo *karakterore*), *vepra në prozë* (dhe jo *prozore*) etj.; po kështu të mos formohen pa nevojë mbiemra më **-or(e)**, kur përdoren në gjuhë mbiemra të tjerë me të njëjtën temë, p.sh.: *veçori fonetike* (dhe jo *fonetikore*), *mjete stilistike* (dhe jo *stilistikore*), *male vigane* (dhe jo *viganore*) etj.

## PRAPASHTESA -IST

§ **15.** Kjo prapashtesë me prejardhje të huaj është bërë mjaft produktive për formimin e emrave që emërtojnë një person sipas mjeshtërisë ose punës që kryen, p.sh.: *buldozerist, centralist, çiklist, ekskavatorist, elektricist, futbollist, karikaturist, kooperativist, kitarist, motorist, sportist, shahist, tankist, traktorist, vagonist, violinist, volejbollist* etj.

Me anë të kësaj prapashtese formohen edhe emërtime të partizanëve a të pasuesve të një dukurie, rryme ose organizate, p.sh.: *anarkist* (anarkizëm), *fashist* (fashizëm), *idealist* (idealizëm), *imperialist* (imperializëm), *leninist* (leninizëm), *marksist* (marksizëm), *materialist* (materializëm), *socialist* (socializëm) etj. Sipas këtij modeli janë formuar edhe: *ballist* (Balli Kombëtar), *fanolist* (Fan Noli), *majtist* (i majtë), *zjarrist* (Grupi i «Zjarrit»), *zogist* (Zogu) etj.

Tipi është produktiv dhe aktiv në gjuhën e sotme.

## PRAPASHTESA -IM

§ **16.** Me anë të kësaj prapashtese formohen prej foljesh më **-oj, -ej** emra veprimi (emra që tregojnë veprim), p.sh. *acarim* (acaroj), *admirim* (admiroj), *afrim* (afroj), *betonim* (betonoj), *copëtim* (copëtoj), *dimërim* (dimëroj), *gërmim* (gërmoj), *kuvendim* (kuvendoj), *përgjithësim* (përgjithësoj), *plehërim* (plehëroj), *rrezatim* (rrezatoj), *sundim* (sundoj), *udhëtim* (udhëtoj), etj., *dëfrim* (dëfrej), *këmbim* (këmbej), *kërcim* (kërcej), *pëlqim* (pëlqej), *rrëfim* (rrëfej), *shpërblim* (shpërblej) etj.

Disa nga emrat e formuar me prapashtesën **-im** përveç kuptimit të veprimit kanë edhe kuptimin e rezultatit të veprimit, p.sh.: *botim* (1. të botuarit, p.sh.: *Botimi i «Historisë së PPSH» qe një ngjarje e shënuar për masat punonjëse dhe për Partinë*; 2. vepra e botuar ose tërësia e kopjeve të një vepre, të botuara njëherësh, p.sh.: *botimet e reja, botimi i dytë* etj.) po kështu edhe: *emërtim, kompozim, propozim, vërtetim* etj. Disa emra të tjerë më **-im** kanë vetëm kuptimin e rezultatit të veprimit, p.sh.: *agim, blerim, vendim.*

Tipi i emrave të formuar me prapashtesën **-im** është shumë produktiv dhe aktiv në gjuhën e sotme letrare.



## PRAPASHTESA -IMË

§ **17.** Me anë të kësaj prapashtese formohen prej foljesh më **-ij, -ej, -oj** emra abstraktë femërorë që emërtojnë kryesisht një farë zhurme ose fenomene atmosferike, p.sh.: *blegërimë* (blegërin), *fërshëllimë* (fërshëllij, fërshëllej), *fishkëllimë* (fishkëllij, fishkëllej, fishkëlloj), *gogësimë* (gogësij), *gumëzhimë* (gumëzhij), *hingëllimë* (hingëllin), *kërcëllimë* (kërcëllin), *oshëtimë* (oshëtin), *psherëtimë* (psherëtij), *rrapëllimë* (rrapëlloj), *sokëllimë* (sokëllij), *shushurimë* (shushurin), *tringëllimë* (tringëllij, tringëlloj), *trokëllimë* (trokëllij), *ulërimë* (ulërij), *uturimë* (uturin) etj.; *bubullimë* (bubullin), *shkreptimë* (shkreptin), *vetëtimë* (vetëtin) etj.

Me këtë prapashtesë janë formuar edhe një numër emrash të tjerë që kanë kuptime të ndryshme, si *cingërimë, çikërrimë, rrukullimë, shkarëzimë, vogëlimë* etj.

Tipat e mësipërm të emrave të formuar me prapashtesën **-imë** janë produktivë e deri diku aktivë, sidomos tipi i emrave që tregojnë një zhurmë.

Për disa nga emrat më **-imë** që tregojnë një zhurmë, përdoret herë-herë edhe një variant mashkullor më **-im,** p.sh.: *fërshëllimë* e *fërshëllim,-i*, *fishkëllimë* e *fishkëllim,-i*, *kërcëllimë* e *kërcëllim,-i*, *tringëllimë* e *tringëllim,-i* etj. Në përgjithësi, këto variante fjalëformuese të gjinisë mashkullore kanë dalë nga norma e sotme letrare dhe duhen mënjanuar nga përdorimi.

## PRAPASHTESA -ESË

§ **18.** Me prapashtesën **-esë** janë formuar e formohen nga tema e kohës së tashme të foljeve më **-oj, -ej, -uaj** emra konkretë e abstraktë që emërtojnë rezultatin e një veprimi ose një send sipas punës për të cilin shërben, p.sh.: *ankesë, fejesë, fërgesë, harresë, jetesë, krijesë, kujtesë, kthesë, martesë, mungesë, ndalesë, ndërtesë, ngarkesë, ngatërresë, qëndresë, shtesë, urdhëresë, vonesë* etj.; *banesë, fshesë, kullesë, mbulesë, ndërresa,-t, shtresë* etj.

Tipat e emrave të formuar me prapashtesën **-esë** janë produktivë, por shumë pak aktivë në gjuhën e sotme letrare.

**Shënim.** Në mjaft raste nga e njëjta folje është formuar një emër me prapashtesën **-im** e një emër me **-esë**. Këta dy tipa emrash kanë dallime kuptimore dhe nuk duhen ngatërruar në përdorim. Në përgjithësi, emrat me prapashtesën **-im** janë abstraktë dhe tregojnë një *veprim*, ndërsa emrat me prapashtesën **-esë** tregojnë *rezultatin* (konkret ose abstrakt) të atij veprimi, p.sh. *ndërtim* (veprimi i të ndërtuarit) dhe *ndërtesë* (rezultati i ndërtimit), *krijim* (p.sh.: *krijimi i kushteve të reja për* ...) dhe *krijesë* (p.sh.: *njeriu është krijesë e natyrës*); po kështu: *dërgim — dërgesë, kërkim — kërkesë, kthim — kthesë, largim — largesë, mbarim — mbaresë* (përdoret vetëm si term në gramatikë), *mbulim — mbulesë, ndalim — ndalesë, ngarkim — ngarkesë, ngatërrim —ngatërresë, pagim—pagesë, parashtrim—parashtresë, qëndrim — qëndresë, shartim — shartesë, shkrim — shkresë, shtim—shtesë, trajtim — trajtesë* etj. Prandaj duhet thënë: *kërkimi i llogarisë* (dhe jo *kërkesa e llogarisë*), por: *ka kërkesa për libra teknikë e shkencorë; ritmi i shtimit të popullsisë*, por: *shtesa e popullsisë për vitin 1974* (dhe jo *shtimi*); *u krye shartimi i dardhëve*, por: *të gjitha shartesat kanë zënë* (dhe jo *shartimet*) etj.

Në rastet kur edhe emri më **-im** tregon rezultatin e një veprimi, ashtu si emri më **-esë**, ata kanë fituar kuptime të ndryshme, p.sh.: *krijim* (me kuptimin «vepër artistike», p.sh.: *krijime të letrarëve të rinj*) dhe *krijesë* («diçka e krijuar» — zakonisht frymor, p.sh. *njeriu është krijesa më e lartë e natyrës*), *shkrim* (një krijim i shkruar, p.sh.: *shkrime të botuara, shkrime me përmbajtje të shëndoshë*) dhe *shkresë* (diçka e shkruar me karakter zyrtar); *ndërtime* (vetëm në shumës: «vepra që janë në ndërtim e sipër», p.sh.: *po bëhen shumë ndërtime*) dhe *ndërtesa*.

## PRAPASHTESA -JE

§ **19.** Me anë të kësaj prapashtese formohen emra veprimi të gjinisë femërore. Prapashtesa **-je** bashkohet: a) *me temën e pjesores* së foljeve që në të tashmen e dëftores dalin me temë më bashkëtingëllore, si edhe të atyre foljeve që e zgjerojnë temën e së kryerës së thjeshtë e të pjesores me -(j)t-[1], p.sh.: *hapje* (hap, hap-ur), *marrje* (marr, marrë), *prekje* (prek, prek-ur), *shëtitje* (shëtit, shëtit-ur), *veshje* (vesh, vesh-ur) etj.; *gjetje* (gjej — gjeta, gjet-ur), *gjuajtje* (gjuaj — gjuajtja, gjuajt-ur), *mbajtje* (mbaj — mbajta, mbajt-ur), *ruajtje* (ruaj — ruajta, ruajt-ur), *vërejtje* (vërej — vërejta, vërejt-ur), *fjetje* (fle — fjeta, fjet-ur) etj.; b) *me pjesoren e foljeve* të klasës së parë të zgje-

1) Shih §§ 100, 112 në pjesën «Çështje të morfologjisë».



dhimit të parë që dalin më **-aj, -ej**[1], **-ij, -yj, -iej, -uaj**[2], **-yej**, si edhe të shumicës së foljeve të zgjedhimit të tretë e të foljeve të parregullta e supletive, që dalin në pjesore më **-në**, p.sh.: *larje* (laj, larë),[3] *sharje* (shaj, sharë), *blerje* (blej, blerë), *fshirje* (fshij, fshirë), *hyrje* (hyj, hyrë), *shtyrje* (shtyj, shtyrë), *zierje* (ziej, zier), *bluarje* (bluaj, bluar), *shuarje* (shuaj, shuar), *kryerje* (kryej, kryer), *lyerje* (lyej, lyer) etj.; *nxënie*[4] (nxë, nxënë), *vënie* (vë, vënë), *shtënie* (shtie, shtënë), *lënie* (lë, lënë), *thënie* (them, thënë), *ngrënie* (ha, ngrënë), *qenie* (jam, qenë) etj. Në raste të veçanta kjo prapashtesë bashkohet edhe me temën e së tashmes, p.sh.: *kamje* (kam), *ngasje* (ngas), *vrasje* (vras). Pra, siç shihet edhe nga shembujt e mësipërm, prapashtesa **-je** bashkohet me të gjitha ato tema foljesh, me të cilat nuk bashkohet prapashtesa **-im**.

Emrat e formuar me prapashtesën **-je** (njësoj si ata me **-im**) janë emra abstraktë veprimi, por disa prej tyre emërtojnë edhe rezultatin e veprimit përkatës ose një send konkret, p.sh.: *dalje* («dera nga dalim»), *hyrje* («dera nga hyjmë»), *mbledhje* (p.sh.: *mbledhje e kolektivit*), *ndarje* («një pjesë e ndarë e një hapësire»), *përzierje* (p.sh.: *përzierje kimike*), *thirrje* (p.sh.: *Thirrje e Frontit Demokratik*) etj.

**Shënim.** Siç u përmend në § 16, prej foljeve më **-oj** emrat foljorë të veprimit formohen me prapashtesën **-im** e jo me **-je**, prandaj përdorimi i emrave, si *helmuarje* (helmoj), *hutuarje* (hutoj), *shpuarje* (shpoj), *shtruarje* (shtroj), *zgjuarje* (zgjoj), në vend të *helmim, hutim, shpim, shtrim, zgjim* nuk është në pajtim me normën letrare (por mund të përdoren emrat *çuarje* e *shkuarje*, të formuar nga pjesoret *çuar* e *shkuar*, për analogji me *bluarje, kruarje* etj., meqenëse nga foljet *çoj* e *shkoj* nuk janë formuar emra me prapashtesën **-im**).

Formimi i emrave me prapashtesën **-je** është produktiv dhe aktiv në gjuhën e sotme letrare.

1) Me përjashtim të foljeve që në pjesore e zbërthejnë zanoren e të temës në -ye-, si *kërcej — kërcyer, rrëfej — rrëfyer* etj.
2) Me përjashtim të foljeve *gatuaj, paguaj, shkruaj, përshkruaj*, prejt të cilave formohen emra me prapashtesën **-im**: *gatim, pagim, shkrim, përshkrim.*
3) Zanorja ë fundore e pjesores bie kurdoherë para parashtesës **-je**.
4) Pas bashkëtingëllores **n** prapashtesa **-je** shkruhet **-ie**; shih për këtë «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 32.

## PRAPASHTESA -ISHTE/-ISHTË

§ **20.** Me anë të kësaj prapashtese, që paraqitet me dy variante, formohen kryesisht emra që tregojnë një vend ku gjenden me shumicë sende të emërtuara nga tema fjalëformuese (tema fjalëformuese në të shumtën e rasteve është një emër bime), p.sh.: *agrumishte, ahishte* ose *ahishtë, farishte, fidanishte, fierishtë* ose *fierishte, jonxhishtë, kallamishte* ose *kallamishtë*[1]), *lajthishte* ose *lajthishtë, lulishte, pemishte, plepishte* ose *plepishtë, qarrishtë, ranishte, rrapishtë* ose *rrapishte, shelgjishtë* ose *shelgjishte, trëndafilishte* ose *trëndafilishtë, thekërishte, ullishtë* ose *ullishte, zallishtë* etj. Siç shihet nga shembujt e mësipërm, disa emra janë ngulitur në gjuhën letrare në trajtën me **-ishte**, disa me **-ishtë**, ndërsa disa të tjerë përdoren herë me njërën e herë me tjetrën trajtë[2]). Në këto raste duhen parapëlqyer në përgjithësi trajtat me **-ishtë**.

Me prapashtesën **-ishte** është formuar nga tema e foljes *punoj* edhe emri *punishte.*

Tipi i emrave të formuar me prapashtesën **-ishte/-ishtë** është produktiv dhe aktiv në gjuhën e sotme letrare.

## PRAPASHTESAT -I, -(Ë)SI, -(Ë)RI

§ **21.** Me anë të këtyre prapashtesave formohen emra abstraktë të gjinisë femërore, që tregojnë një cilësi a një veçori.

Prapashtesat **-i, -(ë)si, -(ë)ri** janë të afërta nga kuptimi themelor që shprehin, por dallohen njëra nga tjetra sipas llojit të temës me të cilën bashkohen.

---

1) Ky emër, veç kuptimit «një vend ku ka shumë kallama», ka edhe kuptimin «kallam, kallam i misrit».

2) Sipas tingullit fundor të prapashtesës ndryshon edhe mënyra e formimit të trajtës së shquar dhe të shumësit: emrat më **-ishte** e formojnë trajtën e shquar me **-ja** (duke rënë **e**-ja fundore e patheksuar) dhe shumësin e kanë njësoj si njëjësin, p.sh.: *ullishte — ullishtja,* shumësi: *ullishte-t,* ndërsa emrat më **-ishtë** e fomojnë trajtën e shquar me **-a** (duke rënë ë-ja fundore e patheksuar) dhe në shumës kanë mbaresën **-a**, p.sh.: *ullishtë — ullishta,* shumësi: *ullishta,-t.* Prandaj duhet pasur kujdes që, në rast se në një tekst përdoret varianti *ullishtë,* trajta e shquar duhet të jetë *ullishta* dhe shumësi *ullishta,-t* (dhe jo *ullishtja, ullishte,-t*), ndërsa kur përdoret varianti *ullishte,* trajta e shquar duhet të jetë *ullishtja* dhe shumësi *ullishte,-t* (dhe jo *ullishta, ullishta,-t*).



### 1. *Prapashtesa* -i

Kjo prapashtesë bashkohet kryesisht me tema emrash që në shumicën e rasteve janë emërtime të njerëzve sipas veprimtarisë së tyre prodhuese, shoqërore, shkencore etj. dhe me tema mbiemrash. Në disa raste ajo bashkohet edhe me tema foljesh e ndajfoljesh. Nga pikëpamja fonetike shumica e këtyre temave dalin më **-r** ose më **-s**, p.sh.: *beqari* (beqar), *blegtori* (blegtor), *bujari* (bujar), *detari* (detar), *drejtori* (drejtor), *dhelpëri* (dhelpër), *dhëndëri* (dhëndër), *gazetari* (gazetar), *hetuesi* (hetues), *kopraci* (koprac), *krushqi* (krushq), *kopshtari* (kopshtar), *kujdestari* (kujdestar), *mësuesi* (mësues), *mjeshtëri* (mjeshtër), *muratori* (murator), *ndërmjetësi* (ndërmjetës), *nëpunësi* (nëpunës), *peshkatari* (peshkatar), *përgjegjësi* (përgjegjës), *sekretari* (sekretar), *zejtari* (zejtar) etj.; *amulli* (amull), *bukuri* (i bukur), *dashuri* (i dashur), *denduri* (i dendur), *dituri* (i ditur), *krenari* (krenar), *lagështi* (i lagësht), *larmi* (i larmë), *liri* (i lirë), *lumturi* (i lumtur), *mençuri* (i mençur), *mituri* (i mitur), *mizori* (mizor), *pabesi* (i pabesë), *pasuri* (i pasur), *përsosuri* (i përsosur), *pjekuri* (i pjekur), *plogështi* (i plogësht), *pjellori* (pjellor), *prodhimtari* (prodhimtar), *varfëri* (i varfër) etj.; *dredhi* (dredh), *lakmi* (lakmoj), *tradhti* (tradhtoj) etj., *befasi* (befas), *brendi* (brenda), *tepri* (tepër) etj.

Siç shihet nga shembujt e mësipërm, disa emra të formuar me këtë prapashtesë prej një teme emërore mund të tregojnë një degë të ekonomisë, një profesion, një zyrë a një vend pune, p.sh. *blegtori, detari, gazetari, rrobaqepësi, drejtori, sekretari* etj.

Tipat e emrave të formuar me prapashtesën **-i** prej temash emërore e mbiemërore janë produktivë dhe aktivë në gjuhën e sotme letrare; ndërsa formimet prej temash foljore e ndajfoljore janë mjaft të rralla.

### 2. *Prapashtesa* -(ë)si

Kjo prapashtesë formon zakonisht emra abstraktë të cilësisë, duke u bashkuar në radhë të parë me tema mbiemrash cilësorë, kryesisht jofoljorë, p.sh.: *aftësi* (i aftë), *ashpërsi* (i ashpër), *athtësi* (i athët), *butësi* (i butë), *cektësi* (i cekët), *drejtësi* (i drejtë), *egërsi* (i egër), *ëm-*

*bëlsi* (i ëmbël), *fshehtësi* (i fshehtë), *gjatësi* (i gjatë), *hollësi* (i hollë), *imtësi* (i imtë), *kotësi* (i kotë), *lartësi* (i lartë), *lehtësi* (i lehtë), *ligësi* (i lig), *lirësi* (i lirë), *madhësi* (i madh), *mbarësi* (i mbarë), *mefshtësi* (i mefshtë), *mirësi* (i mirë), *mprehtësi* (i mprehtë), *ndyrësi* (i ndyrë), *poshtërsi* (i poshtër), *qartësi* (i qartë), *qetësi* (i qetë), *rëndësi* (i rëndë), *rreptësi* (i rreptë), *shpejtësi* (i shpejtë), *thjeshtësi* (i thjeshtë), *urtësi* (i urtë), *vogëlsi* (i vogël), *zgjuarsi* (i zgjuar) etj.

Siç shihet nga shembujt e mësipërm, kjo prapashtesë bashkohet kryesisht me tema mbiemrash më -të, **-ët**, **-ër**, **-ël**, prandaj kur nga këto tema krahas formimeve me -(ë)si ka edhe formime me **-i**, këto të fundit sot nuk janë normative, d.m.th. duhet përdorur: *ashpërsi*, *poshtërsi*, *shpejtësi*, *urtësi*, *vjetërsi* dhe jo *ashpëri*, *poshtëri*, *shpejti*, *urti*, *vjetëri* etj. Po kështu në çiftin *parësi* e *pari* si variant fjalëformues themelor duhet konsideruar i pari. Emrat *vogëlsi* e *vogëli*, të dy të formuar nga tema e mbiemrit *i vogël*, kanë kuptime të ndryshme: *vogëlsi* ka kuptimin «të qenët i vogël, sende të vogla të parëndësishme», ndërsa *vogëli* ka kuptimin «mosha e të voglit».[1])

Një veçori tjetër e prapashtesës -(ë)si është se ajo bashkohet në një shkallë shumë më të gjerë se prapashtesat **-i** e **-(ë)ri** me tema mbiemrash të përbërë, p.sh.: *fatbardhësi* (fatbardhë), *fatkeqësi* (fatkeq), *gjakftohtësi* (gjakftohtë), *gjaknxehtësi* (gjaknxehtë), *kryelartësi* (kryelartë), *mendjemadhësi* (mendjemadh) etj.

Prapashtesa -(ë)si bashkohet në një masë më të vogël edhe me tema emrash (mashkullore ose femërore), p.sh.: *anësi* (anë), *atësi* (atë), *bimësi* (bimë), *bujqësi* (bujq), *fajësi* (faj), *fqinjësi* (fqinjë), *fshatarësi* (fshatar), *grykësi* (grykë), *gjuhësi* (gjuhë), *kombësi* (komb), *letërsi* (letër), *malësi* (mal), *mendësi* (mend), *miqësi* (miq), *mjekësi* (mjek), *pleqësi* (pleq), *popullsi* (popull), *pronësi* (pronë), *rregullsi* (rregull), *shëndetësi* (shëndet) etj.

Tipat e emrave të formuar me prapashtesën -(ë)si janë mjaft produktivë dhe aktivë në gjuhën e sotme letrare.

---

1) Me këtë kuptim përdoret edhe emri *vegjëli*, p.sh.: *që në vogëli* ose *që në vegjëli*.



3. *Prapashtesa* **-(ë)ri**

Kjo prapashtesë ka një sferë veprimi më të ngushtë në krahasim me prapashtesat **-i** e **-(ë)si**. Me këtë prapashtesë janë formuar një numër emrash me kuptim abstrakt ose përmbledhës nga tema emrash e mbiemrash, p.sh.: *besnikëri* (besnik), *burrëri* (burrë), *dinakëri* (dinak), *djalëri* (djalë), *fisnikëri* (fisnik), *foshnjëri* (foshnjë), *gjallëri* (i gjallë), *hasmëri* (hasmë), *pleqëri* (pleq), *robëri* (rob), *skllavëri* (skllav), *shoqëri* (shoq), *trimëri* (trim) etj.

Në pak raste nga e njëjta temë janë formuar një emër me **-(ë)ri** e një tjetër me **-(ë)si**, duke marrë kuptime të ndryshme, p.sh.: *madhëri* e *madhësi*, *pleqëri* e *pleqësi*.

Prapashtesa **-(ë)ri** është bërë sot mjaft produktive e aktive për formimin e emrave abstraktë prej temave të mbiemrave të nyjshëm me prapashtesën **-shëm** (shumica e tyre të formuar prej pjesores së ish-variantit letrar verior), p.sh.: *bymyeshmëri* (i bymyeshëm), *djegshmëri* (i djegshëm), *domosdoshmëri* (i domosdoshëm), *hershmëri* (i hershëm), *lëvizshmëri* (i lëvizshëm), *ligjshmëri* (i ligjshëm), *natyrshmëri* (i natyrshëm), *ndershmëri* (i ndershëm), *ndjeshmëri* (i ndjeshëm), *ndryshueshmëri* (i ndryshueshëm), *ngjashmëri* (i ngjashëm), *njëtrajtshmëri* (i njëtrajtshëm), *papajtueshmëri* (i papajtueshëm), *paprekshmëri* (i paprekshëm), *pashmangshmëri* (i pashmangshëm), *partishmëri* (i partishëm), *pathyeshmëri* (i pathyeshëm), *përshkueshmëri* (i përshkueshëm), *qëndrueshmëri* (i qëndrueshëm), *rrezikshmëri* (i rrezikshëm), *rrjedhshmëri* (i rrjedhshëm), *shumëllojshmëri* (i shumëllojshëm), *trashëgueshmëri* (i trashëgueshëm), *tretshmëri* (i tretshëm), *ushqyeshmëri* (i ushqyeshëm), *vazhdueshmëri* (i vazhdueshëm), *vijueshmëri* (i vijueshëm) etj. Emri *kalueshmëri* është formuar nga ndajfolja *kalueshëm*.

Për shkak të produktivitetit dhe aktivitetit shumë të madh të prapashtesës **-(ë)ri** në disa raste vihen re formime analogjike, drejtpërdrejt nga tema e një emri ose e një foljeje, p.sh.: *ideshmëri* (nuk ka ndonjë mbiemër *i ideshëm*), *kripshmëri* «përqindja e kripës në ujë» (ky emër nuk lidhet kuptimisht me mbiemrin *i kripshëm*, i cili është i mundshëm në gjuhë vetëm në kuptimin «që mund të kripet», por me emrin *kripë*), *përcjellshmëri* «shkalla e aftësisë së lëndëve të ndryshme për të përcjellë elektricitetin, nxehtësinë etj.» (ky emër nuk lidhet

kuptimisht me mbiemrin *i përcjellshëm* «që mund të përcillet», por me foljen *përcjell*), *pjellshmëri* «aftësia për të pjellë» (ky emër lidhet kuptimisht me foljen *pjell* e jo me ndonjë mbiemër *i pjellshëm*, i cili nuk përdoret), *vdekshmëri* «sasia e vdekjeve në një periudhë të caktuar» (ky emër nuk lidhet kuptimisht me mbiemrin *i vdekshëm*, por me emrin *vdekje*) etj.

## PRAPASHTESA -SHËM

§ 22. Me anë të kësaj prapashtese formohen mbiemra të nyjshëm prej temash foljore, emërore ose ndajfoljore.

Shumë produktiv dhe aktiv është tipi i mbiemrave të formuar nga tema e pjesores, si *i afrueshëm* (afrue)[1], *i ardhshëm* (ardh-ur), *i besueshëm* (besue), *i botueshëm* (botue), *i çmueshëm* (çmue), *i dallueshëm* (dallue), *i djegshëm* (djeg-ur), *i kapshëm* (kap-ur), *i lejueshëm* (lejue), *i lëkundshëm* (lëkund-ur), *i mundshëm* (mund-ur), *i pëlqyeshëm* (pëlqye-r), *i përdorshëm* (përdor-ur), *i thyeshëm* (thye-r), *i ushqyeshëm* (ushqye-r), *i vazhdueshëm* (vazhdue) etj.

Mbiemrat e këtij tipi tregojnë mundësi, aftësi e disa herë domosdoshmëri për t'iu nënshtruar një veprimi a për të kryer një veprim, p.sh.:

*i besueshëm* «që mund të besohet», *i djegshëm* «që mund të digjet», *i përdorshëm* «që mund të përdoret», *i pijshëm* «që mund të pihet», *i tretshëm* «që mund të tretet» etj.;

*i kënaqshëm* «që të kënaq», *i lodhshëm* «që të lodh», *i mërzitshëm* «që të mërzit», *i ushqyeshëm* «që të ushqen» etj.;

*i lëvizshëm* «që lëviz» , *i rrjedhshëm* «që rrjedh», *i vazhdueshëm* «që vazhdon» etj.;

*i admirueshëm* «që meriton, që duhet të admirohet», *i lavdërueshëm* «që meriton, që duhet të lavdërohet», *i dënueshëm* «që meriton, që duhet të dënohet», *i kritikueshëm* «që mund ose që meriton, që duhet të kritikohet» etj.

1) **Për foljet më -oj e -uaj si temë fjalëformuese shërben tema e pjesores më -ue të ish-variantit letrar verior.**



Nga këta mbiemra mund të formohen rregullisht mbiemra me kuptim të kundërt (ose mbiemra antonimikë) me parashtesën **pa-** (shih edhe më lart § 5), p.sh.:

*i besueshëm* — *i pabesueshëm*
*i kënaqshëm* — *i pakënaqshëm*
*i kritikueshëm* — *i pakritikueshëm*
*i lejueshëm* — *i palejueshëm*
*i lodhshëm* — *i palodhshëm*
*i mundshëm* — *i pamundshëm*
*i thyeshëm* — *i pathyeshëm* etj.

Mbiemrat me parashtesën **pa-** i ruajnë gjithashtu kuptimet karakteristike të tyre (në këtë rast ata tregojnë pamundësi, paaftësi për t'iu nënshtruar një veprimi a për të kryer një veprim).

Duhen dalluar në përdorim mbiemrat e formuar me prapashtesën **-shëm** nga mbiemrat e nyjshëm të formuar pa prapashtesë, drejtpërdrejt nga pjesorja, të cilët tregojnë një tipar cilësor të arritur pas një veprimi, p.sh.: *i dënuar* «që është dënuar», *i djegur* «që ë htë djegur», *i përdorur* «që është përdorur», *i thyer* «që është thyer» etj. Prandaj për të zbatuar normën e sotme letrare, duhet thënë: *fëmijë i* **afrueshëm** (dhe jo *i afruar*), *ndihmë* **e çmueshme** (dhe jo *e çmuar*), *kjo më duket* **e pabesueshme** (dhe jo *e pabesuar*), *vullnet* **i pamposhtshëm** (dhe jo *i pamposhtur*), *sjellje* **e palejueshme** dhe jo *e palejuar*), *sulm* **i papërmbajtshëm** (dhe jo *i papërmbajtur*), *kjo është* **e pamundshme** (dhe jo *e pamundur*), *ngjarje* **e paharrueshme** (dhe jo *e paharruar*), *miqësi* **e pathyeshme** (dhe jo *e pathyer*) etj. Nga pikëpamja e normës së sotme, përdorimi i mbiemrave pa prapashtesë në vend të mbiemrave më **-shëm** në këto raste shihet si dialektor.

Mjaft produktiv dhe aktiv është edhe tipi i mbiemrave të formuar me prapashtesën **-shëm** nga tema e një emri (konkret ose abstrakt), p.sh.: *i arsyeshëm* (arsye), *i bujshëm* (bujë)[1], *i dëmshëm* (dëm), *i dobishëm* (dobi), *i famshëm* (famë), *i frikshëm* (frikë), *i frytshëm* (fryt), *i fuqishëm* (fuqi), *i hollësishëm* (hollësi), *i lavdishëm* (lavdi), *i ligjshëm*

1) Zanorja ë fundore e patheksuar e temës fjalëformuese bie kurdoherë **para** parashtesës **-shëm**, shih edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 7 c.

(ligj), *i logjikshëm* (logjikë), *i natyrshëm* (natyrë), *i ndershëm* (nder), *i ngeshëm* (nge), *i partishëm* (parti), *i rrezikshëm* (rrezik), *i shijshëm* (shijë), *i ujshëm* (ujë), *i vëllimshëm* (vëllim), *i vrullshëm* (vrull), *i zellshëm* (zell) etj.

Nga pikëpamja e kuptimit këta mbiemra në përgjithësi zbërthehen në *«që ka, që është + emrin që shërben si temë fjalëformuese»*, p.sh.: *i arsyeshëm* «që ka, që është me arsye», *i famshëm* «që ka, që është me famë», *i ujshëm* «që ka mjaft ujë, lëng; që është si ujë», *i vëllimshëm* «që ka vëllim të madh»; ose në *«që sjell (që të shtie) + emrin që shërben si temë fjalëformuese»*, p.sh.: *i dëmshëm* «që sjell dëm», *i dobishëm* «që sjell dobi», *i tmerrshëm* «që të shtie tmerrin» etj. Disa mbiemra, si *i frikshëm, i turpshëm* mund të kenë, sipas kontekstit, herë njërin, herë tjetrin nga kuptimet e mësipërme.

Edhe nga këta mbiemra mund të formohen antonime me parashtesën **pa-**, por ato nuk janë të mundshme në të gjitha rastet. Sot përdoren çifte antonimike **si**:

*i arsyeshëm* — *i paarsyeshëm*
*i dëmshëm* — *i padëmshëm*
*i dobishëm* — *i padobishëm*
*i frikshëm* — *i pafrikshëm*
*i fuqishëm* — *i pafuqishëm*
*i ligjshëm* — *i paligjshëm*
*i ndershëm* — *i pandershëm*
*i zellshëm* — *i pazellshëm* etj.,

por nuk përdoren antonime, si i *pabujshëm, i pafamshëm, i pahollësishëm, i paujshëm* etj. Në këto raste mohimi i tiparit bëhet me anë të pjesëzës mohuese **jo**: *jo i bujshëm, jo i hollësishëm* etj.

Tipi i mbiemrave të formuar me prapashtesën **-shëm** nga tema ndajfoljore është shumë më pak produktiv se dy të tjerët. Mbiemra të tillë janë: *i andejshëm, i atëhershëm, i brendshëm, i dikurshëm, i djeshëm, i këtejshëm, i këtushëm, i menjëhershëm, i ngadalshëm, i pardjeshëm, i përhershëm, i qëkurshëm, i sivjetshëm, i sotshëm, i vjetshëm* etj. Këta mbiemra tregojnë një tipar sipas kuptimit të temës fjalëformuese. Nga këta mbiemra nuk formohen antonime me parashtesën **pa-**.



## PRAPASHTESAT -O- -RO-, -TO-, -SO-, -ZO-

§ 23. Këto prapashtesa shërbejnë për të formuar folje dhe në shumicën e rasteve bashkohen me tema emërore, mbiemërore e ndajfoljore. Prapashtesat **-ro-**, **-to-**, **-so-**, **-zo-** janë zgjerime të prapashtesës **-o-**. Të gjitha foljet e formuara me këto prapashtesa janë të klasës së parë të zgjedhimit të parë (shih § 85 në pjesën «Çështje të morfologjisë»), d.m.th. në vetën e parë njëjës të kohës së tashme marrin mbaresën **-j**, në vetën e parë njëjës të së kryerës së thjeshtë marrin mbaresën **-va**, ndërsa në pjesore dalin më **-uar** (*punë — punoj, punova, punuar*).

### 1. *Prapashtesa* -o-

Kjo është prapashtesa më produktive dhe më aktive për formimin e foljeve në gjuhën e sotme letrare. Me anë të kësaj prapashtese formohen folje kryesisht prej temash emërore, mbiemërore e ndajfoljore, p.sh.:

*ajroj* (ajër)[1], *anoj* (anë), *besoj* (besë), *dimëroj* (dimër), *eksportoj* (eksport), *filmoj* (film), *fluturoj* (flutur), *gërshetoj* (gërshet), *luftoj* (luftë), *mendoj* (mend), *nderoj* (nder), *punoj* (punë), *rrafshoj* (rrafsh), *qarkoj* (qark), *sharroj* (sharrë), *sheshoj* (shesh), *tmerroj* (tmerr), *thumboj* (thumb), *urdhëroj* (urdhër), *vrapoj* (vrap), *zemëroj* (zemër), *zhavorroj* (zhavorr) etj.;

*çaloj* (i çalë), *holloj* (i hollë), *pastroj* (i pastër), *pasuroj* (i pasur), *rralloj* (i rrallë), *shkurtoj* (i shkurtër), *shtrembëroj* (i shtrembër), *shtrenjtoj* (i shtrenjtë), *thelloj* (i thellë), *varfëroj* (i varfër) *vjetroj* (i vjetër) etj.;

*afroj* (afër), *bashkoj* (bashkë), *largoj* (larg), *mjaftoj* (mjaft), *përparoj* (përpara), *shpejtoj* (shpejt), *teproj* (tepër), *veçoj* (veç) etj.

---

1) Për rënien ose jo të ë-së paratheksore te foljet e formuara prej temash më -ër, -ël shih: «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 5 ç.

## 2. *Prapashtesa* **-ro-**

Kjo prapashtesë është pak produktive. Me anë të saj janë formuar një numër i kufizuar foljesh, kryesisht nga tema emërore, e në raste të rralla nga ndonjë temë mbiemërore, foljore a ndajfoljore, p.sh.: *flakëroj* (flakë), *lajmëroj* (lajm)[1], *lavdëroj* (lavd), *ligjëroj* (ligj), *mishëroj* (mish), *plehëroj* (pleh), etj.; *gjallëroj* (i gjallë), *shkrifëroj* (shkrif), *shqipëroj* (shqip) etj.

**Shënim.** Në disa raste nga e njëjta temë janë formuar folje edhe me prapashtesën -o- edhe me -ro-, p.sh.: *flakoj, lajmoj, lëvdoj* dhe *flakëroj, lajmëroj, lavdëroj*, Në gjuhën e sotme letrare janë normative këto të fundit.

## 3. *Prapashtesa* **-to-**

Me këtë prapashtesë, që është më produktive se prapashtesa **-ro-**, janë formuar një numër foljesh kryesisht prej temash emërore, p.sh.: *arkëtoj* (arkë), *arsyetoj* (arsye), *copëtoj* (copë), *dëmtoj* (dëm), *farkëtoj* (farkë), *pjesëtoj* (pjesë), *shkaktoj* (shkak), *shtegtoj* (shteg), *tregtoj* (treg), *udhëtoj* (udhë), *vizatoj* (viza), *shqiptoj* (shqip) etj. Me këtë prapashtesë janë formuar edhe foljet *pushkatoj* (pushkë), *rrezatoj* (rreze), *miratoj* (mirë), duke marrë një **-a-** mbështetëse midis temës e prapashtesës për analogji me formime të tilla si *lajkatoj, ledhatoj, vizatoj*, te të cilat si temë fjalëformuese ka shërbyer trajta e shumësit më **-a**: *lajka, ledha, viza.*

**Shënim.** Folja *farkoj*, e formuar nga emri *farkë* me anë të prapashtesës **-o-**, në gjuhën e sotme letrare, sidomos në stilin tekniko-shkencor e publicistik, është zëvendësuar nga *farkëtoj.*

1) Kur tema fjalëformuese del më bashkëtingëllore, midis saj dhe prapashtesës shtohet një **ë** mbështetëse (shih edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 5 c).



## 4. *Prapashtesat* **-so-, -zo-**

Me anë të prapashtesës **-so-** janë formuar folje, kryesisht prej temash emërore, mbiemërore e ndajfoljore, p.sh.: *frikësoj* (frikë), *vlerësoj* (vlerë) etj.; *ëmbëlsoj* (i ëmbël), *keqësoj* (i keq)[1], *lartësoj* (i lartë), *lehtësoj* (i lehtë) etj., *ngadalësoj* (ngadalë), *pakësoj* (pak), *plotësoj* (plot) etj.

Prapashtesa **-so-** është shumë pak aktive në gjuhën e sotme letrare.

**Shënim.** Në disa raste nga e njëjta temë janë formuar folje edhe me prapashtesën -o- edhe me -so-, p.sh.: *ashpëroj, frikoj, lartoj, pakoj* dhe *ashpërsoj, frikësoj, lartësoj, pakësoj.* Në gjuhën e sotme letrare janë normative këto të fundit.

Prapashtesa **-zo-**, e cila është shumë produktive e aktive në gjuhën e sotme letrare, sidomos në publicistikë e në terminologjinë tekniko-shkencore, bashkohet kryesisht me tema emrash, p.sh.: *copëzoj* (copë), *dorëzoj* (dorë), *frymëzoj* (frymë), *gjunjëzoj* (gjunjë), *kolonizoj* (koloni), *kryqëzoj* (kryq)[2], *kufizoj* (kufi), *lulëzoj* (lule), *miellzoj* (miell), *petëzoj* (petë), *popullzoj* (popull), *pyllëzoj* (pyll), *shoqërizoj* (shoqëri), *shtetëzoj* (shtet), *trupëzoj* (trup), *udhëzoj* (udhë), *vallëzoj* (valle)[3] etj. ; *belbëzoj* (i belbët), *dyzoj* (dy), *shumëzoj* (shumë).

Krahas këtyre formimeve, në shqipen e sotme letrare përdoren edhe folje me prapashtesën **-izo-**; zakonisht, këto janë fjalë të huazuara, që i janë nënshtruar sistemit morfologjik të shqipes, si p.sh.: *aktivizoj, ekranizoj, individualizoj, industrializoj, kolektivizoj, konkretizoj, militarizoj, mobilizoj, rajonizoj, revolucionarizoj, stabilizoj* etj. Nën ndikimin e këtyre fjalëve në shqipen e sotme letrare kanë filluar të formohen edhe fjalë me prapashtesën **-izo-** nga tema të vetë shqipes, si p.sh.: *kombëtarizoj, shqiptarizoj* etj. Këto formime nuk janë shumë aktive.

1) Kur tema fjalëformuese del më bashkëtingëllore, midis saj dhe prapashtesës në disa raste shtohet një -ë- mbështetëse (shih edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 5 c).
2) Kur tema fjalëformuese del më bashkëtingëllore, midis saj dhe prapashtesës në disa raste shtohet një -ë- mbështetëse (shih edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 5 c).
3) Te foljet *lulëzoj* e *vallëzoj* e-ja fundore e temave *lule, valle* është shndërruar në ë.

**Shënim.** Nga foljet *njësoj* e *njëzoj*, të dyja të formuara nga numërori *një*, e para ka marrë një përhapje më të madhe dhe është bërë si variant normativ kryesor, prandaj edhe fjalët e prejardhura prej saj: *njësim, i njësuar*, duhen parapëlqyer ndaj *njëzim, i njëzuar*.

Foljet *shumoj* e *shumëzoj* nuk janë variante fjalëformuese, por kanë kuptime të ndryshme dhe nuk mund të përdoren në vend të njëra-tjetrës.

## PRAPASHTESA -OS

§ **24.** Me këtë prapashtesë, që është produktive, por sot joaktive në gjuhën letrare, formohen folje prej temash emërore, p.sh. *balsamos* (balsam), *baltos* (baltë), *barros* (barrë), *brengos* (brengë), *brumos* (brumë), *burgos* (burg), *damkos* (damkë), *faqos* (faqe), *fundos* (fund), *gjakos* (gjak), *hekuros* (hekur), *inatos* (inat), *katranos* (katran), *leckos* (leckë), *llafos* (llafe), *merakos* (merak), *njollos* (njollë), *përrallos* (përrallë), *plagos* (plagë), *plevitos* (plevit), *syrgjynos* (syrgjyn), *tymos* (tym), *vendos* (vend), *vulos* (vulë) etj.

**Shënim.** Në disa raste, nga e njëjta temë, përveç formimeve me prapashtesën **-os**, ka edhe formime me prapashtesën **-o-**, p.sh.: *barroj, brumoj, faqoj, faroj, gjakoj, njolloj, përralloj, plagoj, vuloj* etj.

Në këto raste formimet me prapashtesën **-o-**, në përgjithësi, nuk janë normative në gjuhën e sotme letrare, por ndër foljet *ajroj* dhe *ajros* e para duhet të merret si varianti normativ kryesor, pasi me temat më -ër (ajër) bashkohet prapashtesa **-o-** e jo **-os-**; rrjedhimisht, edhe *ajrim* e *i ajruar* (që dalin nga *ajroj*) duhen parapëlqyer ndaj *ajros, i ajrosur* (që dalin nga *ajros*).

Foljet *tymoj* e *tymos* (tym), *vendoj* e *vendos* (vend) janë dalluar deri diku kuptimisht e mund të përdoren secila me ngjyrimin kuptimor që kanë fituar. Folja *tymoj* përdoret me kuptim jokalimtar, (p.sh.: *tymojnë oxhakët e fabrikave*), ndërsa folja *tymos* përdoret më shumë me kuptim kalimtar (p.sh. *tymos bletët, peshkun*, prandaj thuhet edhe *peshk i tymosur* e jo *i tymuar*).

Folja *vendos* përdoret me dy kuptime: 1. «i jap udhë, zgjidhje një çështjeje»; 2. «i gjej vendin diçkaje a dikujt, vë diçka në një vend», ndërsa folja *vendoj* sot përdoret vetëm me kuptimin e dytë. Emri *vendim* lidhet kuptimisht me foljen *vendos*, megjithëse nga ana formale paraqitet si i formuar nga folja *vendoj*.



## PRAPASHTESA -AS/-AZI

§ **25.** Me anë të kësaj prapashtese, që del në dy variante, formohen vetëm ndajfolje. Prapashtesa **-as/-azi** mund të bashkohet me tema emërore, mbiemërore, foljore e ndajfoljore, p.sh.: *barkas, barkazi* (bark); *brinjas, brinjazi* (brinjë); *fytas, fytazi* (fyt); *gjunjas, gjunjazi* (gjunjë); *radhas, radhazi* (radhë) etj.; *djathtas, djathtazi* (i djathtë); *fshehtas, fshehtazi* (i fshehtë); *majtas, majtazi* (i majtë) etj.; *falas* (falur), *ndaras* (ndarë), *rrëshqitas* (rrëshqit-ur), *shkaras, shkarazi* (shkarë), *vjedhuras, vjedhurazi* (vjedhur) etj.; *keqas* (keq), *largas* (larg) etj.

Siç shihet nga shembujt e mësipërm, shumica e ndajfoljeve të formuara me këtë prapashtesë përdoren në dy trajta, me **-as** e me **-azi**, por disa prej tyre janë ngulitur në gjuhën letrare vetëm në trajtën me **-as** (si *djathtas, majtas* etj.). Ndajfoljet e formuara me prapashtesën **-as/-azi** janë ndajfolje mënyre.

Kjo prapashtesë është produktive dhe aktive sidomos në gjuhën e folur popullore, ndërsa në stilin libror është më pak aktive.

## PRAPASHTESA -(I)SHT

§ **26.** Është prapashtesa më produktive dhe më aktive, me anën e së cilës formohen ndajfolje në gjuhën e sotme letrare, sidomos në stilin libror të saj. Ajo bashkohet kryesisht me tema emrash të prejardhur, të formuar me prapashtesat **-(ë)si, -(ë)ri, -i, -im**, dhe me tema mbiemrash [1], p.sh.:

*afërsisht* (afërsi), *egërsisht* (egërsi), *fatmirësisht, fatkeqësisht, gjerësisht, hollësisht, miqësisht, mundësisht, nxehtësisht, pavarësisht, përgjithësisht, përzemërsisht, qetësisht, rastësisht, tërësisht, thellësisht* etj.;

*besnikërisht* (besnikëri), *burrërisht* (burrëri), *dinakërisht, fisnikërisht, pleqërisht, shoqërisht, trimërisht, vëllazërisht* etj.;

1) Te ndajfoljet e formuara prej temash më **-im** ose prej mbiemrash përdoret trajta e zgjeruar **-isht** (me përjashtim të *ligsht* < *i lig*).

*befasisht* (befasi), *bujarisht* (bujari), *dhelpërisht*, *lirisht*, *miturisht*, *mjeshtërisht*, *njerëzisht* etj.;

*detyrimisht* (detyrim), *gabimisht* (gabim), *parimisht*, *qëllimisht*, *vazhdimisht* etj.;

*aktivisht* (aktiv), *artistikisht* (artistik), *brutalisht* (brutal), *ekonomikisht*, *energjikisht*, *familjarisht*, *financiarisht*, *heroikisht*, *historikisht*, *kolektivisht*, *konkretisht*, *ligsht*, *numerikisht*, *paralelisht*, *personalisht*, *politikisht*, *sistematikisht*, *shqiptarisht*, *teorikisht*, *ushtarakisht*, *vullnetarisht*, *zyrtarisht*[1] etj.

Me anë të prapashtesës **-isht** formohen edhe ndajfoljet që shënojnë gjuhën e një populli a një dialekt, p.sh.: *anglisht*, *bullgarisht*, *greqisht*, *gjermanisht*, *koreanisht*, *persisht*, *spanjisht*, *turqisht*, *vietnamisht* etj.; *çamërisht*, *gegërisht*, *labërisht*, *shkodranisht*, *toskërisht* etj.

Për analogji me ndajfoljet e formuara nga emrat e prejardhur me prapashtesat **-(ë)si, -(ë)ri, -i, -im,** janë formuar një numër i kufizuar ndajfoljesh, te të cilat prapashtesa **-sht** paraqitet në trajtë të zgjeruar:

**-(ë)sisht,** p.sh.: *denjësisht* (i denjë), *krejtësisht* (krejt), *plotësisht* (plot), *rrënjësisht* (rrënjë) etj.;

**-(ë)risht,** p.sh.: *botërisht* (botë), *çuditërisht* (çudi), *pjesërisht* (pjesë), *shkencërisht* (shkencë), *shpirtërisht* (shpirt) etj.;

**-(i)misht,** p.sh.: *fuqimisht* (fuqi), *shprehimisht* (shpreh)[2].

**Shënim.** Përdorimi i ndajfoljeve me prapashtesën **-isht**, sidomos i atyre që janë formuar prej temash mbiemërore, është karakteristik sidomos për stilin e letërsisë tekniko-shkencore, të veprimtarisë shtetërore-administrative e në një farë shkalle edhe për publicistikën. Në letërsinë artisitike e në ligjërimin e përditshëm nga ndajfoljet më **-isht** mund të përdoren ato që janë bërë të përgjithshme në gjuhë e që nuk kanë ndonjë ngjyrim stilistik të veçantë, si *bujraisht*, *burrërisht*, *gabimisht*, *grarisht*, *lirisht*, *miqësisht*, *mundësisht*, *pleqërisht*, *rastësisht*, *shoqërisht*, *vazhdimisht* etj. Ndajfoljet e tjera mund të përdoren për qëllime të caktuara stilistike-shprehëse.

---

1) Siç shihet nga shembujt e mësipërm, prapashtesa **-isht** në shumicën e rasteve bashkohet me tema mbiemërore më **-al, -ar, -ik, -iv.**

2) Në vargun fjalëformues të formimeve të tilla mungon një hallkë e pikërisht ajo që duhej të ishte tema fjalëformuese e rregullt: krahaso p.sh. *i qetë* > *qetësi* > *qetësisht* me *i denjë* > *denjësisht* (hallka *denjësi* mungon), prandaj formime të tilla janë përjashtime nga tipat e rregullt dhe duhen kufizuar.



Në rastet kur ka një ndajfolje më **-isht** e një ndajfolje pa prapashtesë, që kanë po atë rrënjë, në gjuhën e letërsisë artistike e në ligjërimin e përditshëm duhen përdorur këto të fundit, p.sh.: *afër* (ose *afro*) *30 veta* (dhe jo *afërsisht*); (*i*) *foli ashpër, egër, shkurt, vrazhdë* (dhe jo *ashpërsisht, egërsisht, shkurtimisht, vrazhdësisht*) etj.

Në përgjithësi duhet pasur parasysh që të mos teprohet përdorimi i ndajfoljeve më **-isht**. Gjuha shqipe ka edhe mënyra të tjera të thëni me vlerë ndajfoljore e shumë herë edhe me fuqi shprehëse më të madhe se ndajfoljet më **-isht**, p.sh.: *afërsisht — me afërsi*; *artistikisht — nga ana, nga pikëpamja artistike; barbarisht — si barbar, në mënyrë barbare; besnikërisht — me besnikëri; bujarisht — me bujari; burrërisht — me burrëri, si burrat; demokratikisht — në mënyrë demokratike; dhelpërisht — me dhelpëri; egërsisht — me egërsi; ekonomikisht — nga ana, nga pikëpamja ekonomike, nga ekonomia; marrëzisht — si i marrë; telegrafisht — me telegram; trimërisht — si trim(at), me trimëri* etj., etj. Duke përdorur sipas kontekstit e rrethanave të ligjërimit herë këto mënyra të thëni me vlerë ndajfoljore, herë ndajfoljet me prapashtesën **-isht** e bëjmë gjuhën më shprehëse e më të larmishme.

Duhet pasur kujdes gjithashtu që të mos përdoren ndajfolje më **-isht** të formuara pa nevojë e shumë herë edhe në mënyrë të parregullt, si *bindësisht*, *dramatugjikisht*, *dredhërisht*, *heshtësisht*, *mjaftësisht*, *modestisht*, *pakrahasimisht* etj. Kuptimet e këtyre ndajfoljeve mund të jepen me këto shprehje ose fjalë: *në mënyrën bindëse, nga pikëpamja dramaturgjike, me dredhi, heshtazi* ose *në mënyrë të heshtur, aq sa duhet* ose *në mënyrë të mjaftueshme, me modesti* ose *në mënyrë modeste, pa krahasim* etj.

## SHQIPËRIMI I DISA PRAPASHTESAVE TË HUAJA

§ 27. Bashkë me fjalët me prejardhje të huaj kanë hyrë në gjuhën shqipe edhe disa prapashtesa të huaja, si **-al, -azh, -esk, -itet, -ist, -izëm, -llëk, -xhi, -çi** (dy të fundit janë me burim nga turqishtja). Këto kanë mbetur të kufizuara kryesisht te ato fjalë me prejardhje të huaj bashkë me të cilat kanë hyrë, por disa prej tyre janë bërë produktive duke dhënë formime të reja brenda shqipes (duke u bashkuar me tema fjalësh shqipe ose me tema fjalësh të huaja), si prapashtesa **-ist** (shih më lart § 15) ose **-izëm,** p.sh.: *djathtizëm, letrarizëm, majtizëm, shkollarizëm, zyrtarizëm* etj.

Ashtu si parashtesat me prejardhje të huaj, edhe prapashtesat mund të zëvendësohen në mjaft raste me mjete të shqipes.

1. Prapashtesa **-al** mund të zëvendësohet te disa fjalë me prapashtesën **-or**, p.sh.: *kadastral — kadastror, kultural — kulturor, leksikal — leksikor, muzikal — muzikor* etj. Në një varg rastesh të tjera fjala e huaj me prapashtesën **-al** mund të zëvendësohet me një fjalë shqipe me prapashtesën **-or**, p.sh.: *aksial — boshtor, central — qendror, esencial — thelbësor, konsitucional — kushtetor, lateral — anësor, margjinal — skajor, nazal — hundor, oral — gojor, sezonal — stinor, social — shoqëror* etj. Mbiemrat *racor* dhe *racial* dallohen kuptimisht, p.sh.: *tipare racore*, por *dallim racial.*

**2.** Prapashtesa **-esk** ka kuptim keqësues, tregon tipar negativ, p.sh.: *politikë aventureske, interpretim diletantesk, elemente estradeske, qarqet gazetareske, ngjyra karikatureske, studim libresk, fraza pllakateske, roman policesk* etj.

Përdorimi i mbiemrave të formuar me këtë prapashtesë nuk është i domosdoshëm, ai e rëndon gjuhën dhe e largon nga ligjërimi i gjallë i popullit. Prandaj mbiemrat më **-esk** mund të mënjanohen fare nga shqipja letrare. Në vend të disa mbiemrave më **-esk** mund të përdoret emri përkatës në rasën rrjedhore të shumësit të pashquar ose në gjinore të shquar, p.sh.: *politikë aventuresh* (dhe jo *aventureske*), *letërsi bulevardesh* (dhe jo *bulevardeske*), *qarqet e gazetarëve* (dhe jo *gazetareske*), *fraza pllakatesh* (dhe jo *pllakateske*), *lojërat e stdudentëve* (dhe jo *studenteske*) etj.; në raste të tjera mund të përdoret një mbiemër me prapashtesën **-or**, p.sh. *roman policor* dhe jo *policesk*), *lojërat* (ose *rinia*) *studentore* (dhe jo *studenteske*) etj.

**3.** Emrat e veprimit me prapashtesat **-ion, -acion,** të huazuar nga gjuhët neolatine, mund të zëvendësohen me emra veprimi të formuar me prapashtesën shqipe **-im** nga folja përkatëse më **-oj** (në rast se përdoret një folje e tillë në gjuhën shqipe), p.sh.: *diskriminim* (diskriminacion), *diskutim* (diskusion), *dislokim* (dislokacion), *emigrim* (emigracion), *ilustrim* (ilustracion), *imigrim* (imigracion), *kapitullim* (kapitulacion), *kooperim* (kooperacion), *likuidim* (likuidacion) etj. Por kur këta emra më **-ion, -acion** nuk kanë kuptimin e një emri veprimi (qoftë në përgjithësi, qoftë në rastin konkret), ata zakonisht nuk mund të zëvendësohen nga një emër më **-im,** prandaj duhen dalluar: *emigracion, infeksion, informacion, kompozicion, okupacion, operacion* etj. nga *emigrim, infektim, informim, kompozim, okupim, operim* etj. Këta dy tipa emrash përdoren në gjuhën letrar secili me kuptimin e tij të veçantë.



**4.** Me prapashtesën **-xhi/-çi,** me burim nga turqishtja, janë formuar emra që emërtojnë një person sipas profesionit ose sipas punës që kryen.

Një pjesë e mirë e emrave me prapashtesën **-xhi/-çi** janë zëvendësuar në gjuhën letrare me emra të formuar me prapashtesat **-tar, -ar** ose me kompozita (fjalë të përbëra) që kanë zakonisht si pjesë të dytë emrin *punues*, p.sh.: *bakërpunues* ose *remtar* (bakërxhi), *bejtar* (bejtexhi), *falltar* (fallxhi), *furrtar* (furrxhi), *jorganpunues* (jorganxhi), *këpucar* (kundraxhi), *lëkurëtar* (lëkuraxhi), *orëndreqës* (sahatçi), *pemëshitës* (pemaxhi), *qeleshepunues* (qeleshexhi), *samarpunues* (samarxhi), *teneqepunues* (teneqexhi) etj.

Por një numër fjalësh me prapashtesën **-xhi**, sidomos ato që emërtojnë nocione të së kaluarës, janë ngulitur në gjuhë në këtë trajtë, p.sh.: *bojaxhi, bostanxhi, duhanxhi, dyqanxhi, fajdexhi, hallvaxhi, hanxhi, kafexhi, kallajxhi, kazanxhi, qiraxhi, qymyrxhi, sazexhi, sobaxhi, sharrëxhi, sheqerxhi* etj. Disa fjalë të tjera me prapashtesën **-xhi** përdoren me ngjyrime të caktuara stilistike-shprehëse, si *belaxhi, breshkaxhi, dallaveraxhi, duaxhi, hallexhi, kalemxhi, kumarxhi poterexhi, qelepirxhi, sehirxhi, shakaxhi, shamataxhi, sherxhi, xhabaxhi* etj. Prandaj si të parat (tipi *bojaxhi*), ashtu edhe të dytat (tipi *qelepirxhi*) përdoren në gjuhën letrare në mënyrë të kufizuar.

## 3. FJALË TË FORMUARA NJËKOHËSISHT ME PARASHTESË E ME PRAPASHTESË

§ **28.** Në gjuhën shqipe ka mjaft raste kur me temën fjalëformuese bashkohen njëkohësisht një parashtesë dhe një prapashtesë. Në këtë mënyrë janë formuar një numër foljesh, si *përballoj, përfundoj, përgënjeshtroj* (me temat *ballë, fund, gënjeshtër* bashkohen njëkohësisht parashtesa **për-** dhe prapashtesa **-o-**), *përbetoj* e *përbe-*

*tohem* (me temën *be* bashkohen njëkohësisht parashtesa **për-** dhe prapashtesa **-to-**), *përfaqësoj, përjetësoj, përmirësoj, përvetësoj* (me temat *faqe, jetë, mirë, vetë* bashkohen njëkohësisht parashtesa **për-** dhe prapashtesa **-so-**), *nguros* (me temën *gur* bashkohen **n-** dhe **-os**), *shfrytëzoj* (me temën *fryt* bashkohen **sh-** dhe **zo-**), *zbukuroj, zgjeroj* (me temat *bukur, gjerë* bashkohen **z-** dhe **-o-**), *zhburrnoj* (me temën *burr(ë)* bashkohen **zh-** dhe **-no-**) etj. Në këtë mënyrë janë formuar edhe një varg mbiemrash e emrash, si *i përbindshëm, i përbotshëm, i përgjumshëm, i përjavshëm, i përshpirtshëm, i përzishëm* (me temat *bind-em*[1], *botë, gjumë, javë, shpirt, zi* bashkohen njëkohësisht parashtesa **për-** dhe prapashtesa **-shëm**); *pagjumësi* (me temën *gjumë* bashkohen **pa-** e **-si**), *përjetësi* (me temën *jetë* bashkohen **për-** e **-si** ) etj.

Siç shihet nga shembujt e mësipërm, në fjalët e formuara njëkohësisht me parashtesë e me prapashtesë, parashtesa më produktive është **për-**, ndërsa prapashtesat më produktive janë **-o-** për foljet e **-shëm** për mbiemrat; si tema fjalëformuese në shumicën e rasteve shërbejnë temat emërore e mbiemërore.

Tipat e fjalëve të formuara njëkohësisht me parashtesë e me prapashtesë janë më pak produktivë sesa formimet vetëm me parashtesë ose vetëm me prapashtesë, por këta tipa janë mjaft aktivë në shqipen e sotme letrare, sidomos në stilin libror.

## 4. FJALË TË FORMUARA PA PARASHTESA A PRAPASHTESA

§ **29.** Një vend të rëndësishëm në sistemin e fjalëformimit të gjuhës së sotme letrare zënë edhe tipat e fjalëve të formuara pa ndonjë parashtesë a prapashtesë, por duke kaluar nga një pjesë ligjërate në një tjetër. Ky kalim ndodh për shkak të ndryshimit të kushteve sintaksore të përdorimit të tyre. Fjalët *i ri, e re* janë mbiemra dhe përdoren për të përcaktuar një emër, p.sh.: *djalë i ri, vajzë e re,*

1) Në këtë rast folja *bindem* ka kuptimin «çuditem, mbetem me gojë hapur».



*gjëra të reja* etj. Por kur këto fjalë përdoren pa emrin që përcaktojnë, ato bëhen vetë emra, p.sh.: *një* **i ri** *nga fabrika jonë*, **e reja** *N.N;* **të rinjtë dhe të rejat; të reja** *nga shkenca dhe teknika; lufta e* **së resë** *me* **të vjetrën** etj.

### 1. EMËRZIMI

Emërzim a substantivim quhet shndërrimi në emër i një pjese të ligjëratës që nuk është emër. Në përgjithësi emërzohen mbiemrat dhe pjesorja. Duke u emërzuar, mbiemri bëhet emri i sendit që ka tiparin cilësor të shprehur prej tij ose emri i vetë cilësisë, p.sh.: *i ditur,-i* «njeriu i ditur», *e bukur,-a* «gjithçka që është e bukur» (p.sh.: *e bukura në letërsi dhe në art*) etj.

Me anë të emërzimit të mbiemrave formohen:

a) Emra personash të gjinisë mashkullore e femërore, të karakterizuar sipas një tipari të tyre, p.sh. *i çmendur,-i — e çmendur,-a, i dashur,-i — e dashur,-a, i njohur,-i — e njohur,-a, i mbytur,-i — e mbytur,-a, i pasur,-i — e pasur,-a, i sëmur/ë,-i — e sëmur/ë, -a, i shtypur,-i — e shtypur,-a, i vdekur,-i — e vdekur,-a, i ve — e ve,-ja* etj.; *besnik,-u — besnik/e,-ja, gënjeshtar,-i — gënjeshtar/e,-ja, mëngjërash,-i — mëngjërash/e,-ja, shtatanik,-u — shtatanik/e,-ja* etj.

b) Emra abstraktë të gjinisë femërore, p.sh.: *e bukur,-a, e drejtë,-a, e keq/e,-ja, e lig/ë,-a, e mir/ë,-a, e sotshm/e,-ja, e shkuar,-a, e vërtet/ë,-a* etj.

Në disa raste nga e njëjta temë është formuar edhe një emër abstrakt me prapashtesën **-i** ose **-(ë)si**, por me një ngjyrim kuptimor pak a shumë të ndryshëm, p.sh.: *e bukur,-a* dhe *bukuri,-a, e drejt/ë,-a* dhe *drejtësi,-a, e mir/ë,-a* dhe *mirësi,-a, e vërtet/ë* dhe *vërtetësi,-a* etj.

c) Emra të gjinisë asnjanëse, kryesisht abstraktë, p.sh. *të bardhë,-t, të fikët,-it, të ftohtë,-t, të keq,-të, të kuq,-të, të mbarë,-t, të mirë,-t, të mugët,-it, të nxehtë,-t, të ri,-të, të thatë,-t, të verdhë,-t* (emër sëmundjeje), *të zi,-të* (e ullirit) etj.

Përdorimi dhe formimi i emrave që radhitëm në pikën *c*, ka ardhur duke u pakësuar. Në gjuhën e sotme letrare vihet re prirja për

të përdorur për këto nocione emra abstraktë të gjinisë femërore, të formuar me prapashtesa, si *mbarësi, mirësi, mugëtirë, rini, thatësirë, verdhëz* etj. Në disa raste përdoren me të njëjtin kuptim dhe si të barasvlershme nga pikëpamja e normës letrare edhe trajta asnjanëse, edhe trajta femërore, p.sh.: *të ftohtët — e ftohta, të nxehtët — e nxehta,* ndërsa në disa raste të tjera emri asnjanës ose femëror pa prapashtesë dhe emri femëror me prapashtesë përdoren me kuptime pak a shumë të ndryshme, p.sh.: *e bardha* (e vezës, e syrit) dhe *bardhësia* (e borës), *të ftohtët* ose *e ftohta* (e janarit dhe *ftohtësi,-a* (zakonisht me kuptim figurativ «ftohtësi në marrëdhëniet me dikë, por edhe «të qenët i ftohtë, shkalla e të ftohtit», p.sh.: *ftohtësia e akullit* etj.), *të nxehtët, e nxehta* (me kuptimin «temperatura e lartë e atmosferës ose e trupit të të sëmurit») dhe *nxehtësi-a* (e furrës, e motorit etj., d.m.th. «të qenët i nxehtë, shkalla e të nxehtit»).

**Shënim.** Emrat asnjanës të formuar prej mbiemrash përdoren dendur në një numër shprehjesh frazeologjike, si: *me të butë, me të egër, me të keq, vjen si më të kuq, mbahet më të madh, më të rrallë, me të urtë, të zitë e ullirit* etj. Në këto shprehje përdorimi i emrave asnjanës është normativ.

ç) Emra femërorë që përdoren vetëm në shumës, p.sh.: *të ardhura,-t, të holla,-t, të korra,-t, të lashta,-t, të mbjella,-t, të mbushura,-t, të palara,-t, të vjela,-t* etj.

Nga emërzimi i pjesores janë formuar emra asnjanës që shënojnë veprime abstrakte , si p.sh.: *të afruar,-it, të dalë,-t, të dëgjuar,-it, të folur,-it, të hyrë,-t, të marrë,-t, të mbajtur,-it, të menduar,-it, të ndenjur-it, të ngrënë,-t, të nuhatur,-it, të nxjerrë,-t, të parë,-t, të punuar,-it, të qarë,-t, të qeshur,-it, të vështruar,-it, të zënë,-t* etj.

Shumica e emrave prejfoljorë asnjanës kanë kuptime të njëjta me emrat e formuar me prapashtesat **-im** ose **-je** nga tema e po asaj foljeje, p.sh.: *të afruar,-it, -afrim,-i, të bashkuar,-it — bashkim,-i, të ndaluar,-it — ndalim,-i, të ndriçuar,-it, — ndriçim,-i, të pastruar,-it — pastrim,-i, të rënkuar,-it — rënkim,-i, të zbuluar,-it — zbulim,-i, të zhvilluar,-it — zhvillim,-i etj.; të dehur,-it — dehj/e,-a, të çarë,-t — çarj/e,-a, të larë,-t — larj/e,-a, të lyer,-it, — lyerj/e,-a, të prashitur,-it — prashitj/e,-a, të qenë,-t — qeni/e,-a*[1]*, të sjellë,-t — sjellj/e,-a, të ujitur,-it — ujitj/e,-a, të vjelë,-t — vjelj/e,-a, të zënë,-t — zëni/e,-a* etj. Në këto raste në gjuhën e sotme janë normativë vetëm emrat e formuar me prapashtesat **-im** ose **-je**, pra duhet thënë: *afrimi i pranverës, ndalimi i qarkullimit, prashitja e misrit* etj., dhe jo *të afruarit, të ndaluarit, të prashiturit* etj.

1) Vetëm kur përdoret me kuptim abstrakt.



Një pjesë e emrave prejfoljorë asnjanës përdoren me kuptime deri diku të ndryshme nga ato të emrave përkatës të formuar me prapashtesat **-im** ose **-je**, p.sh.: *të çmuar,-it — çmim,-i, të kënduar,-it — këndim,-i, të menduar,-it — mendim,-i, të mësuar,-it — mësim,-i, të punuar,-it — punim,-i, të shkruar,-it — shkrim,-i* etj.; *të lutur,-it — lutj/e,-a, të ngjarë,-t — ngjarj/e,-a, të pyetur,-it — pyetj/e,-a, të sharë,-t — sharj/e,-a* etj. Pjesorja e emërzuar në këto raste e jep më të theksuar kuptimin e *procesit* të veprimit, ndërsa formimet me prapashtesa e emërtojnë veprimin si nocion abstrakt dhe në mjaft raste emërtojnë edhe vetë rezultatin e veprimit. Pikërisht për këtë arsye në gjuhën e sotme letrare këta emra mund të përdoren me vlerat e tyre kuptimore të veçanta, p.sh.: *arti i të kënduarit,* por: *shkrim e këndim; të mësuarit përmendsh,* por: *mësimi i këngës; procesi i të menduarit,* por: *forca e mendimit, gjuha dhe mendimi; mënyra e të shprehurit,* por: *shprehja e fytyrës, shprehje e bukur* etj.

Në disa raste krahas emrave prejfoljorë asnjanës përdoren me të njëjtin kuptim edhe emra prejfoljorë të gjinisë femërore: *të goditur,-it — e goditur,-a, të qeshur,-it — e qeshur,-a, të shtënë,-t — e shtën/ë,-a, të shtyrë,-t — e shtyr/ë,-a* etj., p.sh.: *u dëgjua të qeshurit* (ose *e qeshura*) *e tij.* Në raste të tilla në gjuhën e sotme letrare emrat femërorë janë varianti normativ themelor.

**Shënim.** Emrat prejfoljorë asnjanës kanë një përdorim të gjerë e të qëndrueshëm në gjuhën e sotme letrare në një varg shprehjesh e mënyrash të thëni me karakter frazeologjik, si: *me të qeshur e me të ngjeshur; me të lutur; më të ngrysur; më të gdhirë; më të perënduar të diellit; në të hyrë të fshatit, në të pirë e sipër; ka marrë të krisur; ia plasi të qarit; s'ka të pushuar* etj. Përdorimi i emrave të tipit të mësipërm në shprehje të tilla është plotësisht normativ.

## 2. MBIEMËRZIMI

Mbiemërzim ose adjektivim quhet shndërrimi në mbiemër i një pjese të ligjëratës që nuk është mbiemër. Me këtë rrugë formohen mbiemra të panyjshëm e mbiemra të nyjshëm.

### a) MBIEMRAT E PANYJSHËM

Shndërrohen në mbiemra të panyjshëm kryesisht një numër emrash të formuar me prapashtesa, të cilët emërtojnë zakonisht një person, p.sh.: *fshatar,-i* (emër) — *popullsia fshatare* (mbiemër), *këngëtar,-i* (emër) — *zogjtë këngëtarë* (mbiemër), po kështu edhe: *komunist,-i — parti komuniste, lab,-i — kënga labe, luftëtar,-i — popull luftëtar, punëtor,-i — ky djalë është shumë punëtor, qytetar,-i — popullsia qytetare, shkodran,-i — kënga shkodrane* etj.

Emrat e parmë që mund të shndërrohen në mbiemra, janë më të rrallë, p.sh.: *frëng,-u — letërsia frënge; plak,-u, plak/ë,-a — burrë plak, grua plakë, trim,-i — djalë trim, vajzë trime* etj.

Mbiemërzimi i emrave për të formuar mbiemra të panyjshëm është një mënyrë aktive në shqipen e sotme letrare. Formimi e përdorimi i mbiemrave të tillë është normativ në të gjitha stilet.

### b) MBIEMRAT E NYJSHËM

Shumica dërrmuese e pjesoreve të foljeve mund të shndërrohen në mbiemra të nyjshëm. Mbiemrat e formuar prej pjesoreve të foljeve kalimtare në gjuhën e sotme letrare kanë përgjithësisht kuptim pësor, p.sh.: *i bashkuar* «që është bashkuar», *i çliruar* «që është çliruar», *i dëmtuar* «që është dëmtuar», po kështu *i hapur, i lagur, i mbyllur, i shkruar, i shkulur, i thyer, i zhveshur* etj.

Krahas mbiemrit prejpjesor në një varg rastesh përdoret edhe një mbiemër tjetër i formuar me prapashtesën **-ët** ose **-të** nga tema e po asaj foljeje, p.sh.: *(i,e) çelur — (i,e) çelët, (i,e) ftohur — (i,e) ftohtë, (i,e) hapur — (i,e) hapët, (i,e) mbyllur — (i,e) mbyllët, (i,e) mprehur — (i,e) mprehtë, (i,e) ngrohur — (i,e) ngrohtë, (i,e) nxehur — (i,e) nxehtë, (i,e) tharë — (i,e) thatë, (i,e) vyshkur — (i,e) vyshkët, (i,e) zbrazur — (i,e) zbrazët* etj. Mbiemrat prejpjesorë shënojnë një tipar cilësor duke e paraqitur si diçka që është arritur si pasojë e kryerjes së një veprimi të caktuar (p.sh. *i hapur* ka kuptimin: «që është hapur pas kryerjes së veprimit të shënuar nga folja *hap*», *i ngrohur* ka kuptimin «që është ngrohur pas kryerjes së veprimit të shënuar nga folja *ngroh*» etj.), kurse të dytët shënojnë një tipar cilësor pavarësisht nga kryerja ose moskryerja e veprimit të foljes përkatëse (krahaso, p.sh.: *i hapur* e *i hapët, i mbyllur* e ***i*** *mbyllët, i ngrohur* e *i ngrohtë, i tharë* e *i thatë, i vyshkur* dhe *i vyshkët,* ***i*** *zbrazur* e *i zbrazët* etj.). Një dallim i tillë në kuptimin e në përdorimin e këtyre mbiemrave është normativ për shqipen e sotme letrare.

Mbiemrat e formuar prej pjesoreve të foljeve jokalimtare kanë në përgjithësi kuptim vepror, p.sh.: *i ardhur* «që ka ardhur», *i dalë* «që ka dalë», *i qeshur* «që i qesh fytyra», *i vuajtur* «që ka vuajtur» etj.

Mbiemërzimi i trajtës së pjesores është një mënyrë shumë produktive e aktive për formimin e mbiemrave në gjuhën e sotme letrare.

## 3. NDAJFOLJEZIMI

Ndajfoljezim ose adverbializim quhet shndërrimi në ndajfolje i një pjese të ligjëratës që nuk është ndajfolje. Në shumicën e rasteve pjesët e ligjëratës që ndajfoljezohen, janë emra, mbiemra ose folje (pjesorja). Kur shndërrohen në ndajfolje, këto pjesë të ligjëratës shërbejnë për të emërtuar rrethanat e kryerjes së një veprimi ose një tipar të tij.

Ndajfolje të formuara prej emrash janë: *anës* (anë), *ditën* (ditë), *fare* (farë), *krejt* (krye), *mot* (mot,-i), *rrafsh* (rrafsh,-i), *rresht* (rresht,-i), *sheshit* (shesh,-i) *vjet* (vjet,-i) etj. Ky tip formimi nuk është aktiv në gjuhën e sotme letrare.

Një tip të veçantë përbëjnë ndajfoljet e formuara nga forma e ngurosur e rrjedhores së mbiemrave të emërzuar asnjanës, si *së afërmi, së andejmi, së brendshmi, së jashtmi, së koti, së largu, së*

*larti, së mbari, së tepërmi* etj. Ky tip, megjithëse më produktiv se i pari, nuk është aktiv në gjuhën e sotme letrare.

Një numër mbiemrash të formuar me prapashtesën **-shëm** prej temash emërore ose foljore shndërrohen në ndajfolje duke u zhveshur nga nyja, p.sh.: *fuqishëm* (i fuqishëm), *furishëm* (i furishëm), *gëzueshëm* (i gëzueshëm), *hareshëm* (i hareshëm), *mendueshëm* (i mendueshëm), *natyrshëm* (i natyrshëm), *ngeshëm* (i ngeshëm), *përmallshëm* (i përmallshëm), *rrjedhshëm* (i rrjedhshëm), *vrullshëm* (i vrullshëm) etj. Ky tip është produktiv dhe aktiv në gjuhën e sotme letrare dhe kjo lidhet drejtpërdrejt me karakterin produktiv e aktiv të mbiemrave më **-shëm**.[1]

Ndajfolje të formuara nga trajta e pjesores janë: *dendur, hapur, rrëmbyer, prerë, shkoqur, shtruar* etj. Ky tip, megjithëse deri diku produktiv, nuk është aktiv në gjuhën e sotme letrare.

**Shënim.** Ka disa çifte *mbiemër i nyjshëm — ndajfolje* me të njëjtën rrënjë, ku si mbiemri, ashtu edhe ndajfolja duhet të shkruhen me ë fundore, p.sh.: *(i,e) butë — butë, (i,e) ftohtë — ftohtë, (i,e) gjallë — gjallë, (i,e) gjatë — gjatë, (i,e) lehtë — lehtë, (i,e) mirë — mirë, (i,e) ngrohtë — ngrohtë, (i,e) shkretë — shkretë, (i,e) vonë — vonë* etj.

Në çiftet e mëposhtme mbiemri shkruhet me ë fundore, ndërsa ndajfolja shkruhet pa -ë: *(i,e) drejtë — drejt, (i,e) fortë — fort, (i,e) kotë — kot, (i,e) lartë — lart, (i,e) mbrapshtë — mbrapsht, (i,e) plotë — plot, (i,e) shpejtë — shpejt, (i,e) thjeshtë — thjesht, (i,e) vërtetë — vërtet*[2].

### 4. PARAFJALËZIMI

Parafjalëzim quhet shndërrimi në parafjalë i disa fjalëve që u përkasin pjesëve të tjera të ligjëratës. Fjalët që shndërrohen në parafjalë, janë kryesisht ndajfolje dhe emra.

Parafjalë të formuara prej ndajfoljesh janë: *afër, anembanë, anës, brenda, drejt, gjatë, jashtë, këtej, krahas, larg, lart, matanë, përmes, përpara, poshtë, prapa, sipër* etj. Këto fjalë, kur përdoren si parafjalë, qëndrojnë zakonisht para një emri a përemri, p.sh.: *afër shkollës, anembanë Shqipërisë, anës lumit, drejt meje, përmes fushës, përpara nesh, prapa shtëpisë* etj.

Parafjalë të formuara prej emrash janë: *buzë, majë, mes, midis, rrëzë* etj., p.sh.: *buzë lumit, majë malit, mes fushash, midis pyllit, rrëzë malit* etj.

1) Ndonjëherë formohen ndajfolje me prapashtesën **-shëm** drejtpërdrejt nga tema e pjesores, p.sh.: *shterueshëm* (nuk përdoret ndonjë mbiemër *i shterueshëm*).

2) Shih për këtë edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 8 c.



## B. FJALËT E PËRBËRA (KOMPOZITAT)

§ 30. Fjalë të përbëra ose kompozita quhen fjalët e formuara nga bashkimi i dy ose i më shumë temave në një fjalë të vetme, p.sh.: *botëkuptim* (botë + kuptim), *bregdet* (breg + det), *gurgdhendës* (gur + gdhendës), *juglindje* (jug + lindje), *orëndreqës* (orë + ndreqës), *vetëshërbim* (vetë + shërbim), *dyluftim* (dy + luftim), *tremujor* (tre + mujor), *vinç-urë* (vinç + urë), *ditë-punë* (ditë + punë), *gojëmjaltë* (gojë + mjaltë), *kokëshkretë* (kokë + shkretë), *syshqiponjë* (sy + shqiponjë), *shpatullgjerë* (shpatull + gjerë), *zemërbardhë* (zemër + bardhë), *bujqësor-industrial* (bujqësor + industrial), *ekonomiko-shoqëror* (ekonomik + shoqëror), *ballëlart* (ballë + lart), *duarplot* (duar + plot), *krahëhapur* (krahë + hapur), *mirëmbaj* (mirë + mbaj), *bashkëveproj* (bashkë + veproj) etj.

Siç shihet nga shembujt e mësipërm, në formimin e kompozitave marrin pjesë zakonisht tema emrash, mbiemrash, foljesh e ndajfoljesh e në raste më të rralla edhe tema numërorësh e përemrash.

**Shënim.** Kompozitat, edhe kur kanë në përbërjen e tyre tri a më shumë tema, janë formuar zakonisht prej dy gjymtyrësh, p.sh.: *zëvendësdrejtor* (zëvendës + drejtor), *zëvendëskryeredaktor* (zëvendës + kryeredaktor), *vajgursjellës* (vajgur + sjellës), *atdhedashuri* (atdhe + dashuri) etj.

Sipas marrëdhënieve që kanë ndërmjet tyre gjymtyrët përbërëse, kompozitat ndahen në dy grupe kryesore: a) kompozita këpujore dhe b) kompozita përcaktore.

§ 31. *Kompozitat këpujore* janë fjalë të përbëra zakonisht prej dy gjymtyrësh, që kanë lidhje bashkërenditëse[1] ndërmjet tyre.

Gjymtyrët e një kompozite kanë lidhje bashkërenditëse ndërmjet tyre atëherë kur plotësojnë reciprokisht njëra-tjetrën. Kompozitat

1) Shih edhe: «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 67 Ac.

me lidhje bashkërenditëse mund të zbërthehen në shumicën e rasteve në një togfjalësh me gjymtyrë të lidhura me lidhëzat këpujore *e, dhe*, p.sh.: *dritëhije:* dritë dhe hije, *hekurbeton* (hekur dhe beton), *shitblerje* (shitje dhe blerje), *ekonomiko-shoqëror* (ekonomik dhe shoqëror), *bujqësor-industrial* (bujqësor dhe industrial) etj.

Kompozitat këpujore mund të jenë emra ose mbiemra:

**emra:** *dritëhije, gushtovjeshtë, hekurbeton, juglindje, marrëdhënie, shitblerje, shurdhmemec, verilindje, veriperëndim, veshmbathje* etj.; *bar-bufe, bar-lulishte, hekur-nikel, hotel-restorant, hyrje-dalje, ngarkim-shkarkim, postë-telegraf-telefon, pritje-përcjellje, vajtje-ardhje* etj.;

**mbiemra:** *bujqësor-industrial, ekonomiko-shoqëror, historiko-gjeografik, klasor-revolucionar,* (*puna*) *mësimore-edukative, politiko-kulturor, tekniko-material, tekniko-shkencor, ushtarako-politik* etj.; *afrikano-aziatik, austro-hungarez, greko-romak, kino-shqiptar* etj.

Nga tipat e mësipërm të kompozitave këpujore, më produktiv e më aktiv në gjuhën e sotme është tipi i mbiemrave si *bujqësor-industrial, ekonomiko-shoqëror* etj. Me formime të tilla është e pasur veçanërisht gjuha e botimeve politiko-shoqërore e tekniko-shkencore. Te pjesa më e madhe e këtyre mbiemrave tema e parë del më zanoren **o** (shih shembujt më lart), e cila shërben si zanore lidhëse për gjymtyrët e kompozitës). Kur tema e parë është e prejardhur dhe del më **-or,** kompozita nuk ka zanore lidhëse: *klasor-revolucionar* (dhe jo *klasoro-revolucionar*). Këto kompozita, kur vihen në trajtën e gjinisë femërore, marrin prapashtesën **-e** jo vetëm te gjymtyra e dytë, por edhe te e para, p.sh.: (fryma) *klasore-revolucionare.*

Shumica e kompozitave këpujore, emra e mbiemra, shkruhen me vizë lidhëse në mes, sepse gjymtyrët e tyre janë të barasvlershme nga pikëpamja kuptimore dhe kanë ndërmjet tyre marrëdhënie plotësuese ose të ndërsjellta. Vetëm disa kompozita emra, gjymtyrët e të cilave janë njësuar plotësisht si nga ana leksikore, ashtu edhe nga ana gramatikore, shkruhen njësh (shih shembujt më lart[1]).

1) Për shkrimin njësh ose me vizë të kompozitave këpujore shih edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 67 Ac, § 68 c,d.



§ 32. *Kompozitat përcaktore* janë fjalë të përbëra prej dy gjymtyrësh, nga të cilat njëra përcakton tjetrën: e para të dytën, p.sh.: *kryeqytet, hekurkthyes, mirëmbaj* etj., ose e dyta të parën, p.sh.: *armëpushim, bregdet, fatbardhë, sypetrit, vinç-urë* etj.

Pjesa më e madhe e kompozitave përcaktore janë emra e mbiemra. Kompozitat folje janë më të pakta.

## TIPAT KRYESORË TË KOMPOZITAVE EMRA

§ 33. Sipas temave prej të cilave formohen dhe sipas marrëdhënieve kuptimore ndërmjet këtyre temave, në gjuhën e sotme letrare dallohen këta tipa kryesorë të kompozitave përcaktore emra:

### 1. TIPI *EMËR + EMËR*

Ky tip ndahet në katër nëntipa:

a) Gjymtyra e dytë është një emër foljor i vepruesit me prapashtesën -(ë)s. Formimet e këtij tipi emërtojnë persona sipas profesionit a punës që bëjnë, ose vegla e mjete teknike, p.sh. *gurgdhendës* (gur + gdhendës), *hekurkthyes* (hekur+kthyes), *këpucëbërës* (këpucë + bërës), *leshpunuese* (lesh + punuese), *letërshpërndarës* (letër + shpërndarës), *libralidhës* (libra + lidhës), *luftënxitës* (luftë + nxitës), *orëndreqës* (orë + ndreqës), *rrobaqepës* (rroba + qepës) etj.; *brumëgatuese* (brumë + gatuese), *flakëhedhëse* (flakë + hedhëse), *lartësimatës* (lartësi + matës), *rrufepritës* (rrufe + pritës), *ujësjellës* (ujë + sjellës) etj. Te këto kompozita gjymtyra e parë përcakton të dytën dhe tregon objektin e veprimit të saj, p.sh.: *libralidhës* «lidhës i librave, ai që lidh libra», *flakëhedhëse* «një armë që hedh flakë» etj.

Ky tip është shumë produktiv e aktiv në gjuhën e sotme letrare. Me kompozita të këtij tipi janë zëvendësuar sidomos shumë fjalë me prapashtesën turke **-xhi/-çi** (shih më lart § 27,4).

b) Gjymtyra e dytë është një emër foljor i veprimit me prapashtesat **-je** ose **-im.** Kompozitat e formuara në këtë mënyrë kanë zakonisht kuptim abstrakt, p.sh. *besëlidhje* (besë + lidhje), *frymëmarrje*

(frymë + marrje), *krahëmarrje* (krahë + marrje), *vëllavrasje* (vëlla + vrasje) etj.; *armëpushim* (armë + pushim), *botëkuptim* (botë + kuptim), *dëmshpërblim* (dëm + shpërblim), *jetëshkrim* (jetë + shkrim), *letërkëmbim* (letër + këmbim) etj. Te këto kompozita gjithashtu gjymtyra e parë përcakton të dytën dhe tregon objektin e veprimit të saj, p.sh.: *frymëmarrje* (marr frymë), *letërkëmbim* (këmbej letra) etj.

Ky tip është gjithashtu shumë produktiv dhe aktiv në gjuhën e sotme letrare.

c) Gjymtyra e dytë është një emër çfarëdo, i parmë a i prejardhur (duke përfshirë edhe emra me prapashtesat **-im** ose **-je**). Te kompozitat e këtij tipi gjymtyrë përcaktuese është zakonisht e dyta, p.sh.: *bregdet* (bregu i detit), *datëlindje* (data e lindjes), *fletëdalje* (fleta e daljes), *fletëhyrje* (fleta e hyrjes), *letërnjoftim* (letër njoftimi), *mesnatë* (mesi i natës), *pikëpamje* (pikë pamjeje), *pikëpjekje* (pikë pjekjeje), *vargmal* (varg malesh), *vendbanim* (vend banimi), *vendkalim* (vend kalimi) etj.; por ka edhe kompozita të këtij tipi, te të cilat gjymtyra e parë përcakton të dytën, p.sh.: *anëshkrim* (shkrim anës, në anë), *gjysmëkoloni* (koloni jo e tipit klasik, shtet që ka pavarësi formale, por që në të vërtetë është i varur nga një shtet tjetër), *hekurudhë* (udhë hekuri), *kryeqytet* (qyteti kryesor i një shteti, ku ka selinë qeveria) etj.

Kompozitat e tipit *b*, që kanë si gjymtyrë të dytë një emër veprimi me prapashtesat **-je** ose **-im**, dallohen nga kompozitat e tipit *c*, sepse te të parat emri i veprimit është gjymtyrë e përcaktuar (p.sh., te *frymëmarrje, krahëmarrje* gjymtyrët *frymë, krahë* përcaktojnë gjymtyrën *marrje*), ndërsa te të dytat emri i veprimit është gjymtyrë përcaktuese (p.sh., te *fletëdalje, fletëhyrje* gjymtyrët *dalje, hyrje* përcaktojnë gjymtyrën fletë dhe tregojnë llojin e saj). Kompozitat e tipit *c* me gjymtyrë të dytë një emër më **-im** a më **-je** dallohen gjithashtu nga kompozitat e tipit *b*, sepse kanë si burim togfjalëshat emër + emër në rrjedhore ose në gjinore: *fletëdalje = fletë daljeje, fleta e daljes, vendbanim = vend banimi, vendi i banimit* etj.

ç) Kompozita me marrëdhënie përcaktore-ndajshtimore ndërmjet gjymtyrëve të tyre, p.sh.: *dhomë-muze, qytet-muze, shtëpi-muze, qytet-hero, dyqan-shtëpi, hotel-pension, vagon-cisternë, vagon-restorant, vinç-kullë, vinç-urë, organizatë-bazë* (*punimet e*) *shpim-kërkimit,* (*brigada e*) *shpim-shfrytëzimit, plan-detyrë, qen-ujk* etj. Në këto kompozita gjymtyra e dytë përcakton të parën: *qytet-muze* «një qytet që është muze», *vagon-cisternë* «një vagon që është cisternë», *shpim-shfrytëzim* «shpim që bëhet për shfrytëzim» etj.



Gjatë lakimit të kompozitave të mësipërme ndryshon vetëm gjymtyra e parë:

*qytet-muze, qyteti-muze, qytetit-muze, qytetin-muze; vinç-urë, vinçi-urë, vinçit-urë, vinçin-urë* etj. (dhe jo *vinç-ura, vinç-urës, vinç-urën*).

Kompozitat e mësipërme shkruhen me vizë lidhëse në mes[1]. Ky tip është produktiv e aktiv në gjuhën e sotme letrare, veçanërisht në fushën e terminologjisë tekniko-shkencore.

**Shënim.** Duhen dalluar kompozitat përcaktore-ndajshtimore të mësipërme, të cilat shërbejnë si emërtime, nga togfjalëshat e lirë me lidhje ndajshtimore (gjymtyrët e të cilëve shkruhen ndaras), si *vend mik, vend vëlla, ushtar hero, nënë heroinë, roman epope, popull ushtar* etj. të cilët nuk shërbejnë si emërtime.

Kompozitat dhe togfjalëshat me lidhje ndajshtimore dallohen edhe nga pikëpamja e formës: në numrin shumës te kompozitat ndryshon vetëm gjymtyra e parë: *vinçat-urë, organizatat-bazë, qytetet-muze* etj., ndërsa te togfjalëshat ndryshojnë të dyja gjymtyrët: *vende,-t miq, vende,-t vëllezës, nëna,-t heroina* etj.

## 2. TIPI *NDAJFOLJE + EMËR*

Zakonisht gjymtyra e dytë është një emër veprimi ose vepruesi me prapashtesat **-im, -je, -(ë)s, -tor, -tar,** p.sh. *drejtqëndrim, drejtshkrim, keqtrajtim, mirëkuptim, parakalim etj.; keqdashje, larghedhje, mbarëvajtje* etj.; *bashkënxënës, bashkëbisedues, mirëbërës, paraardhës, pasardhës* etj.; *bashkautor, bashkëpunëtor* etj.; *bashkëfshatar, bashkëqytetar* etj.; *bashkëshort, baraspeshë* etj.

Ky tip (megjithëse si gjymtyrë e parë në këto formime shërben një numër i kufizuar ndajfoljesh) është produktiv dhe aktiv në gjuhën e sotme letrare.

1) Shih edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 68 c.

## 3. TIPI *NUMËROR* (OSE SHUMË) + *EMËR NË RRJEDHORE TË PASHQUAR SHUMËS*

Sipas këtij tipi strukturor janë formuar një varg emrash, si *dhjetëvjetësh,-i* (dhjetë + vjetësh), *pesëmbëdhjetëditësh,-i* (pesëmbëdhjetë + ditësh), *dyjavësh,-i* (dy + javësh), *shumëkëmbësh,-i* (shumë + këmbësh), *trikëmbësh,-i* (tri + këmbësh) etj. Meqenëse te fjalët e përbëra të mësipërme mbaresa **-sh** e rrjedhores së pashquar të shumësit nuk shpreh asnjë kuptim gramatikor, ajo bashkë me **-ë-në** që ndodhet para saj, u ndien si një prapashtesë dhe në këtë mënyrë lindën formime të reja analogjike, si *trekëndësh* (tre + kënde) + (ësh), *katërkëndësh* (katër + kënde) + (ësh), *shumëkëndësh* (shumë + kënde) + (ësh).

Sipas këtij tipi janë formuar edhe mjaft mbiemra, si *njërrokësh,-e* (një + rrokje) + (ësh), *tetërrokësh,-e* (tetë + rrokje) + (ësh), *shumërrokësh,-e* (shumë + rrokje) + (ësh), *dykatësh,-e* (dy + kate) + (ësh), *gjashtëkatësh, -e* (gjashtë + kate) + (ësh), *dypolësh,-e* (dy + pole) + (ësh), *shumëpalësh,-e* (shumë + palë) + (ësh), *tringjyrësh ,-e* (tri + ngjyra) + (ësh), *dyvendësh,-e* (dy + vende) + (ësh), *disaditësh, e-* (disa + ditë), *disajavësh,-e* (disa + javësh), (*monedhë*) *dhjetëlekëshe*, *njëqindlekëshe* (dhjetë + lekësh, njëqind + lekësh) + prap. **-e** të gjinisë femërore.

Disa prej këtyre mbiemrave mund të përdoren edhe si emra (emërzohen), p.sh. *tetërrokësh,-i* «vargu tetërrokësh», *dhjetëlekësh/e, -ja* «monedhë dhjetëlekëshe» etj.

Nga kuptimi mbiemrat e tipit të mësipërm janë të ngjashëm me mbiemrat e tipit *numëror* (ose *përemër*) + *mbiemër*, si *njëvjeçar*, *dyditor* etj.

## 4. TIPI *PËREMËR* + *EMËR*

Te kompozitat e këtij tipi gjymtyra e parë përcakton të dytën, që është zakonisht një emër veprimi me prapashtesat **-im** ose **-je**, p.sh.: *vetëbesim*, *vetëmbrojtje*, *vetëmohim*, *vetëshërbim*, *vetëvendosje*, *vetëvrasje* etj. Siç shihet nga shembujt, si gjymtyrë e parë shërben vetëm



tema përemërore *vetë*. Ky tip është bërë produktiv sidomos për shqipërimin e kompozitave të gjuhëve të huaja që kanë si gjymtyrë të parë elementin *auto-*[1], p.sh.: *vetëjonizim* (autojonizim), *vetinduksion* (autoinduksion), *vetedukim*, *vetëhelmim*, *vetëkatalizë*, *vetëlavdërim*, *vetëmbrojtje*, *vetëngjizje*, *vetëpërtretje*, *vetëruajtje*, *vetëshkarkim*, *vetëvendosje*, *vetoksidim*, *vetoksidues*, *vetushqyes* etj.

## 5. TIPI *FOLJE* + *EMËR*

Kompozita të këtij tipi janë emrat *dashamir* («ai që të do të mirën»), *dredhalesh* «zejtari që dridhte lesh»), *djegagur-i*, *rrahaderë*, *krehabisht* (lajkatar), *thirravajë*, *thithlopë* etj. Ky tip nuk është as produktiv, as aktiv në gjuhën e sotme letrare.

# TIPAT KRYESORË TË KOMPOZITAVE MBIEMRA

§ **34.** Sipas temave prej të cilave formohen dhe sipas marrëdhënieve kuptimore ndërmjet këtyre temave, dallohen këta tipa kompozitash përcaktore *mbiemra:*

## 1. TIPI *EMËR* + *EMËR*

Ky tip ndahet në dy nëntipa sipas vendit që zë gjymtyra e përcaktuar:

a) *Gjymtyra e dytë përcakton të parën*, p.sh.: *gojëmjaltë*, *hundëshkabë*, *kokëshkëmb*, *sypetrit*, *zemërgur*, *zemërhekur* etj.
Këta mbiemra shprehin një tipar nëpërmjet një krahasimi, p.sh.: *hundëshkabë* «që e ka hundën të kthyer si sqepi i shkabës, ashtu siç e ka

---

1) Po kështu edhe për shqipërimin e një numri fjalësh prej anglishtes, gjermanishtes e rusishtes, të cilat në këto gjuhë nisin përkatësisht me elementet *self-*, *selbst-* e *samo-*, që kanë të njëjtin kuptim me *auto-*.

shkaba, që e ka hundën si të shkabës» etj.

Ky tip është produktiv dhe aktiv si në gjuhën e folur të popullit, ashtu edhe në gjuhën e letërsisë artistike.

b) *Gjymtyra e parë përcakton të dytën*, e cila është një emër veprimi me prapashtesën -(ë)s, p.sh.: *dobiprurës, dritëdhënës, jetëdhënës, liridashës, lotsjellës, punëdashës* etj.

Ky tip është produktiv dhe aktiv në gjuhën e sotme letrare, sidomos në fushën e terminologjisë tekniko-shkencore e në publicistikë.

## 2. TIPI *EMËR + MBIEMËR*

Te kompozitat e këtij tipi gjymtyra e parë përcaktohet nga e dyta, p.sh.: *belhollë, dorëmbarë, dorëshpuar, dritëshkurtër, fijehollë, flokëverdhë, syshkruar, vetullzi, zhurmëmadh* etj. Nga pikëpamja kuptimore mbiemrat e mësipërm zbërthehen në këtë mënyrë: *belhollë* «që e ka belin të hollë», *dorëmbarë* «që e ka dorën të mbarë» etj.; kështu kuptimi i tyre i përgjithshëm është i ngjashëm me atë të tipit *gojëmjaltë*.

Ky tip është produktiv dhe aktiv në gjuhën e sotme letrare.

**Shënim.** Ka disa kompozita mbiemërore të tipave *emër + emër* ose *emër + mbiemër*, njëra gjymtyrë e të cilave është e formuar prej pjesësh të bashkërenditura me lidhëzën **e**. Në kompozita të tilla midis lidhëzës e dhe pjesëve të bashkërenditura shënohet një vizë lidhëse[1], p.sh. ***gjuhëhelm-e-thikë*** (gjuhë) + (helm-e-thikë), ***gushë-e-llërë-e-gjibardhoshe*** (gushë-e-llërë-e-gji) + (bardhoshe), ***shpirt-e-zemërmadh*** (shpirt-e-zemër) + (madh) etj.

## 3. TIPI *NUMËROR* (OSE *PËREMËR*) + *MBIEMËR*

Si gjymtyrë e parë në këtë tip mund të shërbejë çdo numëror, ndërsa nga përemrat marrin pjesë ata që tregojnë sasi të papërcaktuar (zakonisht *shumë* e ndonjëherë *disa*), p.sh.: *njëvjeçar, njëditor, njëmujor, dyvjeçar, dhjetëvjeçar, i njëanshëm, i dyanshëm, i shumanshëm, shumëvjeçar, disavjeçar* etj.

Tipi është produktiv dhe aktiv në gjuhën e sotme letrare.

1) Shih edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 67 Ab, shënim.



**Shënim 1.** Mbiemrat e tipit *numëror + mujor, vjeçar*, që tregojnë njësi kohore, kthehen lehtë në emra, p.sh.: *tremujor,-i, gjashtëmujor,-i, nëntëmujor,-i* etj. , *dyvjeçar,-i* (plani dyvjeçar; një nga ish-institutet pedagogjike dyvjeçare; një fëmijë dyvjeçar), *trevjeçar,-i* (një nga institutet pedagogjike trevjeçare; një fëmijë trevjeçar), *pesëvjeçar,-i* (një periudhë prej pesë vjetësh; një plan pesëvjeçar), *gjashtëvjeçarë,-t* (fëmijët gjashtëvjeçarë), *pesëmbëdhjetëvjeçar,-i* (një i ri pesëmbëdhjetëvjeçar; një plan pesëmbëdhjetëvjeçar etj.), *njëzetvjeçarët* (të rinjtë njëzetvjeçarë) etj.; por duhet pasur parasysh se për të emërtuar periudha kohore prej dhjetë vjetësh e lart (zakonisht shumëfishe të dhjetës) përdoren formime të tipit *numëror* + emrin *vjetësh*, p.sh.: *dhjetëvjetëshi* (njëzetvjetëshi, tridhjetëvjetëshi) i parë i këtij shekulli etj. dhe jo *dhjetëvjeçari, njëzetvjeçari* etj. Mbiemrat e emërzuar të këtij tipi, që kanë si gjymtyrë të dytë mbiemrin *ditor*, nuk janë normativë; në vend të tyre sot përdoren emrat e përbërë të tipit *numëror + emër në rrjedhore shumës të pashquar*, si *dhjetëditëshi, pesëmbëdhjetëditëshi, njëzetditëshi* etj. (dhe jo *dhjetëditori, pesëmbëdhjetëditori, njëzetditori* etj.). Mbiemri *dyjavor* (i vetmi mbiemër i tipit *numëror + javor* që përdoret sot) mund të emërzohet, p.sh: *dyjavori i parë i shtatorit*, por krahas këtij, si variant fjalëformues normativ, përdoret edhe emri i përbërë *dyjavësh,-i*, i cili ka një përhapje më të gjerë.

**Shënim 2.** Në gjuhën e shtypit përdoren herë-herë disa mbiemra të përbërë, të formuar nga dy tema mbiemërore (nganjëherë tema e parë mund të jetë emër), njëra prej të cilave lidhet me një emër vendi (p.sh.: *korean, vietnamez, gjerman, amerikan*), ndërsa tjetra me emrin e një ane të horizontit (*verior, jugor, lindor, perëndimor*). Mbiemra të tillë janë: *koreanojugor* (ose *jugkorean*), *koreanoverior* (ose *verikorean*), *vietnamezoverior* (ose *verivietnamez*), *vietnamezojugor* (ose *jugvietnamez*), *amerikanoverior, amerikanojugor, gjermanoperëndimor* etj. Siç shihet, këta mbiemra lidhen me një emërtim gjeografiko-politik, si *Koreja e Jugut, Vietnami i Veriut, Gjermania Lindore* etj.

Kompozitat mbiemërore të mësipërme, që janë përkthime të drejtpërdrejta prej gjuhësh të huaja, nuk janë në pajtim me sistemin e formimit të fjalëve në gjuhën shqipe, prandaj kanë mbetur një numër i kufizuar dhe nuk kanë shërbyer si model për të formuar mbiemra të tjerë të ngjashëm[1]. Struktura fjalëformuese e gjuhës shqipe kërkon që në vend të këtyre kompozitave mbiemërore të përdoret emërtimi gjeografik përkatës në rasën gjinore, p.sh.: *qeveria* kukull e **Koresë së Jugut** (dhe jo *koreanojugore*), *populli* **i Vietnamit të Veriut** (dhe jo *vietnamezoverior* ose *verivietnamez*), *skuadra përfaqësuese e* **Gjermanisë Perëndimore** (dhe jo *gjermanoperëndimore*), *industria kimike e* **Gjermanisë Lindore** (dhe jo *gjermanolindore*), *imperializmi i* **Amerikës së Veriut** ose i *Amerikës Veriore* (dhe jo *amerikanoverior*), *patriotët e Irlandës së Veriut* ose e *Irlandës Veriore* (dhe jo *veriirlandezë*) etj.

1) Kështu nga emërtimet *Shqipëria e Veriut, Shqipëria e Jugut, Evropa Perëndimore* etj. nuk janë formuar mbiemra *shqiptaroverior* ose *verishqiptar, shqiptarojugor, evropianoperëndimor* etj.

## TIPAT KRYESORË TË KOMPOZITAVE FOLJE

§ 35. Foljet kompozita janë shumë më të pakta në krahasim me emrat e me mbiemrat. Sipas temave prej të cilave formohen, këto kompozita ndahen në dy tipa:

### 1. TIPI *NDAJFOLJE + FOLJE*

Në shumicën e rasteve si gjymtyrë e parë përdoren ndajfoljet *bashkë, brenda, jashtë, para, mirë, keq, tej,* p.sh.: *bashkëbisedoj* (bashkë + bisedoj), *bashkëfjalosem* (bashkë + fjalosem), *bashkë-jetoj* (bashkë + jetoj), *bashkëpunoj* (bashkë + punoj), *bashkërendit* (bashkë + rendit), *bashkëveproj* (bashkë + veproj) etj.; *brendashkruaj* (brenda + shkruaj); *jashtëqes* (jashtë + qes), *jashtëshkruaj* (jashtë + shkruaj); *paracaktoj* (para + caktoj), *paralajmëroj*, (para + lajmëroj); *parandaloj* (para + ndaloj); *parandiej* (para + ndiej), *parapaguaj* (para + paguaj) etj.; *mirëpres* (mirë + pres), *mirëmbaj* (mirë + mbaj), etj., *keqkuptoj* (keq + kuptoj), *keqpërdor* (keq + përdor), *keqtrajtoj* (keq + trajtoj) etj.; *tejçoj* (tej + çoj), *tejkaloj* (tej + kaloj) etj.

Ky tip është produktiv dhe aktiv në gjuhën e sotme letrare.

### 2. TIPI *EMËR + FOLJE*

Ka fare pak folje të këtij tipi: *buzëqesh* (buzë + qesh), *duartrokas* (duar + trokas), *udhëheq* (udhë + heq).

Ky tip nuk është as produktiv, as aktiv.

**Shënim.** Kompozitat luajnë një rol të rëndësishëm për pasurimin e fjalorit, pasi ato shërbejnë shpeshherë edhe si tema për formimin e fjalëve të reja, d.m.th. për zgjerimin e vargut fjalëformues, p.sh.: *bregdet — bregdetar, bregdetas; fatkeq— fatkeqësi, fatkeqësisht; gjaknxehtë — gjaknxehtësi; kryeqytet — kryeqytetas; hekurudhë — hekurudhor; rrobaqepës — rrobaqepësi; udhëheq — udhëheqës, udhëheqje; juglindje — juglindor* etj. Këto fjalë të prejardhura nga tema e një kompozite duhen dalluar nga kompozitat e vërteta të formuara nga bashkimi i dy temave: *bregdet, kryeqytet, fatkeq* etj. janë kompozita, ndërsa *bregdetar, kryeqytetas, fatkeqësi* etj. janë fjalë të prejardhura.



## KOMPOZITAT PA TAKIM

§ 36. Në gjuhën tonë letrare ndeshet edhe një tip kompozitash që quhen kompozita pa takim. Në këto raste kemi të bëjmë me dy a më shumë kompozita që e kanë gjymtyrën e dytë të përbashkët dhe që janë të bashkërenditura ndërmjet tyre. Për ta bërë më të shkurtër shprehjen, gjymtyra e përbashkët e tyre përmendet e shkruhet vetëm një herë te kompozita e dytë (ose te e fundit), ndërsa te kompozita e parë në vend të saj shënohet një vizë, p.sh.: në vend të: (*shkollat*) *tetëvjeçare dhe dymbëdhjetëvjeçare* shkruhet *tetë- dhe dymbëdhjetëvjeçare;* po kështu edhe: (*vargje*) *gjashtë- dhe tetërrokëshe,* (*botime*) *dy- e mëshumëvëllimëshe,* (*ndërtesa*) *pesë- dhe gjashtëkatëshe, kamiona tre-, pesë- dhe shtatëtonësh* etj.[1]

## SHKURTESAT

§ 37. Shkurtesat janë një tip i veçantë i kompozitave përcaktore. Ato formohen nga bashkimi i dy a më shumë temave të shkurtuara. Shkurtesat janë vetëm emra. Ka dy tipa shkurtesash:

1. *Tipi rrokjesor*, kur bashkohen rrokjet e para të temave, p.sh.: *mapo* (magazinë popullore). Ky tip nuk është produktiv.

2. *Tipi me nistore*, kur bashkohen tingujt nistorë të fjalëve të një emërtimi të përbërë, p.sh.: *PTT, SMT, TEC.* Këto shkurtesa shqiptohen e lakohen si emra të gjinisë femërore a mashkullore: *sëmëtë,-ja, sëmëtësë, sëmëtënë, sëmëtëtë; tec,-i, tecit, tecin, tecet* etj.

Edhe ky tip nuk është produktiv e aktiv në formimin e emrave të përgjithshëm. Shkurtesat e këtij tipi që kanë kaluar në emra të përgjithshëm janë të pakta: *pëtëtë, sëmëtë, tec* etj. Por ky tip është aktiv në formimin e emërtimeve të shkurtuara të ndërmarrjeve, institucioneve e organizatave të ndryshme etj., si *PPSH, ATSH, BGSH, NTUS, NB, OKB* etj.

---

1) Shih për këtë edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 67 Ab, shënim.

## C. FJALË TË FORMUARA NJËKOHËSISHT ME KOMPOZIM E ME PRAPASHTESIM

§ 38. Në gjuhën shqipe ka disa emra të formuar nga kompozimi i dy gjymtyrëve të një togfjalëshi frazeologjik, të cilave u shtohet një prapashtesë, p.sh.: *pjesëmarrës* (marr pjesë), *kryengritës* (ngrit-ur krye)[1], *marrëveshje* (marrë vesh) etj.

Emrat e formuar sipas mënyrës së mësipërme duhen dalluar mirë nga fjalët e përbëra që kanë si gjymtyrë të dytë një emër të prejardhur me prapashtesë, si edhe nga fjalët e prejardhura të formuara nga tema e një fjale të përbërë, p.sh.:

*gurgdhendës* formuar nga *gur* + *gdhendës*
*kryeqytetas* » » *kryeqytet* + *as*, por:
*kryengritës* » » (*ngrit-ur krye*) + (*-ës*)

Formimet e mësipërme të përftuara nga kompozimi i gjymtyrëve të një togfjalëshi, duke u bashkuar me to një prapashtesë, nuk janë as produktive, as aktive në gjuhën e sotme letrare. Disa formime të përftuara nga prapashtesimi i gjymtyrëve të një emri vetjak, si *asimzenelas,-it* (anëtar i kooperativës bujqësore «Asim Zeneli» ose nxënës i gjimnazit «Asim Zeneli»), *bajramcurras,-it* (banor i qytetit Bajram Curri) kanë mbetur gjithashtu të veçuara dhe nuk janë shndërruar në një model produktiv e aktiv.

## Ç. FJALËT E PËRNGJITURA

§ 39. Fjalët e përngjitura formohen nga bashkimi në një fjalë të vetme i dy a më shumë fjalëve të veçanta, zakonisht për arsye të përdorimit të gjatë të tyre njëra pranë tjetrës. Fjalë të përngjitura janë, p.sh., emrat *ecejake,-t* (ec e jakë), *farefis* (farë e fis), *gjëegjëzë* (gjë e gjëzë), *thashetheme* (thashë e them) etj.; numërorët *njëmbëdhjetë*

1) Siç shihet, në fjalën e re të formuar sipas mënyrës së mësipërme rendi i gjymtyrëve të togfjalëshit mund të përmbyset në mënyrë që prapashtesa -ës e emrave të veprimit të bashkohet me temën foljore.



(një mbë dhjetë), *dymbëdhjetë* ... *nëntëmbëdhjetë*, *njëqind* (një qind), *dyqind* etj.; përemrat e pakufishëm *asgjë* (as gjë), *askush* (as kush), *asnjeri*, *cilido*, *gjithçka*, *gjithfarë*, *ndonjë*, *ndonjëri*, *shumëkush*, *tjetërkush* etj.; ndajfoljet *anembanë* (anë e mbë anë), *asnjëherë* (as një herë), *atëherë* (atë herë), *menjëherë* (me një herë), *ndonjëherë* (ndonjë herë), *gjithnjë* (gjithë një), *padashur* (pa dashur), *përdhe* (për dhe), *qëkur* (që kur), *qëmoti* (që moti), *shkeleshko* (shkel e shko), *tejpërtej* (tej për tej) etj.; parafjalët *nëpër* (në për), *përmbi* (për mbi), *përveç*, *simbas* ose *sipas*, *ndërmjet* etj.; lidhëzat *derisa* (deri sa), *megjithatë* (me gjithë atë), *megjithëqë*, *meqë*, *mirëpo*, *qëkurse*, *sesa*, *siç* etj.; pasthirrmat *faleminderit* (falemi nderit), *mirëmëngjes*, *mirëdita*, *tungjatjeta* etj.

Siç shihet nga këta shembuj, fjalët e përngjitura u takojnë më shumë pjesëve të pandryshueshme të ligjëratës (ndajfolje, parafjalë, lidhëza, pasthirrma), si edhe përemrave të pakufishëm.

Në disa raste elementet përbërëse të një fjale të përngjitur mund të përdoren pranë njëri-tjetrit si fjalë më vete, me një kuptim të ndryshëm nga ai i fjalës së përngjitur. Në këto raste ato nuk shkruhen njësh, por ndaras. Krahaso, p.sh.: *ka qenë dimër* **atëherë** dhe *nuk e kam takuar as* **atë herë**, *as* **këtë herë**; *kështu rronin* **njëherë** (dikur) dhe *ai vjen* **një herë** *në javë; gjimnastika duhet bërë* **përditë** dhe *qyteti ishte zbukuruar si* **për ditë feste**; *kjo ka ndodhur* **qëkur** (ose **qyshkur**) dhe **që kur** *ra dëborë u ftoh moti;* **përse** *nuk erdhi* dhe **për se** *është fjala;* po kështu edhe *nëse* (lidhëz) e *në se; ngase* (lidhëz) e *nga se; sesa* (lidhëz) e *se sa; seç* (pjesëz) e *se ç'* etj.[1]

1) Shih për këtë edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 67 Aç, shënim.

# I. NJOHURI TË PËRGJITHSHME

## OBJEKTI I DREJTSHQIPTIMIT. DREJTSHQIPTIMI DHE DREJTSHKRIMI

§ 1. Në fazën e sotme sfera e përdorimit të gjuhës letrare të folur është zgjeruar shumë, prandaj krahas nevojës për vendosjen e normave drejtshkrimore shtrohet edhe nevoja për vendosjen e normave të njëjta drejtshqiptimore.

Drejtshqiptimi është një sistem rregullash që siguron shqiptimin e drejtë dhe të njëllojtë të fjalëve. Ai mbështetet tek shqiptimi më i përgjithshëm letrar dhe jo tek shqiptimet e veçanta dialektore. Midis drejtshqiptimit dhe drejtshkrimit të gjuhës shqipe ekziston një lidhje e ngushtë; ata ndikojnë te njëri-tjetri. Parimi themelor i drejtshkrimit të shqipes është parimi fonetik: në përgjithësi fjalët dhe pjesët e tyre të kuptimshme shkruhen ashtu siç shqiptohen në ligjërimin letrar (sidomos në stilin e plotë të shqiptimit). Por, krahas parimit fonetik, drejtshkrimi i njësuar i shqipes mbështetet gjerësisht edhe në parimin morfologjik, i cili kërkon që fjalët dhe pjesët e tyre përbërëse të sistemit trajtëformues e fjalëformues të shkruhen njëlloj, pavarësisht nga ndryshimet tingullore të shkaktuara prej ligjeve fonetike që veprojnë sot në gjuhën tonë. Veprimi i parimit morfologjik në drejtshkrimin e gjuhës shqipe ndikon vazhdimisht edhe mbi drejtshqiptimin, pra jo vetëm shkruajmë ashtu siç shqiptojmë, por edhe shqiptojmë ashtu siç shkruajmë. Kur në shqiptimin letrar ka ende luhatje, drejtshqiptimi i nënshtrohet drejtshkrimit, sepse procesin e kristalizimit të normës gjuhësore letrare e udhëheq gjuha e shkruar.

Vendosja e normave të njësuara kombëtare bëhet në të gjitha hallkat e sistemit të gjuhës letrare, por, ndërsa për gjuhën e shkruar shqipe pas shumë përpjekjesh dhe pas një pune të vijueshme u arrit që të vendosen e të zbatohen nga të gjithë rregulla të njësuara, që pasqyrohen në «Drejtshkrimin e gjuhës shqipe», në gjuhën e folur normat e shqiptimit letrar po vendosen e po përgjithësohen më ngadalë. Në krahasim me njësimin e shkrimit, njësimi i shqiptimit arrihet më vonë. Ai është një proces i gjatë dhe i ndërlikuar. Burimi kryesor i shmangieve nga shqiptimi letrar është ndikimi i dialekteve. Duke i parë nga vlera shoqërore, normat e drejtshqiptimit kanë për trajtën e folur të gjuhës letrare po atë rëndësi që kanë normat e drejtshkrimit për trajtën e shkruar të saj. Gjuhësia shqiptare ka bërë përpjekje, sidomos në kohët e fundit, për të studjuar e për të përcaktuar edhe tiparet themelore të shqiptimit letrar kombëtar. Nga studimi i sistemit fonetik të gjuhës shqipe, i veçorive e i prirjeve të drejtshqiptimit dhe i lidhjeve të tij me drejtshkrimin është arritur në përfundime që lejojnë përcaktimin e rregullave kryesore të shqiptimit të sotëm letrar.

## STILET E SHQIPTIMIT

§ 2. Në gjuhën letrare dallohen dy stile shqiptimi: *stili i plotë* dhe *stili jo i plotë*.

*Stili i plotë* është karakteristik për ligjërimin letrar libror. Përdoret në rastet kur përpiqemi të flasim rreptësisht sipas normave të gjuhës letrare (p.sh., në radio, në kongrese, në konferenca, në shkollë etj.). Ky stil shqiptimi i cili lidhet drejtpërdrejt me gjuhën e shkruar, karakterizohet nga artikullimi i shkoqur i tingujve, nga shqiptimi i tyre i plotë, pa i rrëgjuar, pa i shkurtuar dhe pa i shkrirë ata.

*Stili jo i plotë* është karakteristik për ligjërimin bisedor, d.m.th. për të folurit e zakonshëm, kur shqiptimit i kushtohet më pak vëmendje, tingujt shpeshherë rrëgjohen, shkurtohen a shkrihen.

Për qëllime të caktuara stilistike (për individualizimin e personazheve), përdoret në raste të veçanta shqiptimi dialektor, që përmban elemente që shkelin normën letrare ose s'përputhen me të.



## TINGUJT E GJUHËS LETRARE SHQIPE

§ 3. Për të kuptuar më lehtë rregullat e shqiptimit letrar, po japim disa njohuri për tingujt-fonema të gjuhës letrare shqipe.

Gjuha shqipe ka 7 zanore dhe 29 bashkëtingëllore. Kur shqiptojmë zanoret, ajri nuk ndesh pengesë gjatë rrugës së kalimit të tij, ndërsa, kur shqiptojmë bashkëtingëlloret, ndesh pengesë.

Zanoret, sipas shkallës së ngritjes së gjuhës, ndahen në:

*zanore të ngritjes së ulët:* **a**;
*zanore të ngritjes së mesme:* **e, o, ë**;
*zanore të ngritjes së lartë:* **i, y, u**.

Bashkëtingëlloret, sipas pjesëmarrjes së gjuhës ose të buzëve në formimin e tyre, ndahen në:
*bashkëtingëllore gjuhore:* **c, ç, d, dh, g, gj, h, j, k, l, ll, n, nj, q, r, rr, s, sh, t, th, x, xh, z, zh**;
*bashkëtingëllore buzore:* **b, f, m, p, v**.

Sipas tipit të pengesave, bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe ndahen në:
*bashkëtingëllore pëlcitëse:* **b, c, ç, d, gj, k, p, q, t, x, xh**;
*bashkëtingëllore hundore:* **m, n, nj**;
*bashkëtingëllore fërkimore:* **dh, f, h, j, l, ll, s, sh, th, v, z, zh**;
*bashkëtingëllore dridhëse:* **r, rr**.

Sipas pjesëmarrjes ose mospjesëmarrjes së zërit, bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe ndahen në:
*bashkëtingëllore të zëshme:* **j, l, ll, m, n, nj, r, rr, b, d, dh, g, gj, v, x, xh, z, zh**;
*bashkëtingëllore të shurdhëta:* **p, t, th, k, q, f, c, ç, s, sh, h**.

Brenda fjalës dy zanore mund të vijnë njëra pas tjetrës. Bashkimi i tyre në një rrokje të vetme quhet *diftong*. Në diftong njëra nga zanoret e humbet aftësinë rrokjeformuese dhe kthehet në gjysmëzanore. Të tilla janë zanoret **i, u** dhe **y**. Çdo diftong duhet të ketë,

pra, detyrimisht një nga këto gjysmëzanore. Brenda diftongut theksi mund të bjerë në zanoren e parë (p.sh. **ái, éi, ói**) ose në zanoren e dytë (p.sh.: **uá, ié, yé**). Në rastin e parë diftongu quhet zbritës, ndërsa në rastin e dytë, ngjitës. Kur dy zanore që janë pranë njëra-tjetrës, shqiptohen secila në rrokje më vete, ato përbëjnë një *grup zanor* (p.sh.: **ie** te *diell, miell* etj.; **ye** te *fyell, lyej* etj.; **ua** te *grua, luaj* etj.). Për stilin e plotë të shqiptimit është karakteristike që takimet e zanoreve **i, u** ose **y** të patheksuara me një zanore tjetër përgjithësisht shqiptohen si grup zanor e jo si diftong, p.sh.: *babai, vëllai, ftoi, kroi, kau, lau, dheu, preu, fshiu, miu, ftuan, gruan, shkuan*[1] etj. (dhe jo *babai̯ vëllai̯, ftoi̯* etj.[2]), por takimet e trajtës së shkurtër **i** me një zanore tjetër (*ia dha, ia thashë, iu afrua* etj.) shqiptohen si diftong: *ja dha, ja thashë, ju afrua.*

Për gjuhën shqipe është karakteristike mungesa e bashkëtingëlloreve të dyfishta. Bën përjashtim vetëm bashkëtingëllorja **rr**, e cila është **r** dyfishe dhe përbën një fonemë më vete. Dallimi i tyre në disa raste shërben edhe për dallimin e kuptimeve te fjalëve, p.sh.: *arë* (tokë buke), dhe *arrë* (pemë), *ruaj* (*shtëpinë*) dhe *rruaj* (mjekrën) etj.

Një tjetër veçori e gjuhës shqipe është se shqiptimi ka karakter rrokjesor, d.m.th. nuk shqiptohet çdo tingull veças (p.sh., *d-o-r-a, p-u-n-ë, n-x-ë-n-ë-s* etj.), por tingujt e fjalëve në fjali shqiptohen të lidhur në rrokje (*do-ra, pu-në, nxë-nës* etj.).

## II. DREJTSHQIPTIMI I ZANOREVE

### ZANORJA *E* E THEKSUAR

§ **4.** Fjalët me **e** të theksuar, të ndjekur nga një bashkëtingëllore hundore (**m, n, nj**), në pajtim me shkrimin dhe shqiptimin më të përhapur të tyre, duhet të shqiptohen të gjitha me **e** dhe jo disa

---

1) Grupi **ua** shqiptohet si diftong te disa fjalë të huaja, si *kuádro, kuárc, kuótë* etj.
2) Shenja *i̯* e vendosur nën zanore tregon se ajo shqiptohet si gjysmëzanore dhe formon një diftong me zanoren fqinjë.



me **e** e disa me **ë**. Me **e** duhet të shqiptohen gjithashtu fjalët e prejardhura ose të përbëra të formuara prej tyre, pavarësisht nga lëvizja e theksit. Po radhitim më poshtë një numër fjalësh të tilla, të cilat shpeshherë dëgjohen të shqiptuara edhe me **-ë**:

(*më*) *dhemb, dhembje, emër, emërore, femër, femërore, gjemb, gjembaç, e premte, shemb, shembull, shembullor, i pashembullt, i shtrembër, shtrembërim, shtrembëroj, tremb, trembje, i patrembshëm, thembër, zemër, zemëroj, zemërim, i përzemërt* etj. (dhe jo *më dhëmb, dhëmbje, ëmër* etj.).

*argjend, argjendar, argjendari, argjendpunues,* (*i,e*) *argjendtë, brenda, brendësi, brendi, i brendshëm, çmend, çmendinë,* (*i,e*) *çmendur, çmenduri, dend,* (*i,e*) *dendur, denduri, deng, dhen, end, gjendje, kuvend, kuvendim, kuvendoj, mend, mendim, mendje, mendor, përmend, përmendore, parmendë, qendër, qendror,* (*kam*) *qenë, qenësi, qenësore, qenie, qengj, shpend, tendë, tendos, i tendosur, vend, vendës, vendos, zëvendës, zëvendësim, zëvendësoj* (dhe jo *argjënd, brënda, çmënd* etj.);

*e enjte, gështenjë, gështenjëpjekës, i gështenjtë, ndenja,* (*i,e*) *ndenjur, shenjë,* (*i,e*) *shenjtë,* (*i,e*) *shtrenjtë, shtrenjtësi, shtrenjtoj* etj. (dhe jo *e ënjte, gështënjë* etj.).

### ZANORJA *Ë*

§ **5.** Zanorja ë mund të jetë e theksuar dhe e patheksuar. Në shqiptimin e tyre ka dallim. Kur është e theksuar, zanorja **ë** shqipsohet më e fortë, ndërsa kur është e patheksuar, shqiptohet më e dobët.

Një nga problemet më të ndërlikuara të drejtshpiptimi të gjuhës sonë përbën zanorja **ë** e patheksuar. Sipas studimeve që kanë bërë gjuhëtarët tanë në fushën e fonetikës së sotme të shqipes, ë-ja e patheksuar është një tingull i shkurtër, i reduktuar, i ngritjes së mesme; hyn në grupin e zanoreve që quhen të lëvizshme, të paqëndrueshme. Kur kjo zanore është e patheksuar, në përgjithësi ruhet më mirë në ligjërimin libror dhe në të folurit e ngadalshëm, ndërsa në ligjërimin bisedor dhe në të folurit e shpejtë rrudhet (reduktohet) në shkallë të ndryshme.

**Ë**-ja e patheksuar dobësohet në shkallë të ndryshme sipas pozicionit në të cilin ndodhet. Ky dobësim ka çuar në disa raste (kur

ë-ja fundore ka qenë dy rrokje larg theksit, si tek *flútur(ë)*, *dáshur(ë)*, *bótën (ë)*) që ajo të mos shqiptohet fare dhe kjo gjë të pasqyrohet edhe në normën e sotme drejtshkrimore.

## ZANORJA *Ë* E THEKSUAR

§ **6.** Fjalët tek të cilat ë-ja e theksuar i përgjigjet historikisht një **a**-je të ndjekur nga një bashkëtingëllore hundore, shqiptohen me ë dhe jo me **a**[1]. Po kështu shqiptohen me ë edhe të gjitha fjalët e prejardhura ose të përbëra prej tyre, pavarësisht nga lëvizja e theksit, p.sh.: *bëj, çështje, dëm, dëmtim, dëmtoj, (i,e) dëmtuar, dhëmb, dhëmballë, dhëndër, dhënë, dhënie,* (i,e) *ëmbël, ëmbëlsirë, ëmbëlsoj, ëmbëltore, këngë, këngëtar, lëndë, lëng, (i) lëngshëm, mbrëmje, mëngë, nëntë, nxënës, rrënjë, rrënjësor, parathënie* etj.

Duhet pasur kujdes për fjalët: (unë) *lë, një, njëjës, i njëjtë, njëri, njëra, njësi,* (unë) *vë,* (unë) *zë,* të cilat shpeshherë shqiptohen gabimisht me **e** ose **i** në vend të ë-së (*le, nji, njejës, i njejtë, njeri, njera, ve, ze*).

Të gjitha këto fjalë duhet të shqiptohen me ë[2].

Prapashtesa **-llëk** duhet të shqiptohet kurdoherë me ë, ashtu sikurse shkruhet, dhe jo me **i**:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *batakçillëk, batakçillëqe* | dhe | jo | *batakçillik, batakçilliqe* |
| *bollëk* | » | » | *bollik* |
| *boshllëk, boshllëqe* | » | » | *boshllik, boshlliqe* |
| *budallallëk, budallallëqe* | » | » | *budallallik, budallalliqe* |
| *fodullëk* | » | » | *fodullik* |
| *hamallëk* | » | » | *hamallik* |
| *matrapazllëk, matrapazllëqe* | » | » | *matrapazllik, matrapazlliqe* |
| *pazarllëk, pazarllëqe* | » | » | *pazarllik, pazarlliqe* |
| *pishmanllëk* | » | » | *pishmanllik* |
| *tersllëk, tersllëqe* | » | » | *tersllik, terslliqe* |

---

1) Fjalët si *dhanore, (i,e) mangët, ranishte, ranor-e, i pashmangshëm, zanë, zanore* etj., që kanë hyrë në gjuhën letrare me a, shqiptohen e shkruhen me a (shih edhe «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 2 shënim).

2) Shqiptohen me e, ashtu sikurse shkruhen, fjalët: *i gjerë, gjerësi, gjerësisht, zgjeroj, zgjerim, krehër.*



## ZANORJA *Ë* E PATHEKSUAR

§ **7.** Zanorja ë e patheksuar mund të ndodhet para rrokjes së theksuar, p.sh.: *anëtár, dëbórë, ftohtësí* ose pas rrokjes së theksuar në trup a në fund të fjalës, p.sh.: *marksizëm, (i, e) pástër, végël, dásmë, partizánë, púnë* etj.

## ZANORJA *Ë* PARATHEKSORE

§ **8.** Zanorja ë paratheksore mund të ndodhet në rrokje të hapur, p.sh.: *a-në-tar, kë-mbë-sor* ose në rrokje të mbyllur, p.sh.: *e-gër-si, ndër-tim.* Zanorja ë paratheksore takohet te këta tipa fjalësh:

a) *Ë-ja* **paratheksore te fjalët e parme dhe te fjalët ku ajo ndodhet në rrokjen e parë.**

Ë-ja paratheksore e kësaj kategorie fjalësh në rrokje të mbyllur shkruhet dhe shqiptohet, p.sh.: *dërgoj, fërkim, gëlqere, gëlltit, gërmadhë, kërbaç, kërcej, përçues, përfshij, përparoj, ndërkombëtar, ndërmjet, ndërtoj, vërtet, vërtetoj* etj.

Ë-ja paratheksore në rrokje të hapur, kur ndodhet në rrokjen e parë, shqiptohet qartë, p.sh.: *dëshirë, fëmijë, kënetë, këpucar, mënyrë, mësim, shëtit* etj. Megjithatë, në disa fjalë ku pas ë-së vjen bashkëtingëllorja **rr**, si p.sh.: *bërryl, gërryej, kërrabë, kërrusem, ndërroj, ndërresë, përrallë* etj., ë-ja shqiptohet mjaft e rrudhur. Sipas drejtshkrimit, fjalët e mësipërme shkruhen me ë, por në gjuhën letrare kjo ë shqiptohet mjaft e rrudhur.

b) *Ë-ja* **paratheksore te fjalët e prejardhura me prapashtesa**

Shkalla e shqiptimit të ë-së paratheksore e cila shkruhet rregullisht te fjalët e prejardhura të formuara nga një temë më ë me anë prapashtesash që nisin më bashkëtingëllore (p.sh., *copëtoj — copë + + toj*) dhe te fjalët e tjera të prejardhura ku ajo shkruhet si zanore mbështetëse (*bujqësi—bujq + ë + si*), varet në një farë mase nga natyra e bashkëtingëlloreve që ndodhen para dhe pas ë-së. Kur këto bashkëtingëllore formojnë një grup që shqiptohet me lehtësi, pa ndër-

mjetësinë e zanores ë, atëherë kjo zanore shqiptohet në mënyrë shumë të rrudhur.

Në rastet e tjera, e sidomos kur tema fjalëformuese del me dy bashkëtingëllore, shqiptohet një ë më pak ose më shumë e rrudhur, por, sidoqoftë, më e qartë; shkalla e rrudhjes së ë-së në këto raste varet edhe nga stili i shqiptimit. Në stilin e plotë të shqiptimit ajo ndihet më e qartë, ndërsa në stilin jo të plotë, më e dobët. E rrëgjuar shqiptohet ë-ja, për shembull, te fjalët e mëposhtme: *gjatësi, gjerësi, gjuhësi, gjuhëtar, gjunjëzoj, hollësi, këmbësor, këmbësori, kombësi, kombëtar, kordhëtar, lartësi, madhësi, malësor, mbarësi, mirësi, mjekësi, mjekësore, përmirësoj, pemëtore, pikëllim, plotësoj, qetësi, rreptësi, rrogëtar, shkallëzim, shpejtësi, shterpësi, trashësi, thatësi, vështirësi, vjershëtar, zdrukthëtar, zotëroj* etj.[1], por në rastet kur tema fjalëformuese del më dy bashkëtingëllore (si te *kombësi, kordhëtar, rreptësi, shterpësi, zdrukthëtar* etj.) shqiptimi i ë-së është më i qartë.

Te fjalët e prejardhura të formuara prej temash më **-ër, -ërr, -ël, -ës, -ëz** me anë prapashtesash që fillojnë me zanore, si p.sh.: *arbëror, breshëri, dimëror, gjelbërim, mjeshtëri, numëror, urdhëresë; ëndërrim; vegjëli, zvogëloj, zvogëlim; nëpunësi, përgjegjësi; bulëzon, njerëzi, njerëzor* etj., drejtshqiptimi përputhet me drejtshkrimin, d.m.th., ë-ja paratheksore shqiptohet e qartë.

Në përgjithësi, në ligjërimin libror, ku shqiptimi përputhet me drejtshkrimin ose i afrohet sa më shumë atij, ë-ja paratheksore ruhet më mirë, ndërsa në ligjërimin bisedor kjo ë rrudhet.

c) ***Ë-ja* paratheksore në kufi të temave te fjalët e përbëra dhe të përngjitura.**

*Ë*-ja e patheksuar mund të ndodhet në pozicionin paratheksor edhe në kufi të temave te fjalët e përbëra dhe të përngjitura (p.sh.: *armëpushim, datëlindje, i gjithëfuqishëm, atëherë, vërejtje* etj.).

Kur fjalët e përbëra dhe të përngjitura kanë si pjesë të parë një temë më ë të patheksuar, të ndjekur nga një temë më bashkëtingëllore,

1) Në të dy stilet shqiptohen pa ë (në përputhje me drejtshkrimin) fjalët: *amtar, besnik, fillestar, furrtar, kishtar, lojtar, meshtar, nevojtar, nevojtare, ngatërrestar, pishtar, rojtar, zyrtar.*



p.sh.: *botëkuptim* (botë + kuptim) *dorëshkrim* (dorë + shkrim), *gjashtëdhjetë* (gjashtë + dhjetë), *naftësjellës* (naftë + sjellës), *pesëvjeçar* (pesë + vjeçar) etj., kjo ë shqiptohet afërsisht si edhe ë-ja e patheksuar në fund të fjalës, kur pas saj vjen një fjalë tjetër që fillon me bashkëtingëllore (shih më poshtë § 10).

Kur fjalët e përbëra dhe të përngjitura kanë si pjesë të parë një temë më ë të theksuar të ndjekur nga një temë që nis qoftë me bashkëtingëllore, qoftë me zanore, kjo ë shqiptohet e plotë, p.sh.: *njëanësi* (një + anësi), *njëditor* (një + ditor), *njëherë* (një + herë), *njëkatëshe* (një + katëshe), *vëmendje* (vë + mendje), *vërej, vërejtje* (vë + re), *zëëmbël* (zë + ëmbël).

Kur fjalët e përbëra dhe të përngjitura kanë si pjesë të parë një temë më -ë të patheksuar, të ndjekur nga një temë që fillon me zanore, ë-ja fundore e temës së parë nuk shqiptohet dhe nuk shkruhet, pra: *gojëmbël* (gojë + ëmbël), *kokulur* (kokë + ulur), *i shumanshëm* (shumë + anshëm) (dhe jo *gojëëmbël, kokëulur, i shumëanshëm*).

Te përemrat e pakufishëm, te ndajfoljet e te lidhëzat e përngjitura që kanë si pjesë të parë fjalët *gjithë* ose *kurrë*, ë-ja paratheksore as shqiptohet, as shkruhet, p.sh.: *gjithçka, gjithfarë, gjithherë, kurrgjë, kurrkund, kurrkush, kurrsesi* etj. (dhe jo *gjithëfarë, gjithëherë, gjithëkund, gjithëmonë, gjithënjë, kurrësesi* etj.)[1].

## ZANORJA *Ë* PASTHEKSORE

### A. *Ë-ja* pastheksore jofundore

§ 9. Zanorja ë pastheksore jofundore shqiptohet e plotë në të gjitha rastet kur ndodhet në rrokje të mbyllur, p.sh.: *bukël, i ëmbël, gupël, vegël, i vogël* etj.; *ajër, dimër, dhelpër, i gjelbër, i kaltër, zemër* etj.; *dokërr, kokërr, vjehërr* etj.; *blerës, çelës, djegës, grykës, nxënës, tronditës, ujitës, vendës* etj.; *pesëkatësh, shumëngjyrësh, tetërrokësh, trekëndësh* etj.; *të dalësh, të flasësh, të hapësh, të marrësh* etj.; *drejtëz, gjuhëz, këmbëz* etj.; *ateizëm, çiklizëm, marksizëm, reumatizëm* etj.;

1) *Gjithë* dhe *kurrë*, kur kanë përdorim të mëvetësishëm, shqiptohen dhe shkruhen me ë.

*i cekët, i dobët, të dobëtve, i errët, i shkathët, të shkathëtve, të shkathëtish* etj.; *i jashtëm, i jashtëmve, i sotëm, të sotëmve, i vetëm, të vetëmve* etj.; *i ardhshëm, të ardhshëmve, i atjeshëm, të atjeshëmve, i ndershëm, të ndershëmve* etj.

Kur gjatë ndryshimit të fjalës ë-ja e rrokjes së mbyllur del në rrokje të hapur, në disa tipa fjalësh ajo nuk shqiptohet fare, kurse në disa tipa të tjerë shqiptohet e rrëgjuar.

1) Ë-ja pastheksore nuk shqiptohet dhe nuk shkruhet në këto raste:

a) tek emrat dhe mbiemrat më **-ël, -ër, -ërr** gjatë lakimit të tyre:

*vegël*, por: *vegle, vegla, veglës, veglën, veglat, veglash* (dhe jo *vegële, vegëla, vegëlës, vegëlën, vegëlat, vegëlash*);

*dhelpër*, por: *dhelpre, dhelpra, dhelprës, dhelprën, dhelprat, dhelprash* (dhe jo *dhelpëre, dhelpëra, dhelpërës, dhelpërën, dhelpërat, dhelpërash*);

*i ashpër*, por: *i ashpri, të ashprit, të ashprin, të ashprit* (dhe jo *i ashpëri, të ashpërit, të ashpërin, të ashpërit*);

*kokërr*, por: *kokrre, kokrra, kokrrës, kokrrën, kokrrat, kokrrash* (dhe jo *kokërre, kokërra, kokërrës, kokërrën, kokërrat, kokërrash*);

b) tek mbiemrat me prapashtesën **-ëm** ose **-shëm** gjatë lakimit, kur pas këtyre prapashtesave vjen një zanore ose bashkëtingëllorja **j**:

*i jashtëm*, por: *i jashtmi, të jashtmit, të jashtmin, e jashtme, e jashtmja, të jashtmen, të jashtmet* (dhe jo *i jashtëmi, të jashtëmit, të jashtëmin, e jashtëme, e jashtëmja, të jashtëmen, të jashtëmet*);

*i vetëm*, por: *i vetmi, të vetmit, të vetmin, e vetme, e vetmja, të vetmen, të vetmet* (dhe jo *i vetëmi, të vetëmit, të vetëmin, e vetëme, e vetëmja, të vetëmen, të vetëmet*);

*i besueshëm*, por: *i besueshmi, të besueshmit, të besueshmin, e besueshme, e besueshmja, të besueshmen, të besueshmet* (dhe jo *i besueshëmi, të besueshëmit, të besueshëmin, e besueshëme, e besueshëmja, të besueshëmen, të besueshëmet*);

*i shkëlqyeshëm*, por: *i shkëlqyeshmi, të shkëlqyeshmit, të shkëlqyemin, e shkëlqyeshme, e shkëlqyeshmja, të shkëlqyeshmen, të shkëlqyeshmet* (dhe jo *i shkëlqyeshëmi, të shkëlqyeshëmit, të shkëlqyeshëmin, e shkëlqyeshëme, e shkëlqyeshëmja, të shkëlqyeshëmen, të shkëlqyeshëmet*).



**Shënim.** Për të njëjtën arsye nuk shqiptohen dhe nuk shkruhen me ë edhe mbiemrat e formuar me prapashtesën *-shëm* nga një temë me ë (sepse ë-ja fundore e këtyre temave del në rrokje të hapur): *i natyrshëm* (natyrë), *i përkohshëm* (kohë), *i pjesshëm* (pjesë), *i përbotshëm* (botë) (dhe jo *i natyrëshëm, i përkohëshëm, i pjesëshëm, i përbotëshëm* etj.).

2) Ë-ja pastheksore shqiptohet e rrëgjuar dhe shkruhet në këto raste:

a) tek emrat femërorë më *-ëz*, tek emrat e mbiemrat mashkullorë më *-ës, -ësh* dhe te femërorët përkatës:

*drejtëz, drejtëze, drejtëza, drejtëzës, drejtëzën, drejtëzash;*
*lidhëz, lidhëze, lidhëza, lidhëzës, lidhëzën, lidhëzash;*
*çelës, çelësi, çelësa, çelësash;*
*shpikëse, shpikëseje, shpikëset, shpikëseve;*

b) tek mbiemrat më **-ët** gjatë lakimit të tyre:

*i cekët, i cekëti, të cekëtin, të cekëtit;*
*i dobët, i dobëti, të dobëtin, të dobëtit;*
*i ulët, i ulëti, të ulëtin, të ulëtit.*

### B. *Ë-ja* pastheksore fundore

**§ 10.** Zanorja ë pastheksore mund të ndodhet edhe në pozicion fundor, p.sh.: *(i,e) artë, barkë, basmë, darkë, deriçkë, djemtë, festë, leckë, (të) lidhë, (i,e) mbjellë, ngushtë, pesë, (të) punojmë, (i,e) sheshtë, trajtë* etj.

Në stilin e plotë të shqiptimit ë-ja fundore, megjithëse rrudhet, ndihet mjaft qartë.

Kur ë-ja fundore ndodhet pas dy bashkëtingëlloresh, shqiptohet më qartë sesa kur ndodhet pas një bashkëtingëlloreje:

a) pas një bashkëtingëlloreje: *bukë, (i,e) butë, çfarë, dhjetë, (i,e) gjallë, (i,e) lirë, (i,e) mirë, njëherë, pesë, (i,e) qetë, rrallë (i,e) thatë, thellë* etj.;

b) pas dy bashkëtingëlloresh: *(i,e) barabartë, (i,e) bardhë, bashkë, (i,e) brishtë, (i,e) çeliktë, dackë, darkë, (i,e) drejtë, (i,e) fortë, (i,e) gaztë, gjashtë, lehtë, (i,e) rreptë, (i,e) thartë, urtë, (i,e) zjarrtë* etj.

Në stilin jo të plotë ë-ja fundore shqiptohet më dobët, si një tingullth i shkurtër, mjaft i rrudhur.

Ë-ja e patheksuar fundore në gjuhën shqipe kryen disa funksione. Ajo mund të shërbejë si tregues gramatikor i gjinisë (*ditë, klasë, punë*), si tregues i shumësit (*një artist — shumë artistë*, një *shok — shumë shokë, një patriot — shumë patriotë*), si prapashtesë (*plak — plakë, zog — zogë*), për të mënjanuar homoniminë, p.sh., *pres* (një dru), *presë* (e sëpatës), *lajm* (emër), *lajmë* (folje), *ar* (metal), *arë* (tokë) etj.

Në shqiptimin e plotë letrar këto funksione të ë-së fundore të patheksuar shprehen me ruajtjen e saj gjatë shqiptimit.

Shkalla e rrudhjes së zanores ë fundore varet edhe nga natyra e tingullit të parë të fjalës ndjekëse:

Kur fjala ndjekëse nis me bashkëtingëllore të shurdhët, ë-ja fundore ndihet më qartë, p.sh.: *bukë thekre, buzë kufirit, dhjetë copë, krijimtarisë sonë, luftë çlirimtare, palë kundërshtare, pesë shekuj, rrugë shpëtimi* etj. (te këta shembuj ë-ja fundore ndiqet nga bashkëtingëlloret e shurdhëta **th, k, c, s, ç, sh,** prandaj dëgjohet më qartë).

Përpara një bashkëtingëlloreje të zëshme ndihet e rrudhur, e dobët, p.sh., *ditë vere, pranë dritares, shumë grurë* etj.

Përpara një zanoreje të fjalës ndjekëse ë-ja fundore e patheksuar (p.sh.: *arti ynë i ri, burrë i gjatë, dritë elektrike, forcë e brendshme, fushë e gjerë, pjesë e pandarë* etj.) shqiptohet e qartë në stilin e plotë, sidomos në shkollë e në raste të tjera që kërkojnë qartësi e saktësi sa më të madhe gjuhësore në kumtimin e mendimit, ndërsa në ligjërimin bisedor mund të rrudhet në shkallë të ndryshme.

Ë-ja fundore mungon krejt në të dy stilet e shqiptimit tek nyjat e përparme **të, së** me kuptim pronor në rasat e zhdrejta të emrave *i ati, e ëma:* (*i,e*) *t'et*, (*i,e*) *s'ëmës* etj.

Për arsye të ndryshme, kryesisht nën ndikimin e ligjërimeve dialektore e të disa varianteve drejtshkrimore të mëparshme, në disa raste (shih më poshtë) shqiptohet dhe shkruhet gabimisht një ë e tepërt, e panevojshme. Kjo ë fundore as duhet shqiptuar dhe as duhet shkruar. Shkrimi e shqiptimi i gabuar i një ë-je të tillë vihet re sidomos:

a) te emrat që në shumësin e pashquar dalin më bashkëtingëlloret



**-gj -q** të prira nga një zanore: disa herë shkruhet e shqiptohet gabimisht *zogjë,-t, zogjësh, fiqë,-t, fiqësh, pleqë,-t, pleqëve, pleqësh*, kurse duhet shkruar e shqiptuar *zogj,-të, zogjsh, fiq,-të, fiqsh, pleq,-të, pleqve, pleqsh* etj.;

b) te emrat që në shumësin e pashquar dalin më *-j, -nj:* disa herë shkruhet e shqiptohet gabimisht *bijë,-t, bijëve, bijësh, ftonjë,-t, ftonjëve, ftonjësh, heronjë,-t, heronjëve, heronjësh, thonjë,-t, thonjëve, thonjësh*, kurse duhet shkruar e shqiptuar: *bij,-të, bijve, bijsh, ftonj,-të. ftonjve, ftonjsh, heronj,-të, heronjve, heronjsh, thonj,-të, thonjve, thonjsh* etj.;

c) te rrjedhorja e pashquar e shumësit të emrave që mbarojnë me zanore të theksuar: disa herë shkruhet e shqiptohet gabimisht *grashë, shtëpishë, drushë, syshë*, kurse duhet shkruar e shqiptuar *drush, grash, sysh, shtëpish;*

ç) te një numër emrash e mbiemrash me theks në rrokjen e parafundit: disa herë shkruhet e shqiptohet *fluturë, kodërë, dhelpërë, rregullë, vetullë, dhëmbëzë, lidhëzë, i hekurtë, i tepërtë, i afërmë, i sipërmë;* kurse duhet shkruar e shqiptuar *flutur, kodër, dhelpër, rregull, vetull, dhëmbëz, lidhëz, i hekurt, i tepërt, i afërm, i sipërm* etj.; po kështu edhe te disa trajta të lakimit të emrave: disa herë shkruhet e shqiptohet *botësë, botënë, këngësë, këngënë*[1], kurse duhet shquar e shqiptuar *botës, botën, këngës, këngën.*

**Shënim 1.** Shqiptohen dhe shkruhen me **-të** dhe jo me ët në trajtën e shquar emrat:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *cjep — cjeptë* | dhe | jo | *cjepët* |
| *desh — deshtë* | » | » | *deshët* |
| *djem — djemtë* | » | » | *djemët* |
| *dhen — dhentë* | » | » | *dhenët* |
| *qen — qentë* | » | » | *qenët.* |

Rasat e zhdrejta të shumësit të emrave të mësipërm shkruhen dhe shqiptohen pa ë fundore, prandaj edhe para mbaresave **-ve** dhe **-sh** te këta emra nuk shkruhet e nuk shqiptohet ndonjë **ë**:

*cjep — cjepve, cjepsh* (dhe *jo cjepëve; cjepësh*);
*desh — deshve (dhe jo deshëve, por deshësh*[2]);
*dhen — dhenve, dhensh* (dhe jo *dhenëve, dhenësh*);
*qen — qenve, qensh* (dhe jo *qenëve, qenësh*).

1) Shih për këtë § 5.

2) Këtu *ë*-ja shkruhet dhe shqiptohet për të shmangur takimin e dy **sh**-ve.

**Shënim 2.** a) Shqiptohen dhe shkruhen me -më dhe jo -ëm në trajtën e njëjësit të pashquar emrat femërorë:

| | | |
|---|---|---|
| *basmë* | dhe jo | *basëm* |
| *çezmë* | » » | *çezëm* |
| *dasmë* | » » | *dasëm* |
| *fermë* | » » | *ferëm* |
| *gjysmë* | » » | *gjysëm* |
| *kazmë* | » » | *kazëm* |
| *krismë* | » » | *krisëm.* |

b) Emrat që dalin me grupin **-lm**, si: *film, ngulm, sulm*, shqiptohen ashtu siç shkruhen. Shqiptimi me -ë- (*filëm, kulëm, ngulëm, sulëm*), është i gabuar.

## ZANORET *U* DHE *Y*

§ **11.** Për shqiptimin e zanoreve **u** dhe **y** duhet të kemi parasysh që:

1) Tek emrat dhe mbiemrat më **-ull, -ur** zanorja **u** shqiptohet në të gjitha rasat, ashtu siç shkruhet:

| | | |
|---|---|---|
| a) *akulli, akullin* | dhe jo | *aklli, akllin* |
| *kukulla, kukullash* | » » | *kuklla, kukllash* |
| *kumbulla, kumbullave* | » » | *kumblla, kumbllave* |
| *nofulla, nofullën* | » » | *noflla nofllën* |
| *petulla, petullat* | » » | *petlla, petllat* |
| *sqetulla, sqetullave* | » » | *sqetlla, sqetllave* |
| *uthull-a, uthullën* | » » | *uthlla, uflla, uthllën, ufllën* |
| *vetulla, vetullës* | » » | *vetlla, vetllës etj,* |
| b) *flutura, fluturën* | » » | *flutra, flutrën* |
| *hekuri, hekurave* | » » | *hekri, hekrave* |
| *lepuri, lepurin* | » » | *lepri, leprin* |
| *i bukuri të bukurat* | » » | *i bukri të bukrat.* |

2) Shqiptohen e shkruhen me **u** dhe jo me **y** fjalët: *bufe, bulmet, bulmetore, duke* (*mësuar*), *duzinë, fruta,-t, frutore, grunjëra,* (*i,e*) *grunjtë, gjurmë, gjurmashkë, gjurmoj, sfungjer, temperaturë, tuberkuloz, tunel, turk, turqisht, turli* etj.



3) Shqiptohen e shkruhen me *y* dhe jo me *u* fjalët: *byrazer, dyqan, fryt*[1], *i frytshëm, frytdhënës, gjynah, mysafir, mysliman, myshteri, trysni, yndyrë, virtyt* etj.

## ZANORJA *I*

§ **12.** **I**-ja është zanore e radhës së përparme, e ngritjes së lartë. Në rastet e mëposhtme kjo zanore në ligjërimin letrar shqiptohet **i** dhe jo **y**:

a) Te fjalët ku kjo zanore është e theksuar dhe ndodhet para një bashkëtingëlloreje buzore, p.sh.: *hip, krimb, kripë, kripore, qilim, rrip, shqip* etj. (por: *lyp, lypës*);

b) Te fjalët ndërkombëtare, si *hidrocentral, hidrogjen, hidrolizë, hipotekë, hipotension, idil, mister, mitologji* etj.

Shqiptimi i fjalëve të grupeve *a* e *b* me **y** (*hyp, krymb, krypë, kryp, krypore, qylym, rryp, shqyp; hydrocentral, hydrogjen, hydrolizë, hypotekë, hypotension, idyl, myster, mytologji*) është në kundërshtim me normën e sotme letrare.

## GRUPI I ZANOREVE *IE*

§ **13.** Emrat tek të cilët grupi zanor **ie** ndiqet nga një bashkëtingëllore e lëngët (**l, ll, r**) si *e diel, diell, miell, qiell, fier* si edhe fjalët e formuara prej tyre, si *diellor, qiellor, fierishtë* etj., shqiptohen me **ie** (me theksin në elementin e parë: *diell, qiell* dhe jo me **je** (me theksin në elementin e dytë: *djéll, qjéll.*

Ky grup ruhet si i tillë në shqiptim edhe te foljet, tek të cilat ndiqet nga mbaresa **-j**: *ziej, zien, ziejnë; përzien, përziejmë; ndiej, ndiejmë, ndiejnë*[2]. Këto folje do të shqiptohen me **je** vetëm në trajtat e njëjësit të së kryerës së thjeshtë të dëftores (*zjeva, zjeve, zjeu; përzjeva, përzjeve, përzjeu; ndjeva, ndjeve, ndjeu*) dhe në trajtat e dëshirores (*zjefsha, zjefsh, zjeftë, zjefshim, zjefshi, zjefshin; përzjefsha, përzjefsh, përzjeftë; ndjefsha, ndjeftë, ndjefshim, ndjefshi, ndjefshin*).

1) Duhet dalluar në shqiptim, ashtu si edhe në shkrim, emri *frutë, fruta* (me kuptimin «pemë») nga *fryt,-i* (me kuptim abstrakt «*fryti* i punës»).
2) Edhe në shqiptim duhet bërë dallimi kuptimor midis *ndiej* (provoj një ndjenjë) dhe *ndjej* (ia fal fajin dikujt).

## GRUPET E ZANOREVE *UE*, *YE*

§ **14.** Gjuha letrare përmban një varg fjalësh të parme (si: *arsye, fyell, krye, lyej, pyes, thyej*) e të prejardhura (sidomos emra të vepruesit dhe mbiemra më *-shëm*) që përmbajnë grupin zanor **ue** (*dëgjues, mësues, i palexueshëm, i papajtueshëm, i vazhdueshëm*) ose grupin zanor **ye** (*i arsyeshëm, i pathyeshëm*). Në shqiptimin e grupeve të zanoreve në fjalët e këtij tipi vihen re luhatje të ndryshme, nën ndikimin e shqiptimeve dialektore e të traditës shqiptimore të variantеve letrare të mëparshme: disa i shqiptojnë të plota (*arsye, fyell, krye, lyej, pyes, thyej; dëgjues, mësues, i palexueshëm, i papajtueshëm, i vazhdueshëm; i arsyeshëm, i pathyeshëm* etj.), të tjerë i rrudhin përkatësisht në **y** dhe **u** (*arsy, fyll, kry, lyj, pys, thyj; dëgjus, mësus, i palexushëm, i papajtushëm, i vazhdushëm; i arsyshëm, i pathyshëm*). Në mjaft raste emrat më **-ues, -yes** dhe mbiemrat më *-ueshëm, -yeshëm*) shqiptohen edhe me **uë, yë** (*dëgjuës, mësuës; i palexuëshëm, i pathyëshëm*).

Për shqiptimin e këtyre fjalëve në ligjërimin letrar do të udhëhiqemi nga drejtshkrimi, duke i shqiptuar ato me **ue** dhe **ye** të plotë. Pra, do të shqiptojmë ashtu siç shkruajmë: *arsye, fyell, krye, lyej, pyes, thyej, dëgjues, mësues, i palexueshëm, i papajtueshëm, i vazhdueshëm; i arsyeshëm, i pathyeshëm* (dhe jo *arsy, dëgjus, i palexushëm, i arsyshëm*, as *dëgjuës, mësuës, i palexuëshëm*).

# III. DREJTSHQIPTIMI I BASHKËTINGËLLOREVE

## BASHKËTINGËLLORET E ZËSHME NË FUND E NË TRUP TË FJALËS

§ **15.** Sipas pjesëmarrjes ose mospjesëmarrjes së zërit, bashkëtingëlloret, siç është përmendur në § 5, ndahen në të zëshme dhe **në** të shurdhëta.

Bashkëtingëlloret e zëshme **b, d, dh, g, gj, v, x, xh, z, zh, kur** gjenden në fund të fjalës ose në trup të saj përpara një bashkëtingëlloreje të shurdhët ose përpara bashkëtingëllores **n**, në ligjërimin letrar shqiptohen si të zëshme, ashtu siç shkruhen, p.sh.: *el***b**, *fun***d**,*i ma***dh**, *breg, qen***gj**, *hov, bor***xh**, *ga***z**, *gara***zh**; *hum***b***te, mun***d***te, ven***d***strehim, hi***dh***te, di***gj***te, i hov***shëm, *ho***v***te, i gaztë, ga***z***tor; hum***b***ni, mun***d***ni, mbli***dh***ni, di***gj***ni* etj.)

Po me bashkëtingëllore të zëshme shqiptohen edhe mbiemrat e prejardhur me prapashtesën **-shëm** prej emrash femërorë tema e të cilëve gjatë fjalëformimit del më bashkëtingëllore të zëshme, p.sh.: *javë — i përja***v***shëm, buzë — i përbu***z***shëm, ndërgjegje — i ndër***gj***egjshëm.*

Shqiptimi i fjalëve të mësipërme me bashkëtingëllore të shurdhët (*elp, funt, i math, brek, qenq, hof, borç, gas, garash; humpte, muntte, ventstrehim, hithte, diqte, i hofshëm, hoftë, i gastë, gastor; humpni, muntni, mblithni, diqni; i përjafshëm, i përbusshëm, i ndërgjeqshëm*) përbën shkelje të normës letrare të sotme.

## BASHKËTINGËLLORET *SH-/ZH-/Ç-* NISTORE

§ **16.** Për fjalët me **sh-/zh-/ç-** nistore (shpesh në funksion parashtese), siç dihet, drejtshkrimi ka dhënë këtë zgjidhje: Shkruhen me **sh-** fjalët ku kjo ndiqet nga një bashkëtingëllore e shurdhët (**f, k, p, q, t, th**), p.sh.: *shfryj, shkëput, shpyllëzim, shqetësoj, shtjelloj, shthur;* me **zh-**, kur kjo ndiqet nga një bashkëtingëllore e zëshme (**b, d, g, gj, v**), p.sh.: *zhbllokoj, zhdredh, zhgjakos;* me **ç-**, kur kjo ndiqet nga një zanore ose nga një bashkëtingëllore e tingullt (**l, ll, r, rr, m, n, nj, j**), p.sh.: *çarmatos, çlirimtar, çnjerëzor* etj. Siç shihet, për shkrimin e këtyre fjalëve drejtshkrimi mbështetet në parimin fonetik dhe merr parasysh natyrën e tingujve pasues. Shqiptimi letrar i sotëm, në stilin e tij të plotë, në të gjitha këto raste udhëhiqet nga drejtshkrimi, d.m.th., këto fjalë shqiptohen ashtu siç shkruhen.

## SHQIPTIMI I *J*-së

§ 17. Bashkëtingëllorja **j** ruhet në shqiptim:

a) Tek emrat dhe te fjalët e formuara prej tyre, **ku kjo bashkë**-tingëllore ndërzanore i përket temës:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *anije* | dhe | jo | *anie* |
| *bijë* | » | » | *bi* |
| *e bija* | » | » | *e bia* |
| *çaji* | » | » | *çai* |
| *fëmijë* | » | » | *fëmi* |
| *hije* | » | » | *hie* |
| *hijerëndë* | » | » | *hierëndë* |
| *hijeshi* | » | » | *hieshi* |
| *hijshëm (i)* | » | » | *hishëm (i)* |
| *kallaji* | » | » | *kallai* |
| *korije,a* -et | » | » | *korie* |
| *lloji* | » | » | *lloi* |
| *maji* | » | » | *mai* |
| *pajis* | » | » | *pais* |
| *i pajisur* | » | » | *paisur* |
| *shkëndijë* | » | » | *shkëndi* |
| *vaji* | » | » | *vai* |

b) Tek emrat femërorë më **-e** të theksuar, gjatë trajtave të lakimit, kur zanorja e theksuar ndiqet nga një zanore tjetër:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *bé — béja* | dhe | jo | *bea* |
| *dyshemé — dyshemeja* | » | » | *dyshemea* |
| *haré — haréja* | » | » | *harea* |
| *idé — idéja* | » | » | *idea* |
| *kafé — kaféja* | » | » | *kafea* |
| *ré — réja* | » | » | *rea* |
| *rrufé — rruféja* | » | » | *rrufea* |
| *e vé — e véja* | » | » | *e vea* |
| *Koré — Koréja* | » | » | *Korea* |



c) Tek trajta e shquar e emrave femërorë, të cilët në njëjësin e pashquar para zanores **e** kanë bashkëtingëlloret mesgjuhore **gj,q**;

| | | | |
|---|---|---|---|
| *lagje — lagjja* | dhe | jo | *lagja* |
| *ndërgjegje — ndërgjegjja* | » | » | *ndërgjegja* |
| *përgjigje — përgjigjja* | » | » | *përgjigja* |
| *paqe — paqja* | » | » | *paqa* |

ç) Tek emrat e përgjithshëm dhe të përveçëm që dalin në **o** ë patheksuar (*depo, kosto, pako, Kongo, Niko* etj.) në trajtat e gjinores, dhanores e të rrjedhores së njëjësit të pashquar, si edhe të emërores së njëjësit të shquar *një depoje, kostoje, pakoje* etj.; *depoja, kostoja, pakoja, Kongoja, Nikoja* etj.;

Në emëroren e shquar këta emra, nën ndikimin e traditës dhe të dialekteve, herë-herë shqiptohen edhe duke zbërthyer zanoren **o** në **ua** (*depua, kostua, pakua, Kongua, Nikua* etj.). Në pajtim me drejtshkrimin, që ka marrë parasysh shqiptimin më të përgjithshëm dhe prirjen e sotme, këta emra duhet të shqiptohen me **-ja** dhe jo me **-ua,** pra:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *depoja* | dhe | jo | *depua* |
| *kostoja* | » | » | *kostua* |
| *Nikoja* | » | » | *Nikua.* |

d) Tek foljet më **-aj, -ej, -ëj, -ij, -oj, -uj, -yj, -yej, -uaj, -yej,** në mënyrën urdhërore, kur u prapangjiten trajtat e shkurtra **e** dhe **i**: *arrij — arrije (shokun), arriji (shokët)* (dhe jo *arrie, arrii*); *kërkoj — kërkojeni (shokun), kërkojini (shokët)* (dhe jo *kërkoeni, kërkoini*); *laj — laje (fytyrën), laji (rrobat)* (dhe jo *lae, lai*); *punoj — punoje (tokën), punojeni (tokën)* (dhe jo *punoe, punoeni*).

## *NJ*-ja NË TRUP E NË FUND TË FJALËS

§ **18.** Shqiptohen me **nj** e jo me **j**:

a) emrat femërorë që kanë **nj** në trup të fjalës, p.sh.:

| | | |
|---|---|---|
| *banjë* | dhe jo | *bajë* |
| *beronjë* | » » | *berojë* |
| *brinjë* | » » | *brijë* |
| *finjë* | » » | *fijë* |
| *gështenjë* | » » | *gështejë* |
| *mushkonjë* | » » | *mushkojë* |
| *shenjë* | » » | *shejë* |
| *shkronjë* | » » | *shkrojë* |
| *shushunjë* | » » | *shushujë* |
| *thinja-t* | » » | *thij-at* |
| *ujkonjë* | » » | *ujkojë* |
| *zonjë* | » » | *zojë* |
| *zonjushe* | » » | *zojushe etj.* |

b) Trajtat e shumësit të emrave mashkullorë më zanore të theksuar:

| | | |
|---|---|---|
| *arí — arínj* | dhe jo | *arij* |
| *barí — barinj* | » » | *barij* |
| *budallá — budallénj* | » » | *budallej* |
| *kërcí — kërcínj* | » » | *kërcij* |
| *i rí — të rínj* | » » | *të rij* |
| *ullí — ullínj* | » » | *ullij* |
| *i zí — të zínj* | » » | *të zij* [1] |

c) Trajtat e shumësit të emrave mashkullorë më **-ua**:

| | | |
|---|---|---|
| *dragua — dragonj* | dhe jo | *dragoj* |
| *ftua — ftonj* | » » | *ftoj* |
| *përrua — përrenj* | » » | *përrej* |
| *thua — thonj* | » » | *thoj* |

1) Shqiptohen me **j** dhe jo me **nj** emrat femërorë *mburojë, shtrojë,* si edhe shumësat e fjalëve: *kufi — kufij, i keq, e keqe — të këqij, të këqija, krua — kroje.*



thonj \ thonj

ç) Trajtat e shumësit të emrave mashkullorë si:

| | | |
|---|---|---|
| *drapër — drapinj* | dhe jo | *drapij* |
| *gjarpër — gjarpërinj* | » » | *gjarpij* |
| ose *gjarpinj* | » » | *gjarpërij* |
| *lumë — lumenj* | » » | *lumej* |
| *shkëmb — shkëmbinj* | » » | *shkëmbij* |

## BASHKËTINGËLLORJA *H*

§ **19.** **H**-ja është një tingull i shkurtër. Rryma e ajrit që nxjerrim duke shqiptuar atë është mjaft e dobët, prandaj në mjaft raste ajo ndihet pak ose mezi ndihet. Tingulli **h** mund të ndodhet në fillim të fjalës, p.sh.: *ha, habitem, hardhi, harroj, hedh, hero, hesht, hënë, e hënë, hi, hije, hinkë, hithra, hollë, hosten, hov, hu, i huaj, hudhër, hyj* etj., në mes, p.sh.: *lahem, kthehem, bëhem, fshihem, tregohu, mësohu, shtyhu,* ose në fund, p.sh.: *ah, gjah, krah, pah, pleh, deh, ftoh, leh, nxeh, njoh* etj.

Bashkëtingëllorja **h** ndihet më mirë kur ndodhet në fillim të fjalës, sesa kur ndodhet në mes a në fund të saj. Në pajtim me drejtshkrimin **h**-ja në ligjërimin libror duhet të shqiptohet në të tria pozicionet[1]. Shqiptimi pa **h** i fjalëve që e përmbajnë këtë tingull, është në kundërshtim me normën letrare kombëtare të sotme.

Në kundërshtim me normën është edhe rasti i kundërt, kur, nën ndikimin dialektor, shtohet në fillim të disa fjalëve një **h**, p.sh.: *hana, harritur, hec, hik, hindian, hoborr,* etj.

Këto fjalë duhen shqiptuar dhe shkruar pa **h**: *ana, arritur, ec, ik, indian, oborr.*

**H**-ja ruhet në shkrim dhe në shqiptim edhe në fjalët me prejardhje të huaj që e kanë. Shqiptohen me **h**, ashtu siç shkruhen, fjalë si: *hajdut, hajmali, haliç, hallkë, hambar, han, haraç, harar, harmoni, hartë, harxh, hasm, hashash, hashure, hava, havan, havjar, hebraik, hejbe, hekzaklorant, helen, helikë, hemoglobinë, hepatit, hibrid, hidrocentral, hidrogjen, higjienë, hipizëm, hipnozë, hipodrom, hipokrit, histeri, histologji, histori, homonim, hordhi, hotel, hyzmet, koherent, kohezion* etj. (dhe jo *ajdut, ajmali, aliç, allkë, ambar, an, araç, arar,*

1) Për fjalët që kanë **h** shih «Drejtshkrimi i gjuhës shqipe» § 27.

*armoni, artë, arxh, asmë, ashash, ashure, ava, avan, avjar, ebraik, ejbe, ekzaklorant, elen, elikë, emoglobinë, epatit, ibrid, idrocentral, idrogjen, igjienë, ipizëm, ipnozë, ipodrom, ipokrit, isteri, istologji, istori, omonim, ordhi, otel, yzmet, koerent, koezion* etj.). Po ashtu, shqiptohen me **h**, siç shkruhen, edhe emrat e përveçëm të njerëzve dhe të vendeve si: *Hajne, Hesiodi, Hipokrati, Homeri, Hagë, Hanoi, Havanë, Hungari* (po kështu *hungarez*).

Herë-herë, nën ndikimin e shqiptimit dialektor, disa fjalë me **h** në pozicion fundor, si p.sh.: *ftoh, mpreh, njoh, shoh* etj., shqiptohen me **f**, p.sh.: *ftof, mpref, njof, shof*. Shqiptimi me **f** i këtyre fjalëve është një shkelje e normës së sotme drejtshqiptimore. Fjalët e mësipërme duhet të shqiptohen kurdoherë me **h** dhe jo me **f**[1].

## BASHKËTINGËLLORJA *RR*

§ 20. Bashkëtingëllorja **rr** është një tingull-fonemë (shih § 3). Ajo mund të ndodhet në fillim, në mes dhe në fund të fjalës; shqiptohet e qartë dhe në mënyrë të dallueshme nga **r**-ja në të tria këto pozicione.

Shqiptohen me **rr** fjalë si:

a) *rrafsh, rrah, (i,e) rrallë, rrap, rras, rrebesh, (i,e) rremë, rrenë, (i,e) rreptë, rresht, rreshtor, rrcth, rreth e rrotull, rrethim, rreze, rrezik, rrëfej, rrëfim, rrëmbej, rrëmih, rrëmujë, rrënoj, rrënjë, rrënjësor, rrëpirë, rrëqethem, rrëshqas, rrëzë, rrëzoj, rri, rrip, rrit, rrjedh, rrjep, rrjetë, rrobë, rrodhe, rroftë, rrogë, rroj, rrok, rrokje, rrokullis, rropatem, rrotë, rruaj (mjekrën,* por *ruaj shtëpinë), rruaza, rrudhë, rrudh, rrudhje, rrufe, fletërrufe, rrugë, rrugor, rrush, rruzull, rrymë* etj.

b) *arrë* (pemë, por: *arë* me *grurë*), *arrogancë, barrë, bërryl, birrë* (pije, por: *birë* «vrimë»), *burracak, burrë, burrëror, ferrë, furrë, karrige, kërrabë, kërriç, korrik, korrje, kurrë, kurriz, mëshqerrë, murriz, përrallë, përrua, (i,e) pjerrët, qerre* («mjet transporti», por: *qere* «sëmundje lëkure»), *qurra, skëterrë, sorrë, sterrë, sharrë, shkurre, terror, terrorist, urra!, zorrë* etj.

---

1) Bëjnë përjashtim fjalët *njoftoj, njoftim* (nga *njoh*), të cilat janë ngulitur prej kohësh në gjuhën letrare, në shkrim e në shqiptim, me trajtën më **f**.



c) *berr, çjerr, derr, ëndërr, horr, kokërr, korr, marr, morr, nxjerr, oborr, qorr, tjerr, tmerr, varr, (i, e) vocërr, vjehërr, zjarr, zhavorr.*

**Shënim 1.** Nga foljet që shqiptohen dhe shkruhen me **rr** në kohën e tashme të dëftores, ato që në të kryerën e thjeshtë pësojnë ndërrimin **je** : **o**, ose **a** : **o**, në këtë kohë shqiptohen dhe shkruhen me **r**: **çjerr** (por: *çora, çore, çori, çorëm, çorët, çorën*), **marr** (por: *mora, more, mori, morëm, morët, morën*), **nxjerr** (por: *nxora, nxore, nxori, nxorëm, nxorët, nxorën*), **tjerr** (por: *tora, tore, tori, torëm, torët, torën*), por: **korr**, *korra, korre, korri, korrëm, korrët, korrën*, **tkurr**, *tkurra, tkurre, tkurri, tkurrëm, tkurrët, tkurrën.*

**Shënim 2.** Shqiptohen dhe shkruhen me **r** dhe jo me **rr** fjalët: *karotë, (i,e) ngurtë, racë, radhë, rebel, remtar, resht* (pushoj), *reshje, regjistër, rënkoj, rol, ryshfet, shter, i pashtershëm* (dhe jo *karrotë, (i, e) ngurrtë, rracë, rradhë, rrebel, rremtar, rresht,* (pushoj) *rreshje, rregjistër, rrënkoj, rrol, rryshfet, shterr, i pashterrshëm*).

## TAKIME BASHKËTINGËLLORESH

### § 21. TAKIMI I *G*-së OSE I *N*-së ME J-në

Ka fjalë dhe trajta fjalësh me theks në rrokjen e parafundit tek të cilat **g**-ja ose **n**-ja e temës takohet me **j**-në e prapashtesës a të mbaresës (*djeg + je, marrëdhën + je, partizan + ja, pedagog + ja* etj.). Për drejtshqiptimin takimi i **g**-së ose i **n**-së me **j**-në s'përbën problem: secili tingull ruan mëvetësinë, shqiptohet si tingull më vete. Duhet pasur parasysh se drejtshkrimi, për të mënjanuar shqiptimin e këtyre dy shkronjave si një tingull të vetëm (**gj**, **nj**), kërkon që fjalët e këtij tipi të shkruhen me **i** dhe jo me **j** (*djegie, marrëdhënie, partizania, pedagogia*). Këto fjalë, pavarësisht nga shkrimi, duhet t'i shqiptojmë me **j** dhe jo me **i** (*djeg + je, marrëdhën + je, partizan + ja, pedagog + ja*), pra njëlloj si edhe fjalët e tjera të formuara në mënyrë analoge, po ku nuk takohet **g**-ja ose **n**-ja me **j**-në, si p.sh.: *ndar + je përhap + je, pjek + je, prit + je; përgjegjës + ja, student + ja*, etj.

# IV. DREJTSHQIPTIMI I FJALËVE ME PREJARDHJE TË HUAJ

§ 22. Në leksikun e gjuhës sonë, në kohë dhe në rrugë të ndryshme kanë hyrë një numër fjalësh nga gjuhë të tjera ose nga terminologjia ndërkombëtare. Këto fjalë, që i takojnë sidomos terminologjisë tekniko-shkencore, kanë depërtuar në gjuhën shqipe kryesisht nëpërmjet gjuhës së shkruar.

Zgjidhjet që janë dhënë në «Drejtshkrimin e gjuhës shqipe» (kreu i tretë) për shkrimin e fjalëve dhe të emrave të përveçëm me prejardhje të huaj, duhet të shërbejnë si bazë edhe për drejtshqiptimin e këtyre fjalëve.

Këtu po ndalemi tek një varg veçorish të shqiptimit të disa grupeve të fjalëve me prejardhje të huaj.

§ 23. Te fjalët që në shkrim kanë **-ia-**, **-ie-**, **-io-**, **-iu-** me **i** të patheksuar në trup të tyre (qoftë kur kjo **i** bën pjesë në rrokje të theksuar, qoftë kur ajo bën pjesë në rrokje të patheksuar), **i**-ja shqiptohet si një tingull që qëndron midis **i**-së dhe **-j**-së, p.sh.: *aviator, brazilian, diagnozë, diafragmë, diagonale, diagramë, dialekt, dialektik, dialektor, dialog, diapazon, diatezë, materializëm, specialist; bankier, kantier, pionier; portier, poliomielit, mision, seksion, sesion, televizion, violinë; barium, silicium, stadium.*

**Shënim.** Te një numër fjalësh të tjera që kanë në trup grupet e mësipërme, **i**-ja ruhet më mirë si e tillë në shqiptim. Këto janë fjalë që fillojnë me elementet *bio-, mio-, trio-*, p.sh.: *biokimi, biologji, biogjen, biosferë, biomekanikë, biofizikë, biotik,-e, bioenergjetikë; miokard, miokardit, miocen, miop; triodë, trioleinë, triolet* etj.

Afërsisht si **j** shqiptohet **-i**-ja edhe te fjalët që përmbajnë grupin **-ie**, në rrokje pastheksore, p.sh.: *arie, malarie, materie, mumie.*

Por te fjalë të tjera të këtij tipi, si: *austriak, elegjiak, industrial, higjienë* etj., ku shqiptimi **i** **i**-së afërsisht si **j** do të krijonte një grup bashkëtingëlloresh që shqiptohet me vështirësi (*strj, gjj*), zanorja **i** edhe gjatë shqiptimit ruan cilësinë e saj, pra shqiptohet **i**.

§ 24. Fjalët me prejardhje të huaj që shkruhen me **-oo-** (*alkool, kooperativë, kooptoj, koordinatë, zoogjeografi, zoolog, zoomorfizëm, zoopatologji, zooteknik* etj.), në stilin e plotë libror shqiptohen me



**-oo-** dhe jo me **-o-**, pra: *alkool, kooperativë, zoologji* etj. (dhe jo *alkol, koperativë, zologji*).

§ 25. Fjalët me prejardhje të huaj që shkruhen me **c** të ndjekur nga zanorja **i** ose **e**, shqiptohen gjithashtu me **c** dhe jo me **ç**: *acid, brakicefal, celebrim, celulë, central, cikël, ciklamin, ciklon, ciklostil, cirilik, cisternë, citrik, deficit, elektricist, incizoj, koncert, koncesion, konciz, proces, recension, recetë, suficit* etj.

Bëjnë përjashtim fjalët *biçikletë, çiklist, çiklizëm, çimento*, shqiptimi dhe shkrimi me **ç** i të cilave është ngulitur prej kohësh.

§ 26. Shqiptohen, ashtu siç shkruhen, d.m.th. me **d**, **t**, dhe jo me **dh**, **th**, fjalët ndërkombëtare me burim nga greqishtja e vjetër, si p.sh.: *olimpiadë, antologji, antropolog, entuziazëm, maratonë, patetik, patolog, simpati, teatër, temë, tezë* etj.

§ 27. Shqiptohen me **l**, ashtu si shkruhen dhe jo me **ll** fjalët me prejardhje të huaj, si: *atlas, diplomat, diplomë, falsifikim, filozof, ideologji, komplot, logjikë. lustër, psikologji, spekuloj* etj.

§ 28. Ndër fjalët me prejardhje të huaj ka të tilla që ende shqiptohen në mënyra të ndryshme. Për shqiptimin e drejtë të tyre duhet të mbështetemi tek drejtshkrimi. Në pajtim me të, do të shqiptohen drejt fjalët si:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *adjutant* | dhe | jo | *axhutant* |
| *agjenci* | » | » | *agjensi, axhensi* |
| *arkipelag* | » | » | *arqipelag* |
| *autobus* | » | » | *autobuz* |
| *bibliotekë* | » | » | *biblotekë* |
| *dezinfektim* | » | » | *dizinfektim* |
| *dispensë* | » | » | *dispencë* |
| *dizenteri* | » | » | *dizanteri* |
| *egjiptian* | » | » | *egjyptian* |
| *ekskavator* | » | » | *eskavator* |
| *ekskursion* | » | » | *eskursion* |
| *higjienë* | » | » | *higjenë, hygjenë* |
| *injeksion* | » | » | *inzheksion, inxheksion* |
| *inventar* | » | » | *iventar* |
| *juri* | » | » | *zhuri* |

| | | | |
|---|---|---|---|
| *kazermë* | dhe | jo | *gazermë* |
| *kolegjium* | » | » | *kolegjum* |
| *kompetencë* | » | » | *kopetencë* |
| *kuotizacion* | » | » | *kotizacion* |
| *lajtmotiv* | » | » | *leitmotiv* |
| *legjion* | » | » | *legjon* |
| *makinë* | » | » | *maqinë* |
| *manjolie* | » | » | *magnolie* |
| *mensë* | » | » | *mencë* |
| *neurolog* | » | » | *nevrolog* |
| *neurologji* | » | » | *nevrologji* |
| *oligarki* | » | » | *oligarqi* |
| *plenum* | » | » | *plenium* |
| *projektor* | » | » | *prozhektor* |
| *psikiatri* | » | » | *psihiatri* |
| *qeramikë* | » | » | *keramikë* |
| *regjisor* | » | » | *regjizor* |
| *reumatizëm* | » | » | *rematizëm* |
| *simfoni* | » | » | *sinfoni* |
| *simptomë* | » | » | *simtomë* |
| *transistor* | » | » | *tranzistor* |
| *volejboll* | » | » | *voliboll* |
| *zero* | » | » | *xero* |
| *zhongler* | » | » | *xhongler* |

si edhe fjalë të tjera të formuara prej tyre ose të një tipi me to.

## V. THEKSI

§ 29. Në gjuhën shqipe theksi mund të bjerë në çdo rrokje të fjalës (*lirí, paralajmërím, drítë, i kujdésshëm, pópulli, i kátërti*), por në pjesën më të madhe të fjalëve bie në rrokjen e parafundit (*mírë, dérë, ngjýrë, rrúgë, gurgdhéndës* etj.). Si rregull, emrat gjatë lakimit dhe foljet gjatë zgjedhimit e ruajnë theksin mbi të njëjtën rrokje (p.sh., *líbër, líbrave; lexója, lexóje, lexónte, lexóva, lexóve, lexói*).



Për fjalët e huaja (qoftë emra të përveçëm ose të përgjithshëm) që hyjnë në gjuhën tonë, theksi zakonisht rregullohet sipas natyrës së shqipes: në shumicën e rasteve bie në rrokjen e parafundit, por në disa raste bie edhe në rrokjen e fundit:

a) Theksi bie në rrokjen e parafundit në fjalë (kryesisht terma ndërkombëtare), si:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *bioníkë-a* | dhe | jo | *biónika* |
| *elektroníkë-a* | » | » | *elektrônika* |
| *kibernetíkë-a* | » | » | *kibernétika etj.* |

b) Theksi bie në rrokjen e fundit në fjalë si:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *bariúm* | dhe | jo | *bárium* |
| *forúm* | » | » | *fôrum* |
| *kaliúm* | » | » | *kâlim* |
| *magneziúm* | » | » | *magnézium* |
| *natriúm* | » | » | *nâtrium* |
| *plenúm* | » | » | *plénum* |

c) Tek një varg huazimesh nga turqishtja, si: *bakër, hatër, hasude, perde, qoshe, qese, teneqe, tenxhere, xhezve, shishe* etj., në gjuhën e folur, nën ndikimin e dialekteve, vihen re luhatje në shqiptim. Këto fjalë në pjesën më të madhe të të folmeve jugore shqiptohen me theks në rrokjen e fundit (*bakër, hatër, ... tenxheré* etj.), ndërsa në të folmet veriore, me theks në rrokjen e parafundit (*bákër, hátër, tenxhére* etj.). Sot, në përgjithësi, është normë letrare shqiptimi i këtyre fjalëve me theks në rrokjen e parafundit (*bákër, hátër, hasúde, pérde, qóshe, qése, tenéqe, tenxhére, xhézve, shíshe* etj.).

# LITERATURË PLOTËSUESE*

## I

### Studime të përgjithshme

Aleksandër Xhuvani — Eqrem Çabej, «*Parashtesat e gjuhës shqipe*, në «Çështje të gramatikës së shqipes së sotme» II, Tiranë, 1975, f. 5-55.

Aleksandër Xhuvani — Eqrem Çabej, «*Prapashtesat e gjuhës shqipe*», Tiranë, 1962

Anastas Dodi, *Drejtshkrimi dhe shqiptimi letrar*, në «Kongresi i Drejtshkrimit të Gjuhës Shqipe» I, Tiranë, 1973, f. 289-298.

Androkli Kostallari, «*Gjuha e sotme letrare shqipe dhe disa probleme themelore të drejtshkrimit të saj*», Tiranë, 1973 dhe në «Kongresi i Drejtshkrimit të Gjuhës Shqipe» I, f. 51-135.

Androkli Kostallari, *Mbi disa veçori strukturore e funksionale të gjuhës letrare shqipe të kohës sonë*, në «Studime filologjike», 2, 1970, f. 3-51 dhe në «Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe» I, Tiranë, 1972, f. 7-50.

Androkli Kostallari, *Mbi tiparet kryesore të shqipes së sotme letrare*, në «Shkencat shoqërore në shkollë», 1967, f. 61-74.

Androkli Kostallari, *Parimet themelore për hartimin e «Fjalorit të gjuhës së sotme shqipe»*, në «Studime filologjike» 2, 1968, f. 43-134 dhe në «Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe» II, Tiranë, 1972, f. 3-78.

*Formimi i gjuhës letrare kombëtare shqipe dhe veçoritë themelore të normës së sotme gjuhësore* (dispensë, botim i Fakultetit të Shkencave Politiko-Juridike) Tiranë, 1975, I 136 f., II 326 f.

Jorgji Gjinari, *Gjuha letrare, drejtshkrimi dhe dialektet e shqipes*, në «Kongresi i Drejtshkrimit të Gjuhës Shqipe» I, Tiranë, 1973, f. 299-307.

*) Kjo literaturë plotësuese përfshin një numër studimesh të rëndësishme për gjuhën e sotme letrare, të cilat mund t'u shërbejnë të gjithë atyre që dëshirojnë të zgjerojnë e të thellojnë njohuritë në këtë fushë. Duke qenë se një pjesë e këtyre studimeve janë shkruar disa kohë më parë, në to nganjëherë ka zgjidhje e përfundime që nuk janë tërësisht në pajtim me normën e sotme letrare. Në të gjitha këto raste duhen pranuar si normative zgjidhjet e rekomandimet që jepen në tekstin «*Gjuha letrare shqipe për të gjithë*» dhe në botimet e fundit të gramatikave shkollore.



## II

### Studime të veçanta

Ali Dhrimo, *Formimi i mbiemrave në gjuhën e sotme shqipe*, në «Studime filologjike» 3, 1972, f. 43-80 dhe në «Çështje të gramatikës së shqipes së sotme» II, Tiranë, 1975, f. 141-188.

Ali Dhrimo, *Vëzhgime rreth ngulitjes së normës gjuhësore në publicistikën e pasçlirimit*, në «Studime filologjike» 3, 1969, f. 125-152.

Androkli Kostallari, *Kompozitat dëshirore dhe urdhërore të shqipes*, në «Studime filologjike» 4, 1968, f. 23-70 dhe në «Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe» I, Tiranë, 1972, f. 153-190.

Androkli Kostallari, *Kompozitat ekzocentrike të shqipes si tema fjalëformuese*, në «Buletin i Universitetit Shtetëror të Tiranës», seria shkencat shoqërore, 3, 1962, f. 3-48 dhe në «Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe» I, Tiranë, 1972, f. 95-135.

Androkli Kostallari, *Mbi disa veçori të fjalës së përbërë në gjuhën shqipe*, në «Buletin i Universitetit Shtetëror të Tiranës», seria shkencat shoqërore, 3, 1961, f. 3-24 dhe «Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe» I, 1972, f. 75-90.

Enver Hysa, *Formimi i ndajfoljeve me prapashtesa në shqipen e sotme letrare*, në «Studime filologjike», 1, 1970, f. 111-120.

Fatmir Agalliu, *Emrat që përdoren vetëm në shumës në gjuhën shqipe*, në «Çështje të fonetikës dhe të gramatikës së shqipes së sotme» I, Tiranë, 1972, f. 87-105.

Ferdinand Leka — Sofika Morcka, *Zhvillimi dhe pasurimi i terminologjisë pas Çlirimit*, në «Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe» II, Tiranë, 1972, f. 185-194.

Jani Thomaj, *Mbi rendin e fjalëve në strukturën e frazeologjizmave të shqipes*, në «Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe» I, Tiranë, 1972, f. 385-394.

Mehmet Çeliku, *Çështje të normës morfologjike në letërsinë artistike pas Çlirimit*, në «Studime filologjike» 3, 1969, f. 109-124.

Menella Totoni, *Konstrukte me folje aspektive të fillimit të veprimit në gjuhën shqipe*, në «Studime filologjike» 1, 1968, f. 85-96.

Menella Totoni, *Trajtat e pjesores së foljeve me temë në likuide në toskërishten*, në «Studime filologjike» 4, 1965, f. 133-140.

Miço Samara, *Mbi leksikun politiko-shoqëror të shqipes dhei mbi zhvillimin e tij pas Çlirimit*, në «Studime mb leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe» I, Tiranë, 1972, f. 275-282.



Miço Samara, *Vëzhgime mbi antonimet me parashtesa në gjuhën shqipe*, në «Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe» I, Tiranë, 1972, f. 237-243.

Pavli Haxhillazi, *Vëzhgime mbi mbiemrat foljorë me prapashtesën* **-shëm** *në gjuhën shqipe*, në «Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe» I, Tiranë, 1972, f. 257-272.

Shaban Demiraj, «*Çështje të sistemit emëror të gjuhës shqipe*», Tiranë, 1972.

Xhevat Lloshi, *Mbi studimin e veçorive stilistike të shqipes*, në «Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe» I, Tiranë, 1972, f. 477-487.

# PASQYRA E LËNDËS

Faqe





Faqe

Faqe




Tirazhi: 30 000 kopje    Formati: 60 x 88/16    Stash. 2204-72

Shtypur në Kombinatin Poligrafik
Shtypshkronja «MIHAL DURI» — Tiranë


1976